# PJESA E PËRGJITHSHME

## KAPITULLI I

## BIMA, DROGA MJEKËSORE DHE SUBSTANCAT E TYRE VEPRUESE

**1. Ç'janë bima, droga dhe përzierja e drogave mjekësore?**

*Bimë mjekësore* quhen të gjitha bimët që përmbajnë *substanca vepruese*, të cilat parandalojnë, lehtësojnë ose shërojnë sëmundje të ndryshme.

Bimët mjekësore mund të mblidhen ashtu siç janë ose mund të merren nga ato vetëm pjesët e veçanta (si lulet, gjethet, rrënjët e rizomat, frytet, farët, lëvoret, degët, sythet, etj.) që janë më të pasura me substanca vepruese. Si bima e tërë mjekësore, ashtu edhe pjesët apo organet e saj, *në gjendje të tharë*, quhen *droga mjekësore bimore*.

Vlera e bimës dhe e drogës mjekësore varet nga lloji dhe sasia e substancave vepruese që ato përmbajnë. Pikërisht për këtë arsye bimët mjekësore dhe organet e tyre mblidhen *në periudhën* kur janë më të pasura me substanca mjekuese. Kjo kohë, në shumicën e rasteve, përputhet me shkallën më të lartë të zhvillimit të bimës ose të organit të saj.

Sasia dhe lloji i substancave vepruese që përcaktojnë vlerën mjekuese të bimës apo të drogës mjekësore bimore varen jo vetëm nga periudha e zhvillimit të bimës,

por edhe nga faktorë të tjerë, siç janë, p.sh., toka, klima, mosha e bimës, gjendja e saj, etj.

Në varësi të natyrës fiziko-gjeografike të shumëllojshme, si dhe të kushteve të posaçme klimatike, flora e vendit tonë përmban shumë bimë mjekësore, të cilat janë të një cilësie të lartë.

Bimët dhe drogat mjekësore mund të përdoren vetëm, p.sh. lulekamomili, bar lulebasani, etj., ose nganjëherë të përziera në mënyrë të përshtatshme që të bëhen më të efektshme. Këto bimë, të vetme ose të përziera, të grimcuara ose të copëtuara, të shoqëruara ose jo me substanca të tjera medikamentoze, që përdoren për të parandaluar, lehtësuar ose shëruar sëmundje të ndryshme, janë quajtur *përzierje e drogave mjekësore* (specie).

## 2. Substancat vepruese të bimëve mjekësore

Përbërja kimike e bimëve mjekësore është shumë e ndërlikuar dhe substancat që gjenden në to janë të shumëllojshme. Ndërmjet këtyre substancave, më kryesoret janë të ashtuquajturat substanca vepruese (si alkaloidet, esencat, heterozidet, saponinet, taninet, etj), të cilat kanë veprim mjekues dhe përcaktojnë vlerën e çdo droge mjekësore. Bimët me *alkaloide* përmbajnë substanca me veprim të lartë, të cilat ndikojnë mbi sistemin nervor, mbi enët e gjakut, etj, dhe janë helmuese; dozimi i saktë i tyre ka rëndësi të veçantë, meqenëse çdo shmangie në këtë drejtim çon në helmime me pasoja vdekjeprurëse.

Bimët me *esenca* dhe *rrëshira* që njihen me lehtësi në saje të aromës së tyre, kanë veprim të larmishëm. Disa veprojnë në sistemin nervor qendror dhe disa të tjera ndikojnë në shtimin e lëngjeve tretëse dhe, si rrjedhim, në oreksin etj. Shumica e esencave e skuqin (acarojnë) lëkurën, pengojnë zhvillimin dhe rritjen e mikrobeve. Shumë bimë me esenca shtojnë urinimin, largojnë gazet nga zorrët, etj.



Në bimet me *vitamina* gjejmë substanca të domosdoshme për ruajtjen e ekuilibrit. Pakësimi ose mungesa e vitaminave në trupin e njeriut shkakton lindjen e sëmundjeve të ndryshme.

Bimët me *heterozide*, së bashku me ato me alkaloide dhe me esenca, përfaqësojnë grupin më të madh të bimëve mjekësore. Heterozidet janë sheqerna të lidhura me substanca vepruese, kanë veti të veprojnë në mënyrë specifike, në një ose disa organe të njeriut. Kështu, p.sh., ndërsa grupi i heterozideve antrakinonike përqëndrohet në zorrën e trashë dhe nxit të dalët jashtë pa acaruar aparatin tretës, grupi i heterozideve kardiotonike vepron në zemër dhe në veshka.

Bimët me *taninë* kanë veprim rrudhës, prandaj përdoren në mjekësi për të ndaluar heqjen e barkut, për të mbytur bakteret, për të mjekuar majasellin, etj.

Bimët me *saponine* japin lëngje ujore që kanë veti të shkumbëzojnë kur tunden. Po të merren nga goja në sasi të vogla, ato ngacmojnë mukozën e stomakut dhe të zorrëve, kurse në sasi të mëdha shkaktojnë edhe acarime të rënda. Në shumë raste, disa nga këto bimë ndihmojnë në nxjerrjen e gëlbazës nga rrugët e frymëmarrjes, ndërsa të tjera nxisin të dalët jashtë dhe urinimin.

Bimët me *substanca të hidhura* në përgjithësi shtojnë rrjedhjen e lëngjeve që përmirësojnë tretjen e ushqimeve. Substancat *me natyrë sheqerore* takohen pothuajse në të gjitha bimët mjekësore. Substancat sheqerore të asimilueshme kanë rëndësi të veçantë si lëndë ushqyese (glucide të thjeshta, amidoni, inulina, etj), ndërsa të paasimilueshmet (siç janë mucilagjet, pektinat, gomat, etj) si lëndë zbutëse; ato rregullojnë mekanikisht të dalët jashtë dhe nganjëherë veprojnë edhe kundër heqjes së barkut, meqenëse pakësojnë mahisjen e indeve të acaruara të mukozës së zorrës.

Sot shumë autorë u japin rëndësi substancave, të cilat më parë konsideroheshin si të plogëta (kripërat minerale, acidet organike, vitaminat, etj); këto substanca

ndikojnë në thithjen dhe qëndrueshmërinë e substancave vepruese, në normalizimin e funksioneve jetësore, rritjen e fuqisë mbrojtëse të organizmit, neutralizimin e substancave helmuese (duke shpejtuar jashtëqitjen e tyre), rivendosjen e ekuilibrit të kripërave, e tjera.

Pra, bimët dhe drogat mjekësore janë barishte që përmbajnë substanca kimike natyrale, me përbërje nga më të ndërlikuarat.



**KAPITULLI II**

# FORMAT E PËRDORIMIT TË BIMËVE MJEKËSORE NË FAMILJE DHE NJËSITË MATËSE TË TYRE

**1. Cilat janë format e përdorimit të bimëve dhe të specieve mjekësore?**

Pjesa më e madhe e bimëve mjekësore përdoret në gjendje të thatë. Bimët e thara (drogat) përdoren në familje në formë çaji, pluhurash, llapash, etj.

Në varësi nga struktura e drogës (e fortë, e butë, etj) dhe e substancave që përmban, çaji përgatitet në këto 3 forma kryesore: *infuz* ose *përvalesë*, *dekokt* ose *valesë* dhe *macerat*.

**Infuzi** është çaji që fitohet duke përvëluar me ujë të valuar droga të buta siç janë lulet, gjethet, disa lloje farash, etj, si dhe droga që përmbajnë substanca vepruese që prishen ose avullohen gjatë zierjes së zgjatur siç janë, p.sh., esencat, etj. Infuzi përgatitet gjithnjë në enë të cinguara e të mbuluara me **kapak** në mënyrë që të mënjanohet humbja e lëndëve që avullojnë. Kjo formë pra përgatitet pa e zier drogën. Uji i valuar hidhet mbi drogë dhe përzierja lihet të qëndrojnë për 5-15 minuta në qetësi. Për përgatitjen e infuzit përdoren zakonisht një deri tri lugë kafeje droge ose çaj të grimcuar për një gotë ose filxhan çaji me ujë. Rekomandohet që infuzi të përgatitet në sasi që mund të konsumohet menjëherë ose gjatë ditës. Në përgjithësi infuzi i përgatitur është ushqim i preferuar i mikrobeve të ndryshme që

ndodhen me shumicë në ajër, të cilat helmojnë çajin me produktet e këmbimit lëndor të tyre. Për pasojë përdorimi i infuzit të ndenjur shkakton nganjëherë çrregullime të ndryshme, siç janë të vjellët, trazirat e stomakut e të zorrëve, etj. Prandaj, nuk duhet të lejohet përdorimi i çajit të përgatitur një ose disa ditë më parë. Veç kësaj infuzi, pasi të përgatitet, duhet të ruhet në enë qelqi dhe jo metalike, sepse në rastin e fundit çaji nganjëherë bashkëvepron me metalin duke liruar lëndë të dëmshme. Si rregull infuzi ruhet në vende të errëta dhe të freskëta, në temperaturën e dhomës ose në frigorifer.

**Dekokti** është çaji lëng që fitohet duke zier në ujë droga të forta, siç janë rrënjët e rizomat, drurët, lëvoret, degët, etj. Dekokti përgatitet duke zier 10 deri 30 minuta drogën ose përzierjen e bimëve në një enë të mbuluar me kapak. Drogat që janë më të forta dhe më të drunjëzuara kërkojnë kohë më të gjatë për t'u zier.

Për përgatitjen e dekoktit nuk duhet hedhur mbi drogë ujë të valuar. Përkundrazi, droga duhet zhytur në ujë të ftohtë, duhet ngrohur deri në zierje; nga ky çast duhet të llogaritet koha e zierjes së saj. Për përgatitjen e dekoktit hidhen zakonisht një deri tri lugë kafeje me drogë ose përzierje të grimcuara në një gotë ose filxhan çaji me ujë. Dekokti pihet njëherësh, ose të shumtën gjatë ditës, sepse në këtë mënyrë mbeten të paprishura të gjitha substancat që përmban droga.

**Macerati** është lëngu që fitohet duke mbajtur të zhytur drogën në një tretës (ujë, alkool, verë, etj) për një kohë të caktuar. Përgatitja e maceratit, duke përdorur ujin si tretës, rekomandohet për drogat që përmbajnë substanca që jargëzojnë (mucilagje, pektina, etj) dhe bëhet duke zhytur drogën në ujë të ftohtë për disa orë (zakonisht 6 deri 12 orë) ose për disa ditë me radhë.

**Në të tri rastet e mësipërme** çaji lëng që fitohet, kullohet nëpërmjet një nape; infuzet dhe dekoktet pihen të ngrohta. Nganjëherë çaji mund të pihet i ëmbëlsuar (mundësisht me mjaltë) sipas dëshirës. Çaji rekomandohet të pihet me gllënjka, nga 3 gota në ditë,



të cilat merren në mëngjes esëll, pas dreke dhe në darkë para fjetjes. Çaji i gatshëm, pavarësisht nga mënyra e përgatitjes, duhet të përdoret nga i sëmuri brenda 24–48 orëve nga çasti i përgatitjes, përndryshe, duke qenë mjedis i përshtatshëm për zhvillimin e mikroorganizmave, ai prishet. Çaji lëng me erë thartire, me turbullirë dhe me ndryshim ngjyre, nuk duhet përdorur.

**Pluhurat** përgatiten duke pluhurosur imët në haven bimët e thara. Disa pluhura kanë veti të njëjta mjekuese me ato të çajit që fitohet prej tyre. Pluhurat mund të merren të përziera me ushqime.

**Llapatë** përbëhen nga pluhura të drogave të zbutura në ujë të ngrohtë. Ato i përngjajnë, kështu, një brumi të butë, i cili pasi përhapet më parë mbi një nape ose pëlhurë vihet mbi pjesën e dëmtuar të trupit të njeriut.

Përveç formave të mësipërme, të cilat për thjeshtësinë e përgatitjes së tyre përdoren në familje, drogat mjekuese përdoren edhe në forma të tjera të shumta, prej të cilave më të zakonshmet janë *ekstraktet, tinkturat*, etj., që përgatiten në farmaci.

**Ekstraktet** janë macerate ujore ose alkoolike, të cilat përqëndrohen duke i avulluar në fund të procesit të macerimit. *Tinkturat* janë macerate alkoolike, që përgatiten duke lënë të zhytur 10 deri 40 ditë 1 pjesë droge në 5 pjesë alkool 70%. Lëngu që fitohet kullohet nëpërmjet një nape ose letër filtri.

## 2. Disa njësi matëse të drogave dhe çajrave mjekësore

**Njësitë matëse për drogat dhe çajrat mjekësore janë:**

– *Një lugë kafeje*, e mbushur plot *përmban 1,5-2 g përzierje drogash.*
– *Një lugë gjelle*, e mbushur plot *përmban rreth 5 g përzierje drogash.*
– *Një lugë gjelle*, e mbushur plot *përmban rreth 4 g lule ose gjethe.*
– *Një lugë gjelle*, e mbushur plot *përmban rreth 8 g rrënjë ose drurë.*
– *Një lugë gjelle*, e mbushur plot *përmban rreth 7,5 g fara ose bishta.*

**Njësitë matëse për çajin (lëng) janë:**

— *Një lugë kafeje e mbushur plot përmban 5 g çaj (lëng).*
— *Një lugë gjelle e mbushur plot përmban 15 g çaj (lëng).*
— *Një filxhan kafeje e mbushur plot përmban 50 gr çaj (lëng).*
— *Një filxhan çaji e mbushur plot përmban 100 g çaj lëng.*
— *Një gotë uji e mbushur plot përmban 150-200 g çaj (lëng).*

**Njësitë matëse për përgatitjen e çajit të lëngut infuz, dekokt, macerat janë:**

— një deri tri lugë kafeje ose 1 lugë supe e mbushur plot me drogë ose çaj për një gotë me ujë, ose,
— gjashtë lugë gjelle të mbushura plot me drogë ose çaj mjekësor për 1 litër ujë.

**Dozat e mjekimit me çaj (lëng) janë:**

Të rriturit marrin mesatarisht 3 gota me çaj në ditë (një gotë në mëngjes esëll, një gotë pas dreke dhe një gotë para fjetjes). Ka raste kur çaji merret me lugë gjelle.

*Fëmijët e moshës 6-14 vjeç marrin 1/2 e dozës së të rriturve.*

*Fëmijët e moshës 2-6 vjeç marrin 1/4 e dozës së të rriturve.*

*Fëmijët e moshës 0-2 vjeç marrin 1/8 e dozës së të rriturve.*

**Koha e zgjatjes së kurës me droga mjekësore**

Zakonisht veprimi mjekues i bimëve dhe i çajrave mjekësore nuk është i menjëhershëm, por i ngadalshëm, prandaj kura duhet të vazhdojë dy deri katër javë. Bimët mjekësore janë mjaft të efektshme dhe pa veprime anësore, gjë që vihet re te substancat kimike sintetike.

**Dozat e përgjithshme të drogave dhe të përzierjeve të tyre që livrohen nga farmacitë:**

Drogat dhe përzierjet e tyre që përshkruhen në këtë broshurë dhe që gjenden në farmacitë tona zakonisht jepen për 10 doza, pra sasia e ambalazhuar e tyre lëviz, sipas rastit, *nga 30 deri në 100 g.*



**KAPITULLI III**

# MBLEDHJA DHE RUAJTJA E BIMËVE MJEKËSORE

## 1. Shkurtazi mbi mbledhjen e bimëve mjekësore

Për ata që dëshirojnë të mbledhin vetë bimë mjekësore, po japim shkurtazi rregullat që vijojnë:

**Organet mbitokësore të bimës:** bari, d.m.th. e gjithë pjesa mbitokësore e bimës mblidhet zakonisht, para lulëzimit të bimës; **majat e lulëzuara** mblidhen kur lulet e tyre fillojnë të çelin, ndërsa **gjethja** mblidhet para lulëzimit, por jo kur fillon të bjerë vetvetiu; **lulja** mblidhet kur është ende burbuqe ose kur porsa ka çelur; **lëvoret dhe drurët** mblidhen në pranverë para daljes ose në vjeshtë pas rënies së gjetheve; **farat dhe frytet** mblidhen, zakonisht, në kohën e pjekjes së tyre. Kujdes duhet patur për frytet që çahen; këto mblidhen pak para pjekjes së tyre të plotë.

**Organet nëntokësore** (si rrënja, rizoma, zhardhoku) mblidhen jashtë periudhës së vegjetacionit të plotë; për bimët dyvjeçare mbledhja bëhet në vjeshtën e vitit të parë ose në pranverën e vitit të dytë, kurse për shumëvjeçaret në vjeshtë ose në pranverë.

Mbledhja bëhet në kohë të thatë, mundësisht në mëngjes, pasi të jetë tharë vesa dhe kurrë në kohën e shiut, me përjashtim të rrënjëve që mund të mblidhen pas periudhave me shi.

**2. Çfarë duhet të kemi parasysh për ruajtjen e bimëve dhe të drogave mjekësore**

Bimët mjekësore ose organet e tyre rrallë përdoren në gjendje të freskët. Bimët e freskëta zakonisht shërbejnë si lëndë e parë, nga të cilat distilohen esencat, nxirret lëngu me shtrydhje, përgatiten alkoolaturat, etj. Por në shumën e rasteve, bimët e mbledhura thahen në masën e kërkuar, me qëllim që të ruhen për një kohë pak a shumë të gjatë. Pra, bimët, në shumicën e rasteve, përdoren të thara, *d.m.th. në formën e drogave.*

Pas pastrimit të bimëve të mbledhura një vëmendje e madhe i kushtohet tharjes së tyre. Mënyrat e tharjes janë të shumta:

— **Tharja në ajër të lirë dhe në diell** bëhet duke i hapur bimët ose organet e mbledhura në shtresa të holla mbi pëlhura, rrogoza, tabake etj. dhe jo drejtpërdrejt në tokë. Kjo metodë tharjeje nuk lejohet as për lulet, sepse prishet ngjyra e tyre, as për bimët me esenca, meqenëse këto të fundit avullohen, gjë që ul cilësinë e drogës. Për ta mbrojtur bimën nga kondensimi i vesës së mëngjesit rekomandohet mbulimi i saj.

— **Tharja në hije dhe nën strehë** bëhet në hangarë, nën çatitë e banesave, në depo, etj., ku bima e mbledhur hapet zakonisht në trina, ose në shtretër me tel dhe pëlhurë.

— **Tharja me ajër të ngrohtë dhe të thatë** bëhet zakonisht në mjedise që kanë soba të ngrohura (ndezura); në këtë rast mund të punohet në çdo kohë, ditën dhe natën.

— **Koha** që nevojitet për tharjen e pjesëve të ndryshme të bimës ndryshon sipas stinës, natyrës së bimës apo organit të saj dhe mënyrës së tharjes. Lulet në përgjithësi thahen për 3-8 ditë në verë dhe për 8-14 ditë në pranverë e vjeshtë, gjethet dhe barërat me strukturë normale për 3-6 ditë në verë dhe për 10-14 ditë në pranverë dhe vjeshtë, rrënjët dhe rizomat për 14 ditë në verë dhe për 21 ditë në pranverë e vjeshtë, etj.

Gjatë tharjes. nga bima avullohet shumë ujë dhe për pasojë ajo humbet në peshë. Kështu, për *një pjesë* bime



ose organi të saj të tharë, duhet të merren të njoma: 3,5 pjesë për rrënjë, 5 lule, 5,3 gjethe, 2,5 fara etj.

Pas tharjes, drogat mjekësore bimore duhen ruajtur në vende pa lagështirë, të mbrojtura nga drita, pluhuri, ajri, etj. Kujdes duhet patur veçanërisht për lulet e gjethet, të cilat rekomandohet të ruhen në kuti teneqeje ose në shishe qelqi të mbyllura mirë dhe në qeska plasmasi.

Vemë në dukje se drogat dhe *speciet e ruajtura në kushte të përshtatshme në vende të thata etj., ruajnë veprimtarinë e tyre 18 deri në 24 muaj nga data e grumbullimit, prandaj duhet patur gjithnjë parasysh që bimët mjekësore të konsumohen brenda afatit të sipërshënuar.*

KAPITULLI IV

# SËMUNDJET SIPAS ORGANEVE, DIETA DHE MJEKIMI ME BIMË DHE ÇAJRA MJEKËSORE*)

## 1. SËMUNDJET E GOJËS

Hapësira e gojës shërben si portë për depërtimin e shkaktarëve të ndryshëm që sjellin sëmundje infektive, të karakterit të përgjithshëm. Nëpërmjet saj kalojnë mikrobet që vijnë nga jashtë ose që ndodhen në mbulesat e saj mukoze. Nga kjo del e qartë se higjiena e gojës është kusht i rëndësishëm për të parandaluar jo vetëm sëmundjet e përgjithshme, por edhe ato lokale që mund të zhvillohen në gojë në formë të plagëve, djegieve, pezmatimeve (inflamacioneve) dhe që shoqërohen me çrregullime të gëlltitjes, përtypjes, të të folurit etj. Shpesh sëmundjet e stomakut janë pasojë e sëmundjeve të gojës dhe veçanërisht të dhëmbëve, sepse mikrobet e tyre, mund të shumëzohen e të shpërndahen edhe në tërësinë e organizmit, duke shkaktuar shpesh sëmundje të rënda e vdekjeprurëse. Sëmundjet e kyçeve, të zemrës e të veshkave janë pasojë e qelbëzimit të bajameve, e prishjes së dhëmbëve, etj. Këto sëmundje vijnë edhe si pasojë e duhanit, e helmeve industriale, etj. Për këtë arsye është e nevojshme që të merren masa për parandalimin e sëmundjeve të dhëmbëve, të iritimit dhe të

*) Numrat në kllapa përbri bimëve që takohen në këtë kapitull tregojnë renditjen e bimës në pjesën e dytë «të veçantë» dhe jo faqen e tekstit.



inflamimit të gingivave, të qelbëzimit të mukozave dhe veçanërisht të bajameve. Gjatë këtyre sëmundjeve këshillohen ushqime të pasura me substancë mucilagjinoze, pektinike dhe me konsistencë të butë, dhe jo ushqime me substanca irrituese dhe djegëse etj. Shumë bimë mjekësore përdoren për higjienën e gojës dhe për ruajtjen e saj nga ndikimet e mikrobeve patogjene.

**Era e keqe e gojës** ndikon negativisht në të sëmurin; në raste të veçanta, ajo mund të shkaktojë gjendje depresive, mënjanim nga shoqëria, mërzitje te i sëmuri dhe bezdi te personat që e rrethojnë.

Shkaqet e erës së keqe të gojës janë të shumta e të ndryshme. Midis këtyre mund të përmendim tretjen me vështirësi të stomakut, erën e vetë substancave ushqimore (sikurse ndodh kur hahet hudhër), disa sëmundje të rënda dhe të zgjatura të veshkave dhe të metabolizmit (si në sëmundjen e sheqerit, qelbëzimin e bajameve, të sinuseve, mushkërive) si dhe prishjen e dhëmbëve kariozë.

Mjekimi i erës së keqe të gojës lidhet me trajtimin e sëmundjes kryesore që e shkakton atë. Por ushqimi i rregullt me fruta e zarzavate të freskëta, të dalët jashtë normal, higjiena e gojës dhe jeta e rregullt lehtësojnë mënjanimin e kësaj gjendjeje jo të këndshme. Në zhdukjen apo dobësimin e saj ndikojnë dhe një sërë drogash me origjinë bimore, që përmbajnë esenca me erë të këndshme dhe me veti antiseptike, siç janë: bari i bishtamithit (12), lëvoret e limonit (65) dhe të portokallit, baronica (14), e tjera.

Kundër acarimit të gojës dhe kundër aftës përdoren droga që përmbajnë tanine, si arrat (5), etj. dhe droga me esenca antiseptike të kombinuara me tanine, siç janë sherbela (133), zhumbrica (153), rozmarina (116), boronica (14), vërriu i zi (148), podiqja (106), e tjera. Për mjekimin e mbulesës mukoze të acaruar të gojës në farmacitë tona livrohet pa recetë mjekësore preparati «Myrrha-Bebi» që përgatitet me lëndë të parë bimore.

**Acarimi dhe mahisja e bajameve** (angina), janë sëmundje me fillim të shpejtë, të cilat shpeshherë marrin edhe karakter të zgjatur (kronik), dhe vijnë si pasojë

e rrufës, e ftohjeve të zakonshme ose e prekjeve nga sëmundje të rënda infektive (difteria, skarlatina) dhe e përdorimit të pijeve e ushqimeve të ftohta. Këto të fundit shkaktojnë skuqjen dhe inflamacionin e mukozës së grykës dhe të bajameve, duke vështirësuar gëlltitjen, përtypjen, të folurit, që shoqërohen nganjëherë me dhembje gryke, veshi, koke dhe me nxehjen e pjesëve të ndryshme të trupit. Këto sëmundje duhet të diagnostikohen në kohë, që të merren masa përkatëse në varësi të shkakut të lindjes së tyre, për të parandaluar ndërlikimet e mundshme në kyçe, veshka e zemër, që shpesh janë të rënda dhe me pasoja serioze për jetën e të sëmurit. Midis bimëve mjekësore që preferohen për mjekimin e anginës, të faringitit dhe të laringitit janë ato me veprim zbutës, që përmbajnë mucilagje e pektina, siç janë mëllaga (87), mëllaga e bardhë (88), thundërmushka (142), çaji kundër acarimit të fytit (157), gjethe delli (40), disa droga me taninë, si arra (5), manaferra (77), mjedhra (93), luleshtrydhja (73), etj., disa droga me esenca antiseptike, siç janë çaji për gargarë (158), etj. Veçanërisht vlerësohen bimët aromatike me veprim antiinflamator, si kamomili (47), bishtamithi (12) etj. Ajo mjekohet edhe duke lyer grykën me lëng limoni të holluar me ujë ose me lëng limoni, glicerinë, acid borik, nishadër, etj.

## 2. SËMUNDJET E HUNDËS.

Pezmatimi i mbulesës së mukozës së hundës (rrufa) lind për shkaqe të ndryshme, por më shpesh nga të ftohtit, nga nuhatja e pluhurave helmuese dhe nga faktorë alergjikë. Rrufa mund të kalojë lehtë dhe shpejt ose mund të marrë karakter të rëndë e të zgjatur. Ajo shpesh shoqërohet me dhembje të kockave të fytyrës, gingivave, veshëve, të cilat shtohen veçanërisht kur pas një pune të lodhshme kalohet në mjedise të ftohta dhe me lagështirë; ajo zhvillohet më lehtë te njerëzit e mësuar në mjedise të ngrohta dhe me tym e ajër të nxehtë, sesa te njerëzit e kalitur fizikisht në mjedise të



hapëta dhe me ajër të freskët, që lahen me ujë të ftohtë etj.

Si mjete ndihmëse për mjekimin e rrufës rekomandohen çajra të ngrohta që përmbajnë vitaminë C, tanine dhe esenca antiinflamatore, si, p.sh., çaji familjar (156), çaji mjekësor për zbutjen e kollës (159), gjethedelli (40), bliri (13), thundërmushka (142), rigoni (45), çaji i malit (18), shtogu (136) etj. Si preparate farmaceutike me produkte bimore dhe që livrohen në farmacitë tona pa recetë mjeku, mund të përmendim Kamiolin dhe Rhinolin që përdoren me pika në hundë.

Për mjekimin e rrufës mjekësia popullore përdor 1 lugë me oriz, piper e dyllë, të cilët, pasi përzihen, digjen në zjarr dhe tymi që lirohet nuhatet nga i sëmuri; sipas një metode tjetër, thithet tymi që del nga djegia e sheqerit me kafe; i sëmuri mbulohet mirë në dhomë të nxehtë derisa të djersitet.

Hemorragjia nga hunda (epistaksis), si rregull, vjen nga hipertensioni, nga sëmundje të gjakut, nga pamjaftueshmëria e punës të mëlçisë, nga nefriti, diabeti, etj. Ajo vjen edhe nga sforcimi fizik e ndejtja për një kohë të gjatë në diell, nga thithja e pluhurave dhe e tymrave të dëmshëm, nga goditja e hundës, nga rrufa, etj. Hemorragjia e hundës mjekohet lokalisht (duke shtypur hundën me gisht, duke vënë akull mbi të, duke futur copa pambuku hemostatik, etj.) me rrugën e përgjithshme (sipas shkakut përdoren koagulantë, vitaminat C, P e K, antibiotikë kur bëhet tamponim, etj.) dhe kirurgjikale.

Për mjekimin e hemorragjisë nga hunda rekomandohen edhe disa bimë, si bari i bishtkalit, hithra, bari i patës, bukaleret e dushkut, frytet e blirit etj. Bishtkali merret gjatë ditës në formë çaji (dekokti) që fitohet duke zier 50 g drogë në 500 g ujë. Bukaleret e dushkut përdoren në formë pluhuri, i cili thithet me hundë. Po kështu përdoren edhe frytet e blirit, por të njomura më parë me uthull, etj. Rezultate të mira kundër hemorragjisë së hundës jep nganjëherë edhe vendosja në hundë e pluhurit të lëvozhgave të vezëve paraprakisht të kaurdisura.

## 3. SËMUNDJA E STOMAKUT:

a) **Gastriti** ose pezmatimi i mukozës së stomakut lind nga irritimi i saj nga substanca të ndryshme kimike, nga produkte jo të mira ushqimore, nga toksiko-infeksione, nga faktorë alergjikë etj. Sëmundja karakterizohet nga ndryshime funksionale, sekretore në stomak, që shoqërohen me prerje oreksi, me etje, me prishje të shijes, me rëndim dhe fryrje të stomakut, me urth, pështjellim e të vjella, me dhembje barku, që mund të shkaktojnë ngritjen e temperaturës, disa herë edhe simptomatologji të përgjithshme, si marrje mendësh, dhembje koke, dobësi, shpejtim pulsi dhe ulje të presionit të gjakut.

Mjekimi me kohë dhe dieta e përshtatshme e shëron sëmundjen për pak ditë, në rast të kundërt ajo merr karakter kronik. Gastriti kronik lind nga mosmarrja në rregull e ushqimit, nga helmimet kronike, si, p.sh., nga alkooli dhe duhani, nga helmimet profesionale, etj. Në gastrit kronik mund të shtohet sekretimi i stomakut ose mund të pakësohet.

Shtimi i sekretimit të lëngut të stomakut shoqërohet me djegie të vazhdueshme të këtij të fundit, nganjëherë me të vjella dhe me kapsllëk. Disa herë vihen re shqetësime të përgjithshme, si lodhje e shpejtë, prishje e gjumit, nervozizëm etj. Në këtë sëmundje duhet të respektohet dieta, veçanërisht në fazën fillestare dhe në atë të riakutizimit të procesit dhe të ndalohet duhani dhe pijet alkoolike.

Pakësimi i sekretimit të lëngut të stomakut shoqërohet me çrregullime në zorrë, me kapsllëk, etj.; në disa raste vihen re dhe çrregullime psikike. Të sëmurët ankohen shumë, vuajnë nga frika e kancerit dhe bëhen hakmarrës. Në rastet e theksuara, nga goja ndjehet erë veze e keqe, pshtjellim dhe rëndim i stomakut, të vjella periodike. Në dietën e të sëmurëve me gastrit, zarzavatet zënë një vend me rëndësi, sepse ato ndihmojnë në sekretimin e të gjitha gjëndrave të aparatit tretës, sidomos të atyre të stomakut. Kështu, p.sh., lëngu i lakrës shton sekretimin e lëngut të stomakut, prandaj rekomandohet në gastritet kronike, që shoqërohen me ulje të sekretimit, kurse lëngu i patates dhe i karrotës, përkundrazi, e ulin sekretimin e këtij lëngu, prandaj rekomandohen në gastritet që shoqërohen me shtimin e sekretimit.

Perimet bëjnë mirë edhe pse përmbajnë, celulozë, e cila shton prodhimin dhe harxhimin e lëngut të tëmthit dhe nxjerr jashtë organizmit kolesterinën, duke shtuar peristaltikën.

Në krizat e gastritit mund të përdoret një dietë e afërme me atë që këshillohet në ulcerat, kurse në gjendjet pa krizë përdoret dietë e zakonshme duke kufizuar sheqernat dhe duke rritur proteinat, vitaminat dhe sasinë e qumështit. Kur nga të vjellat e vazhdueshme humbet shumë kalium, që ka për pasojë çrregullimin e funksionit sekretues dhe lëvizës të aparatit tretës, jepet oriz i zier, patate të pjekura dhe lakër e shtypur.

Kundër shtimit të sekretimit mund të përdoret, për neutralizim, bikarbonati i sodës ose, më mirë, oksidi i magnezit. Nga hyrja në reaksion e bikarbonatit me acidin klorhidrik të lëngut gastrik çlirohet anhidridi karbonik ($CO_2$), i cili ka veti të ngacmojë gjëndrat e stomakut dhe të shtojë rishtas sekretimin e lëngut gastrik, ndërsa anhidridi karbonik nuk formohet gjatë bashkëveprimit të acidit klorhidrik me oksidin e magnezit. Por edhe një seri bimësh kanë veti të pakësojnë lëngun e stomakut, veçanërisht ato që përmbajnë atropinë, hiosciaminë, siç janë, p.sh., helmarina (180), tatulla (188), matergona (185), etj. Këto bimë kanë veprim të fortë fiziologjik, prandaj përgatiten dhe vihen në përdorim vetëm me recetë mjekësore.

Kundër shtimit të lëngut të stomakut rekomandohet përdorimi i lirit (66), bishtamithit (12), milsës (91), valerinës (148), etj.

Për shtimin e lëngut të stomakut është mirë të përdoret limonadë me pepsinë dhe acid klorhidrik, acid klorhidrik etj.

Por ka edhe një seri bimësh mjekuese me veti të shtojnë sekretimin e lëngut të stomakut, ndër të cilat rekomandohen çaji për oreks (161), kinëfusha (53),

arra (5), pelini (101), radhiqja (114), sanza (122), çikorja (19).

Në dhëmbjet dhe çrregullimet e stomakut rekomandohet përdorimi i çajit kundër dhembjes së stomakut (162), kurse kundër të vjellave kamomili (47), milca (91), mendra (85), shërbela (133), bliri (13), valeriana (138), etj.

b) **Sëmundja ulçeroze** karakterizohet nga formimi i puçrrës në stomak ose në duoden. Shenjat e kësaj sëmundjeje janë të shumta; prej tyre më kryesorja është dhembja e puçrrës; nuk përjashtohen rastet kur te sëmundja ulceroze nuk shfaqet kjo shenjë e rëndësishme. Fillimi i dhembjes ulçeroze varet nga vendi i lokalizimit të saj. Dhembja është e hershme kur puçrra është lokalizuar në stomak dhe e vonshme kur ajo është lokalizuar në duoden; në të dy rastet ajo pakësohet me marrjen e ushqimit. Ulçera shpesh shoqërohet edhe me të vjella dhe urth nga shtimi i sekretimit, që mund të shoqërohet edhe me djegie krahas dhembjeve, që lindin në zonën e mbistomakut. Dieta rekomandohet në varësi nga faza e acarimit dhe e qetësisë së procesit, por në të dy rastet duhet të respektohen këto rregulla të përgjithshme:

— të përdoret ushqimi mbrojtës ndaj ndikimeve mekanike, kimike dhe nxehtësisë;

— të ndërpriten pijet alkoolike dhe duhani;

— të merren masa komplekse, që ndikojnë në përmirësimin e funksionit sekretor dhe motor të aparatit tretës në veprimtarinë nervore. Në dhembjet akute respektohet dieta sikurse në shtimin e sekretimit të stomakut. Nuk jepen lëngje frutash e idhtima, sidomos para ushqimit, ushqimet që japin urth, si lakra, spinaqi, ullinjtë, kufizohet kafeja e pijet e tjera oksituese, nuk lejohet pirja e ujit të ftohtë dhe e ujërave minerale, ushqimi nuk duhet të fillojë me supë e çorbë, me mish e peshk ose me pije alkoolike. Rekomandohet përdorimi i gjalpit të lopës, kajmakut e të qumështit, sytliaçit etj. Frutat duhet të jenë krejtësisht të pjekura dhe të ëmbla. Të sëmurët kanë shumë aciditet (thartira) në stomak pranojnë më mirë qumështin e freskët, ndryshe nga ata që kanë pak aciditet, të cilët pranojnë më mirë kosin. Në kohën e krizës ulçeroze është mirë të ndërpritet ushqimi dhe të pihet çaj me pak sheqer ose të përdoret supë barishtesh në sasi të vogël dhe herë pas here e bardhë veze e rrahur me vaj ulliri, me gjalpë ose kajmak.

Në periudhën pa dhëmbje i sëmuri mund të fillojë dalëngadalë të mos përdorë dietë të fortë, por prapëseprapë edhe në këtë kohë kanë epërsi qumështi, sytliaçi ose muhalebia, buka e thekur, biskotat, mjalti etj. dhe vetëm pas një farë kohe mishi i grirë, trutë e gatuara, perimet, uji mineral i ngrohtë etj. Ka të dhëna se lakra e bardhë është mjet natyror që ndihmon në mjekimin e ulçerës së stomakut, sepse ajo përmban vitaminë U, e cila ndihmon në rigjenerimin e plagëve dhe të ulçerimeve.

Një rol të mirë ndihmës në mjekimin e sëmundjeve të stomakut lozin edhe disa bimë mjekësore. Kështu, p.sh., për qetësimin e dhembjeve dhe të çrregullimeve rekomandohet çaji kundër dhembjes së stomakut (152); për pakësimin e aciditetit të rritur rekomandohen liri (66), bishtamithi (12), milca (91), valeriana (148), etj. ndërsa si ndihmëse në mjekimin e ulçerës së stomakut dhe të duodenit liri (66), lulebasani (68), shërbela (133), hurmëllaga e bardhë (88), gjethedelli (40), hithra (44), hudhra (44), qepa (111), milca (91), bishkali (52), etj. Në rastet e rrjedhjes së gjakut (hemorragjisë) mund të përdoren bishtamithi (12), boronica (14), hithra (44), manaferra (77), bargjaku (7), nejça si piper uji (96) etj.

c) **Mungesa e oreksit (anoreksia).** Për të rifituar oreksin përdoren droga bimore me shije të hidhur, të cilat përbëjnë grupin e medikamenteve të hidhura (amara) ose të hidhtinave. Para se të njihej veprimtaria reflektore e gjendrave të stomakut, mendohej se këto substanca vepronin drejtpërsëdrejti në gjendrat sekretore të organizmit, por me metodat eksperimentale u vërtetua se ato veprojnë me shijen e tyre të hidhur, nëpërmjet të mbaresave nervore të shijes që janë të vendosura në mbulesën mukoze të gojës, sidomos në pjesën e sipërme të gjuhës.

Duke patur parasysh mekanizimin e veprimit të këtyre substancave, këto duhet të përdoren duke respektuar rregullat që vijojnë:

— substancat e hidhura ose drogat që përmbajnë ato, të përdoren të shoqëruara me ushqime, përndryshe nuk shtojnë sekretimin e lëngut të stomakut. Gjithashtu, ato nuk japin efektin e dëshëruar edhe kur merren gjatë ushqimit ose mbas tij.

— barnat e hidhura duhet të përdoren vetëm para ushqimit, 15-30 minuta para tij; po ashtu, çajrat ose preparatet me substancë të hidhur nuk duhet të ëmbëlsohen meqenëse efekti i tyre sigurohet pikërisht nga shija e hidhur që ato kanë; veprimi i preparateve të hidhura rritet krahas me rritjen e hidhësisë së tyre. Preparatet me hidhtina prej bimësh mjekësore, në farmaci përgatiten dhe jepen në formën e tinkturave, pluhurave, ekstrakteve; drogat e hidhura bimore në mjekësinë popullore përpunohen zakonisht duke i lënë në verë ose në raki të fortë 8-10 ditë dhe, pastaj duke i kulluar; merren me lugë gjelle ose me gotë rakie, gjithnjë para buke, për hapjen e oreksit.

— drogat bimore me shije të hidhur, krahas substancave të hidhura, përmbajnë edhe përbërës të tjerë me veti të caktuara, prandaj duhet të përdoren me kujdes, për të mënjanuar efektet e dëmshme që kanë disa prej tyre, si, p.sh., pelini (101), i cili mund të dëmtojë sistemin nervor dhe gjymtyrët.

Për hapjen e oreksit rekomandohet përdorimi i shumë bimëve dhe i shumë çajrave mjekësore, si, p.sh.; çaji për hapjen e oreksit (161), kinëfusha (53), radhiqja (114), pelini (101), arra (5), sanza (122).

## 4. SËMUNDJET E MËLÇISË.

Mëlçia e zezë dhe lëngu që prodhohet prej saj luajnë rol të rëndësishëm në procesin e përgjithshëm të tretjes. Ushqimet kanë veti të shtojnë si sekretimin e lëngut të stomakut dhe të zorrës, ashtu edhe sekretimin e mëlçisë dhe të nxjerrin lëngun e saj në zorrë.



që luan rol të rëndësishëm në emulgimin (përzierjen) e yndyrave në zorrë. Sëmundjet e mëlçisë së zezë dhe të rrugëve të saj bëhen shkak për lindjen e ndryshimeve funksionale dhe në aparatin tretës. Mjafton të përmendim se në inflamacionin e zgjatur të fshikëzës së tëmthit (kolecistit kronik) shpesh vihen re çrregullime të tretjes e kapsllëk që vazhdojnë me heqje barku, (diarre), me ndryshime në sekretimin e lëngut të stomakut, të pankreasit, etj., të cilat shkaktojnë edhe ndryshime të përgjithshme, si, p.sh., shqetësime, pagjumësi etj. Në këtë rast dieta e përshtatshme, që nxit zbrazjen e fshikëzës së tëmthit dhe që rregullon funksionin e zorrës, është një masë e rëndësishme për parandalimin dhe mjekimin e sëmundjeve të mëlçisë. Kjo dietë duhet të plotësohet edhe me kalitjen fizike, e cila ndikon në normalizimin e funksioneve të mëlçisë së zezë. Kalitja fizike ndikon në përmirësimin e qarkullimit të gjakut në mëlçi, në oksigjenimin, si dhe në furnizimin e saj me substancat e nevojshme për sintezën dhe depozitimin në të të rezervës sheqerore (glikogjenit). Dieta në sëmundjet e mëlçisë duhet të jetë e tillë, që të lehtësojë si sekretimin, ashtu edhe derdhjen e tëmthit, gjë që arrihet duke marrë shpesh porcione të vogla ushqimi (4-6 herë në ditë), që shërben si ngacmues fiziologjik i mekanizmave që vënë në lëvizje derdhjen e tëmthit. Për këtë ndihmojnë edhe lëvizjet, shëtitjet e gjata në ajër të pastër, gjimnastika etj.

Mëlçia e zezë është gjëndër e madhe, e cila shpesh quhet edhe laborator biokimik i organizmit, sepse kryen një seri funksionesh të rëndësishme:

a) Sekreton dhe nxjerr në zorrë lëngun e tëmthit, i cili ndikon në tretjen e ushqimit dhe në lëvizjen (peristaltikën) e zorrës.

b) Përpunon dhe transformon një seri substancash ushqimore, si sheqernat, proteinat e yndyrat.

c) Nxjerr në gjak prodhimet e nevojshme që ndikojnë në normalizimin e proceseve të organizmit.

Duke patur parasysh funksionet kryesore të mëlçisë mund të përcaktojmë edhe sëmundjet (patologjinë) e saj dhe të rrugëve të tëmthit, të cilat karakterizohen

nga pakësimi i sekretimit dhe i mënjanimit të lëngut të tëmthit në zorrë, nga kalimi i kripërave të tij në gjak, gjë që shkakton lindjen e të verthtit; mund të lindin edhe ndryshime të tjera në vetë indin e mëlçisë që çregullojnë funksionet e saj fiziologjike të sintezës, të transformimit dhe të mënjanimit të produkteve të ndryshme ushqimore me origjinë shtazore, bimore e minerale etj.

Është e këshillueshme që në të gjitha çrregullimet e mëlçisë t'i drejtohemi mjekut për përcaktimin e diagnozës dhe mjekimin racional.

Preparatet me origjinë bimore që praktikon mjekësia popullore dhe ajo shkencore për sëmundjet e mëlçisë përdoren në këto drejtime kryesore: për mjekimin e pezmatimit të mëlçisë (hepatitit) dhe të fshikëzës së tëmthit (kolecistit) dhe për tretjen e gurëve të tëmthit (kolelitiazë). Ndërmjet bimëve që përdoren në familje për mjekimin e sëmundjeve të mëlçisë dhe të rrugëve të tëmthit rezultate të mira ka dhënë mendra e butë (85), e cila mund të përdoret për një kohë të gjatë dhe pa shkaktuar efekte të padëshirueshme anësore.

Midis bimëve që nxisin zbrazjen e fshikëzës së tëmthit (kolagoge) rekomandohet kinëfusha (53), milca (91), akja (2), kokeçelli (54), radhiqja (114), çikorja (19), angjinarja (4), ulliri (145), rozmarina (116), pelini (101), qepa (47), rrepa (117), sanza (122), gjembgomari (39), tëmlagjaku (139), speci djegës (127), etj.

Ndërmjet bimëve që nxisin prodhimin e tëmthit mund të rekomandohen pelini i zi (102), dhe pelini (101), kokoçelli (54), radhiqja (114), mendra (85), angjinarja (4), rozmarina (116), akja (2), kumaku (59), arrsi (6), gjembgomari (39), mëlqinja (84), podiqja (106), purqarku (110) etj.

Në çrregullimet e fshikëzës së tëmthit rekomandohen çaji kundër acarimit të fshikëzës së tëmthit (163), çaji kundër acarimit të rrugëve të tëmthit (164), qepa (111), pelini (101), çikorja (19), kinëfusha (53), angjinarja (4), sanza, (122), radhiqja (114) rozmarina (116); mendra (85). Kurse si ndihmëse në rastet e gurëve të tëmthit rekomandohen angjinarja (4), radhiqja (114), gjuhë-



nusja (42), akja (2), bari i shpretkës (9), purqarku (110) rrepa (117) etj.

Në përgjithësi për sëmundjet e mëlçisë rekomandohet preparati bimor i angjinares «Cinaran Profarma».

Ndërmjet bimëve që rekomandohen si ndihmëse në sëmundjen e sheqerit (antidiabetike) mund të përmendim gjethet e boronicës (14), hithrën (44), ullirin (145), lëvozhgën e fasules (25), manin (78), tërshërën (141), qerbashin mjekësor (112), kinëfushën (53) rrodhen e madhe (119), angjinaren (4), etj.

## 5. SËMUNDJET E ZORRËS.

Sëmundjet e zorrës që prekin si funksionin sekretor, ashtu edhe atë motor (lëvizës) të këtij organi mund të jenë pasojë e ndryshimeve lokale në mbulesën e mukozave dhe neuroreflektore (me anën e nervave) e humorale (me anën e substancave që gjenden në gjak). Ndryshimet kryesore që vihen re në këtë trakt mund të përmblidhen në sa vijon:

— në pakësimin ose shtimin e sekretimit të gjëndrave të zorrës, që ndikon në procesin e tretjes dhe të thithjes së substancave të ndryshme nga zorrët.

— në pakësimin ose shtimin e lëvizjes (peristaltikës) së zorrës si pasojë e ndryshimeve nervore ose muskulare në to.

— në çrregullimet nga parazitët ose mikroorganizmat, të cilët mund të shkaktojnë këto gjendje patologjike: tretje të ushqimit me vështirësi të shoqëruara me grumbullim gazesh (meteorizëm); acarim (katar) të mbulesës mukoze të zorrës të shoqëruar me dalje jashtë të shpeshta ose me heqje barku (diarre); kapsllëk (konstipacion) të shoqëruar me dhembje të anës së majtë ose të djathtë të barkut; zhvillim të parazitëve dhe të mikrobeve, të cilët dëmtojnë mukozën, helmojnë organizmin me produktet e tyre jetësore ose shkaktojnë manizmin me produktet e tyre jetësore ose shkaktojnë mahisjen (inflamacionin) e mbulesës mukoze, që shoqërohet me dhembje, heqje barku ose kapsllëk.

a) **Mahisja (pezmatimi) e zorrës së hollë** (enteriti) mund të shkaktohet menjëherë ose pas një kohe të gjatë nga agjentë të ndryshëm patologjikë. Ajo shoqërohet me dhembje., heqje barku, fryrje të zorrëve nga gazet dhe çrregullime të tjera. Në këto raste është e domosdoshme dieta dhe përdorimi i barnave që pastrojnë zorrën, sepse ato ndihmojnë në shpejtimin e shërimit. Në mjekimin e mahisjes së zorrës së hollë ndihmojnë bimët që përmbajnë mucilagje e pektina, si mollët e grimcuara hollë dhe çajrat e ngrohta në vend të ujit, që përgatiten me tërshërë (141), oriz, karotë (50), dell (40), salep (121), elb (24) etj. Por bimët, nga të cilat fitohen çajrat kundër enteritit, duhet të përmbajnë, para së gjithash, tanine, të cilat, me efektin e tyre rrudhës (lidhen me shtresën proteike të mukozës duke formuar një cipë mbrojtëse), jo vetëm mbrojnë zorrën, por edhe ulin pezmatimin, duke ngushtuar enët e gjakut. Gjithashtu, shfrytëzohen edhe bimët me vajra të etershme e me substanca azulenike që kanë veti të efektshme kundër pezmatimit (antiinflamatore).

Në mjekësinë popullore dhe shkencore takojmë një radhë bimësh, të kombinuara ndërmjet tyre ose jo për mjekimin e enteritit, si ftuan, mushmollën, thanën, kulumbrinë (58), gështenjën (33), boronicën (14), arrën (5), bishtamithin (12), trëndafilin e egër (143), hudhrën (45), luleshtrydhen (73), bargjakun (75), manaferrën (77), mendrën (88), trumzën (144), sherbelën (133), mjedhrën (93), shegën (131) vidhin (150), tërfilin e livadheve (140), çajin e Evropës (17) etj.

b) **Mahisja e zorrës së trashë (koliti).** — Mahisja e mukozës së zorrës së trashë mund të shkaktohet gjithashtu menjëherë ose pas një kohe të gjatë. Ajo mund të shoqërohet me heqje barku (diarre), e cila shpesh kthehet në kapsllëk. Diarreja shpesh është me shkumë, e cila, në raste më të theksuara, del e përzier me gjak, me pjesë të patretshme ushqimi dhe me copëza nga mukoza e zorrës. Ndryshe nga koliti i menjëhershëm (akut), forma e zgjatur (kronike) është proces që mjekohet me vështirësi dhe ngadalë.



Dieta edhe në këtë sëmundje ka rëndësi të veçantë dhe, si rregull, duhet përdorur ushqim i lehtë që asimilohet shpejt dhe që nuk formon shumë celulozë. Mjekimi i kolitit bëhet, në radhë të parë, me droga bimore që përmbajnë taninë me veprim antiseptik (fenole dhe polifenole), me bimë me esenca që kanë veprim antiinflamator dhe ato me mucilagje dhe pektina. Çajrat që përdoren për mjekimin e kolitit duhet të merren për një kohë të gjatë; për një efekt më të mirë, një lloj çaji duhet të zëvendësohet here pas here me një lloj tjetër; çaji mund të përzihet me lëngje frutash për të rregulluar shijen e tij.

Për mjekimin e kolitit ka dhënë rezultate të mira kura me bar majaselli (8), e cila vazhdon 20 ose 30 ditë. Bari i majasellit jep gjumë.

c) **Heqja e barkut (diarreja).** Diarreja është dukuri që sjell shumë sëmundje akute apo kronike, prandaj suksesi i mjekimit të saj lidhet ngushtë me mënjanimin e shkaktarit; nganjëherë diarreja kalon shpejt dhe lehtë, duke respektuar regjimin e dietës dhe përdorimin e kurës përkatëse. Vëmendje e veçantë i duhet kushtuar diarresë dhe barkut të fëmijëve të moshës së gjirit gjatë verës, të cilët disa herë janë vdekjeprurës për ta.

Marrja e lëngjeve duhet të konsiderohet si një masë e rëndësishme mjekimi, veçanërisht në formën e çajrave bimore që përmbajnë, p.sh., mendër (85), kamomil (47), çaj kinez (17), mollë etj. dhe shumë bimë të tjera që përmbajnë tanine, mucilagje e pektina, ndërmjet të cilave vendin e parë e zënë sythat (majat e kërcenjve) dhe gjethet e manaferrës (77), boronica (14), hithra (44), lulebasani (68), bargjaku (7), rigoni (115), hudhra (45), thana, sherbela (133), bishtamithi (12), kulumbria (58), vidhi (150), shega (131), trëndafili i egër, (143) etj.

ç) **Kapsllëku (konstipacioni).** Edhe kjo dukuri është pasojë e ndikimit të faktorëve të ndryshëm në organizëm. Kapsllëku vjen si pasojë jo vetëm e sëmundjeve të zorrës së trashë, por edhe e organeve të veçanta dhe të organeve në tërësi; shpesh ai shkakton lindjen e migrenës

dhe të dhimbjeve të kokës, dobësi të përgjithshme, shqetësime dhe vështirësi e dhembje në bark etj.

Respektimi i regjimit dietetik duke marrë ushqim të pasur me celulozë (barishte) dhe duke bërë lëvizje, gjimnastikë, ecje të gjata dhe shëtitje në ajër të pastër, është faktor që parandalon lindjen e kapsllëkut. Për të luftuar kapsllëkun mund të përdoren bimë të ndryshme që përmbajnë glukozide antrakinonike, siç janë sena (124), drunakuqi (22), rebarba etj., droga me mucilagje, si mëllaga (87), liri (66), kulumbria (58) etj., të cilat jepen të vetme ose të kombinuara në formë çaji. Kundër kapsllëkut arrihen rezultate të mira edhe duke përdorur komposto kumbullash, lëng lakre të shtrydhur, lakër turshi etj.

d) **Parazitët e zorrëve (helmintat).** Krahas sëmundjeve të shkaktuara nga mikrobet, te njerëzit dhe te kafshët janë përhapur shumë edhe sëmundjet që varen nga hyrja dhe zhvillimi në organizëm i parazitëve të ndryshëm — helminteve (helmins-krymb); sëmundjet që shkaktohen prej tyre quhen helmintoza.

Në vendin tonë lufta kundër parazitëve të zorrës konsiderohet e rëndësishme për punonjësit e shëndetësisë dhe konsiston në marrjen e masave që kanë për qëllim zhdukjen e helminteve në të gjitha fazat e zhvillimit të tyre. Kjo luftë kundër parazitëve është, gjithashtu, detyrë e çdo punonjësi, meqenëse parazitët e grumbulluar në hapësirën e zorrës së njeriut jetojnë me ushqimet e tij, e helmojnë atë me produktet e veprimtarisë së tyre jetësore, i dëmtojnë atij, në mënyrë mekanike, paretet e zorrës dhe hapin në këtë mënyrë portat për kalimin në gjak të helmeve dhe të mikrobeve të ndryshme. Helmintet ulin aftësinë punonjëse dhe rezistencën e organizmit kundrejt infeksioneve të ndryshme. Njeriu i infektuar me parazitë të zorrëve është mbartës i sëmundjes edhe për të tjerët. Masat kundër krimbave të zorrëve kanë për qëllim parandalimin e infektimit të njeriut me helminte dhe me vezët e tyre dhe zhdukjen faktike të parazitëve në të gjitha fazat e zhvillimit të tyre. Për të patur sukses në mjekimin, i sëmuri mbahet në dietë të lehtë dyditore, gjatë së cilës kufizohen



yndyrat. Në mbrëmje, para mjekimit, përdoret një pastrues kripor (sulfati i magnezit), kurse substanca mjekuese përdoret të nesërmen në mëngjes esëll. Meqenëse këto substanca nuk e vrasin parazitin, por vetëm i frenojnë atij muskulaturën ose i eksitojnë sistemin nervor, është e nevojshme që, disa orë pas mbarimit të kurës, të rimerret kripa pastruese, e cila, në këtë rast, ndihmon nxjerrjen e parazitëve të paralizuar. Parazitët nga ana e strukturës së tyre janë të shumtë. Më kryesorët ndër ta janë:

**Oksiuret.** Janë krimba të vegjël, të hollë, 2-3 mm të gjatë dhe lokalizohen në fundin e zorrës së trashë, në rektum. Për nxjerrjen e tyre më shpesh përdoren klizma nga bimët, shpëlahet zona e anusit (të dalurit jashtë) me hudhër të zier në qumësht dhe përdoren medikamentet përkatëse.

**Askaridet.** Janë krimba që takohen shpesh te fëmijët, rreth 20 cm të gjatë, femrat edhe deri 30 cm, ndërsa meshkujt më të shkurtër. Ato përhapen nga njerëzit e infektuar me vezët e parazitëve që nxjerrin nga zorrët e tyre nëpërmjet të dalët jashtë. Për t'i prerë rrugën përhapjes së këtyre parazitëve duhet të forcohet higjiena individuale. Fëmijët e infektuar ankohen për dhembje barku, për gaze në zorrë, për pështjellin, diarre, dhembje koke, çrregullime të shikimit dhe të dëgjimit. Këta fëmijë shfaqin shenja nervozizmi.

Nëpërmjet bimëve mjekësore që rekomandohen për të luftuar parazitët e zorrëve mund të përmendim:

— thelpinjtë e hudhrës; 20 g thelpinj zihen në një sasi të mjaftueshme uji dhe lëngu përdoret në formë klizme. Në formë dekokti çaji i hudhrës së zier përzihet me qumësht dhe përdoret nga 2-3 lugë në ditë.

— majat e lulëzuara të pelinit (101); 8 g maja përvëlohen me 1 litër ujë të valuar dhe lihen kështu për 1 orë; çaji i fituar kullohet dhe pihet prej tij çdo mëngjes esëll nga një gotë për të luftuar krimbat. Kujdes, nuk duhet të përdoren doza të larta, meqenëse pelini shkakton çrregullime të rënda në organizëm (fëmijët e infektuar me krimba këshillohet të hanë për tri ditë

me radhë karrota para marrjes së preparatit që mbyt parazitët) (vermifug).

— farat e minurit të pelinit të detit (Chenopodium ambrosiodes); këto fara, në formë pluhuri, përvëlohen me një gotë ujë që zien; çaji që fitohet pihet kundër krimbave. Veçanërisht me efekt kundër oksiureve përshkruhet në formë klizme çaji që fitohet duke mbajtur të zhytur në ujë për 24 orë 30 g fara të thata të lupinit (Lupinus albus).

— kaptinat e santolinës (Santolina chamaecyparissus) në formë pluhuri në dozën 2-4 g të përziera me mjaltë; ato njihen si mjet i mirë kundër parazitëve të zorrëve.

— çaji i majave të lulëzuara të thara të lulebasanit (68); fitohet duke përvëluar 30 g lulesa me 1 litër ujë që zien; përdoret jo vetëm kundër acarimeve të fshikëzës, por edhe kundër krimbave të fëmijëve.

**Tenia.** Është parazit i njeriut dhe i kafshëve; është shumë i gjatë; luftohet me vështirësi, prandaj rezultatet janë shpesh të dyshimta. Ndërmjet bimëve që rekomandohen mund të përmendim shegën (131), kungullin (60), fierin mashkull (124) etj.

e) **Majaselli (hemoroide)** është sëmundje që zhvillohet te të rriturit, veçanërisht te të moshuarit dhe shfaqet me zgjerimin dhe pezmatimin e venave të pjesës së poshtme të zorrës së trashë (të rektumit) dhe të anusit Sëmundja është më e shpeshtë te njerëzit që rrinë shumë ndenjur, që vuajnë nga kapsllëku i vazhdueshëm, nga mëlçia e zezë dhe që përdorin shpesh dhe në mënyrë sistematike pijet alkoolike, veçanërisht likernat. Shpesh majaselli shfaqet te gratë shtatzëna, te personat që përdorin shumë mishin, (veçanërisht të tymosur), në rastet me mahisje të zorrës së trashë dhe në rastet e përdorimit të mjeteve të forta purgative dhe të klizmave të shpeshta. Shumëherë majaselli shkakton ndërlikime, midis të cilave vlen të përmendet rrjedhja e vazhdueshme e gjakut nga fshikëzat e fryra venoze, të cilat mund të jenë të shumta rreth anusit me madhësi sa një fasule e vogël.



Ndërmjet masave që parandalojnë formimin e majasellit rol të rëndësishëm luajnë rregullimi i të dalurit jashtë dhe zhdukja e kapsllëkut. Ato kombinohen me një dietë të lehtë; në kolitet duhen përdorur substancat që përmirësojnë mahisjen dhe që zhdukin shkaktarin e sëmundjes. Njerëzve që punojnë ndenjur u këshillohen banjat me ujë dhe shëtitjet e lëvizjet e rregullta e të vazhdueshme, kufizimi i mishit, mbajtja e dietës me perime dhe fruta, etj. Për mjekimin e majasellit kombinohen bimë ose preparate që qetësojnë dhembjet, ndalojnë hemorragjinë dhe luftojnë kapsllëkun. Në bimët që rekomandohen kundër majasellit hyjnë bishtamithi (12), boronica (14); plepi i zi (105), konet e qeparizit (123), manaferra (77), rigoni (115), bari i majasellit (8), etj.

f) **Për të ndihmuar largimin e gazeve nga zorrët** përdoren disa bimë që përmbajnë esenca; ndërmjet këtyre mund të rekomandohen: mendra (85), kamomili (47), dafina (20) etj.

## 6. SËMUNDJET E RRUGËVE TË FRYMËMARRJES.

Sëmundjet e grykës, farinksit, larinksit, sikurse u theksua, janë të natyrës së menjëhershme e të zgjatura dhe karakterizohen nga pezmatimi i mbulesës mukoze të këtyre rrugëve. Ky proces mund të përhapet gradualisht e të kapë edhe trakenë e bronket. Procesi mund të shoqërohet me ngritjen e temperaturës, me kollë dhe me vështirësi të frymëmarrjes. Kolla në fillim mund të jetë e thatë, por gradualisht zbutet dhe shoqërohet me nxjerrje gëlbaze. Zëri mund të ngjiret. Shkaqet e lindjes së pezmatimit të rrugëve të sipërme të frymëmarrjes janë të shumta, por midis kryesoreve mund të përmendim ftohjet e përgjithshme e të këmbëve, pezmatimin e grykës, përdorimin e tepëruar të pijeve të ftohta, të duhanit, etj. qëndrimin për një kohë të gjatë në mjedise me tymra, gaze irituese, pluhura helmuese, etj; të kënduarit e zgjatur etj.

a) **Pezmatimi i bronkeve (bronkiti)** mund të jetë i menjëhershëm (akut) që vazhdon pak kohë dhe i zgja-

tur (kronik), dhe mjekohet ngadalë e me vështirësi. Sëmundjet e bronkeve mund të shfaqen veç e veç ose mund të vijnë si pasojë e pezmatimit të rrugëve të sipërme të frymëmarrjes. Ato shoqërohen me disa shenja karakteristike, siç janë: kolla, temperatura e lartë, dhembja e gjoksit dhe vështirësia në frymëmarrje. Është e nevojshme që të merren të gjitha masat për parandalimin e kalimit të formës akute dhe të shpejtë të bronkitit në formën e zgjatur kronike. Masat në këtë drejtim janë të thjeshta, por mjaft të rëndësishme. Së pari, këshillohet regjim shtrati, i shoqëruar me marrjen e pijeve të nxehta, si çaj mali (18) ose ndonjë çaj tjetër (17), qumësht të nxehtë me pak sodë, limonada të ngrohta me limonë dhe portokaj. Farat e sinapit përdoren duke i hedhur në ujë të nxehtë, ku futen këmbët; farat mund të vihen në qafë, apo në kurriz, në këtë mënyrë: pluhuri i farës së sinapit përhapet në një copë beze, vendoset për 1/2 minute në ujë të vakët (por gjithnjë nën 40°C, përndryshe aktiviteti i farëve humbet), pastaj mbi sipërfaqen e trupit. Bimët ose medikamentet që ulin temperaturën si dhe ato që ndihmojnë për nxjerrjen e gëlbazës, nuk duhet të përdoren menjëherë në fazën fillestare, por kur është formuar gëlbaza dhe kur temperatura e lartë fillon të bëhet e dëmshme, pra frenuese për veprimtarinë fermentative të disa proceseve me rëndësi të organizmit të njeriut. Me rezultate të mira përdoren drogat që përmbajnë mucilagje, vajra eterike (me erë të këndshme) si dhe një seri drogash me glukozide dhe saponina, që ndikojnë në nxjerrjen e gëlbazës (ekspektorante). Për mjekimin e bronkiteve ndihmojnë dhe shumë substanca kimike, të cilat kombinohen me bimë ose me preparate bimore. **Kundër bronkitit dhe katarreve të rrugëve të frymëmarrjes rekomandohen; çaji kundër kollës (160), aguliçja (1), fiku (26), metriku (90), pisha (103), dafina (20), gjethedelli (40), zhumbrica (153), etj., si mjete mbrojtëse dhe zbutëse të rrugëve të frymëmarrjes rekomandohen çaji për zbutjen e kollës (159), salepi (121), gjethedelli (40), çaji zbutës dhe antiseptik (154), gështenja (33), rigoni (115), trumza (144), bliri (13), mëllaga e bardhë (88), zhumbrica (153), trundërmushka**



(142), dëllinja (21), etj. Si mjete kundër kollës këshillohet përdorimi i çajit kundër kollës (160), gështenja (33), lulekuqja (71), mëllaga (87), lulelepuri (72), llopoi (74), majdanozi i egër (76), mani (78), manushaqja (79), mëllaga e bardhë (88), notulla (98), rigoni (115), shkumbakja (134), shpatorja (135), thundërmushka (142), zhumbrica (153), etj. si dhe i preparateve të Profarmës me bazë bimore, siç janë shirupet «Pertussin», që livrohet lirisht nga farmacitë pa recetë mjekësore si dhe «Tusikalmin» (vetëm për të rriturit) e «Tusipektol», me recetë mjekësore. Si mjete që ndihmojnë për nxjerrjen e gëlbazës mund të rekomandohen çaji kundër kollës (160), anasoni (3), zhumbrica (153), mëllaga e bardhë (88) thundërmushka (142), aguliçja (1), gështenja (33), gjethedelli (40), kapinoku (48), kufilma (57), luledelja (69), lulekuqja (71), etj, si dhe kombinimet e tyre.

b) **Pezmatimi i mushkërive** vjen po nga ato shkaqe që përmendëm edhe më parë për sëmundjet e rrugëve të frymëmarrjes, të cilat rëndohen nga era e fortë, lagia në shi, ndenja në tokë të njomë ose në barin e lagur, qoftë edhe në diell, qëndrimi me këmbë të lagura dhe të ftohta; pezmatimi i mushkërive vjen edhe pas bronkiteve të forta, gripit dhe infeksioneve të tjera. Kjo sëmundje shoqërohet me kollë e gëlbazë, disa herë me gjak apo ngjyrë ndryshku, me dridhje dhe temperaturë, me dhembje koke dhe gjoksi, me pagjumësi, disa herë me pshtjellim, etj.

Nga mjekimi i kujdesshëm dhe regjimi dietetik i mirë, në rastet kur rezistenca e organizmit është e mirë, sëmundja kalon lehtë dhe pa ndërlikime serioze. Mjekimi me bimë duhet të konsistojë në përdorimin e drogave me veprim antiseptik, që lehtësojnë nxjerrjen e gëlbazës, që ulin temperaturën dhe që qetësojnë, në përgjithësi, organizmin dhe ulin dhembjet eventuale shoqëruese. Rekomandohen aguliçja (1), bliri (13); shtogu (136), dulcamara etj, si mjete djersitëse, lulebasani (68), si nxitëse e oreksit dhe pakësuese e gëlbazës etj. Një ndihmë të mirë në sëmundjet e mushkërive japin edhe venduzat e fërkimi (masazhi) (shih pikat 16 dhe 17 të këtij kapitulli).

## 7. SËMUNDJET E ZEMRËS DHE TË ENËVE TË GJAKUT

a) Sëmundjet e zemrës janë të ndryshme si përsa u përket shkaqeve të lindjes, ashtu edhe përsa i përket ecunisë së tyre. Për këtë arsye, pacientët me zemër të sëmurë duhet të drejtohen te mjeku për një diagnostikim dhe mjekim të rregullt. Midis sëmundjeve kryesore të zemrës do të përmendim ato që kanë lidhje me çrregullimin e ritmit, si pasojë edhe të pulsit. Një seri sëmundje të zemrës shoqërohen me ënjtjen e këmbëve, të barkut dhe të mëlçisë si pasojë e dobësimit të muskulit të saj; sëmundjet e zemrës me zhurma nga defektet e valvulave (veset) të zemrës mund të shoqërohen edhe me ndryshimin e funksionit të veshkave, që shkakton enjtjen e këmbëve të barkut, etj. Sëmundje të zemrës shoqërohen edhe me ndryshime në enët e gjakut dhe në presionin arterial.

Para se të fillojë mjekimi me bimë mjekësore duhet të përcaktohet mirë natyra e gjendjes patologjike, në qoftë se ajo është organike apo funksionale.

Në sëmundjet organike të zemrës përdoren një seri preparatesh nga bimët, si, p.sh., nga luletogzi (Digitalis) (183), strofanti, lotzoja (182), shpendra (186), boçka (178), lando (181), etj., të cilët kanë veprim të fortë fiziologjik dhe shpesh japin efekte helmuese; ato duhet të përdoren me rekomandimin e mjekut dhe në kushte spitalore.

Në sëmundjet funksionale të zemrës (me origjinë nervore) përdoren shumë preparate me origjinë bimore si valeriana (148), livandoja (67), leonuri i zemrës (63), murrizi (94), milca (91), etj. Si ndihmëse për përmirësimin e qarkullimit të gjakut rekomandohen vjeshtulla (152), hudhra (45), rozmarina (116), leonuri i zemrës (63), etj.

b. **Sëmundja e hipertonisë** karakterizohet nga ngritja e presionit arterial. Kjo sëmundje shpesh është pasojë e çrregullimit të funksioneve të aparateve nervore qendrore, të cilat marrin pjesë në rregullimin e presionit të gjakut. Hipertonia mund të lindë edhe nga çrregullimi i dukurive biokimike të metabolizmit, nga faktorët predispozues, si mosha, arteroskleroza dhe sëmundjet e tjera të mundshme të veshkave. Shenjat e presionit të rritur të gjakut shfaqen gradualisht, presioni arterial në fazat fillestare lëkundet me ngritje e zbritje dhe më von stabilizohet në shifra të ngritura. Dhembja e kokës, marrja e mendëve, çrregullimi i gjumit, shpejtimi i ritmit të pulsit, dobësia e përgjithshme, janë shenjat karakteristike të sëmundjes. Thellimi i gjendjes së hipertonisë mund të sjellë ndryshime edhe në zemër, e cila fillon të zgjerohet. Sëmundja e hipertonisë nganjëherë shoqërohet me arteroksklerozën e enëve të gjakut, e cila nuk lë pa prekur enët koronare (që ushqejnë zemrën), ngushtimi i të cilave shkakton dhembje në zonën e zemrës, vështirësi në frymëmarrje gjatë sforcimit fizik etj.

Në mjekimin e sëmundjes së hipertonisë një rol të rëndësishëm luan mjekësia popullore dhe ajo shkencore. Ndërmjet bimëve që rekomandohen për mjekimin e hipertensionit mund të përmenden hudhra (45), leonuri i zemrës (63), metriku (90), murrizi (94), rozmarina (116), ulliri (145), nejçe si piper uji (96), prari (108), rrushqyqja (120), milca (90), grami (35), vjeshtulli (152) shtara (187) si dhe foni mjekësor (28), bushi (16), tërshëra (141), luleshtrydhja (73), mjedhra (93), etj. Mjekimi i hipertensionit duhet të shoqërohet edhe me përmirësimin e funksionit të sistemit nervor dhe në parandalimin e mbingacmimeve, duke organizuar më mirë regjimin e jetës, me pushim e shëtitje, pa pije alkoolike dhe duhan, me dietë ushqimi për rënien në peshë të të sëmurëve të dhjamur (adipozë).

c. — **Ateroskleroza** prek enët e gjakut dhe shoqërohet me zhvillimin e indit fibroz në paretet e artereve, që shkakton forcimin e pareteve të këtyre të fundit, pra humbjen e elasticitetit dhe çrregullimin e funksioneve të tyre. Procesi aterosklerotik prek jo vetëm enët e gjakut, por edhe zemrën, trurin etj. Midis faktorëve që ndikojnë në lindjen graduale të aterosklerozës vlejnë të përmenden ushqimi i tepruar, të ndenjurit e vazhdueshëm, çrregullimet endokrine, faktorët emocionalë, të

cilët sjellin shpesh çrregullimin e metabolizmit të dhjamrave, veçanërisht të kolesterinës.

Duhet theksuar se është më lehtë të parandalohet lindja e aterosklerozës, se sa mjekimi i saj, prandaj u duhet dhënë rëndësi e dorës së parë masave parandaluese, siç janë: higjiena e punës, puna fizike, kufizimi i përdorimit të dhjamrave, të cilat përmbajnë kolesterinë; për këtë arsye rekomandohet zëvendësimi i yndyrave dhjamore me bimore, pakësimi i brumërave, sheqernave dhe kripës së gjellës. Dieta përqëndrohet kryesisht në përdorimin e perimeve e të frutave dhe shoqërohet me ndërprerjen e plotë të alkoolit dhe të duhanit. Këshillohen masa për normalizimin e gjumit, veçanërisht me bimë mjekësore me veti qetësuese, si p.sh., me preparatet e valerianës. Ndërmjet bimëve që rekomandohen në mjekimin e aterosklerozës (antisklerotike) bëjnë pjesë angjinarja (4), hudhrat (45), vjeshtulla (152), rrushqyqja (120), grami (35), këputja (52), murrizi (94), etj.

## 8) SËMUNDJET E VESHKAVE.

Sikurse edhe në sëmundjet e zemrës, shkaqet e lindjes së sëmundjes së veshkave dhe llojet e pasojat e tyre në tërësinë e organizmit janë të shumta dhe të ndryshme. Diagnostikimi dhe mjekimi i këtyre sëmundjeve duhet të bëhet nga ana e mjekut. Bimët mjekësore japin rezultate pozitive, në rast se përdoren me kriter të drejtë dhe në raste të përcaktuara mirë.

Qëllimi i përdorimit të bimëve mjekësore bëhet për të ndihmuar shtimin e diurezës, veçanërisht kur në organizëm grumbullohen ujë e kripëra dhe formohen edeme (ënjtje), si pasojë e sëmundjeve të veshkave, zemrës apo mëlçisë; disa bimë mjekësore kanë veti të pakësojnë lëngjet e grumbulluara në hapësirat e organizmit, si, p.sh., në hapësirën ndërpleurale (në mushkëri), në bark, në zemër etj. Bimët përdoren, gjithashtu, për të mënjanuar substancat e dëmshme dhe helmuese të ndryshme, që formohen në gjak gjatë ndryshimeve metabolike, apo që hyjnë në organizëm me rrugë të ndryshme.



Drogat bimore që ndikojnë në shtimin e diurezës, në vartësi nga vendi i veprimit të tyre, mund t'i përmbledhin në këto dy grupe kryesore:

— *bimë diuretike që veprojnë jashtë veshkave në largësi* si p.sh., drogat që ulin vetinë e indeve për të mbajtur ujin dhe shtojnë sasinë e gjakut qarkullues, që shtojnë punën e zemrës apo përmirësojnë qarkullimin e gjakut në veshka. Në këtë grup përmblidhen drogat me glukozide kardiotonike (shih sëmundjet e zemrës), ujët e sheqeruar, shirupet me limon, ujërat minerale që përmbajnë pak kripëra dhe disa bimë të tjera me veprim diuretik;

— *bimë diuretike që veprojnë drejtpërsëdrejti në qelizat e veshkave*, të cilat kanë lidhje me jashtëqitjen e urinës, si kafeja (46) dhe çaji kinez (17), qepa (111), prasi (108), si dhe çaji kundër pezmatimit të veshkave (166), bishtat e vishnjeve (151), kulumbria (58), radhiqja (114), trëndafili i egër (143), tulliri (145), mustaqet e misrit (92), dëllinja (21), lëvozhgat e fasules (25), boçka (178), etj. (shih veshka tek diftuesi terapeutik në fund të tekstit). Midis sëmundjeve të rëndësishme të veshkave mund të përmenden:

a) **Pielonefriti:** është sëmundje infektive alergjike, që zhvillohet nga depërtimi i mikrobeve me rrugë të ndryshme në indin e veshkave. Procesi mund të zhvillohet menjëherë (forma akute) ose ngadalë (forma kronike). Shenjat e tij mund të jenë ngritja e temperaturës, dhembja e kokës dhe e mesit, ndryshimi i sasisë së urinës dhe shtimi i rruazave të bardha në të (disa herë dhe i rruazave të kuqe të gjakut) dhe pezmatimi i fshikëzës së ujit.

Në shumë raste, mjekimi me antibiotikë nuk jep rezultate përçka mjekimi me bimë (fitoterapia) me çajra të ngrohta fiton rëndësi të veçantë. Këshillohet përdorimi gjerësisht i lëngjeve; mjekimi është i gjatë dhe kërkon kujdes dhe durim nga mjeku dhe pacienti. Rezultate të mira ka dhënë, në disa raste, përdorimi i kallinjve të frutifikuar të dellit (40).

b) **Nefriti:** përfaqëson pezmatimin e veshkave dhe shfaqet me forma të ndryshme, me ecuri jo të njëllojtë

dhe me zgjatje të papërcaktuar. Më shpesh preken enët e gjakut të glomerulave (që filtrojnë gjakun); kjo sëmundje që quhet glomerulonefrit, mund të zhvillohet shpejt ose ngadalë.

Glomerulonefriti akut është sëmundje me origjinë infektive-alergjike (më shpesh nga infeksioni streptokoksik) që prek më shumë moshën e re; kjo sëmundje nganjëherë zhvillohet pa shenja të dukshme karakteristike dhe kalon, kështu, me lehtësi në formën kronike me pasoja të rënda për organizmin. Zhvillimi i saj është i shpejtë dhe shoqërohet me dhembje koke e beli, me rrahje zemre e vështirësi frymëmarrjeje, me pakësim të sasisë së urinës dhe me shfaqje të enjtjeve (edemave). Urina e të sëmurit përmban me shumicë rruaza të bardha dhe të kuqe gjaku, si dhe albuminë. Në këta të sëmurë vihet re një rritje e presionit të gjakut dhe një zmadhim gradual i zemrës së majtë. Glomerulonefriti kronik është pasojë e nefritit akut të pamjekuar, që paraqitet me kuadër klinik të ndërlikuar, me epërsi të shenjave të parashtruara në glomerulonefritin akut. Roli pozitiv i mjekimit me bimë në nefritin akut është i padiskutueshëm, por duhet të bëhet gjithmonë nën kontrollin mjekësor, për të parandaluar kalimin e formës akute në atë kronike. Rëndësi e veçantë u duhet kushtuar masave që parandalojnë lindjen e nefritit. Në radhë të parë duhen të merren masa për luftimin e vatrave të infeksionit, si, p.sh., bajamet e infektuara, dhëmbët e prishur etj. Në mjekimin e nefritit një ndihmë të çmuar japin edhe përdorimi i bimëve mjekësore antiinflamatore dhe antialergjike, si dhe respektimi i regjimit të shtratit, të ushqyerit me qumësht e perime, kufizimi i kripës së gjellës etj. Për parandalimin e nefritit të zgjatur (kronik) është e nevojshme të mjekohet plotësisht forma e tij akute (e menjëhershme). Mjekimi vazhdon duke respektuar regjimin dietetik dhe përdorimin e preparateve të ndryshme, sintetike e bimore, të cilat duhet të përcaktohen nga mjeku. Në këto raste rekomandohet edhe çaji kundër acarimit të veshkave dhe të rrugëve urinare (166). Rezultate të mira jep edhe përdorimi i kallinjve të frutifikuar të dellit (40).



## 9. SËMUNDJET E RRUGËVE URINARE.

Për mjekimin e sëmundjeve të ndryshme të këtyre rrugëve përdoren një seri preparatesh bimore, të cilat lehtësojnë kalimin e urinës në rrugët urinare, bëjnë tretjen e lëndëve që ngacmojnë indin e veshkave, parandalojnë formimin e gurëve, bëjnë hollimin e urinës, etj. Këto preparate, pra, bëjnë që veshkat të ngacmohen më pak dhe të mënjanojnë normalisht produktet e padëshirueshme që formohen në rrugët urinare.

a) *Gurët në veshka dhe në rrugët e urinës* janë sëmundje të rënda me dhembje të forta, të cilat vijnë si pasojë e çrregullimit të metabolizmit në tërësi, që shkakton formimin e gurëve. Nga përbërja kimike, gurët e veshkave mund të jenë urate (përmbajnë kripërat e acidit urik), fosfate (kripëra kalcike e magnezi edhe acidi fosforik), karbonate dhe oksalate (kripëra të acidit oksalik). Të sëmurët me gurë në aparatin urinar urinojnë shpesh dhe me dhembje, shpesh me gjak, si pasojë e gërvishtjes që iu bën guri rrugëve urinare. Parandalimi konsiston në mospërdorimin e atyre lëndëve, që shkaktojnë formimin e gurëve, ndaj të cilëve organizmi është i predispozuar.

Lloji i gurit përcaktohet me analizë kimike. Gjatë kurës së heqjes së gurëve të aparatit urinar rekomandohen sasi të mëdha lëngjesh në formë të çajrave bimore, të cilat i përcakton mjeku. Dieta duhet të jetë e pasur me vitamina, ushqim të rregullt; rekomandon lëvizje e shetitje, të cilat ndikojnë mirë në mjekimin e kësaj sëmundjeje.

Ndërmjet bimëve që rekomandohen kundër gurëve të aparatit urinar dhe si ndihmëse në krizat përkatëse hyjnë mëllaga (87), bishtat e vishnjeve (151), kemasheni me qime (51), majdanozi (75), shelgu (152), këputja (52), shtogu (136), gjarpri mjekësor (37), mustaqet e misrit (92), dëllinja (21), grami (35), hithra (44), farat e dellit (40) etj. (Shih veshkat tek diftuesi terapeutik në fund të tekstit).

Kundër acarimit të aparatit urinar në tërësi dhe të fshikëzës rekomandohen kulumbria (58), gërdeci (32), mu-

staqet e misrit (92), ndërsa kundër acarimit të prostatës majdanozi (75), farë delli (140), rozmarina (116), grami (35), hithra (44), poleni i luleve të misrit (92), e të pishës etj.

Në sëmundjet e aparatit urinar ndeshemi edhe me raste të urinimit të pavullnetshëm te fëmijët, veçanërisht gjatë gjumit, kundër të cilit rekomandohen përdorimi i çajit përkatës (165), mëllaga (87), gërdeci (32), shelgu (132), këputja (52) lulebasani (68), manaferra (37), bishtamithi (12), milca (91), gjethedelli (40), kone të selvisë (qiparisit) (123), etj.

## 10) SËMUNDJET E SISTEMIT NERVOR.

Shkaqet dhe llojet e sëmundjeve nervore janë të ndryshme dhe të shumta. Një pjesë e mirë e tyre mjekohen me preparate sintetike, por edhe mjekimi me bimë është i vlefshëm në format e lehta, veçanërisht në çrregullimet e karakterit funksional.

Sistemi nervor përbëhet nga një ind jashtëzakonisht i ndjeshëm, prandaj edhe ndikimet jashtë dhe brenda organizmit lënë gjurmët e tyre në funksionin dhe veprimtarinë e këtij sistemi të rëndësishëm. Sëmundjet e sistemit nervor për qëllime praktike i ndajmë në 3 grupe dhe konkretisht në çrregullime të indit nervor në qendër, në rrugët përçuese dhe në mbaresat periferike. Por ka edhe sëmundje që nuk prekin indin nervor, të cilat nuk shoqërohen me ndryshime të jashtme (morfologjike) dhe të brendshme (strukturale histopatologjike); këto sëmundje ekzistojnë pavarësisht se tërësia anatomike e indit është e plotë.

Sëmundjet nervore mund të shoqërohen me humbjen e ndjeshmërisë dhe të lëvizjeve; i sëmuri nuk ndjen dhembjen, të ftohtit, të nxehtit, erën, shijen, etj.

Në grupin e sëmundjeve nervore që nuk prekin indin përkatës hyjnë ato sëmundje që shoqërohen me nervozizëm, me ngacmime të theksuara ose të lehta. Krahas mjekimit me preparate sintetike, që përdoren për mjekimin e këtyre sëmundjeve, si dhe mjekimit me preparate



bimore në rastet e lehta, është i nevojshëm edhe aplikimi i terapisë fizikale, me banja e dushe, me rreze dielli, me ndërrim klime dhe duke respektuar një dietë të caktuar. Terapia bimore në sëmundjet nervore ka për qëllim të lehtësojë dhembjet, të qetësojë të sëmurin dhe të normalizojë çrregullimet e sistemit nervor.

Shpesh për këto sëmundje përdoret rrënja e valerianës (148); në mënyrë të ngjashme me valerianën veprojnë edhe sumullbari (129), likopësi (64), hudhra (45), milca (91), mendra (85), zhumbriça (116), etj., të cilat kanë gjetur përdorim veçanërisht në gjendjet nevrastenike. Si qetësuese kundër shqetësimeve nervore (si sedative) rekomandohen valeriana (148), kamomili (47), mendra (85); kundër pagjumësisë (si mjet hipnotik) rekomandohen valeriana (148), bliri (13), milca (91), murrizi (94), etj.; kundër marrjes së mendve rekomandohet murrizi (94), milca (91), mendra (85), sherbela (133) etj. Si nxitëse (stimuluese) të sistemit nervor qendror (analeptike, tonike) rekomandohen çaji kinez (17), kafeja (46), rozmarina (116) etj.

## 11) SËMUNDJET E GRAVE.

Megjithëse sëmundjet organike femërore zhvillohen lokalisht, ato kanë lidhje me funksionet e përgjithshme të organizmit dhe ndikojnë në to. Nga kjo nxjerrim përfundimin se gjatë mjekimit duhet të kemi parasysh jo sëmundjen, por organizmin e sëmurë. Kjo ka rëndësi të veçantë sidomos në hemorragjitë e theksuara dhe në lindjen e anemisë, gjatë ciklit menstrual, infeksioneve, etj. Higjiena personale e gruas është masë e rëndësishme profilaktike. Në të gjitha rastet duhet kërkuar ndihma mjekësore për diagnostikim të saktë dhe mjekim të drejtë. Njihen shumë bimë mjekësore që përdoren për mjekimin e sëmundjeve të grave, por edhe ato duhet të përdoren me këshillën e mjekut. Të gjitha bimët që përdoren në sëmundjet e grave i përkasin vetëm mjekimit plotësues dhe kryhen nën kontrollin e mjekut. Një pjesë e bimëve që ndikojnë në këto sëmundje kanë

veprim të fortë; këto bimë dhe preparatet e nxjerra prej tyre përshkruhen vetëm me recetë të mjekut, prandaj nuk trajtohen në këtë botim. Në praktikën e përditshme për rregullimin e ciklit menstrual mund të përdoren bimët aromatike me veprim të lehtë, si kamomili (47), lulebasani (68), nejçe si piper uji (96), rozmarina (116), etj.

Një seri bimësh ndikojnë mirë në ndalimin e rrjedhjes së gjakut jashtë ciklit menstrual, si, p.sh., briri i thekrës (179), luleshtrydhja (73), petëlat e trëndafilit, manaferra (77), ndërsa kundër acarimeve të rrugëve gjenitale rekomandohen arra (5), dhe për aktivizimin e funksioneve gjenitale — sherbela (133) etj.

## 12) SËMUNDJET E LËKURËS.

Arritjet e mjekësisë së përparuar nuk kanë zgjidhur përfundimisht problemin e mjekimit të sëmundjeve të lëkurës, të cilat janë të ndryshme jo vetëm nga origjina e lindjes, por edhe nga mënyra e zhvillimit. Mjekësia popullore ka luajtur në këtë fushë dhe vazhdon të luajë akoma edhe sot një rol të veçantë. Megjithatë konsultimi me mjekun ka rëndësi jo vetëm për diagnostikimin e drejtë të sëmundjes, por edhe për mjekimin e bazuar të saj.

Higjiena e vazhdueshme e lëkurës është masë e rëndësishme parandaluese për lindjen dhe zhvillimin e sëmundjeve të lëkurës. Mjekimi i sëmundjeve të lëkurës bëhet duke i përdorur medikamentet si lokalisht, ashtu edhe nga goja. Përdoren nga jashtë ato bimë që përmbajnë vajra, mucilagje, tanine dhe substanca të tjera polifenolike, azulen e proazulen, vitamina e provitamina, vajra eterike antiseptike etj. Për mjekimin e ekzemës përdoren gjerësisht: bushi (16), pata (bar) (100), luleshtrydhja (73), metriku (90), arra (5), kinëfusha (53), çikorja (19), radhiqja (114), rrodhja e madhe (119).

Djegiet përbëjnë një fushë tjetër të rëndësishme ku përdoren bimët, si bishtamithi (12), gjethedelli (40), lulebasani (68), kamomili (47), rrënja e bunga (118), vërriu i zi (149).

Kundër morthit mund të përdoren: qepa (111), shtrapëri (137), murrizi (94), arra (5), bishtamithi (12), pelini i zi (102), sherbela (133) etj.

Bimët mjekësore të vendit tonë përdoren edhe kundër inflamacioneve lokale, plagëve, çibanëve etj., të cilat janë përshkruar në diftuesin terapeutik për sëmundjet e lëkurës. Nga mjekësia popullore dhe ajo shkencore njohim më shumë bimë që përdoren për forcimin e rrënjëve të flokëve dhe për parandalimin e rënies së tyre, siç janë, p.sh., lëngjet alkoolike të lëndëve të shelgut të bardhë (132), gjethet e rozmarinës (116), gjethet e sherbelës (133), gjethet e hithrës (44), etj.

## 13. REUMATIZMI DHE SËMUNDJET E TJERA QË SHOQËROHEN ME DHEMBJE.

Në këtë grup hyjnë sëmundje që zhvillohen në mënyrë të theksuar, të cilat shpesh kalojnë në fazën kronike e të zgjatur e mjekohen me vështirësi. Proceset reumatizmale të kyçeve mjekohen në fazën përkatëse me ujërat minerale, sikurse veprohet në vendin tonë, me ujërat minerale të llixhave të Elbasanit, Peshkopisë, Leskovikut, Bënjës etj. Nga përvoja shekullore e mjekësisë popullore dhe shkencore, nga bimët e njohura shfrytëzohen ato që kanë veti irrituese për indet dhe që shkaktojnë skuqjen (hipereminë) e tyre. Një rol të rëndësishëm luajnë edhe masazhet, banjat, çajrat, kompresat etj. Gjatë këtyre procedurave duhet kujdes për të mos dëmtuar mbulesën e lëkurës. Për mjekimin e reumatizmit është i nevojshëm këshillimi me mjekun; për trajtimin e artriteve, si mjete ndihmëse rekomandohen shelgu (132), bari i shpretkës (9), gështenja (33), shtogu (136), arra (5), mështekna (89), thundërmushka (142), gjuhënusja (42), grami (35), dëllinja (21), fasulja (25) etj., si dhe sinapi (125) speci djegës (127), stërkungulli (128) etj.

## 14. ANEMIA.

Sëmundjet e gjakut janë të ndryshme, dhe të shumëllojshme përsa i përket zhvillimit të tyre. Anemia është sëmundje që shoqërohet me pakësimin e rruazave të gjakut dhe të sasisë së hemoglobinës. Për mjekimin e anemisë duhet të njihet shkaku që e ka shkaktuar atë. Ndër bimët që rekomandohen kundër anemisë hyjrë pelini (101), hithra (44), sanza (122), bishtamithi (12), etj.

Shumë bimë janë përdorur edhe për ndalimin e hemorragjive, si bishtamithi (12), boronica (14), manaferra (77), bargjaku (7), metriku (90), nejça si piper uji (96), pulithi (109) etj.

## 15. DJERSITJA.

Bimët që përdoren për djersitje (sudorifera, diaforetike) në ftohjet e zakonshme dhe për uljen e temperaturës së lartë, janë përdorur prej shekujsh nga mjekësia popullore dhe vazhdojnë edhe sot të përdoren gjerësisht edhe nga mjekësia shkencore. Megjithatë, mekanizmi i veprimit të tyre fiziologjik vazhdon ende të mos jetë i qartë; pavarësisht nga kjo, këto bimë ruajnë rëndësinë e tyre praktike edhe sot. Çajrat e përgatitura me lulen e shtogut (136), të blirit (13), mjedhrës (93), qinglën (112), rigonin (115) etj., japin mjaft djersë dhe ruajnë organizmin nga ndërlikimet e mundshme. Sot në shumë vende të botës çajrat preferohen më shumë se substancat kimike, të cilat janë të rrezikshme për organizmin.

Një seri preparatesh bimore kanë gjetur përdorim profilaktik edhe kundër gripit, veçanërisht ato që përmbajnë fitoncide të bimëve të larta (si hudhra, qepa etj.).

Bimët përdoren edhe për të ndaluar djersitjen, sidomos helmarina (80), tatulla (188) dhe matergona (185), por këto bimë janë helmuese, prandaj përdoren vetëm në bazë të recetës së mjekut. Midis bimëve që përdoren kundër djersitjes me veprim më të dobët, por të parrezikshëm për organizmin, rekomandohen sherbela (133), rrënja dhe bunga (118), hudhra (45), arra (5), kapinoku (48), trëndafili i egër (143), pelini (101). Kundër etheve rekomandohen edhe lëvorja e bimës së kinës dhe bimë të tjera mjekësore që përmbajnë salicilate naturore, si sythet e plepit të zi (105), lëvoret e shelgjeve (132) etj. Për uljen e temperaturës së lartë përdoren, gjithashtu, bimët e hidhura, si sanza (122), kinëfusha (53), pelini (101) etj., të cilat japin rezultate akoma më të mira kur pihen të kombinuara edhe me aspirinë.

## 16. MASAZHI.

**Fjala masazh** vjen nga fjala arabe «mass» që do të thotë prekje dhe ka kuptimin e veprimeve që bëhen duke prekur ose shtypur me duar ose me gishta një pjesë të sipërfaqes së trupit të një organizmi të gjallë. Masazhi e ka prejardhjen nga mjekësia popullore dhe është aplikuar që në kohët më të vjetra edhe nga populli ynë. Masazhi është një veprim, i cili, duke fërkuar zonat e duhura, gjallëron reflekset si në sipërfaqe, ashtu edhe në thellësi të muskulaturës dhe në organet e brendshme.

**Masazhi konsiderohet si metodë mjekuese,** sepse ndihmon në përmirësimin e mjaft sëmundjeve që lidhen me dobësimin e muskulaturës dhe të qarkullimit të gjakut në të. Masazhi aplikohet në thyerje, ndrydhje, dalje të kyçeve, etj., për të gjallëruar muskulin dhe për të zhdukur mundësinë e dobësimit të muskujve përreth. Masazhi përmirëson qarkullimin e gjakut në vendin e thyerjes dhe forcon veprimtarinë e sistemit nervor, gjë që ndihmon në shërim dhe ngjitje më të shpejtë të vendit të thyer, rifitimin e lëvizjeve të plota të një kyçi (artikulacioni), thithjen e shpejtë të gjakut nga një muskul i goditur ose thithjen e lëngut nga një kyç i dëmtuar etj.

Masazhi ndihmon në qetësimin e dhembjeve ulçeroze dhe përmirëson funksionimin e aparatit tretës nëpërmjet shtimit të sekretimit të lëngut të stomakut dhe gjallërimit të muskulaturës së tij e të zorrëve. Nganjëherë masazhi lehtëson kapsllëkun dhe aplikohet me

sukses në sëmundjet e nervave periferike, në qetësimin e dhembjeve, për fuqizimin e muskujve, në paralizën e gjysmës së trupit. Masazhi përmirëson qarkullimin e gjakut dhe ndihmon shërimin e plagëve të zgjatura (kronike) dhe të paushqyera (trofike) në këmbë; ndihmon edhe në djegie dhe dermatosa. Masazhi aplikohet edhe për shkrirjen e indit dhjamor nën lëkurë, kur ai ndodhet me shumicë; kokrrizat dhjamore shtypen dhe si rrjedhim thithen nga enët limfatike.

**Lidhur me mekanizmin e veprimit** të masazhit mund të themi se ai përgatit muskujt për punë, duke i furnizuar ata me një sasi më të madhe gjaku, i cili ngre gradualisht temperaturën e tyre. Masazhi pas punës, ndihmon në nxjerrjen e mbeturinave të metabolizmit që prodhohen gjatë veprimtarisë së muskulit, përmirëson elasticitetin e muskujve dhe pakëson dhembjet e muskulit të lodhur, kur ai vihet në lëvizje. Masazhi ndikon mirë edhe në funksionin e trungjeve të mëdha nervore. Me ndihmën e masazhit rifillon dhe rritet transmetimi i ngacmimeve të humbura të trungut nervor. Masazhi i vazhdueshëm mbi një trung nervor të ndjeshmërisë (sensitiv) shkakton efekte anestezike të përkohshme. Masazhi ndikon mirë edhe në sistemin vazo-motor të lëkurës dhe të organeve të brendshme.

**Masazhi kryhet në mënyra të ndryshme: — ledhatimi** (prekje e lehtë me shuplakën e dorës nga periferia në qendër për lëkurën ose në drejtim të fijeve për muskulin) e bën të pandjeshëm sipërfaqen e lëkurës dhe ndikon kryesisht në qetësimin e dhembjes; — *fërkimi* (fërkohet me shuplakë në drejtim të zgjatjes së dorës ose të këmbës, ose në drejtim rrethor për rastin e gjoksit, supit, shpinës, etj.) vepron më në thellësi se ledhatimi; — *shtypja* (shtypet me dorë ose me majë të gishtave nga periferia në qendër ose kapja që imiton mbrujtjen e brumit) vepron thellë në indet dhe nuk lejon formimin e ngjitjeve në pjesët e dëmtuara të muskujve; *pickimi* (në sipërfaqe të vogla ose në bark, duke kapur indin me dy gishta) dhe *vibracioni* (dora ose gishtat të ngjeshur për lëkurë shtypen dhe lëshohen pa e humbur asnjëherë kontaktin dorë-lëkurë) kanë veti qetësuese (p.sh. në pu-



çrrën e stomakut bëhet në zonën mbistomak); *goditja* (duart punojnë njëra pas tjetrës) shkakton një farë ngacmimi në organet në thellësi. Secila metodë ka efekt të ndryshëm dhe varet nga mënyra e kryerjes. Si rregull, masazhi fillon dhe mbaron me lëvizje të lehta dhe zgjat 5 deri 25 minuta.

Në përgjithësi duhet patur parasysh ky rregull: sa më lehtë të bëhet masazhi aq më tepër nxiten reaksionet dhe e kundërta sa më energjikisht të bëhet ai, aq më tepër pengohen reaksionet.

## 17. KUPAT (VENDUZAT, GOTAT)

Kupat, gjithashtu, e kanë prejardhjen nga mjekësia popullore dhe janë përdorur që në kohët më të vjetra. Efektet e mira të mjekimit me kupa kanë bërë që përdorimi i tyre të transmetohet brez pas brezi deri në ditët tona. Kupat përdoren për mjekimin e sëmundjeve të rrugëve të frymëmarrjes dhe të muskulaturës së tyre. Rezultate të mira janë arritur dhe në mjekimin e gripit që shoqërohet me pesmatimin e bronkeve, mushkërive, me dhembje të muskujve etj.

Kupat vihen (hidhen), zakonisht, mbi shpinë në këtë mënyrë: lëkura pastrohet dhe lyhet me pak vaj, pastaj kupat (e pregatitura për këtë qëllim) ngrohen mbi flakën e llambës së alkoolit (ose mbi flakën e qiririt) ose të një cope pambuku të njomur me alkool, i cili ndizet e futet shpejt në kupë dhe kjo e fundit, me ajër të rralluar, përmbyset menjëherë mbi lëkurë. Në kupë krijohet një boshllëk, i cili e tërheq lëkurën në brendësi të saj. Si rregull vihen jo më pak se 6 deri 7 kupa, të cilat lihen mbi lëkurë 10 ose 15 minuta dhe pastaj hiqen. Heqja e kupave duhet të bëhet me kujdes; për këtë, me njërën dorë kapet kupa dhe me dorën tjetër shtypet lëkura nën buzët e kupës, në mënyrë që të futet ajri brenda dhe kupa të shkëputet nga lëkura.

**Mekanizmi i veprimit** të kupave është i ngjashëm me atë të masazhit. Në zonën ku lëshohen kupat bëhet

një ngacmim i drejtpërdrejtë dhe reflektor i mbaresave nervore të lëkurës dhe të enëve të gjakut.

Nga shtimi i ngacmueshmërisë së mbaresave nervore të sistemit nervor periferik ndodhin ndryshime në qarkullimin e gjakut dhe të limfës dhe fuqizim i muskulaturës së enëve të gjakut. Në fillim, si pasojë e shtypjes, pakësohet ardhja e gjakut në indet përreth kupës që pasohet nga një shtim i ardhjes së gjakut në lëkurë (skuqja, hiperemi). Nga rritja e qarkullimit të gjakut dhe e limfës bëhet më mirë thithja e produkteve të zbërthimit, që formohen nga prishja e indit në vatrën e pezmatimit, shpërndarja e gjakut të grumbulluar dhe nxitja e veprimtarisë së indeve të sëmura; nga thellësitë e indeve thithen lëngjet inflamatore (eksudati dhe infiltrati), gjë që ndikon në largimin e dhembjeve. Rritja e qarkullimit të gjakut në lëkurë shoqërohet me skuqjen e saj, ngritjen e temperaturës lokale, hapjen e poreve të lëkurës dhe përmirësimin e rrjedhjes së djersës dhe të yndyrës nga gjëndrrat përkatëse. Nga këto ndryshime përmirësohet frymëmarrja nëpërmjet lëkurës dhe gjendja e përgjithshme e të sëmurit, gjë që shoqërohet me kthimin e oreksit, me normalizimin e gjumit dhe me riaftësimin për punë.



# PJESA E VEÇANTË

Kjo pjesë është ndarë në tre kapituj të emërtuar përkatësisht: — *bimët dhe drogat mjekësore*, — *përzjerjet mjekësore* dhe — *bimët mjekësore me veprim shumë të fortë helmues*.

Në kapitujt e kësaj pjese, bimët dhe çajrat mjekësore trajtohen veçmas, një nga një, të renditura alfabetikisht sipas emrit të tyre në gjuhën shqipe.

Për secilën bimë jepet emri shqip dhe sinonimet kryesore, emri në gjuhën latine, familja përkatëse, si dhe një përshkrim i përmbledhur botanik i shoqëruar me përhapjen e bimës tek ne; për ilustrim jepen edhe figurat ose skicat e bimëve kryesore. Mënyra e grumbullimit dhe e tharjes së bimës së tërë apo e organit të saj nuk trajtohet veçmas për çdo bimë; këtë lexuesi do ta gjejë në kapitullin III të pjesës së përgjithshme të emërtuar «Mbledhja e ruajtja e bimëve mjekësore». Në kapitullin *«Vetitë»* që jepet për çdo bimë, përshkruhen lëndët kryesore që përmban organi i tharë i bimës (d.m.th. droga) që përdoret në mjekësi, vetitë e tij vepruese dhe fushat e përdorimit të drogës në mjekësi. Në nëntitullin *«Përgatitja dhe përdorimi»* tregohet mënyra e përpunimit të drogës për të fituar medikamentin përkatës dhe dozat e marrjes së tij gjatë kurës. Së fundi, për çdo bimë jepet shkurtazi ruajtja e drogës dhe afati i përdorimit të saj.

Në kapitullin VII, kushtuar bimëve mjekësore me veprim shumë të fortë helmues, vetitë dhe përdorimi jepen të përmbledhura vetëm sa për ta njohur lexue-

sin me fushën e veprimit të tyre. Përdorimi i bimëve mjekësore në tërësi dhe veçanërisht dhe i atyre që përshkruhen në kapitullin VII duhet të bëhet sipas porosisë së mjekut.

Për të lehtësuar lexuesin në kuptimin e termave teknike, në fund të librit jepen dy fjalorthë, njeri për termat mjekësore dhe tjetri për ata botanikë.



KAPITULLI V

# BIMËT MJEKËSORE DHE DROGAT MJEKËSORE

## 1. AGULIÇJA (lule e rrënjë)

(Primulae flos et Radix)

**Drogat përbëhen nga lulet dhe rrënjët e thara të aguliçes ose të zgorofetës (*Primula veris L.*, familja Primulaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme tek ne në kullota dhe livadhe subalpine e alpine. Aguliçja të gjitha gjethet pranë rrënjës i ka në formë vezake të zgjatur, lulet e mëdha të verdha, të renditura në ombrellë të thjeshtë; lulëzon prill-qershor.**

### VETITË:

Drogat përmbajnë kryesisht saponine dhe esencë, glukozide (primverinë dhe primulaverinë) etj. Në saje të kësaj përmbajtjeje, drogat përdoren kundër të ftohurit, si nxitës të nxjerrjes së gëlbazës nga rrugët e frymëmarrjes, kundër enfizemës së mushkërive si dhe bronkiteve akute dhe kronike.

### PËRGATITJA DHE PËRDORIMI:

1 lugë gjelle me drogë lule hidhen në një enë ku përvëlohen me një gotë ujë që zien; ena mbulohet me kapak, lihet 15-30 minuta; pastaj përmbajtja kullohet, dhe lëngu ëmbëlsohet sipas dëshirës dhe pihet i ngrohtë; merren 2-3 doza të tilla në ditë, kryesisht si mjet që



**Aguliçja (1)**
(Primula officinalis)



lëngëzon dhe largon sekrecionet e bronkeve në bronkite e pneumoni, si dhe si mjet qetësues në pagjumësi, në shqetësime nervore, në dhembje koke, në të marrët e mendve si dhe në çrregullime të traktit tretës, në sëmundje të veshkave dhe të fshikëzës urinare. Po për të njëjtat qëllime përdoret edhe droga rrënjë në formë çaji, i cili përgatitet si vijon:

1 lugë gjelle me drogë rrënje të grimcuara hidhen në një enë, ku shtohet 1 gotë me ujë; ena mbulohet me kapak dhe përzierja zihet për 10 minuta, lihet të ftohet dhe pastaj kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet sipas dëshirës; pihen 3-4 lugë gjelle në ditë.

### RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura drogat ruajnë veprimin për 18 muaj.

## 2. AKJA (lule)

(Stoechados Flos, Helichrysi arenarii Flos)

Droga përbëhet nga lulesat kaptina, të thara të akes (*Helichrysum arenarium* Moench, familja Compositae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e vendeve të thata dhe të zbuluara që rrihen nga dielli (Përmet, Këlcyrë, Gjirokastër, Çajup, etj). Bima është me push të bardhë, rreth 40 cm e lartë, me gjethe të rrënjës vezake të përmbysura, me lule tubike të verdha me xhufkë, - renditura në kaptina me mbështjellje membranore të verdhë — limoni; lulëzon qershor-shtator.

### VETITË:

Lulet e akes përmbajnë heterozide flavonike, karoten, vitaminë C, derivatin kumarinik herniarinë, pigmentin kinonik helikrisinë, fitoncide, substanca të hidhura e tanike, pak esencë etj. dhe kanë veti bakte-




**Akja (2)**
**(Helichrysum arenarium)**



riostatike, të nxitin prodhimin e tëmthit, urinimin, veti spazmolitike etj.; ato rekomandohen për të shtuar rrjedhjen e tëmthit dhe për të tretur gurët e fshikëzës së tëmthit; lulet e akes përdoren gjithashtu në sëmundjet e rrugëve të frymëmarrjes dhe për të nxitur urinimin etj.; Droga e kombinuar edhe me pelin e me bishtamith, bëhet më e efektshme për prodhimin e tëmthit.

PËRGATITJA DHE PËRDORIMI:

Një lugë kafeje me drogë hidhet në një enë ku shtohet një gotë ujë që valon; ena mbulohet me kapak dhe lihet në qetësi 15 minuta. Përmbajtja kullohet; pihen 1 deri 3 doza të tilla në ditë para buke për 10 ditë radhazi.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

## 3. ANASONI (fryte)

(Anisi Fructus)

Droga përbëhet prej fryteve të thara të anasonit (*Pimpinella anisum* L., fam. Umbelliferae), i cili është bimë njëvjeçare që kultivohet tek ne.

VETITË:

Frytet e anasonit përmbajnë kryesisht esencë (1,5-6%) të pasur me atenol (90%), estragol etj. Ato janë shumë të efektshme kundër ngërçeve të muskujve të lëmuar (të stomakut, zorrëve, etj.); ndihmojnë në largimin e gazeve nga zorrët (karminative) dhe nxisin prodhimin e lëngjeve nga të gjitha gjëndrat, përfshi edhe

ato të qumështit. Meqenëse esenca e anasonit jashtëqitet nga organizmi pjesërisht edhe nëpërmjet të frymëmarrjes, droga ndikon edhe në pastrimin e gëlbazëve nga rrugët e frymëmarrjes.

Për këto veti anasoni përdoret në çrregullimet e stomakut dhe të zorrëve, në mënjanimin e gazeve nga zorrët, kundër kollës dhe pezmatimeve të rrugëve të sipërme të frymëmarrjes. Në mënyrë të veçantë përdoret te fëmijët.

Anasoni këshillohet të përdoret edhe nga gratë me fëmijë në gji, meqenëse ndikon në rritjen e sasisë së qumështit.

PËRGATITJA DHE PËRDORIMI:

4 lugë kafeje fryte anasoni të copëtuara hidhen në enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë që zien. Ena mbulohet me kapak dhe lihet 15-20 minuta. Pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu pihet në 3 doza gjatë ditës.

Frytet e anasonit mund të përdoren edhe në formë pluhuri, duke marrë 3 herë në ditë nga 1 g drogë.

RUAJTJA:

Në enë të mbyllura mirë, në vende të freskëta dhe të thata, droga ruan veprimin për 18 muaj.

## 4. ANGJINARJA (gjethe)

(Cynarae Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara të angjinares *(Cynara scolinus L.* familja Compositae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare me kaptima të mëdha të vetmuara me luspa të pështjelljes pa gjemba ose të jashtmet me gjemba të shkurtër, me lule tubike blu; bima i ka gjethet nga ana e poshtme si të bardha, të çara pendore, me segmente heshtore. Angjinarja kultivohet si perime.





**Angjinarja (4)**
(Cynara scolimus)

VETITË:

Në saje të cinarinës, glukozideve A dhe B, substancave flavonike të ndryshme etj., gjethet e angjinares përdoren kryesisht në sëmundjet e mëlçisë dhe të veshkave. Droga nxit prodhimin e tëmthit dhe zbrazjen e tij dhe përdoret kundër pezmatimit të rrugëve të tëmthit, vepron në metabolizimin e kolesterinës dhe të uresë dhe nxit urinimin (jashtëqitjen e ujit, klorureve dhe uresë), duke ndihmuar, kështu, në veprimtarinë e veshkave dhe duke lehtësuar urtikariet e të krojturit. Këshillohet në sëmundjet që shoqërohen me rritjen e përqindjes së kolesterinës në gjak dhe veçanërisht në aterosklerozë, ku duhet kombinuar dhe me vitaminë P. Në saje të disa oksidazave që përmban, ul sasinë e sheqerit në gjak dhe jep rezultate të mira në disa forma të diabetit. Rezultate të mira jep edhe në albuminuritë kronike etj., në të cilat vihet re një përmirësim i shfaqjeve albuminurike dhe edematoze.

PËRGATITJA DHE PËRDORIMI:

Në fillim të kurës përdoret 1 lugë gjelle (më vonë dy lugë gjelle) me drogë të grimcuar, e cila zihet 20 deri 30 minuta në një enë që përmban një gotë me ujë. Përmbajtja kullohet; merren 3 doza të tilla në ditë. Kura zgjat rreth 1 muaj, pastaj ndërpritet për 1 muaj dhe rifillohet në rast nevoje.

Në vendin tonë, me gjethet e angjinares përgatitet preparati «Cinaran Profarma», i cili përdoret me pika disa herë gjatë ditës.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.



## 5. ARRA (Gjethe)

### (Juglandis Folium)

**Droga përbëhet nga gjethet e thara të arrës (*Juglans regia L.*, familja Juglandaceae), e cila kultivohet edhe tek ne; ajo ndeshet edhe në gjendje të egër, sidomos në luginat e Alpeve tona të Veriut, në Martanesh, Librazhd, etj.**

VETITË:

Në saje të tanineve (nucitanineve), alkaloidet juglandinë, juglonit, vitaminës C, substancave antibakteriale etj., gjethet e arrës kanë veprime të shumta, si rrudhës, antileukoreik, hipoglicemizues etj. Kështu, p.sh., droga ka veti të shtojë sekretimin e lëngut të stomakut dhe, për pasojë, të përmirësojë oreksin, të rrudhë mukozat e lëkurës, të ngushtojë arteret etj., rekomandohet në trajtimin e dispepsive dhe të acarimeve të aparatit tretës, në hemorragji etj. Meqenëse ndihmon në mjekimin e indeve të dëmtuara, disa autorë këshillojnë kombinimin e terapisë antibiotike specifike (tuberkulozit) me preparatet e gjetheve të arrës.

Çaji i përqëndruar i gjetheve të arrës ndihmon, në formë lavazhi, në mjekimin e acarimit të rrugëve genitale, të morthit, ekzemës etj.

PËRGATITJA DHE PËRDORIMI:

1 lugë kafeje me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet gjysëm gote me ujë që zien, lihet 15 minuta në qetësi, pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu pihet gjatë ditës. Përdoren 3 doza të tilla në ditë. Në sëmundje të lëkurës, në plagë me procese qelbëzimi, këshillohet aplikimi i banjave me çaj që fitohet duke zier 8-10 g gjethe në 100 g ujë. Banjat këshillohen edhe për të pakësuar djersitjen e këmbëve.

*Shënim:* Arrës i përdoren edhe lëvozhgat jeshile të thara, të cilat përmbajnë tanine, juglon etj.; në saje të vetive antiseptike dhe keratinizuese ato shfrytëzohen në dermatoza të ndryshme. Çaji i përgatitur duke zier 20 g lëvozhga në 1 litër ujë dhe i pirë në dozën 2-3 gota në ditë pas ngrënies jep rezultate të mira në anemi.

RUAJTJA:

Në vende të freskëta dhe të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

## 6. ARRSI (bar)

(Teucrii chamaedrys Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar, e tharë e arrsit *(Teucrium chamaedrys L.*, familja Labiatae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, nëpër vende të thata me bar, në pyje, kudo e zakonshme. Arrsi i ka gjethet rombikovezake, me buzë si të sharrës (ato rrëzë lulesave të plota), të gjelbra në të dyja faqet, më të shkurtra se lulet; kupa e lules zakonisht e kuqe e murrët, ndërsa kurora e purpurt ose trëndafili; lulëzon në maj-korrik.

VETITË:

Në saje të substancave tanike e të hidhura, të esencës, saponineve, kolinës etj., droga shton oreksin në çrregullimet e stomakut, sekretimin e urinës, nxit prodhimin e tëmthit në mëlçi dhe shëron plagë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

2-3 lugë gjelle me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet 1 litër ujë që valon; ena mbulohet me kapak, lihet të qëndrojë 1/2 ore, pastaj lëngu kullohet dhe pihet 3-4 herë në ditë nga 1 filxhan kafeje, para buke.





Arrsi (6)
(Teucrium chamaedrys)

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

## 7. BARGJAKU (bar)

(Salicariae Herba)

Droga përbëhet prej majash të lulëzuara, të thara të bargjakut (*Lythrum salicaria* L. familja Lythraceae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme tek ne në zonat fushore buzë vijave me ujë. Bima ka kërcell katër qoshesh, me gjethe heshtore, si zemër në bazë, me lule rozë të kuqe, në kallinj të gjatë skajorë: lulëzon qershor-tetor.

VETITË:

Droga ka veti të ndryshme, në saje të substancave që përmban. Kështu, p.sh., në saje të tanineve dhe të esencës, droga jep rezultate të mira në diarre që shoqërohen me një humbje të tonusit (të shtërngimit) të zorrëve, kurse në saje të mucilagjeve ka edhe veti qetësuese. Është provuar se, në saje të salikarinës (heterozid), droga ka edhe veti që të ndalojë rrjedhjen e gjakut (hemorragjinë), të rrudhë brenda një kohe të shkurtër mukozën e zorrëve, si dhe veti specifike në dizanterinë bacilare. Droga ka edhe veti të lehta antibiotike; veç rasteve të përshkruara më lart, rekomandohet edhe në gastroenterit, në tifo dhe në dizanteri.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

30 ose 40 g drogë e grimcuar hidhen në një enë të zinguar ku përvëlohen me 1 litër ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet për 15 minuta sa të ftohet, pastaj çaji kullohet nëpërmjet një nape. Pihen 300 deri 500 g çaj në ditë.





**Bargjaku (7)**
(Lythrum salicaria)

RUAJTJA:

Në vende të thata ruan veprimin për 2 vjet.

## 8. BAR MAJASELLI

(Teucrii polii Herba)

Droga nxirret nga pjesa mbitokësore e lulëzuar e tharë e barit të majasellit (*Teucrium polium* L., familja Labiatae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, që rritet nëpër toka të thata kudo e zakonshme në vendin tonë. Gjethet e bimës, në gjysmën e tyre të sipërme, i kanë buzët me ura, më shpesh me push ngjyrë gri në të dyja anët, kërcejt të krrusur që shkojnë përpjetë; kupa është me push, kurorëza zakonisht e bardhë, e verdhë ose e purpur; lulëzon maj-shtator.

VETITË:

Bari i majasellit, në saje të tanineve, esencës etj., rekomandohet në mjekimin e majasellit dhe të kolitit.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Merren rreth 3 tufa (ose 45 g) bar majaselli, zihen në 1 kg ujë për 1½ orë, lëngu kullohet dhe prej tij pihen 3 filxhana në ditë; kura vazhdon rreth 7 deri 20 ditë për majasellin dhe rreth 20-30 ditë për kolitin.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.





**Bar i majasellit (8)**
(Teucrium polium)

## 9. BARI I SHPRETKËS (bar)

(Verbenae Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar, e tharë e barit të shpretkës, ose e sporisit mjekësor, ose e përvashenit (*Varbena officinalis* L., familja Verbenaceae), i cili është bimë barishtore njëvjeçare, e zakonshme në vende barishtore, djerishte e buzë kanaleve të zonave të ulëta të vendit tonë. Bima është e shogët dhe arrin rreth 70 cm lartësi; ka kërcell katërkëndësh, të degëzuar në pjesën e sipërme; gjethet të dhëmbëzuara, të kundërtuara, të plota ose pendore të çara; lulet pa bishta, të vogla me ngjyrë rozë në blu, të renditura në lulesë kalliri; lulëzon nga pranvera në vjeshtë.

### VETITË:

Droga përmban glukozidin verbenalinë dhe verbeninë, si dhe fermentet emulsinë dhe invertinë, substanca të hidhura dhe tanike, mucilagje, esencë, alkaloide etj. Droga ka veti të ngacmojë muskulaturën e lëmuar dhe është pak helmuese. Është provuar se glukozidi verbeninë në doza të zakonshme shkakton lëngëzimin e përkohshëm të gëlbazës, kurse në doza të larta mund të shkaktojë paralizën e sistemit nervor qendror. Në saje të vetive të përshkruara, bari i shpretkës përdoret si mjet fuqizues dhe si ekspektorant. Droga këshillohet edhe kundër gurëve të mëlçisë së zezë e të veshkave, artritit, nevralgjisë, reumatizmit, shiatikut dhe zmadhimit të shpretkës.

### PËRGATITJA E PËRDORIMI:

3-4 lugë gjelle me drogë të grimcuar hidhen në një enë, ku përvëlohen me gjysmë litre ujë që zien; ena mbulohet me kapak, lihet gjysmë ore, pastaj lëngu kullohet; pihen 3 filxhanë kafeje në ditë. (Ky çaj mund të përdoret për gargarë në mahisjet e gojës, të bajameve si dhe për shpëlarjen e plagëve të ndryshme).





**Bari i shpretkës (9)**
(Verbena officinalis)

Kundër zmadhimit të shpretkës dhe dhembjeve nga reumatizmi këshillohet përdorimi i llapave që përgatiten si vijon: në një enë hidhet një grusht me bar të freskët të grimcuar në formë qulli; aty shtohet pak uthull dhe përmbajtja përzihet duke e ngrohur lehtë deri sa uthulla të avullohet; masa që ngelet mbështillet në një copë leckë dhe vihet e ngrohtë në vendin e dhembjes.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 10. BAR VESHI (gjethe)

(Sedi magni Folium)

Barit të veshit (*Sempervivum tectorum* L., familja Crassulaceae) i përdoren gjethet e freskëta.

VETITË:

Gjethet e barit të veshit, që përmbajnë tanine, acid malik me shumicë dhe mucilagje, përdoren nga mjekësia jonë popullore kundër packimit të insekteve si dhe për mjekimin e plagëve të lëkurës. Në formë çaji përdoret duke pikuar disa pika në sy, në acarimet e kapakëve të syrit nga brenda ose në vesh, në acarimet dhe dhembjet e veshit.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Çaji përgatitet me gjethe të freskëta, të cilat shtypen dhe zihen në një gotë me ujë për 30 minuta; lëngu kullohet dhe pasi ftohet, përdoret duke pikuar 2-3 pika në veshin e sëmurë.

---





**Bari i veshit (10)**
(Sempervivum tectorium)

# 11. BËRSHËLLIZA (bar)

(Convolvuli Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar e tharë e bërshëllizës ose gështallit (*Convolvulus sepium* L., familja Convolvulaceae), i cili është një bimë barishtore shumëvjeçare kacavjerrëse e zakonshme tek ne nëpër gjerdhe të zonave fushore. Bërshëlliza ka kërcell deri 120 cm të gjatë që përdridhet ndaj çdo objekti që i vihet përballë; gjethet i ka me bisht, të këmbyera, me llapë si shigjetë; lulet dalin në majë të bishtave, të cilët zenë fill nga sqetullat e gjetheve; lulet kanë kurorë të zgjeruar në formë hinke, në periferi pesëdhëmbëshe, me ngjyrë të bardhë me zona ngjyrë rozë; lulëzon maj-vjeshtë.

## VETITË:

Droga përmban rrëshirë me veti të forta laksative, tanine dhe lëndë me natyrë gomoze; nxit muskulaturën e lëmuar, hyn në mjetet terapeutike që shpejtojnë peristaltikën e zorrëve dhe rrisin rrjedhjen e tëmthit. Bari i bërshëllizës është laksativ i fortë e kolagog dhe duhet përdorur me kujdes.

## PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë çaji me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet 1 filxhan çaji me ujë që zien; përmbajtja lihet për 15 minuta, pastaj lëngu kullohet dhe pihet.

*Shënim:* Kohët e fundit droga ka tërhequr vëmendjen e studiuesve lidhur me veprimin e saj në sistemin e qarkullimit të gjakut.

## RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura, droga ruan veprimin për 18 muaj.





**Bërshëlliza (11)**
(Convolvulus sepium)

## 12. BISHTAMITHI (bar)

(Millefolii Herba)

Droga nxirret nga pjesa mbitokësore e tharë e bishtamithit ose njëmijëgjethësit ose barnozellës, ose bar pezmit (*Achillea millefolium* L., familja Compositae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme në livadhe të zonave malore. Bima është deri 90 cm e lartë, me gjethe dyfish pendore, të ndara në segmente shumë të afruara midis tyre; lulet i ka të renditura në kaptina të vogla, të bardha ose rozë; lulëzon maj-korrik.

VETITË:

Në saje të esencës (me azulen, cineol, etj.), substancës së hidhur akileine, vitaminës K, tanineve, etj. që përmban, droga përdoret si mjet që liron spazmat e muskulaturës së butë (spazmolitik), veçanërisht të mitrës, ngërçet (dhëmbjet, spazmat) e stomakut (me origjinë nervore) të grave, si rregullues dhe lehtësues i menstruacioneve, në mjekimin e majasellit, kundra heqjes së barkut, si antiinflamator në acarimet e gojës, fytit, në djegie, etj. Meqenëse rrit aftësinë e gjakut për t'u mpiksur, përdoret për ndërprerjen e rrjedhjes së gjakut si, p.sh., në hemorragjitë e mushkërive, të veshkave, në menstruacione të mëdha, si dhe për mjekimin e anemive sekondare të ndryshme: këshillohet edhe kundër kollës. Përdorimi për një kohë të gjatë i drogës jep përshtjellim, turbullim dhe dhembje koke.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me droge të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë, ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja zihet për 5 minuta; pastaj çaji kullohet dhe pihet i paëmbëlsuar, gjysmë ore para buke; merren dy doza të tilla në ditë. Për përdorim të jashtëm, në





Bishtamithi (12)
(Achillea millefolium)

formë banjash për mjekimin e plagëve të qelbëzuara, të sëmundjeve të lëkurës, mishrave të dhëmbëve etj., përdoret çaji që pregatitet si më sipër, por duke përdorur 2 lugë gjelle me drogë për një gjysmë gote me ujë.

Për mjekimin e ulçerave varikoze, të majasellit, morthit, etj, përdoret lëngu i shtrydhur i bimës së freskët.

*Shënim:* Kohët e fundit është zbuluar prania në drogë e hormoneve fitogonadotrope në përqëndrimin 500 njësi ndërkombëtare për 1 kg. Është provuar, gjithashtu, se sasia e azulenëve në drogë luhatet në kufij shumë të gjerë, prandaj për një veprim të garantuar duhet provuar prania e këtyre përbërësve.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 13. BLIRI (lule)

(Tiliae Flos)

Droga e luleblirit përbëhet nga lulesa të thata të shoqëruara me braktene e blirëve. (***Tilia cordata*** Mill., ***Tilia platyphyllos*** Scop. dhe Tilia argentea Desf, familja Tiliaceae), të cilët janë drunj deri 30 m të lartë, të kodrave e maleve të vendit tonë.

VETITË:

Lulet e blirit përmbajnë mucilagje, esencë të pasur në farnezol, glukozide të ndryshme, sheqerna, tanine dhe substanca të afërta me vitaminë E. Përdoren në sëmundje të shkaktuara nga të ftohtit dhe që shoqërohen me temperaturë (rrufë, kollë, gëlbazë, etj.) në saje të vetisë që kanë për të shkaktuar djersitje; përdoren gjithashtu në sëmundjet e veshkave dhe të fshikëzës uri-





**Bliri (13)**
(Tilia platyphyllos)

nare, si dhe për të lehtësuar dhembjet dhe për të përmirësuar çrregullimet e stomakut. Lulet e blirit kanë edhe veti të tjera të ngjashme me ato të lules së shtogut; ato përmirësojnë gjendjen nervore si rrjedhim lehtësojnë gjumin.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me lulebliri hidhet në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë që valon; ena mbulohet me kapak dhe lihet 5-10 minuta duke e tundur herë pas here, pastaj lëngu kullohet, ëmbëlsohet me sheqer ose me mjaltë dhe pihet i ngrohtë. Merren disa doza të tilla gjatë ditës.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 14. BORONICA (fryte dhe gjethe)

(Myrtilli Fructus et Folium)

Droga përbëhet nga frytet e pjekura dhe të thara të boronicës, ose thrashegrës, ose qershiglës së egër *(Vaccinium myrtillus* L., familja Ericaeae), e cila është shkurrëz deri 0,6 m e lartë, e zakonshme në pyje dhe në livadhe të zonave malore të vendit tonë. Boronica i ka gjethet vezake me buzë të dhëmbëzuara, lulet të vetmuara në sqetullat e gjetheve, me ngjyrë rozë në të gjelbër; frytet baka të zeza me lëng vjellcë; lulëzon në maj-korrik; frutifikon në korrik-shtator.

VETITË:

Frytet e boronicës që janë të pasura me tanine, acid malik, citrik e benzoik, vitaminë C dhe A, etj., merren nga goja kundër heqjes së barkut, në infeksionet e zga-





**Boronica (14)**
(Vaccinium myrtillus)

nare, si dhe për të lehtësuar dhembjet dhe për të përmirësuar çrregullimet e stomakut. Lulet e blirit kanë edhe veti të tjera të ngjashme me ato të lules së shtogut; ato përmirësojnë gjendjen nervore si rrjedhim lehtësojnë gjumin.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me lulebliri hidhet në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë që valon; ena mbulohet me kapak dhe lihet 5-10 minuta duke e tundur herë pas here, pastaj lëngu kullohet, ëmbëlsohet me sheqer ose me mjaltë dhe pihet i ngrohtë. Merren disa doza të tilla gjatë ditës.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 14. BORONICA (fryte dhe gjethe)

(Myrtilli Fructus et Folium)

Droga përbëhet nga frytet e pjekura dhe të thara të boronicës ose thrashegrës, ose qershiglës së egër (*Vaccinium myrtillus* L., familja Ericaeae), e cila është shkurrëz deri 0,6 m e lartë, e zakonshme në pyje dhe në livadhe të zonave malore të vendit tonë. Boronica i ka gjethet vezake me buzë të dhëmbëzuara, lulet të vetmuara në sqetullat e gjetheve, me ngjyrë rozë në të gjelbër; frytet baka të zeza me lëng vjellcë; lulëzon në maj-korrik; frutifikon në korrik-shtator.

VETITË:

Frytet e boronicës që janë të pasura me tanine, acid malik, citrik e benzoik, vitaminë C dhe A, etj., merren nga goja kundër heqjes së barkut, në infeksionet e zga-





**Boronica (14)**
(Vaccinium myrtillus)

vrës së gojës dhe të fytit, kundër majasellit, etj. Kohët e fundit është provuar se antocianozidet e boronicës kanë veprimin e vitaminës P dhe si pasojë janë të dobishme në trajtimin e çrregullimeve të qarkullimit të gjakut që vijnë nga rritja e çarjes së kapilarëve, veçanërisht në hemorragjitë e retinës (të tipit diabetik dhe hipertensi.).

Gjethet e boronicës përdoren deri diku në sëmundjen e sheqerit.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Frytet merren nga goja në vartësi të moshës (mesatarisht 5-10 gram), përtypen dhe gëlltiten. Përdoren edhe në formë çaji duke zhytur në një gotë me ujë sasinë e fryteve të mësipërme, të cilat pasi mufaten, zihen lehtë.

Gjethet përdoren gjatë ditës në formë çaji, i cili përgatitet duke zier 2 lugë kafeje me drogë të grimcuar në një enë që përmban një gotë me ujë.

RUAJTJA:

Në vende të thata, frutet e thara ruajnë veprimin për 18 muaj.

---

## 15. BORZILOKU (bar)

(Basilici Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e tharë e borzilokut ose sefërgjenit (*Ocimum basilicum* L., familja Labiataee), i cili është bimë njëvjeçare e kultivuar.





**Borziloku (15)**
(Ocimum basilicum)

VETITË:

Në saje të esencës (me estragol, linalol, etj.) e të taninеve që përmban, bari i bimës ka veti të përmirësojë aktivitetin e stomakut, të pakësojë gazet në zorrë e të hapë oreksin, të lirojë ngërçin e muskulaturës së zorrëve. Përdoret si qetësues i dhembjeve të barkut, si aromatizues, kundër pezmatimit kronik të stomakut, çrregullimeve të tubit tretës, kapsllëkut që vjen nga ngërçi (tkurrja, shtërngimi) i muskulaturës së zorrës etj.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë çaji me drogë të grimcuar hidhen në një enë të zinkuar, ku shtohet 1 gotë me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet për 10-15 minuta duke e tundur herë pas here; pastaj lëngu kullohet, ëmbëlsohet ose jo me sheqer apo me mjaltë dhe pihet. Gjatë ditës mund të merren 2-3 doza të tilla.

Bari i borzilokut përdoret edhe në formë llapaje në dëmtime të lëkurës (eritema, ekzema) të shkaktuara nga fërkimi reciprok i dy sipërfaqeve të lëkurës që janë në kontakt me njëra-tjetrën. Për këtë qëllim, një sasi droge zbutet me pak ujë të valuar, përzihet deri sa të marrë trajtë llapaje, pastaj vihet mbi vendin e dëmtuar të lëkurës.

Përdoret edhe kundër mahisjes së gojës dhe të fytit në formë gargare, në këtë mënyrë: 5 lugë gjelle me drogë të grimcuar zihen në një enë të zinkuar për 3-5 minuta me dy gota me ujë; pastaj lëngu kullohet dhe përdoret për gargarë ose për të shpëlarë gojën.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---



## 16. BUSHI (gjethe e lëvore)

(Buxi sempervirentis Folium et Cortex)

Droga përbëhet nga gjethet dhe lëvoret, të thara, të bushit ose të shemshirit ose të pikësas (*Buxus sempervirens* L., familja Buxaceae), e cila është një shkurre e zakonshme tek ne në toka të thata e gëlqerore deri në 1600 m mbi sipërfaqen e detit. Bushi ka gjethe të qëndrueshme, vezake të rrumbullakëta, lëkurore, të kundrejta, me bisht shumë të shkurtër, me buzë të plota dhe të përkulura nga brenda; lulet të gjelbra në të bardhë në sqetullat e gjetheve: lulëzon në mars-prill.

VETITË:

Gjethet dhe lëvorja e bushit përmbajnë alkaloide (sidomos buksinë), esencë, tanine etj. Kohët e fundit janë izoluar nga bushi një seri alkaloidesh me veti hipotensive. Drogat kanë veti të ulin temperaturën e lartë dhe veti dezinfektuese.

Bushi përdoret për uljen, në përgjithësi, të temperaturës së shkaktuar nga pezmatimet e rrugëve të tëmthit dhe të urinës, si dhe për uljen e tensionit të gjakut. Nga jashtë përdoret në sëmundje të lëkurës, në podagër dhe reumatizëm. Drogat duhet të përdoren vetëm nën mbikqyrjen e mjekut, sepse janë helmuese; helmimi me këto droga shoqërohet me të vjella, dhembje, diarre, dhe dispne; në fazën e fundit shfaqen dridhje.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Gjysmë luge kafeje me drogë të copëtuar hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë që zien; ena mbulohet me kapak, lihet sa të ftohet, pastaj çaji kullohet dhe ëmbëlsohet sipas dëshirës, e pihet gjatë ditës në 3 doza.



**Bushi (16)**
(Buxus sempervirens)



RUAJTJA:

Gjethet dhe lëvoret e bushit po të mbahen në vende të freskëta dhe të thata ruajnë veprimin për 2 vjet.

---

## 17. ÇAJI I EVROPËS (gjethe)

(Theae Folium)

Çaji i Evropës, përbëhet nga gjethet e thara të bimës *Thea Sinensis* L., familja Theaceae.

VETITË:

Çaji i Evropës përmban kofeinë, teobrominë, teofilinë, adeninë, ksantinë, tanine me veprim të ngjashëm me vitaminën P, esencë, etj. Në saje të përbërjes së larmishme, çaji i Evropës përdoret që prej shumë kohësh si pije që gjallëron dhe tonizon organizmin. Përdoret edhe si mjet i dobishëm në grip, ethe, në heqje barku, si diuretik, si kundrahelm (antidot) në helmime me substanca frenuese. Nuk rekomandohet në persona që vuajnë nga presioni i lartë i gjakut dhe nga eksitimi nervor.

Edhe në vendin tonë, çaji i Evropës është një ndër drogat më të përdorshme me bazë kofeine.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë kafeje me drogë zhytet në 250-300 g ujë të valuar, ena mbulohet me kapak dhe pas 5-10 minutash kullohet; çaji pihet disa herë në ditë i ëmbëlsuar sipas dëshirës me sheqer ose me mjaltë. Çaji del më i shijshëm kur përgatitet menjëherë me ujë të valuar.

## 18. ÇAJI I MALIT (bar)

(Sideritis Herba)

Çaji i malit përbëhet nga pjesa mbitokësore e bimës *Sideritis roeseri* Bois. et Heldr., familja Labiatae.

VETITË:

Çaji i malit, në saje të esencës me erë të këndshme, tanineve, substancave të hidhura etj., në vendin tonë përdoret si pije familjare. Bima mund të rekomandohet edhe si bar kundër ftohjeve që shoqërohen ose jo me temperaturë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë e vogël e çajit të malit grimcohet dhe hidhet në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë që valon; ena mbulohet me kapak, lihet të qëndrojë për 15-20 minuta duke e përzier herë pas here); lëngu kullohet, ëmbëlsohet sipas dëshirës me sheqer ose me mjaltë dhe pihet; merren disa doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 19. ÇIKORE (gjethe dhe rrënjë)

(Cichorii Folium et Radix)

Droga përbëhet prej gjetheve dhe rrënjëve të çikores (*Cichorium intybus* L., familja Compositae), të cilat mblidhen përkatësisht në pranverë dhe në vjeshtë. Çikorja është bimë barishtore shumëvjeçare deri 1 m e lartë, me gjethe të bazës të vrigulluar pendore dhe me gjethe të sipërme vizake; lulet i ka në ngjyrë blu të gjallë të renditura në kaptina që dalin nga sqetullat e gjetheve; lulëzon në korrik deri në shtator.





**Çikorja (19)**
(Cichorium intybus)

VETITË:

Gjethet dhe rrënjët e çikores përmbajnë mucilagje, sheqerna, rrëshirë, tanine, inulinë, një glukozid me shije të hidhur të quajtur cikorinë, etj. Në saje të këtyre lëndëve që përmbajnë, drogat përdoren si mjete që gjallërojnë organizmin, duke përtëririë forcat, që nxitin tretjen dhe urinimin, duke përmirësuar nganjëherë ekzemën, zbrazjen e fshikëzës së tëmthit dhe të dalët jashtë, pa acaruar aparatin tretës.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Zihen 1 lugë gjelle me rrënjë ose me gjethe të grimcuara në një xhezve të madhe me ujë dhe çaji kullohet; pihen 2 deri 3 doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në enë të mbyllura mirë droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 20. DAFINA (gjethe e fryte)

(Lauri Folium et Fructus)

**Droga përbëhet prej gjetheve dhe fryteve të thara të dafinës ose të larit (*Laurus nobilis* L., familja Lauraceae), i cili është një dru 2-6 m i lartë, i përhapur në krahinat me klimë mesdhetare të vendit tonë; lulëzon në mars — prill; frutifikon në tetor-nëntor.**

VETITË:

Gjethet e dafinës përmbajnë esencë, substanca të hidhura, tanine etj. dhe përdoren prej shumë kohësh si ndihmëse në mjekimin e gripit e të bronkitit, si ndihmë-





**Dafina (20)**
(Laurus nobilis)

se në rastet e ftohjes që shoqërohet me temperaturë, si përmirësuese e tretjes së ushqimit etj.

Frytet e dafinës përmbajnë esencë, vaj yndyror etj.; përdoren më shumë në veterinari, si mjet për të shtuar oreksin dhe si stomakik.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë gjelle me gjethe dafine të grimcuara (së bashku me 1 lugë gjelle me lëvore portokalli, në rast se disponohen) hidhen në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe përzierja lihet të qëndrojë 10 minuta; pastaj ajo kullohet, dhe lëngu ëmbëlsohet sipas dëshirës me sheqer. Pihen 2-3 gota të tilla në ditë.

Në formë banje frytet e dafinës përdoren kundër djersitjes së tepërt dhe erës së keqe të këmbëve, në këtë mënyrë: një grusht me fryte të thara e të coptuara të dafinës hidhen në një enë ku shtohet 1 litër ujë. Ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja zihet për 20 minuta, lihet deri sa të ftohet; në vazhdim lëngu kullohet me shtrydhje, zbrazet në një legen ku paraprakisht është hedhur ujë i ngrohtë; këtu futen këmbët dhe mbahen për një kohë sa më të gjatë.

RUAJTJA:

Në vende të thata drogat ruajnë veprimin për 2 vjet.

---

## 21. DËLLINJA (fryte)

### (Juniperi Fructus)

**Droga përbëhet nga frytet e pjekura e të thara të shkurres së dëllinjës së zezë (*Juniperus Communis* L., familja Cupressaceae), e cila në vendin tonë ndeshet shpesh dhe kudo, deri në 2000 m mbi nivelin e detit. Dëllinja i ka gjethet halore me majë të mprehtë dhe të qëndrueshme, të vendosura në qerthuj trish.**





**Dëllinja (21)**

**(Juniperus communis)**

Fryti ka pamjen e një sfere të vogël; në vitin e parë është i gjelbër, ndërsa kur piqet (në vitin e dytë) bëhet gati i zi. Bima lulëzon në prill-maj dhe frytifikon shtator-nëntor.

VETITË:

Frytet e dëllinjës së zezë përmbajnë sheqerna, juniperinë, esencë, rrëshirë, etj.; kanë veti të nxisin urinimin dhe të pengojnë zhvillimin e rritjen së mikrobeve në rrugët urinare. Droga konsiderohet si mjet i mirë diuretik që ndihmon në jashtëqitjen e klorureve dhe të azotit në formën e uresë; (këshillohet në hidropizi, në reumatizmin e kyçeve etj.). Rritja e diurezës fillon pas 4 orësh nga marrja e fryteve dhe vazhdon për po aq orë. Droga sforcon epitelin renal; për këtë arsye nuk këshillohet tek fëmijët dhe në rastet me veshkë të sëmurë të prirur për hematuri, albuminuri etj.

Frytet e dëllinjës së zezë këshillohen edhe në bronkitet katarale dhe në sëmundje që vijnë nga të ftohurit, sepse ndihmojnë në nxjerrjen e gëlbazës dhe në lehtësimin e kollës.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë kafeje me drogë të grimcuar zhytet në një gotë me ujë; ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja zihet 5-10 minuta, lihet në qetësi derisa të ftohet dhe në fund kullohet dhe lëngu pihet. Merren 2-3 doza të tilla në ditë.

*Shënim:*

Mjekësia jonë popullore e rekomandon përgatitjen e fryteve në këtë mënyrë: 1 kg fryte zhyten në 10 litra ujë. Mbas disa ditësh (4-5), kur merr erën e dëllinjës, uji pihet me gota disa herë në ditë si mjet diuretik dhe në çrregullime të traktit tretës. Lëngu që hiqet nga ena



zëvendësohet me ujë; kjo gjë vazhdon deri sa kokrrat e dëllinjës të bien të gjitha në fund të enës. Në këtë rast nuk hidhet më ujë dhe lëngu pihet derisa të mbarojë.

---

## 22. DRUNAKUQI (Lëvore)

(Frangulae Cortex)

Droga përbëhet nga lëvoret e thara të degëve të drunakuqit ose të zoglës, ose të tulkuqit (*Rhamnus frangula* L., syn. *Frangula alnus Miller*, familja Rhamnaceae), i cili është një dru i vogël, i rrallë në vendin tonë, në toka argjilore silicore, në pyje me lagështi, etj. Drunakuqi i ka gjethet të këmbyera, vezake, të shogëta, me buzë të plota; lulet me 5 petëla; frytet (bërthokla) marrin ngjyrë thuajse të zezë kur piqen; lulëzon në maj-qershor.

VETITË:

Droga përmban glukozide antrakinonike, të cilat kanë veti laksativo purgative, sidomos në kapsllëk kronik.

Droga ka veti të nxitë sekretimin e tëmthit dhe të veprojë në zorrën e trashë. Në kapsllëkun e shkaktuar nga pamjaftueshmëria e lëngut të tëmthit këshillohet kombinimi i drunakuqit me droga të tjera siç janë gjethet e senës, rrënjët e çikores dhe të radhiqes, gjethet e angjinares etj.; rezultate të mira ato japin edhe kundër majmërisë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet një gotë me ujë; përmbajtja lihet në qetësi 15 minuta dhe pastaj zihet për 10 minuta. Në vazhdim lëngu lihet deri sa ftohet dhe kullohet; pihet i ngrohur në mbrëmje, para gjumit. Në kapsllëkun e fortë doza e mësipërme përsëritet edhe në mëngjes esëll.

Droga përdoret edhe në formë pluhuri: në këtë rast merren 1 deri 3 g në ditë.



**Drunakuqi (22)**
**(Frangula alnus)**



*Shënim:*

Lëvoret e drunakuqit duhet të përdoren të paktën 1 vit pas mbledhjes. Të ngjashme nga përmbajtja, veprimi e përdorimi me lëvoret e drunakuqit janë ato të arrçit (Rhamnus fallax), i cili është mjaft i përhapur.

RUAJTJA:

Në vende të freskëta dhe të thata droga ruan veprimin për 4-5 vjet.

---

## 23. DYDHËMBËSHI TREPJESËSH (bar)

(Bidentis Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e tharë e bimës (*Bidens tripartita* L., familja Compositae), e cila takohet në toka me lagështi të zonave të ulëta të vendit tonë. Bima është barishtore njëvjeçare deri 1 m e lartë, me gjethe të kundërta, të ndara trish, me segmentin e mesit më të madh; lulesat janë kaptina të përbëra nga lule tubike të verdha; lulëzon korrik-shtator.

VETITË:

Droga, d.m.th. bari i mbledhur në kohën e fillimit të lulëzimit të bimës dhe i tharë, në saje të glukozideve flavonike, vitaminës C, sheqernave, esencës, karotinës, manganezit, etj. që përmban, ka veti të shtojë urinimin dhe djersitjen, të përmirësojë tretjen dhe të ndikojë në normalizimin e metabolizmit.

Në saje të këtyre vetive, kjo drogë këshillohet në gurët e veshkave dhe në çrregullimet e fshikëzës së urinës, kundër hemorragjive të brendshme, kur është i nevojshëm shtimi i të urinuarit dhe i djersitjes etj.



**Dydhëmbëshi tripjesësh (23)**
(Bidens tripartitus)



PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy deri katër lugë supe me drogë të grimcuar hidhen në një enë të cinkuar ku shtohet një litër me ujë të zier; përmbajtja lihet të qëndrojë 15 minuta në enë të mbuluar me kapak. Pastaj lëngu kullohet; prej këtij lëngu të rriturit mund të pijnë dy-tri gota, kurse fëmijët dy-tre filxhanë në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për dy vjet.

---

## 24. ELBI (fryte)

(Hordei Fructus)

Droga përbëhet nga frytet e elbit (*Hordeum vulgare* L., familja Graminaceae), i cili kultivohet në vendin tonë.

VETITË:

Embrioni i elbit është i pasur në vitamina (E dhe B1), kurse pjesa tjetër me amidon, yndyra, proteina dhe enzima. Elbi i mbirë, në rrënjëzën e tij përmban alkaloidin hordeninë, i cili ka veti të ngushtojë enët periferike të gjakut (të rrisë presionin e gjakut sikundër adrenalina) dhe të zgjerojë bronket (sikundër efedrina). Në saje të substancave mucilagjinoze, elbi është përdorur që në kohët e vjetra për të mjekuar sëmundjet inflamatore të sistemit të tretjes. Elbi rekomandohet si mjet që pakëson inflamacionin e indeve të acaruara të lëkurës dhe të mukozave, si mjet zbutës.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Zihen 20 g elb në 1 litër ujë; çaji që fitohet përdoret për gargarë në mahisjen e bajameve dhe në inflamacionin e fytit; përdoret gjithashtu si freskues dhe si mjet i lehtë kundër heqjes së barkut.

Malti, që përbëhet nga elbi i mbirë jo plotësisht (në mënyrë artificiale), përveç përgatitjes së birrës, përdoret edhe në formë pluhuri në dozat 5 deri 20 g në ditë, si ushqyes tek fëmijët që kanë të dobët muskulaturën e stomakut dhe të zorrëve, tek të moshuarit dhe në rastet e urthit (hiperkloridrisë) tek të rriturit.

Në rastet e enteritit mund të përgatitet ky çaj: zihen në 3 litra ujë nga 2 lugë me grurë, elb, tërshërë, misër, thekër dhe krunde derisa të ngelet 1 litër; hihet të ftohet, pastaj lëngu kalohet nëpër një napë të hollë; pihet brenda 24 orëve ashtu siç është ose i holluar me qumësht dhe i ëmbëlsuar me sheqer.

---

## 25. FASULJA (lëvozhga)

(Phaseoli Fructus sine Semine)

Droga përbëhet nga bishtajat pa fryte, të thara, të fasules (groshës) (*Phaseolus vulgaris* L., familja Leguminoseae), e cila kultivohet kudo në vendin tonë.

VETITË:

Bishtajat pa farë (lëvozhgat) të groshës nuk janë helmuese; ato përmbajnë shumë substanca, ndër të cilat si kryesore konsiderohen asparagina, arginina, tirozina, triptofani, fenilalanina, betaina, trigonelina dhe substanca minerale si acidi silicik, acidi fosforik dhe veçanërisht kripëra të potasit. Droga ka veti që të nxitë urinimin (diuretike) në rastet e grumbullimit të ujit në organizëm



si dhe në sëmundje të veshkave dhe të rrugëve të urinës; rekomandohet si ndihmëse e lehtë edhe në sëmundjen e sheqerit (antidiabetike). Lëvozhgat e fasuleve kanë veti të ulin, në një masë të lehtë, presionin e ngritur të gjakut.

*Shënim:*

Duhet patur kujdes që droga të nxirret nga fasule të pjekura. Fasulet e «gjelbra» (bishtajat me fasule të papjekura), në disa persona mund të shkaktojnë sëmundje të lëkurës nga prania e proteinës helmuese (fazinës); kjo proteinë, që në persona të tjerë mund të shkaktojë edhe të vjella dhe diarre, pezmatime të zorrëve etj., shkatërrohet me zierje.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Katër grushte me drogë të grimcuar zhyten në dy litra me ujë, lihen disa orë që të bymehen, pastaj zihen derisa të ngelet gjysmë litre lëng. Pihen 2-3 gota në ditë, gjithnjë para buke.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 26. FIKU (fryti)

(Caricae Fructus)

**Droga përbëhet nga frytet e thata të fikut (*Ficus carica L.*, familja Moraceae), i cili është një dru i kultivuar gjerësisht në vendin tonë.**

VETITË:

Frytet e fikut janë një ushqim dietetik i mirë në saje të sheqernave, lëndëve të azotuara, vitaminave A, B e C etj.; ato kanë edhe veti të lehtësojnë të dalët jashtë dhe të zbusin kollën. Droga e fikut përdoret si laksativ i lehtë, në bronkitet dhe në kollë.

Në formë gargare frytet e fikut përdoren edhe në pezmatimet e rrugëve të sipërme të frymëmarrjes dhe të gojës.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

50 g fiq të thatë futen në darkë në një enë ku shtohen 500 g ujë dhe zihen për 20 minuta; të nesërmen fiqtë hahen dhe lëngu pihet; kjo kurë përdoret kundër kapsllëkut.

*Shënim:*

Lëngu qumështor i freskët i frytit, i gjetheve dhe i degëve të reja përdoret për zhdukjen e lytheve (verrukave) duke i pikuar ato çdo ditë 2-3 herë me lëng.

Lëngu qumështor përdoret edhe për zhdukjen e efelideve (qukave) të fytyrës, duke i lyer ato një herë në ditë.

---

## 27. FIK UJKU (bar dhe rizomë)

(Aristolochiae Herba et Rhizoma)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar dhe nga rizoma, të thara të fik ujkut ose petrikut *(Aristolochia clematitis* L., familja Aristolochiaceae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, thuajse e zakonshme si bar i keq i kulturave bujqësore. Fikujku ka kërcell deri 1 m të lartë, rizomë të degëzuar zvaritëse, gjethe të këmbyera, bishtgjatë, me llapë në formë zemre; lulet nga 2-8 së bashku në sqetullat e gjetheve, me ngjyrë të verdhë; bima ka erë të keqe; lulëzon në maj-korrik.





**Fikujku (27)**
(Aristolochia clematitis)

VETITË:

Të dy drogat përmbajnë acid aristolokik, esencë, dy substanca me përbërje të papërcaktuar mirë (njera me veprim uterotonik, tjetra spazmolitik), derivate të acidit oksicinamik, glukozide flavonike, alkaloidin magnoflorinë, një substancë me veti antibiotike, hidhëtinë (klematitinë) etj. Kohët e fundit është vërtetuar se acidi aristolokik ndihmon veprimin e antibiotikëve e të substancave kundër kancerit dhe nxit veprimin e disa hormoneve. Drogat kanë veprim të lehtë spazmolitik; ndihmojnë mekanizmat mbrojtëse në organizëm, ndikojnë në harmonizimin e organizmit në sëmundje kronike dhe që përsëriten. Kur aplikohet nga goja, ka veprim helmues, të ngjashëm me kolkicinën. Nga jashtë drogat këshillohen për mjekimin e plagëve të infektuara, të puçrrave dhe veçanërisht të panariceve (zonave të infektuara përreth thonjve të duarve dhe këmbëve), në plagë të qelbëzuara, etj.; në këto raste drogat ndihmojnë epitelizimin e indeve pa formuar granulacione të tepërta.

Në disa vende drogat përdoren kundër gutës (podagrës) dhe reumatizmit, si dhe në mjekimin e plagëve që shkaktohen nga kafshimi i gjarpërinjve.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

2 lugë gjelle me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë dhe përmbajtja zihet 20 minuta; pas ftohjes lëngu kullohet dhe përdoret në formë kompresash për 15 minuta (të ngrohura në temperaturën e trupit) çdo ditë në sipërfaqet e dëmtuara të lëkurës.

RUAJTJA:

Në vendet e ajrisura dhe të thata drogat ruajnë veprimin për 18 muaj.



## 28. FOMI MJEKËSOR (bar)

(Fumariae Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e tharë e fomit mjekësor (*Fumaria officinalis* L., familja Papaveraceae), e cila është bimë njëvjeçare dhe rritet e zakonshme tek ne. Bima i ka gjethet 2-3 fish pendore (me vriguj heshtake të zgjatur), lulet tubike ngjyrë rozë purpur, të renditura në vile; lulëzon mars-gusht.

VETITË:

Në saje të alkaloideve helmuese të fomit (protopinës, etj.), të substancave të hidhura, acidit fumarik, etj., droga vepron në muskulaturën e lëmuar duke shpejtuar peristaltikën e zorrëve dhe duke nxitur urinimin, djersitjen dhe rrjedhjen e tëmthit. Ndihmon metabolizmin dhe përmirëson punën e stomakut; këshillohet edhe në çrregullimet e tëmthit. Në saje të këtyre vetive përdoret në sëmundje të mëlçisë dhe të fshikëzës së tëmthit, në heqjet e barkut nga çrregullime të tretjes, në kapsllëk dhe në sëmundje që karakterizohen nga mbajtja e ujit në organizëm. Acidi fumarik, sipas të dhënave të fundit, ndihmon proceset e oksidimit në organizëm.

Kujdes! Droga e fomit mjekësor në doza të larta mund të shkaktojë paralizën e qendrës së frymëmarrjes.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë kafeje (2,5 g) drogë e grirë hidhen në një enë të zinkuar ku përvëlohen me 1 gotë me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet 10-15 minuta; pastaj çaji kullohet dhe pihet në dy doza gjatë ditës.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.



**Fomi mjekësor (28)**
(Fumaria officinalis)



# 29. FRASHËRI I BARDHË (gjethe)

(Fraxini Folium)

**Droga përbëhet nga gjethet e thara të frashërit të bardhë (*Fraxinus ornus* L., familja Oleaceae), i cili është një dru me sythe ngjyrë hiri, i zakonshëm kudo në vendin tonë. Frashëri i ka gjethet pendore të kundrejtuara, me 7-9 gjethëza bishtshkurtër, vezake eliptike; lulet i ka të renditura në melthe të mëdha, të bardha, aromatike; lulëzon në maj-qershor.**

## VETITË:

Në saje të manitit, inositit, dekstrozit, kuercitrinës, acidit ursolik, kinonit të tipit të vitaminës $K_2$ etj., droga përdoret si mjet që nxit të urinuarit, djersitjen dhe të dalët jashtë; nga mjekësia popullore gjethet e frashërit rekomandohen për mjekimin e reumatizmit dhe të gutës.

## PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1-2 lugë gjelle me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku përvëlohen me një gotë me ujë që zien, lihen 15 minuta dhe pastaj lëngu kullohet, ëmbëlsohet sipas dëshirës dhe pihet; merren 2 doza të tilla në ditë gjatë ngrënies.

## RUAJTJA:

Në vende të thata e të ajrisura droga ruan veprimin për 18 muaj.



**Frashëri i bardhë (29)**
(Fraxinus ornus)



# 30. F T O I (fara, gjethja dhe fryti)

(Cydoniae Semen, Folium et Fructus)

**Ftoit *(Cydonia oblonga* Mill., familja Rosaceae) për qëllime mjekësore i përdoren farat e gjethet e thara, si dhe tuli i fryteve.**

## VETITË:

Në saje të mucilagjeve që përmbajnë, farat e ftoit përdoren si laksative, ekspektorante dhe si mjet që rregullon tretjen në sëmundje të stomakut e të zorrëve, si dhe në kollë.

Gjethet e ftoit përmbajnë edhe substanca tanike, në saje të të cilave përdoren kundër diarresë.

## PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Farat duhet të përdoren të plota; çaji nga farat përgatitet si vijon: 1 lugë kafeje me fara ftoi hidhen në një enë ku shtohen 2 gota me ujë; përmbajtja zihet për 10 minuta; lihet në qetësi 15 minuta dhe pastaj lëngu kullohet dhe pihet gjatë ditës.

Çaji nga gjetheja përgatitet kështu: 10 deri 20 g gjethe ftoi të thara e të grimcuara hidhen në një enë ku shtohet 1 litër ujë; përmbajtja zihet 5 minuta dhe pas vakjes lëngu kullohet; nga ky çaj pihen 2-3 gota në ditë në rastet e heqjes së barkut dhe mund të përdoret edhe nga jashtë për larje vaginale kundër leukoresë.

## RUAJTJA:

Në vende të ajrisura dhe të freskëta drogat ruajnë veprimin për 18 muaj.

---

# 31. FSHESA E KEQE (bar)

(Erigeronis canadensis Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar dhe e tharë e fshesës së keqe (*Erigeron canadensis* L., familja Compositae), e cila është bimë barishtore një-ose dyvjeçare, e zakonshme kudo në vendin tonë, nëpër ara, buzë rrugësh, etj. Bima është me kërcell plot gjethe; kërcelli mbaron me një lulesë të përbërë nga kaptina të vogla të verdha në të bardhë të renditura në një vile të përbërë, të zgjatur, shumë të degëzuar; gjethet e poshtme heshtore, të sipërmet heshtore ose vizake, të gjitha të qerpikta; lulëzon në qershor-tetor.

VETITË:

Droga përmban esencë me erë të këndshme, tanine, koline, etj; nuk është studiuar sa duhet nga ana e veprimit; dihet se nxit epitelin e veshkës dhe si pasojë shton nxjerrjen e acidit urik (mendohet se ky veprim nuk i kushtohet lëndëve vepruese të vetë bimës, por produkteve të zbërthimit të tyre); bima ka edhe veti të ndalojë rrjedhjen e gjakut (hemostatike) dhe veti të nxitë formimin e rruazave të bardha të gjakut. Këshillohet si mjet hemostatik dhe diuretik në hemorragji, në heqje barku me gjak dhe në procese pezmatimi të rrugëve urinare. Esenca e bimës vepron kundër parazitëve të zorrëve dhe askarideve.

Valesa (dekokti) e bimës përdoret edhe në reumatizmin kronik, në gutë dhe në sëmundje të metabolizmit.

PERGATITJA E PËRDORIMI:

5 lugë kafeje me drogë të grimcuar hidhen në një enë, ku shtohet 1 filxhan me ujë; përmbajtja zihet për 5 minuta, lihet të ftohet, kullohet, ëmbëlsohet sipas dëshirës dhe pihet; merren 3 doza të tilla në ditë.





**Fshesa e keqe (31)**
(Erigeron canadensis)

RUAJTJA:

Në vende të ajrisura dhe të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 32. GËRDECI (gjethe)

(Uvae ursi Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara të gërdecit të rëndomtë (*Arctostaphylos uva ursi* L., Sprenger, familja Ericaceae), i cili tek ne takohet rrallë në Alpet e Shqipërisë Veriore dhe Verilindore. Gërdeci është shkurre me blerim të përhershëm deri 2 m i lartë, me gjethe lëkurore, vezake të përmbysura, buzëplota; lulet e bardha me majë ngjyrë trëndafili i ka në vile të varura, kurse frytet i ka tërthokla rruzullore, të kuqe kur piqen.

VETITË:

Gjethet e gërdecit, në saje të heterozideve arbutinë e metilarbutinë, tanineve, flavoneve dhe lëndëve fitoncide përdoren si mjet që pengon zhvillimin dhe rritjen e mikroorganizmave në rrugët urinare. Arbutina dhe metilarbutina, në kushte të caktuara, ndryshohen në fenole (hidrokinon dhe metilhidrokinon) që kanë veti dezinfektuese; ky ndryshim ngjet, në rradhë të parë, në rrugë urinare të pezmatuara dhe jo në organe të shëndosha. Në sëmundje të aparatit urinar ato mund të përdoren vetëm atëhere kur urina është bazike; kjo gjë mund të arrihet duke përdorur njëkohësisht bikarbonat natriumi për të forcuar veprimin e drogës në rastet e infeksioneve me bakteret e grupit koli, si dhe në rastet kur urina është acide. Mjekimi duhet të kontrollohet nga mjeku, sepse në doza të larta droga mund të shkaktojë glukozuri dhe të dëmtojë mëlçinë. Droga hyn në përbërjen e çajrave diuretike. Sasia e lartë e tanineve në drogë, kur kjo përdoret për kohë të gjatë, mund të shkaktojë kapsllëk.





Gërdeci (32)
(Arctostaphyllos uvae ursi)

PERGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë çaji me drogë të grimcuar (baraz me 5,5 g) hidhen në një enë ku shtohet gjysmë gote me ujë që zien; përmbajtja lihet në qetësi për 30 minuta, pastaj lëngu kullohet. Çaji që fitohet, pihet 2-3 herë gjatë ditës i ëmbëlsuar sipas dëshirës. Nuk këshillohet përgatitja e çajit me zierje, sepse në këtë rast ai del më i hidhur dhe më pak i efektshëm. Droga mund të përdoret edhe në formë pluhuri: merren 3-4 herë nga 2 g në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 33. GËSHTENJA (gjethe)

(Castaneae folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara të gështenjës *(Castanea sativa Miller* sin. Castanea vesca Caertn, familja Fageceae), e cila tek ne takohet me shumicë deri në 1200 m. lartësi.

VETITË:

Gjethet e thara të gështenjës, që përmbajnë tanine, substanca minerale, vitaminë E etj., ndihmojnë në nxjerrjen e gëlbazës (ekspektorante) dhe në qetësimin e kollës; rekomandohen edhe kundër reumatizmit.

PERGATITJA E PËRDORIMI:

Një deri tri lugë kafeje me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet një gotë me ujë të valuar; ena mbulohet me kapak; përmbajtja lihet 15 minuta, pastaj



çaji kullohet dhe, sipas dëshirës, ëmbëlsohet. Pihen 1 deri 3 gota me çaj në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 34. GËSHTENJA E EGËR (lule e farë)

(Hippocastani Flos et Semen)

Drogat përbëhen nga lulet dhe farat, të thara, të gështenjës së egër ose gështenjës së kalit *(Aesculus hippocastanum* L., familja Hippocastanaceae), e cila është dru që takohet tek ne i egër në lartësi 600 deri 1600 m (në Nëmërçkë, në Malin e Çikës, etj) dhe si dru i kultivuar për zbukurimin e parqeve dhe të rrugëve të qyteteve tona.

VETITË:

Gështenjat e thara, në saje të saponinave (kryesisht escinë), eskulinës, fraksinës, flavoneve, tanineve, etj., ndikojnë në qarkullimin e shpejtë të gjakut dhe në veçanti të atij venoz, fuqizojnë lidhjet arteriovenoze dhe kufizojnë formimin e edemave. Sipas të dhënave të fundit, ato nxitin edhe funksionin e veshkave; droga, gjithashtu, lehtëson kollitjen dhe ndikon në lëngëzimin e gëlbazës. Në saje të këtyre vetive, droga përdoret si rrudhëse, antireumatike, antikoaguluese dhe ekspetorante në pezmatimet e rrugëve të sipërme dhe të poshtme të frymëmarrjes, në grumbullimin e gjakut në vena, në pezmatime sipërfaqësore dhe të thella të venave, në majasëll dhe në sindromin pas trombozës. Rezultate të mira janë arritur nga përdorimi i drogës edhe në çrregullime të qarkullimit periferik, si, p.sh., në sëmundjen Reno, në çalimin e herëpashershëm dhe në çrregullime të enëve të gjakut që furnizojnë trurin.



**Gështenjë e egër (34)**
(Aesculus hippocastanum)



PERGATITJA E PËRDORIMI:

2-3 lugë çaji me drogë lule hidhen në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë që zien; përmbajtja lihet në qetësi 15 minuta (me përzierje të herëpashershme) dhe pastaj kullohet; lëngu pihet (i ëmbëlsuar sipas dëshirës) gjatë ditës.

RUAJTJA:

Në vende të ajrosura dhe të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 35. GRAMI (rizoma)

(Graminis Rhizoma)

Droga përbëhet nga rizoma e tharë, e grimcuar e gramit zvaranik (*Cynodon dactylon* Pers, familja Graminaceae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare që takohet tek ne si bar i keq i kulturave bujqësore. Grami ka një rizomë zvarritëse, gjethe të sheshta 2-5 mm të gjera, lulesë të përbërë nga një melth i gishtëzuar me 4-7 kallinj të shtrirë, shpesh me ngjyrë vjollce; lulëzon në korrik-shtator.

VETITË:

Në saje të glucideve, esencës etj., droga nxit urinimin, duke ndihmuar veprimtarinë e veshkave dhe përdoret si mjet që pastron organizmin. Këshillohet përdorimi në pezmatimin e pjesëve të poshtme të rrugëve urinare, në reumatizëm dhe sëmundje të lëkurës. Krahas këtyre veprimeve, rizoma e gramit ndihmon në mjekimin e hipertensionit arterial dhe mund të përdoret me dobi si vetëm, ashtu dhe e kombinuar me gjethe ulliri, me gjethe rozmarine, me degë vjeshtulli etj. Në saje të triticinës së ngjashme me inulinën, droga përdoret si ndihmëse në sëmundjen e diabetit.



**Grami (35)**
(Cynodon dactylon)



PERGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me drogë të thërmuar (5 g) futet në një enë ku shtohet një gotë me ujë (150-200 g) dhe zihet 10 minuta, pastaj çaji kullohet dhe pihet i ëmbëlsuar me sheqer ose mjaltë, sipas dëshirës. Gjatë ditës merren 2 ose 3 doza të tilla.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 36. GRUNAMADHI (bar e lule)

(Meliloti Herba et Flos)

Droga. përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar ose nga majat e lulëzuara, të thara, të grunamadhit ose të makthit (*Melilotus officinalis* Desr., familja Leguminosae), i cili është bimë barishtore një-ose dyvjeçare, e vendeve gurishtore-ranore e barishtore të vendit tonë. Bima është deri 1,7 m e lartë, me një ose shumë kërcenj të drejtë, me gjethe që u përngjajnë atyre të jonxhës dhe me lule të verdha të vogla aromatike, të renditura në vile hollake të gjata; lulëzon në maj-korrik.

VETITË:

Bari dhe lulesat e thara të grunamadhit janë të pasura në lëndë vepruese; ato përmbajnë substanca (siç janë kumarina, melilolina, etj.) që kanë veprim të kundërt me atë të vitaminës K, dhe si pasojë i japin drogës veti që të pengojnë mpiksjen e gjakut.

Droga përmban edhe substanca të tjera, siç janë, p.sh., derivatet e purinës (alantoinë, acid alantoinik e urik), pigmentet flavonike, taninet, fitoncidet, etj. Në sajë të përbërësve dhe të vetive, droga këshillohet të përdoret



**Grunamadhi (36)**
(Melilotus officinalis)



gjithnjë, sipas porosisë dhe nën mbikqyr
mjet kundër mpiksjes së gjakut, si qetë
dhe si mjet kundër pezmatimit dhe e
qëndrueshmërinë e enëvë të gjakut, d
tueshmërinë e tyre; përmirëson qarku it
tru e në periferi dhe qarkullimin veno

Droga përdoret edhe nga jashtë, ne
sash, për larje, si dhe në formë llapash, si mjet qe
zbut dhe shëron plagë të ndryshme.

PERGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë çaji me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet 1 filxhan çaji me ujë që zien; përmbajtja lihet 15 minuta në qetësi, pastaj lëngu kullohet dhe pihet i ëmbëlsuar sipas dëshirës; gjatë ditës mund të pihen 2-3 doza të tilla, d.m.th. një sasi çaji që fitohet gjithsejt nga 5 g drogë.

Çaji më i përqëndruar që përgatitet si më sipër, por duke hedhur 2-3 herë më shumë drogë, përdoret nga jashtë, në formë komprese e banje, si antiseptik në pezmatimet e syve, për shpëlarjen e plagëve me qelb, si gargarë në xhinxhivitet, aftet, laringjitet etj. Droga përdoret edhe në formë llape që fitohet duke përzier drogën e grimcuar me ujë të ngrohtë deri sa të kthehet në brumë; ky brumë vihet, me ndihmën e një lecke ose garze, mbi vendin e sëmurë.

RUAJTJA:

Në vende të thata e të ajrosura droga ruan veprimin për 18 muaj.



**Gjarpri mjekësor (37)**
(Ceterach officinarum)



## 37. GJARPËR MJEKËSOR (bar)

(Ceterach officinari Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e tharë e fierit gjarpër mjekësor ose bar gjarprit (*Ceterach officinarum* Lam. et DC, familja Polypodiaceae), që takohet tek ne nëpër shkëmbinj dhe mure, kudo me pakicë. Bima përbëhet nga një tufë gjethesh heshtore, pendore, të ndara në vringuj të këmbyer, vezakë shytë, plot luspa nga poshtë dhe nëpër bishtat.

VETITË:

Droga që përmban taninë, acide organike, etj., ka veti qetësuese, ndihmëse kundër kollës dhe acarimeve të rrugëve të frymëmarrjes, djersitjes dhe nxit kryesisht urinimin (diuretike) tek të sëmurë që vuajnë nga mbajtja e vazhdueshme e urinës nga prania, në këtë të fundit, e oksaleteve dhe e acidit oksalik.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

20 g drogë e grimcuar zihen për 30 minuta në një gotë me ujë në enë të mbyllur me kapak, lihen në qetësi 15 minuta dhe pastaj çaji që fitohet kullohet e pihet gjatë ditës i ëmbëlsuar (ose dhe i aromatizuar me pak esencë mendre ose anasoni).

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---



Gjembardha (38)
(Eryngium campestre)



## 38. GJEMBARDHA (rrënjë)

(Eryngii Radix)

**Droga përbëhet nga rrënjët e thara të gjembardhës (*Eryngium campestre* L., familja Umbelliferae), e cila është bimë njëvjeçare e rrallë në toka të thata ranore të zonave fushore të vendit tonë. Bima i ka gjethet therëse, lulet të bardha të renditura në kaptina; lulëzon në qershor-shtator.**

VETITE:

**Droga-rrënjë, në saje të saponineve, esencës etj. që përmban, ka veti të rrisë të urinuarit; për këtë këshillohet kundër rërës në rrugët urinare, në disa sëmundje të lëkurës etj.**

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

**5 lugë gjelle me rrënjë të grimcuara hidhen në një enë të zinkuar ku zihen për 5-10 minuta, me 6 gota me ujë. Pastaj lëngu kullohet dhe pihet me gota gjatë ditës.**

RUAJTJA:

**Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.**

---

## 39. GJEMBGOMARI (farë)

**(Silybi Semen)**

**Droga përbëhet prej farave të thara të gjembgomarit (*Silybum marianum* Gaertn., familje Compositae), i cili është bimë 1-ose 2 vjeçare e vendeve të papunuara të zonave fushore, e zakonshme tek ne. Bima ka gjethe të shogëta me buzë të valë-**



**Gjembgomari (39)**
(Silybum marianum)



zuara dhe me gjemba të mprehtë, të gjelbra, të errëta, të ndritshme përsipër, me njolla të bardha të theksuara gjatë nervurës; kaptinat i ka të vetmuara, të kuqe purpuri; mbështjelljet e kaptinave mbarojnë me gjemba shumë të mprehtë; lulëzon në qershor-gusht. Droga fitohet duke tharë kaptinat (e mbledhura pak para pjekjes së plotë) në vende të thata e të ajrisura; pas tharjes kaptinat shkriftohen dhe farat veçohen prej pjesëve të tjera.

VETITË:

Farat përmbajnë një substancë të hidhur, esencë, flavone dhe amina biogjene (si tiraminë, histaminë, silibinë, etj.) etj.; kanë veti të rrisin sasinë e tëmthit (idhtina dhe esenca), të përmirësojnë punën e mëlçisë, të ulin temperaturën e lartë dhe të dobësojnë veprimin e simpatikut. Përdoren si koleretike, kolagoge dhe sedative në sëmundjen e të verdhtit, në sëmundje të mëlçisë e të fshikëzës së tëmthit, në gurët e tëmthit, që shkaktojnë dhembje, si dhe në pezmatime të mëlçisë dhe në cirrozë. Është provuar se droga është e efektshme edhe kundër të gjitha dëmtimeve parenkimatoze të mëlçisë, ku frytet jepen si mjet ndihmës krahas dietës së përshtatshme dhe kamoterapisë. Nga jashtë, droga përdoret për mjekimin e majasellit, në ngërçe të venave etj.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Droga mund të përdoret në formë pluhuri duke marrë 4-5 herë në ditë nga 1 lugë çaji me fara të pluhurosura.

Droga përdoret edhe në formë çaji që përgatitet kështu:

1 lugë çaji me fryte të copëtuara hidhen në një enë ku përvëlohen me gjysmë gote me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet në qetësi 15 minuta; lëngu kullohet dhe pihet; merren 2-3 doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 40. GJETHEDELLI (gjethe dhe kallinj të frutifikuar)

(Plantaginis Folium et Fructus)

**Droga përbëhet nga gjethet e thara të gjethedellit (*Plantago major* L, *P. media* L. dhe *P. lanceolata* L., familja Plantaginaceae), të cilat janë bimë barishtore shumëvjeçare, të zakonshme në zona fushore, si buzë udhësh e vijash, në kullota, etj. të vendit tonë. Lulëzojnë në pranverë-verë.**

VETITE:

Gjethet e gjethedellit përmbajnë heterozidin aukubinë, enzime, tanine, ksantofil, por kryesisht substanca mucilagjinoze e pektinike, në saje të të cilave ato përdoren për të provokuar nxjerrjen e gëlbazës (ekspektorant) dhe si ndihmëse për të mjekuar katarret e rrugëve të frymëmarrjes, bronkitin, astmën etj. Të përdorura nga jashtë, gjethet e gjethedellit kanë veti dregëzuese (mbyllje plagësh të ndryshme, puçrrash varikoze etj.); gjethet në formë çaji rekomandohen për gargarë në rastet e acarimit të bajameve, për larjen e syve (në acarimet e konjuktivës) etj.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet një gotë me ujë; përmbajtja lihet 1 orë që të bymehet, pastaj zihet për 10-15 minuta, kullohet dhe çaji që fitohet pihet. Pihen dy tri gota në ditë.





Gjethedelli (40)
(Plantago major)

Nga jashtë përdoren më shpesh gjethet e njoma, të lara dhe të njomura për një orë me ujë të valuar, me të cilat përgatiten llapa për mjekime plagësh të ndryshme të lëkurës.

*Shënim:*

Kallinjtë e frutifikuar të gjethedellit të madh (Plantago major) grumbullohen gjatë verës dhe thahen në hijet; droga e fituar përgatitet (nga mjekësia popullore e vendit tonë) për mjekimin e pezmatimit të veshkave (dhe si ndihmëse në sëmundjen e prostatës) në këtë mënyrë: rreth 40 g kallinj të frytifikuar zihen në 3-4 litra ujë derisa ky i fundit të shterrojë në 1/2 litre; përmbajtja kullohet nëpërmjet një garze, mbetja shtrydhet, në mënyrë që e gjithë masa e lëngët të kalojë në çaj; pihen 3 gota në ditë, para buke; ajo e mëngjesit esëll. Kura vazhdon deri në mjekimin e plotë, d.m.th. deri në normalizimin e treguesve të urinës.

---

## 41. GJINESHTRA NGJYRUESE (bar)

(Genistea tinctoriae Herba)

Droga përbëhet nga bari i lulëzuar dhe i tharë i gjineshtrës ngjyruese *(Genista tinctoria* L., familja Leguminosae), e cila është një gjysmë shkurre, e shpeshtë tek ne nëpër pyje, shkurreta, gëmusha;a e kullota. Bima arrin rreth 1/2 m lartësi dhe është shumë e degëzuar; gjethet i ka të këmbyera, pa bisht, eliptike të zgjatuara; lulet i ka të verdha ari, të renditura në vile në majë të kërcenjve; lulëzon nga maji në gusht.

VETITË:

Droga përmban glukozide flavonike, esencë, tanine, pigmente të ndryshme, si genisteinë e luteolinë etj. (farat përmbajnë alkaloidet citizinë, anagirinë, etj.); ka veti diuretike, kryesisht në saje të flavoneve dhe esencës;





**Gjineshtra ngjyruese (41)**
(Genista tinctoria)

ndikon në sistemin e qarkullimit të gjakut dhe në proceset metabolike. Droga këshillohet si diuretike dhe si dezinfektuese që përmirëson dukuritë e shkëmbimit dhe rrit qarkullimin e gjakut në veshka; jep rezultate të mira në sëmundjet e rrugëve të poshtme urinare dhe në sëmundjet e veshkave.

Bari i gjineshtrës ngjyruese këshillohet, gjithashtu, në edema dhe në pamjaftueshmëri të punës së zemrës.

PERGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë çaji me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet 1 gotë çaji me ujë që zien; përmbajtja lihet në qetësi 15 minuta, pastaj lëngu kullohet; pihen 2 doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 42. GJUHËNUSJA (rrënjë)

(Ononidis Radix)

**Droga përbëhet nga rrënjët e thara të gjuhënuses ose kalmuthit me gjemba (*Ononis spinosa* L. familja Leguminosae), i cili është një shkurrëz me gjemba, pothuajse e zakonshme, në toka të thata, djerrë, kryesisht të zonave të ulëta. Bima i ka gjethet e sipërme të thjeshta, të poshtmet me 3 gjethëza eliptike, me buzë të dhëmbëzuara, lulet i ka ngjyrë rozë, zakonisht të vetmuara në vile të çlirta, 1 deri 3 në sqetullat e gjetheve; lulëzon në qershor-shtator.**

VETITË:

Rrënja e gjuhënuses përmban saponina, heterozid flavonik, pak esencë, etj., të cilët i japin drogës veti që të nxitë urinimin (diuretik) dhe të pakësojë acarimet





Gjuhënusja (42)
(Ononis spinosa)

e rrugëve urinare; ky veprim i dyfishtë bën të mundur përdorimin e drogës në rastet e pezmatimit të fshikëzës së urinës (cistit), në nefrite me gurë, në rastet me gurë në veshka ose në fshikëz, në reumatizëm, etj. Këshillohet që çaji të përdoret 3 ditë rresht, pastaj të bëhet një ndërprerje 3 ditore. Nuk lejohet përdorimi tek fëmijët.

PERGATITJA E PËRDORIMI:

20 g drogë e grimcuar zihen në 1 litër ujë deri sa të ngelë 1/4 e lëngut; çaji kullohet, ëmbëlsohet me mjaltë ose sheqer dhe pihet gjatë ditës.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

## 43. HERNIARIA (bar)

(Herniariae Herba)

Droga përbëhet nga bari i lulëzuar i tharë i herniarieve (*Herniaria glabra* L., dhe *H. hirsuta* L., familja Caryophyllaceae) të cilat janë bimë barishtore një-deri shumëvjeçare, që takohen tek ne në vende të thata, ranore e gurishtore, në fusha etj. Herniariet kanë kërcell të kërrusur, gjethe të kundrejta, gjatore eliptike, lule shumë të vogla, të gjelbra, në lëmushkë nga 7-10 së bashku, pa gjethe; lulëzojnë në qershor-shtator.

VETITË:

Droga përmban saponine, herniarinë, esencë, substanca flavonike etj.; ka veti dezinfektuese dhe liron ngërçet (spazmat) e rrugëve të sipërme dhe të poshtme urinare. Në saje të këtyre vetive, këshillohet si mjet spaz-





**Herniarja (43)**
(Herniaria glabra)

molitik dhe antiseptik kryesisht në pezmatimet e fshikëzës së urinës, në rastet e gurëve dhe të rërës në rrugët urinare, në krizat e veshkave, në sëmundje kronike të veshkave dhe në rastet e pakësimit të nxjerrjes së lëngjeve nga organizmi. Droga ka edhe veti të qetësojë dhembjet.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

2-3 lugë çaji me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë që zien; përmbajtja lihet të qëndrojë 15 minuta duke e përzier herë pas here, pastaj kullohet dhe pihet; merren 2 doza të tilla në ditë:

RUAJTJA:

Në vende të thata e të ajrosura droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 44. HITHRA (gjethe)

(Urticae Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara të hithrës *(Urtica dioica* L., familja Urticaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme tek ne. Bima ka kërcell të drejtë, gjethe të kundërtuara, vezake të thepëta, me buzë të sharruara, të mbuluara ashtu sikundër kërcelli, me qime djegëse; lulet i ka të gjelbra, pa bisht e të rrumbulluara në vile të degëzuara, më të gjata se bishti i gjethes; lulëzon në pranverë-vjeshtë.

VETITË:

Gjethet e hithrës përmbajnë karbonat acid të amonit, tanine, acid formik, glukokinina, fitoncide, klorofil, karotina, vitaminë $B_2$, A, C dhe K, acid pantotenik,





**Hithra (44)**
(Urtica dioica)

kripëra të potasit, silicium etj, si dhe acetilkolinë, histaminë dhe serotoninë (ndikimi i acetilkolinës dhe histaminës në veprimin e drogës është i pakët); ato përdoren për ndalimin e hemorragjisë, kundër anemisë, si ndihmëse në sëmundjen e sheqerit, si nxitëse të urinimit, si mjet që nxit formimin dhe sekretimin e qumështit etj. Këshillohet si mjet diuretik i lehtë në edema, në pezmatime të rrugëve të urinës dhe në reumatizëm. Vepron si mjet ndihmës edhe në sëmundje të mëlçisë dhe të tëmthit. Njihet si bimë e pasur me shumë vitamina, prandaj këshillohet në formë çaji kur organizmi ka nevojë për vitamina. Hithrat e reja mund të përdoren si perime për të fuqizuar dhe harmonizuar punën e zorrëve, si dhe kundër anemisë. Hithrat e freskëta, të rritura, përdoren në reumatizëm si mjet që nxit qarkullimin e gjakut në lëkurë (veprimi djegës dhe kruajtës). Droga përdoret edhe nga jashtë për të nxitur rritjen e flokëve, kundër zbokthit, për mjekimin e ekzemës etj.

*Shënim:*

Vetitë djegëse i atribuohen një përbërësi pa azot, i paavullueshëm dhe me natyrë rrëshinore, i cili shkakton djegie e kruarje edhe kur ndodhet në sasi shumë të vogla. Droga e tharë, si dhe ekstraktet e fituara nga bima e njomë, por me ngrohje, nuk kanë veti djegëse. Këtë veti e ruajnë ekstraktet alkoolike që fitohen nga bima e freskët. Hithra shfrytëzohet për nxjerrjen e klorofilit, prej të cilit përgatitet fitoli që është lëndë e parë për sintezën e vitaminave E dhe K.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me drogë të grimcuar zhytet në një gotë me ujë, zihet 5 minuta, pastaj çaji kullohet dhe pihet. Merren 1 deri 3 doza të tilla në ditë, të ëmbëlsuara sipas dëshirës me mjaltë ose sheqer.



RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 45. HUDHRA (thelpinj)

(Allii Bulbus)

Si drogë përdoret koka (thelpinjt) e hudhrës (*Allium sativum* L., familja Liliaceae), e cila kultivohet në shkallë të gjerë në vendin tonë.

VETITË:

Thelpinjtë e hudhrës përmbajnë fitoncide që përbëhen nga vajrat eterike dhe derivatet e sulfuruara (si alicinë, aliinë, etj), të cilat kanë veti të vrasin mikrobet ose të ndalojnë zhvillimin e tyre; në sasi të vogla, hudhra përmban edhe acid nikotinik, vitaminë A, B, C, biotinë, sheqerna, mucilagje, pektina, proteina, yndyra, enzime të ndryshme, si dhe lëndë radioaktive dhe jod. Hudhra gjen një përdorim të gjerë në sëmundjet e aparatit tretës (stomak-zorrë); ajo qetëson spazmat (ngërçet) e zorrëve, dezinfekton aparatin tretës dhe vret ose ndalon zhvillimin e mikrobeve patologjike që sjellin çrregullime në veprimtarinë e aparatit tretës. Ndihmon në normalizimin e prodhimit të lëngjeve tretëse dhe shton prodhimin e tëmthit. Përdoret kundër parazitëve të zorrëve (kundër aksiureve); ndihmon në zhdukjen e gazeve. Në saje të jodit që përmban hudhra përdoret për uljen e tensionit (të ngritur të gjakut), kundër sklerozës (dëmtim të artereve të mëdha e mesatare që karakterizohet nga grumbullimi i kolesterolit dhe materialit lipoid në shtresën e brendshme të tyre); përdoret edhe kundër shtrëngimeve të zemrës.

Hudhra përdoret edhe në sëmundje të aparatit të frymëmarrjes. Vajrat eterike, duke u eliminuar nëpër-

mjet frymëmarrjes, nga njera anë vrasin mikroorganizmat që ndodhen, në rrugët përkatëse dhe, nga ana tjetër, ndihmojnë në nxjerrjen e gëlbazës. Në saje të antibiotikëve që përmban, hudhra përdoret edhe për parandalimin e infeksionit dhe për mjekimin e plagëve të infektuara; rekomandohet si ndihmëse edhe në sëmundjet infektive, si kundër gripit, tifos, difterisë, dizanterisë edhe kollës së mirë (kollë e bardhë, pertussis). Hudhra përdoret si kundërhelm në helmimet me nikotinë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Për mjekimin e sëmundjeve të ndryshme mund të përdoren disa thelpinj hudhra në ditë.

Nga hudhra mund të përgatitet një alkoolaturë si vijon; merren 200 g hudhra, pastrohen, copëtohen dhe lihen të zhytura në 1 litër alkool 60° për 10 ditë rresht, duke e tundur herë pas here. Përgatitja bëhet në enë prej qelqi, porcelani ose të zinguara. Pas 10 ditësh lëngu kullohet dhe përdoret 2-4 herë në ditë 20 deri 40 pika në sëmundjet e ndryshme të brendshme. Me hudhër mund të përgatitet edhe shirupi i hudhrës në këtë mënyrë: merret një pjesë hudhër dhe lihet e zhytur në dy pjesë ujë të vakët (37°) për 1 orë duke shtuar edhe disa pika uthull të fortë. Pastaj përzierja kullohet; në këtë të fundit shtohen dy pjesë sheqer, i cili tretet me ngrohje të lehtë. Nga ky shirup përdoren 2-3 lugë supe në ditë.

Kundër parazitëve hudhra përdoret në formë klizme në këtë mënyrë: merren 10 g hudhra, shtypen dhe zhyten në 1/4 litër ujë ose qumësht ku lihen 12 orë, pastaj lëngu i fituar kullohet dhe përdoret në dy klizma.

Për mjekimin e plagëve përgatitet qull hudhre, duke shtypur disa thelpinj të cilët përzihen me gjalpë dhe vaj.

---



## 46. KAFEJA (farë)

(Coffeae Semen)

Droga përbëhet nga farat e llojeve të ndryshme të kafesë (*Coffea arabica* L., *C. liberica* Bull., *C. robusta* Linden etj., të familjes Rubiaceae). Sot si speciet tipike, ashtu dhe varietetet e ndryshme të kafesë (rreth 30), kultivohen në të gjitha vendet tropikale. Të gjitha llojet e bimës së kafesë janë shkurre ose drurë të vegjël, me blerim të përhershëm.

VETITË:

Farat e pakaurdisura të kafesë përmbajnë lëndë të azotuara, ku bëjnë pjesë bazat purinike (kryesisht kafeina 1-2.5%, etj.), trigonelina, proteinat, acidet klorogenike, sheqerat, yndyrat, acidet organike, kripërat minerale etj., si dhe 10-13% lagështi.

Kafeja, në saje të kafeinës, ka veti të eksitojë sistemin nervor qendror; ajo njihet si stimuluese psikike dhe muskulare. Duke nxitur qendrat nervore, kafeja aftëson trurin për punë mendore. Kafeja ka veti të shtojë vëllimin e frymëmarrjes dhe ta shpejtojë atë duke përmirësuar ajrisjen e mushkërive; ajo fuqizon punën e zemrës dhe të gjithë muskulaturës së skeletit, rrit aftësinë lëvizëse të stomakut, peristaltikën e zorrëve dhe diurezën.

Kafeja, në saje të përmbajtjes së kafeinës, nuk duhet përdorur në sëmundjen e hipertensionit, ku mund të shkaktojë një rritje të qëndrueshme të presionit arterial. Kafeja nuk duhet përdorur edhe nga të sëmurë neuropatikë, nga persona që vuajnë nga dëmtime të miokardit, nga të sëmurë artitrikë dhe urenikë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Farat e kafesë përdoren të kaurdisura dhe të pluhurosura. Si rregull, pija e kafesë përgatitet duke zierë në një xhezve 1 lugë me pluhur kafeje të kaurdisur (rreth 5 g) me 1 filxhan me ujë.

Një filxhan me valesë kafeje përmban mesatarisht rreth 0,1 g kafeinë, pra 2 ose 3 herë më shumë se një tas me çaj evropian. Pirja e dozave të larta të **kafesë** provokon, shpesh, pagjumësi, çrregullime nervore, gastrike dhe dobësim.

---

## 47. KAMOMILI (lule)

### (Chamomillae Flos)

**Droga përbëhet nga lulesat-kaptina të kamomilit ose të maraqit, (*Matricaria chamomilla* L., familja Compositae), i cili është bimë barishtore njëvjeçare, e zakonshme kudo te zonat e ulëta të vendit tonë. Bima është shumë aromatike; gjethet i ka dyfish pendore, me pendëla vizake; kaptinat e luleve janë me bisht të gjatë në maja të degëve dhe kanë anash lule të bardha në formë gjuhe dhe lule tubike në qendër; këto të fundit janë të vendosura në një shtrat konik, të zbrazët përbrenda; lulëzon thuajse gjatë tërë verës.**

Për çdo familje në vendin tonë, lulja e kamomilit është një nga medikamentet më të afërta dhe më të njohura. Veç kësaj, nuk ka pothuajse asnjë farmakope në botë që të mos përshkruajë lulen e kamomilit si drogë që duhet të ndodhet detyrimisht në farmaci.

Lulja e kamomilit përmban esencë me kamazulen, bisabolol, farnesen etj., heterozide flavonike, substanca të hidhura, substanca kumarinike dhe apigeninë (me veti spasmolitike), tanine, mucilagje, etj. Prej shumë kohësh, droga është përdorur si mjet që largon gazet nga zorrët dhe që liron ngërçet (spazmat) e muskulaturës së butë të zorrëve dhe të stomakut (duke qetësuar dhembjet e organizmit, veçanërisht tek fëmijët). Ajo përdoret kundër heqjes së barkut, kundër pezmatimit të rrugëve urinare dhe si mjet që shton djersitjen dhe qetëson në tërësi e ul ngacmueshmërinë e sistemit nervor qendror, ndihmon në mjekimin e acarimeve të ndryshme të lëkurës dhe të mukozave, të çibanëve, djegieve, etj.; përdoret edhe për shpëlarjen e syve, veshëve, hu-





**Kamomili (47)**

(Matricaria chamomilla)

ndës dhe gojës, për klizmë etj. Në formë kompresash ose në formë pluhuri, droga përdoret për mjekimin e plagëve, majasellit dhe djegieve; shpejton proceset e rigjenerimit, pakëson dhembjet dhe ndihmon cikatrizimin.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me lule kamomili hidhet në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë që valon; ena mbulohet me kapak dhe lihet 5-10 minuta duke e tundur herë pas here; lëngu kullohet dhe ëmbëlsohet sa më pak. Çaji i porsa përgatitur pihet disa herë në ditë. Në mënyrë që të ruhen substancat vepruese, çaji i kamomilit nuk duhet të përgatitet duke u zier. Për fëmijë përdoren doza më të vogla dhe konkretisht 1 lugë kafeje me lule në një tas çaji me ujë, në formë përvalese që përgatitet si më sipër.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 48. KAPINOKU (bar)

(Marrubii albi Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar dhe e tharë e kapinokut ose barit të qenit (*Marrubium vulgare* L., familja Labiatae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme kudo tek ne në vende të thata të papunuara, pranë banesave, veçanërisht në zonat fushore. Bima ka kërcell 30-50 cm të lartë, gjethe të kundërtuara, me bisht të shkurtër, gjerësisht vezake rrotullare, të rrudhura, të dhëmbëzuara dhe me push të bardhë, sidomos në faqen e poshtme; lulet i ka të bardha, të vogla dhe të grumbulluara në të njëjtin kulm, rreth sqetullës së gjetheve; lulëzon në pranverë-verë.





**Kapinoku (48)**
(Marrubium vulgare)

VETITË:

Në saje të hidhtinës marrubinë, laktonit me veprim ekspektorant, por pa shkaktuar të vjella, saponinës, taninevë, acidit ursolik etj., droga ka veti të shtojë oreksin, të fuqizojë kanalin e tretjes, të lëngëzojë gëlbazën në katarret e bronkeve; ka veti të ngjashme me kininën; me këtë drogë është zëvendësuar kinina në mjekimin e malarjes; hidhëtina marrubinë nxit rrjedhjen e tëmthit. Kapinoku ndikon në sistemin nervor dhe përmirëson rrahjet e shpejta e të çrregullta të zemrës; për këtë qëllim kombinohet me sumullbarin.

Droga përdoret si mjet i hidhur, si koleretik e antidiarroik dhe si mjet ekspektorant në rastet e mushkërive me gëlbazë, në bronkite kronike e në kollë, si dhe në rastet e mungesës së oreksit, në dobësi të stomakut, në sëmundje të mëlçisë dhe të fshikëzës së tëmthit.

Nga jashtë përdoret në formë banje kundër pezmatimeve për mjekimin e plagëve të qelbëzuara dhe të atyre që shërohen me vështirësi.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

2 lugë kafeje me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet 15 minuta në qetësi; pastaj lëngu kullohet dhe pihet gjatë ditës; merren 2-3 doza të tilla në ditë.

Droga mund të përdoret edhe në formë pluhuri 3-4 herë në ditë nga 1 gram para buke.

RUAJTJA:

Në vende të ajrisura dhe të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.



## 49. KARAJPELI (lule dhe bar)

(Tanaceti Flos et Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar ose vetëm nga lule, të thara, të karajpelit, i cili tek ne njihet edhe me emrat krizantemë, rozmarinë e egër, kallamperi etj. (*Tanacetum vulgare* L., familja Compositae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare e përhapur buzë rrugëve e livadheve, sidomos në zonën e ahut; kërcellin e ka të drejtë, të degëzuar në pjesën e sipërme, gjethet vezake të prera pendore, lulet i ka të verdha të renditura në kaptina; lulëzon në korrik-shtator.

VETITË:

Në saje të esencës (e cila në barin e bimës është 3 deri 5 herë më e pakët se në lule) me erë kamfuri dhe të pasur me tujon, të lëndëve të hidhura, të rrëshirës etj, që përmban, droga është përdorur kundër parazitëve të zorrëve; ky veprim i vërtetuar është më i dobët se ai i medikamenteve që përdoren posaçërisht kundër parazitëve. Po në saje të lëndëve që përmban, droga shkakton një qarkullim të bollshëm të gjakut në pjesën e fundit të barkut.

Karajpeli këshillohet edhe si mjet që hap oreksin dhe përmirëson tretjen, si mjet që rregullon dhe lehtëson menstruacionet, si ndihmës në sëmundje të kyçeve që shoqërohen me dhembje dhe me pengesë në lëvizjen e gjymtyrëve, ndikon në uljen e etheve malarike etj.

Tujoni që takohet në esencën e bimës është helmues. Doza të larta të bimës mund të bëhen të rrezikshme për organizmin, prandaj duhet përdorur me kujdes dhe gjithnjë nën mbikqyrjen dhe porosinë e mjekut.


Karajpeli (49)
(Tanacetum vulgare)



PERGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë kafeje me drogë te copëtuar përvëlo. një enë të cinkuar, me dy gota ujë që është duke ena mbulohet me kapak. Pastaj lëngu kullohet dh het gjatë ditës, më mirë para buke.

Droga mund të merret edhe në formë pluhuri duke përdorur tri herë në ditë nga një majë thike në pak ujë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

## 50. KAROTA (rrënjë)

(Carotae Radix)

Droga përbëhet nga rrënjët e karotës *(Daucus carota var. sativa DC.,* familja Umbelliferae), që kultivohet gjerësisht në vendin tonë.

VETITË:

Rrënjët e freskëta të karotës së kultivuar, në saje të pektinave që përmbajnë, ndihmojnë në ndalimin e heqjes së barkut tek fëmijët; ato janë burim i vlefshëm i vitaminave C, $B_1$ e $B_2$, dhe kryesisht i vitaminës A, e cila del nga zbërthimi i karotenit që ndodhet me shumicë në rrënjë.

Rrënjët e karotave të kultivuara bëjnë pjesë në perimet që kanë një vlerë të madhe ushqyese.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Rrënjët e zierå këshillohen veçanërisht në diarretë e fëmijëve, në sëmundje të mëlçisë, tëmthit dhe në acarime dhe infeksione të zorrëve.



**Karrota (50)**
(Daucus carota)



Nga jashtë përdoret edhe qulli që fitohet nga rrënja e karotës, për qetësimin e kruarjeve dhe për mbylljen e plagëve, zhdukjen e puçrrave e mjekimin e djegieve.

---

## 51. KEMASHEN ME QIME (bar)

(Hieracii Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar, e tharë e kemashenit me qime (*Hieracium pilosella* L., familja Compositae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme në kullota të zonave subalpine dhe alpine të vendit tonë. Bima i ka gjethet rrënjake të plota, vetëm nga ana e poshtme të bardha, me kaptina me ngjyrë të verdhë squfuri që janë të vetme në majë të kërcellit të qimëzuar, rreth 15 cm të lartë; lulëzon në qershor-tetor.

### VETITË:

Bari i lulëzuar përmban një antibiotik, flavone (glukozidin e luteolinës), një kumarinë (glukozidin e umbeliferonit), acid kafeik, klorogenik, esencë etj., në sajë të të cilëve ka veti të trefishojë urinimin duke e qartësuar atë dhe duke pakësuar kloruret në të; përmirëson çrregullimet që shkaktohen nga azotemia, siç janë të marrurit e frymës, dhembja e kokës, pagjumësia, të pështjellët etj. Droga është e efektshme në mjekimin e etheve të Maltës (brucelozës); J. Guerini (Revue de phytotherapie, 1946) ka vënë re se ulja përfundimtare e temperaturës në të sëmurë me brucelozë është arritur nga dita e parë deri në ditën e katërt të kurës me çajin e kemashenit; rezultatet janë të mira kur mjekimi fillon menjëherë, kur rasti është pa ndërlikime të organeve të brendshme dhe kur bima është e freskët (veprimi në këtë drejtim i kushtohet pranisë së umbeliferonit).



**Karrota (50)**
(Daucus carota)



Nga jashtë përdoret edhe qulli që fitohet nga rrënja e karotës, për qetësimin e kruarjeve dhe për mbylljen e plagëve, zhdukjen e puçrrave e mjekimin e djegieve.

---

## 51. KEMASHEN ME QIME (bar)

(Hieracii Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar, e tharë e kemashenit me qime (*Hieracium pilosella* L., familja Compositae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme në kullota të zonave subalpine dhe alpine të vendit tonë. Bima i ka gjethet rrënjake të plota, vetëm nga ana e poshtme të bardha, me kaptina me ngjyrë të verdhë squfuri që janë të vetme në majë të kërcellit të qimëzuar, rreth 15 cm të lartë; lulëzon në qershor-tetor.

### VETITË:

Bari i lulëzuar përmban një antibiotik, flavone (glukozidin e luteolinës), një kumarinë (glukozidin e umbeliferonit), acid kafeik, klorogenik, esencë etj., në sajë të të cilëve ka veti të trefishojë urinimin duke e qartësuar atë dhe duke pakësuar kloruret në të; përmirëson çrregullimet që shkaktohen nga azotemia, siç janë të marrurit e frymës, dhembja e kokës, pagjumësia, të pështjellët etj. Droga është e efektshme në mjekimin e etheve të Maltës (brucelozës); J. Guerini (Revue de phytotherapie, 1946) ka vënë re se ulja përfundimtare e temperaturës në të sëmurë me brucelozë është arritur nga dita e parë deri në ditën e katërt të kurës me çajin e kemashenit; rezultatet janë të mira kur mjekimi fillon menjëherë, kur rasti është pa ndërlikime të organeve të brendshme dhe kur bima është e freskët (veprimi në këtë drejtim i kushtohet pranisë së umbeliferonit).



**Kemasheni me qime (51)**
(Hieracium pilosella)



Droga përdoret në formë çaji për gargarë dhe në formë pluhuri, thithet si burnot në rastet e rrjedhjes së gjakut nga hundët. Njëkohësisht me tharjen, bima humbet veprimin, prandaj rekomandohet përdorimi i bimës së freskët ose i drogës së stabilizuar.*)

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

10 g bimë e freskët përvëlohen me 100 g ujë të valuar; ena mbulohet me kapak dhe përzierja lihet në qetësi 15 minuta; çaji kullohet dhe pihet gjatë ditës. Më shumë rekomandohet përdorimi i ekstraktit të lëngët të kemashenit (të stabilizuar) në dozën 2 deri 5 g në ditë.

---

## 52. KËPUTJA (bar)

(Equiseti Herba)

**Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e kërcellit shterp (të verës), e tharë, e këputjes ose e bishtkalit ose e hjeksës (*Equisetum arvense* L., familja Equisetaceae), e cila është një bimë shumëvjeçare sporofite e lartë, e zakonshme tek ne në vende me lagështi dhe hije, moçale etj. Këputja nxjerr dy lloje kërcejsh, por në mjekësi përdoren vetëm kërcejt shterpë (të verës), të cilët janë hollakë, të fortë dhe të thatë, me hulliza të theksuara për së gjati, 20-60 cm të lartë, me ngjyrë të gjelbër të hapur, me qerthuj degësh katërkëndëshe, të larguara anash; në nivelin e nyjeve vërehen mille të murrëta prej luspash të dhëmbëzuara, të cilat përfaqësojnë gjethet e bimës.**

VETITË:

**Droga e këputjes përmban kryesisht acid silicik (rreth 7%), saponine, ekuizetoninë, acide organike, glukozide flavonike etj.; ajo ka veti të rrisë sekretimin e**

---

*) E tharë në 60°C menjëherë pas mbledhjes.



**Këputja (52)**
(Equisetum arvense)



urinës, të ngordhë mikroorganizma që shkaktojnë sëmundje dhe plagë. Droga ndihmon formimin e leukociteve dhe si pasojë nxit proceset natyrore të shërimit të sëmundjeve ngjitëse.

Duke u nisur nga këto veti, këputja mund të përdoret në sëmundjet e veshkave dhe të fshikëzës së urinës, në disa sëmundje të zemrës që lidhen me mbajtjen e ujit në organizëm; mjekësia popullore e këshillon drogën edhe në rastet e cirrozës hepatike. Këputja mund të përdoret në formë banjash dhe kompresash për shërimin e plagëve, për gargarë në pezmatimet e bajameve dhe për shpëlarjen e gojës në rastet e mahisjes së saj.

PËRGATITJA DHE PËRDORIMI:

4 lugë kafeje me drogë të copëtuar hidhen në një enë ku shtohen dy tasa çaji me ujë; përmbajtja zihet 15 minuta; lëngu lihet të ftohet, kullohet dhe ëmbëlsohet sipas dëshirës. Kjo sasi e çajit pihet gjatë ditës.

RUAJTJA:

Në vende të freskëta e të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 53. KINËFUSHA (bar)

### (Centauri Herba)

**Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e tharë e kinëfushës (ose e barit të etheve, ose e kantalionit) (*Erythrea centaurium* Pers, Syn Centaurium umbellatum Gilib., familja Gentianaceae), e cila është bimë barishtore 1-ose 2 vjeçare, e zakonshme nëpër vende me graminore dhe në lëndina të zonave të ulëta. Bima është 20-30 cm e lartë, me gjethe të kundrejta, pa bisht, buzëplota; lulet i ka të kuqe e të renditura në vastakë; lulëzon nga maji në shtator.**



**Kinëfusha (53)**
(Erythrea centaurium)



**VETITË:**

Në saje të heterozideve të hidhura dhe të substancave të tjera, bari i kinëfushës përdoret për të shtuar lëngun e stomakut dhe për të përmirësuar oreksin; rekomandohet si mjet që aktivizon tretjen. Veç këtyre, bari i kinëfushës shkakton zgjerimin e enëve të gjakut të stomakut, gjë që ul temperaturën e ngritur. Ka mendime se kjo drogë nxit shtimin e leukociteve dhe ndihmon në rritjen e aftësisë vetëmbrojtëse të organizmit. Këshillohet edhe në sëmundjet e mëlçisë që lidhen me pakësimin e sekretimit të tëmthit dhe si mjet ndihmës në sëmundjen e sheqerit; nganjëherë ndihmon në mjekimin e ekzemës. Duhet ruajtur nga dozat e larta, sepse mund të shkaktojnë të vjella te fëmijët.

**PËRGATITJA E PËRDORIMI:**

Një lugë çaji me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet një gotë me ujë, zihet 5-10 minuta dhe çaji që fitohet kullohet dhe pihet në dy vakte 1/2 ore para buke.

***Shënim:***

Bari i kinëfushës hyn në përbërjen e disa preparateve mjekësore që përgatiten nga industria jonë farmaceutike, të cilat mund të tërhiqen nga farmacitë pa recetë mjekësore. Të tillë janë: *Amaro-Tonicum* — Profarma (merret me pika në humbjen e oreksit) dhe *Tonicum Vinum* — Profarma (merret me lugë gjelle si fuqizues, kundër anemisë, në mungesë oreksi etj.).

**RUAJTJA:**

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 54. KOKOÇELLI (lule)

(Cyani Flos)

**Droga përbëhet nga lulet anësore dhe lulet tubike të kaptinave të luleve të kokoçellit (*Centaurea cyanus* L., familja Compositae), (të dyja me ngjyrë blu). Bima është njëvjeçare, 30-60 cm e lartë; gjethet e kërcellit i ka heshtake vizake, kurse ato të bazës të vrigulluara pendore; lulesat janë kaptina me ngjyrë blu të gjallë; tek ne takohet si bar i keq i kulturave bujqësore, nëpër vende gurishtore të zonave fushore etj.; lulëzon qershor--korrik.**

VETITË:

Në saje të glukozideve flavonike dhe antocianike, siç janë, p.sh., cianidina (me ngjyrë blu), cikorina, centaurina etj., lulet e thata të kokoçellit kanë veprim të lehtë rrudhës e antiinflamator dhe përdoren kundër sëmundjeve të syve. Droga përdoret edhe si mjet që nxit urinimin e prodhimin e tëmthit dhe hyn në përbërjen e specieve diuretike. Në saje të ngjyrës blu, të pëlqyeshme, nganjëherë droga futet në përbërjen e çajrave.

PERGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë çaji me drogë përvëlohet me një gotë ujë të valuar; lihet në qetësi 15 minuta dhe kullohet; pihen 3 doza të tilla në ditë. Lëngu që nxirret nga 4-5 lugë gjelle me drogë të hedhur në 2 gota me ujë, mund të përdoret edhe si kolir ose për kompresa në acarime të syve, për mjekimin e qepallave të pezmatuara etj.

RUAJTJA:

Droga ruan veprimin për 18 muaj.






**Kokoçelli (54)**
(Centarea cyanus)

# 55. KOPRA E EGËR (fryte)

(Feoniculi Fructus)

**Droga përbëhet nga frytet e thara të koprës së egër ose të marajt *(Foeniculum vulgare* Mill., familja Umbeliferae), që është bimë dy-ose shumëvjeçare e vendeve të thata barishtore buzë rrugëve të zonës së ulët. Bima ka kërcell cilindrik deri 1,5 m të lartë, me gjethe të këmbyera dhe me këllef, shumëfish pendore, me pendëla të holla vizake; lule të vogla, të verdha, të renditura në ombrellë; lulëzon në qershor-korrik.**

VETITË:

Në saje të esencës së pasur me anetol dhe fenkon, frytet e koprës së egër kanë veti të lirojnë ngërçet e muskulaturës së lëmuar dhe, si pasojë, këshillohen si mjet kundër fryrjes së zorrëve, si dhe për të përmirësuar punën e tyre. Droga ka veti të shtojë qumshtin te gratë me fëmijë në gji dhe të lëngëzojë gëlbazën.

Në doza të larta, droga shkakton ngërçe dhe një farë dehjeje; anetoli (përbërësi kryesor i esencës) vepron fuqishëm kundër parazitëve të jashtëm dhe të brendshëm të njeriut dhe kafshëve; me kalimin e kohës, anetoli polimerizohet në dianetol, i cili ka veti estrogjene (shton hormonet seksore femrore) dhe është i ngjashëm me stilbestrolin; krahas polimerizimit, rriten edhe vetitë helmuese të anetolit; ky i fundit ka gjithashtu veti të pengojë ndarjen e bërthamës qelizore, ashtu sikundër kolkicina e xhërrokullit. Në saje të vetive të përmendura, droga këshillohet si karminative, ekspektorante, laktagoge dhe korrektuese e shijës për forcimin e punës së stomakut dhe të zorrëve, si mjet kundër gazrave të zorrëve, veçanërisht te fëmijët, si dhe në kapsllëk të fortë, me gazra dhe dhembje gjatë diarresë. Në mjekësinë popullore këshillohet për shtimin e qumështit te nënat me fëmijë në gji.





**Kopra e egër (55)**
(Foeniculum vulgare)

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë çaji me drogë të thërmuar hidhet në një enë ku shtohet gjysmë gote me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet 15-30 minuta, duke e tundur herë pas here. Pastaj lëngu kullohet dhe pihet; merren 2 doza të tilla në ditë.

Droga mund të përdoret edhe në formë pluhuri; në këtë rast merren 3 herë në ditë nga një gram drogë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për dy vjet.

---

## 56. KORIANDRI (fryte)

(Coriandri Fructus)

Droga përbëhet nga frytet e thara të bimës së koriandrit (*Coriandrum sativum* L., familja Umbelliferae), e cila kultivohet në vendin tonë.

VETITË:

Frytet përmbajnë kryesisht esencë të pasur me linalol, i cili ka veti antibiotike dhe kufizon rritjen e baktereve. Droga ka veti të nxitë funksionimin e stomakut dhe të zorrëve, si dhe sekretimin e stomakut; ndihmon në nxjerrjen e gëlbazës. Në saje të këtyre vetive, droga përdoret si mjet që largon gazet nga zorrët, si përmirësues i funksionit të stomakut dhe si aromatizues në rastet e fryrjes së barkut, në rastet e rëndimit dhe të çrregullimeve të stomakut, si dhe në rastet e mungesës së oreksit. Këshillohet edhe në mjekimin e sëmundjeve të rrugëve të frymëmarrjes, duke lehtësuar kollitjen.



PËRDORIMI:

Dy lugë çaji me fryte të copëtuara përvëlohen në një enë të cinkuar me 1/2 gote me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet 15 minuta. Pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu pihet i ëmbëlsuar sipas dëshirës. Merren 2-3 doza të tilla në ditë.

Droga mund të përdoret edhe ashtu siç është, duke ngrënë deri 3 lugë me fryte në ditë.

*Shënim:*

Frytet marrin aromën e këndshme kur piqen e thahen plotësisht. Droga përdoret në praktikën familjare edhe si erëz. Në shkallë industriale shfrytëzohet për të nxjerrë esencë, e cila përdoret në farmaci, por kryesisht në përgatitjen e pijeve të ndryshme.

RUAJTJA:

Duhet ruajtur me kujdes, sepse dëmtohet nga minjtë. Në vende të thata ruan veprimin për dy vjet.

---

## 57. KUFILMA (rrënjë)

(Symphyti Radix, Consolidae Radix)

Droga përbëhet nga rrënjët e thara të kufilmës, ose kufermës, lulevathit (*Symphytum officinale* L., familja Boraginaniseae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme në vise të lagëta, luadhe e vende të freskëta. Bima arrin deri 1 m e lartë; gjethet i ka të ashpra; të poshtmet me llapë vezake të zgjatur; lulet me ngjyrë blu vjollcë, nganjëherë të verdhë të çelët, të renditura nga njera anë e një bisku të përbashkët, i cili është i krrusur; lulëzon nga maji në korrik.



**Kufilma (57)**
(Symphytum officinale)



**VETITË:**

Droga është e pasur me lëndë vepruese, siç janë, p.sh., lëndët jargëzuese (mucilagjet), esenca dhe taninet, alkaloidet e ndryshme, si simfitocinoglosina etj., si dhe alantoina, asparagina, kalciumi i lidhur në komponime organike etj. Në saje të këtyre përbërësve, droga ndikon në qarkullimin e gjakut dhe ka veprim të lehtë laksativ. Po të përdoret nga jashtë qetëson dhembjet dhe ndihmon në ripërtëritjen e indeve të dëmtuara dhe në shërimin e plagëve. Në saje të këtyre vetive këshillohet si mjet zbutës, si dhe kundër pezmatimeve dhe etheve. Këshillohet edhe si laksativ, edhe si mjet kundër kollës dhe zbutës kundër shtimit të gëlbazëve në rrugët e frymëmarrjes. Rrënjët e kufilmës përdoren edhe nga jashtë në formë llapash në rastet e çrregullimeve të qarkullimit të gjakut, në pezmatimet e venave, në sëmundje kronike të kyçeve dhe kockave, në pezmatime të muskujve dhe të tendinave, në ngërçe të venave, veçanërisht në plagë të hapura. Në saje të kalciumit dhe të alantoinës (hemostatike, qetësuese dhe cikatrizuese), më parë është përdorur në thyerjet e kockave.

**PËRGATITJA E PËRDORIMI:**

1-2 lugë kafeje me rrënjë kufilme të copëtuara hidhen në një enë të cinkuar, ku shtohet një gotë me ujë; përmbajtja zihet 5-10 minuta, dhe lihet në qetësi për 1/2 ore, pastaj kullohet dhe lëngu pihet i ëmbëlsuar ose jo, sipas dëshirës. Gjatë ditës mund të merren 1-3 doza të tilla.

Droga përdoret edhe në formë pluhuri; pihen 1-3 lugë çaji me pluhur të rrënjëve me pak ujë.

Çaji që përdoret nga jashtë përgatitet më i fortë dhe konkretisht duke zier 4-5 lugë kafeje me rrënjë të copëtuara në 1 gotë me ujë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 58. KULUMBRI (lule)

(Pruni spinosae Flos)

Droga përbëhet nga lulet e thara të kulumbrisë ose të kumrisë (*Prunus spinosa* L., familja Rosaceae), e cila është një shkurre me gjemba, e zakonshme nëpër gjerdhe, shkurreta, rrëzë pyjeve, nga zona fushore deri në 1600 m. Shkurrja është shumë e degëzuar, me gjethe vezake me buzë të dhëmbëzuara; lulet i ka të bardha dhe me shumicë në të gjithë degën, kurse frytet i ka bërthokla blu në të zezë; me bërthamë gati rrumbullore; lulëzon para daljes së gjetheve në prill-maj; frytifikon gusht-tetor.

VETITË:

Lulet përmbajnë heterozidet flavonike, kemferol etj., heterozide cianogjene etj., dhe kanë veti të nxitin urinimin dhe të dalët jashtë, pa acaruar aparatin tretës; këshillohen veçanërisht për mjekimin e fëmijëve; gjurmat e acidit cianidrik janë aq të pakta sa nuk ndikojnë në veprimin e drogës.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë kafeje (2 g) me drogë hidhen në një enë ku shtohet një gotë me ujë që zien; zihen 5-10 minuta; çaji lëng që fitohet, kullohet dhe pihet i ëmbëlsuar sipas dëshirës.

*Shënim:*

Kulumbrisë i përdoren edhe frytet, të cilat mblidhen në vjeshtë kur piqen plotësisht; thahen në vende të aj-





**Kulumbria (58)**
(Prunus spinosa)

risura. Në saje të tanineve, pektinave, sheqernave, acideve organike, etj. që ato përmbajnë, përdoren kundër heqjes së barkut (diarresë).

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 59. KUMAKU (lule)

(Calendulae Flos)

Droga përbëhet nga lulet-kaptina, të thara të kumakut ose mërgjyzës (*Calendula officinalis* L., familja Compositae), e cila është bimë barishtore njëvjeçare që kultivohet tek ne në kopshte e parqe si bimë zbukurimi. Bima i ka lulet të renditura në kaptina në majë të kërcenjve; në periferi lulet kanë formë gjuhëze, kurse në qendër të kaptinës lulet janë tubike, të gjitha të verdha ose portokalli; lulëzon, në varësi të kohës së mbjelljes, prej qershori deri vonë në vjeshtë.

VETITË:

Bartësit kryesorë të vetive mjekuese të kësaj droge janë komponimet poliacetilenike, si, p.sh., karotenoidet, etj. Efekti i përshtatshëm i luleve të kumakut vjen edhe nga bashkëveprimi i esencës e ksantofilit, nga njera anë, dhe kalendulinës e substancave mucilagjinoze nga ana tjetër. Në saje të kësaj larmie përbërësisht, lulet e kumakut kanë veti të lirojnë ngërçin e muskulaturës së lëmuar, të nxitin rrjedhjen e tëmthit, të ndalojnë rritjen e mikrobeve; veç këtyre, kur përdoren nga jashtë, shpejtojnë shërimin e plagëve të qelbëzuara, të atyre që shërohen me vështirësi dhe që kanë pezmatim të indeve përreth; nga jashtë përdoren edhe kundër myqeve dhe lytheve. Duke patur parasysh sa më sipër, këshillohet përdorimi i drogës si qetësues i dhembjeve dhe si mjet kolere-





**Kumaku (59)**
(Calendùla officinalis)

tik për të rritur sekretimin e tëmthit në rastet e çrregullimit të zbrazjes dhe të veprimtarisë së fshikëzës së tëmthit, në të verdhtit dhe në sëmundje të mëlçisë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë kafeje me lule përvëlohen në një enë të cinkuar me një gotë uji që zien; ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja lihet 15 minuta; lëngu kullohet dhe pihet i ëmbëlsuar ose jo, brenda ditës. Çaji mund të përgatitet edhe më i përqëndruar duke përdorur katër lugë kafeje me lule, por në këtë rast nga lëngu pihen 3 lugë gjelle në ditë.

Droga përdoret edhe në formë tinkture, e cila përgatitet kështu: hidhen në një enë qelqi pesë lugë gjelle me lule dhe aty shtohen 100 ml alkool 70° dhe lihen për 8 ditë në temperaturën e zakonshme. Në vazhdim lëngu kullohet me shtrydhje. Për rregullimin e ciklit menstrual rekomandohen 30 pika tinkturë në pak ujë, tri herë në ditë. Për plagë, djegie, leukore, etj. vihen kompresa me lëngun që fitohet duke përzier tinkturën me ujë (të valuar dhe të ftohur) në raportin 1 : 10.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 60. KUNGULLI (farë)

(Cucurbitae decorticatum Semen)

Kungullit *(Curcuma pepo* L., familja Cucurbitaceae) i përdoren për qëllime mjekësore kryesisht farat dhe, në radhë të dytë, tuli i fryteve.



VETITE:

Lënda vepruese e farave ende nuk është përcaktuar me saktësi. Sipas të dhënave më të reja, ajo ndodhet kryesisht në thelbin e farës dhe me pakicë në lëvozhgën e saj. Ndërmjet përbërësve që njihen, në farë takohen fitosterina, kukurbitoli, kukumarina, lecitina, sheqerna, proteina, etj. Në saje të këtyre përbërësve, farat kanë veti helmuese kundër parazitëve të zorrëve (shiritit, askarideve dhe oksiureve). Farat lehtësojnë jashtëqitjen e ujit nga organizmi. Në saje të vetive të mësipërme, farat e kungullit këshillohen kundër parazitëve të zorrëve edhe te fëmijët (sepse nuk janë helmuese për njeriun) si dhe si mjet që lehtëson urinimin, p.sh. në rastet e hipertonisë së prostatës, etj.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

200 deri 250 fara të freskëta pa lëvozhga hahen ashtu siç janë ose në formë llape pasi të përzihen me ujë. Dy orë pas ngrënies së farave këshillohet pirja e një doze vaj recini (fëmijët 1-2 lugë kafeje, të rriturit 2-3 lugë gjelle).

*Shënim:*

Tuli i kungullit përmban rreth 90% ujë, 4-5% sheqerna, proteina, shumë fermente, provitaminë A etj.; këshillohet në rastet e çrregullimeve metabolike (ndihmon të dalët jashtë, shton nxjerrjen e urinës etj.) Kështu, p.sh., kundër heqjes së barkut përdoret lëngu që fitohet duke zier 100 g tul kungulli në një litër ujë derisa të ngelet gjysma e sasisë; pastaj lëngu kullohet nëpërmjet një site, ëmbëlsohet ose kripet, sipas dëshirës, dhe pihet gjatë ditës. Në kapsllëk pihet esëll, çdo dy ditë, për një muaj me radhë, nga një gotë me lëng kungulli të ëmbëlsuar me pak sheqer.

RUAJTJA:

Veprimi i farave, me kalimin e kohës, pakësohet, prandaj duhen përdorur fara më të reja se njëvjeçare.

---

## 61. LAJTHIA (gjethe e lëvore)

(Corylii Folium et Cortex)

Droga përbëhet nga gjethet dhe lëvorja e degëve të reja të thara të lajthisë (*Corylus avellana* L., fam. Corylaceae).

VETITË:

Lëvoret e lajthisë përmbajnë tanine, rrëshirë, acide, pigmente flavonike etj., ndërsa gjethet përmbajnë edhe sasi të pakta vitamine C, esence etj.

Në saje të kësaj përmbajtjeje, droga ka veti të lirojë ngërçet (spazmat) e muskujve të lëmuar, të qetësojë peristaltikën e zorrëve, të rrisë sasinë e urinës dhe të ngushtojë enët e gjakut; drogat kanë edhe veti rrudhëse. Duke u bazuar në këto veti, drogat këshillohen në sëmundje të aparatit tretës, në sëmundje të rrugëve të poshtme të urinës, në diarre, në varice, në hemorroide dhe në hemorragji nga hunda, etj.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

*Gjethet:* dy lugë kafeje me gjethe të copëtuara hidhen në një enë, ku shtohet një filxhan çaji me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet derisa të ftohet; në vazhdim çaji kullohet dhe pihet. Merren 2-3 doza të tilla në ditë.

*Lëvoret:* dy lugë kafeje me drogë të copëtuar, hidhen në një enë, ku shtohet një filxhan çaji ujë



dhe përmbajtja zihet 5 minuta, pastaj ena hiqet nga zjarri, lihet të ftohet dhe çaji kullohet dhe pihet; përdoren dy doza të tilla në ditë derisa i sëmuri të shërohet.

RUAJTJA:

Në vende të freskëta dhe të thata drogat e ruajnë veprimin 18 muaj.

---

## 62. LAKRA (lakra kokë)

(Brassica oleracea var. capitata)

Lakra është e pasur me një larmi substancash të ndryshme, të cilat i japin asaj jo vetëm vlerën ushqyese, por edhe mjekuese. Lakra përmban proteina, të cilat ndryshojnë nga ato të mishit, peshkut dhe vezëve; vlera e saj rritet nga prania në të e metioninës, metilmetioninës, kolinës dhe betainës, të cilat konsiderohen si faktorë lipotropë dhe ndihmojnë veprimtarinë e qelizave të mëlçisë, zgjasin jetën e tyre dhe pengojnë grumbullimın e dhjamit në to. Lakra përmban sterole që pakësojnë kolesterolin në gjak (pra veprojnë mirë kundër arteriosklerozës), kripëra minerale dhe mikroelemente, vitaminë C (e cila ruhet në lakrën turshi), vitaminat $B_1$, $B_2$, $B_5$, $B_6$; $B_c$, P, PP, K, A, E etj., vitaminë U (me veti të theksuara rigjeneruese dhe antiulceroze) etj. Në saje të kësaj përbërjeje, rekomandohet në ulcerat që vijnë nga sekretimi i kufizuar i stomakut; nxit rrjedhjen e lëngut gastrik. Disa autorë e rekomandojnë edhe në sëmundjet e mushkërive.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Rekomandohet lëngu që nxirret nga shtrydhja e lakrës së freskët: 1/2-1 gotë çaji 2-3 herë në ditë para ushqimit ose i lakrës së freskët të grirë si sallatë, gjith-

ashtu para ushqimit (në çregullimet e mëlçisë, të fshikëzës, zorrëve, në ulcera, verdhëz etj.).

Gjethet e freskëta të lakrës vendosen mbi kyçet e sëmura nga artriti. Për këtë qëllim rekomandohet edhe kjo formë përgatitje gjethe të shtypura të lakrës përzihen në pjesë të barabarta me ujë dhe me lëng limoni dhe vihen në formë llapaje mbi kyçet e sëmura nga artriti (pakëson ënjtjet dhe lehtëson dhembjet); po kjo formë rekomandohet edhe për mjekim plagësh.

Lakra e shtypur, e përzier me të bardhë veze, rekomandohet edhe për mjekimin e plagëve nga djegia.

Lakra është ushqim i mirë për shëndetin e njeriut, prandaj rekomandohet gatimi i gjellëve me të, disa herë në javë.

---

## 63. LEONURI I ZEMRËS (bar)

(Leonuri cardiacae Herba)

**Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar dhe e thatë e leonurit të zemrës ose e bishtit të luanit *(Leonurus cardiaca* L., familja Labiatae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, me përhapje të rallë nga zona e ulët deri tek ajo subalpine. Bima është 0,6-1,2 m e lartë, me gjethe të vrigulluara të gjelbra në të errët me qime të buta, me lule të kuqe në rozë të vogla të vendosura në qerthuj gjatë pjesës së sipërme të kërcellit ose të degëve; lulëzon në qershor-gusht.**

VETITË:

Bari i leonurit të zemrës përmban një lëndë të hidhur të quajtur leonurinë, rrëshirë, esencë, alkaloidin leonukardinë etj. Në saje të kësaj përmbajtjeje, bari i leonurit është 3 deri 4 herë më i efektshëm se rrënja e valerianës dhe ka veti kardiotonike, hipotonike dhe qetësuese. Duhet të përdoret gjithnjë sipas këshillës dhe nën mbikqyrjen e mjekut. Këshillohet në rrahje të





**Leonuri i zemrës (63)**
(Leonurus cardiaca)

forta të zemrës, si dhe në shtrëngimin e saj, në ngacmime nervore, në rastet e lëkundjes ose të rritjes së presionit të gjakut, në çrregullimet e menopauzës dhe në rastet e çrregullimit të urinimit. Veprimi diuretik mendohet se vjen nga veprimi i leonurit në muskulin e zemrës. Këshillohet në dhembjet e gjoksit që shoqërohen me të marrurit frymë dhe me ndjenjën e frikës nga vdekja (angina pektoris).

## PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë çaji me bar të grimcuar imët hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë që zien. Ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja lihet për gjysmë ore në qetësi. Pastaj lëngu kullohet dhe pihet. Merret një dozë e tillë në ditë.

Droga mund të përdoret edhe në formë pluhuri; merren 1 deri 2 lugë kafeje në ditë.

## RUAJTJA:

Droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

# 64. LIKOPESI (bar)

(Lycopi europaei Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar dhe e tharë e likopësit (*Lycopus europaeus* L., familja Labiatae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme kudo tek ne, nëpër vende me lagështi dhe kanale. Bima e ka kërcellin me hulli; gjethet e kundërtuara, të mëdhaja me bisht të shkurtër, vezake-neshtore, të dhëmbëzuara, të çara dhe shpeshherë pendore të çara në fund; lulet të bardha me pika të kuqe, të vogla, në qerthuj sqetullorë pa bisht; lulëzon në qershor-tetor.





**Likopësi (64)**
**(Lycopus europaeus)**

VETITË:

Ende nuk është zbuluar substanca vepruese e drogës, megjithatë dihet se ajo përmban esencë, glukozidin likopinë, tanine, hidhëtina, rrëshirë, acid kafeik, ursolik, etj. Droga ka veti qetësuese; ndikon deridiku në përmirësimin e gjumit, si dhe në funksionimin e disa gjendrave me rrjedhje të brendshme; droga ka veti të pakësojë proceset metabolike. Këshillohet si sedative në neuroza, në rrahje të forta të zemrës, në rastet e rritjes së aktivitetit të tiroides dhe në çrregullime të sistemit nervor vegjetativ. Bën efekt pasi të përdoret për një kohë të gjatë. Nuk grumbullohet në organizëm dhe nuk është e dëmshme, prandaj mund të përdoret për një kohë të gjatë (sipas rastit, edhe disa muaj rresht).

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një deri dy lugë çaji me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë që zien; përmbajtja lihet 15 minuta duke e përzier herë pas here; pastaj lëngu kullohet, ëmbëlsohet sipas dëshirës dhe pihet. Merren një ose dy doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 65. LIMONI (fryti, livoret e fryteve)

(Citri Fructus et Pericarpium)

Në mjekësi përdoren frytet e freskëta dhe lëvoret e thara të limonit (Citrus limonum L. (Burm.), fam. Rutaceae)



VETITË:

Fryti i limonit përmban vitamina C, P e B, acid citrik etj, ndërsa lëvorja e tij esencë (me citral, limonen, etj.). Limoni përdoret në sëmundjen e skorbutit, të gushës akute dhe kronike, në reumatizmin artikular, si dhe kundër dhembjes së kokës e dhembjeve nevralgjike. Lëngu i limonit përdoret për uljen e temperaturës së lartë, sidomos kur kjo shoqërohet me etje dhe me pakësimin e urinimit si dhe në formë gargaresh, për lyerjen dhe shpëlarjen e gojës në rastet e pezmatimit të saj dhe të fytit.

Limoni këshillohet edhe kundër tensionit të ngritur të gjakut, edhe kundër aterosklerozës, por në doza të larta (disa kokrra në ditë).

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Për mjekim pihet gjatë ditës lëngu i limonit që nxirret nga 1-3 kokrra. Lëvoret e frytit të limonit përdoren në formë tinkture, e cila përgatitet në këtë mënyrë: 50 gr. lëvorc hidhen në një enë, ku shtohen 100 gr alkool, lihen 8 ditë, pastaj lëngu kullohet. Nga kjo tinkturë pihen dy tri herë në ditë nga 20 pika në pak ujë pas ushqimit për të përmirësuar tretjen.

---

## 66. LIRI (farë)

(Lini Semen)

Droga përbëhet nga farat e thara të lirit (*Linum usitatissimum* L., familja Linaceae). Liri është bimë barishtore njëvjeçare me kërcell të hollë, ku degëzat përfundojnë me lule ngjyrë qielli dhe me damarë të petaleve ngjyrë blu; gjethet i ka të këmbyera, heshtake ose vizake. Lulëzon në prill-korrik. Tek ne takohet në gjendje të egër në vende me bar, deri në zonën e ahut; droga fitohet nga bima e kultivuar.



**Liri (66)**
(Linum usitatissimum)



**VETITË:**

**Farat** e lirit përmbajnë mucilagje, pektinë, vaj, heterozidin linamarinë, enzima etj. Farat e kapërdira, në sajë të mucilagjeve që kanë në cipën e jashtme, bymejnë vëllimin e përmbajtjes së zorrëve dhe, në mënyrë reflektore, shpejtojnë peristaltikën dhe, për pasojë, zbrazjen e zorrës së trashë. Ky veprim laksativ nuk shfaqet menjëherë, por pas disa ditësh. Farat e plota në formë çaji këshillohen në acarimet e traktit tretës dhe të rrugëve urinare. Fara e pluhurosur e lirit përdoret në formë llapash zbutëse në proceset e pezmatimit dhe të qelbëzimit të lëkurës.

**PËRGATITJA E PËRDORIMI:**

Farat e plota të lirit përdoren për të nxitur të dalët jashtë pa acaruar aparatin tretës (laksativ) dhe si zbutëse. Për këtë qëllim, 1-2 lugë supe me fara liri të plota (ose edhe të coptuara) hidhen në mëngjes në një gotë me ujë të ftohtë dhe lëngu i jargët që fitohet, pasi kullohet, pihet në darkë. Farat e lirit mund të merren edhe ashtu siç janë, në dozën 1-2 lugë gjelle gjatë ditës ose në mbrëmje para gjumit, për të rregulluar kapsllëkun.

Në formën e çajit, farat e lirit përdoren duke zhytur 10-20 g prej tyre në 1 litër ujë; lihen kështu duke i përzier herë pas here 5 orë; çaji pas kullimit ëmbëlsohet e pihet gjatë ditës si laksativ, në sëmundjet e traktit tretës, të rrugëve urinare dhe në acarimet e mukozave të rrugëve të frymëmarrjes.

Për t'i përdorur nga jashtë, farat e pluhurosura të lirit njomen me ujë të ngrohtë dhe valohen derisa përzierja të shndërrohet në brumë; llapaja që formohet kështu mbështillet në një copë napë dhe vihet në plagët ose në proceset e qelbëzuara të lëkurës, si zbutëse dhe antiinflamatore; llapaja e lirit qetëson dhembjet, ndihmon lëngëzimin dhe daljen e qelbit nga absesi dhe nga të thatët (çibanët).

RUAJTJA:

Në vende të freskëta farat e plota ruajnë veprimin për dy vjet.

---

## 67. LIVANDOJA (Lule)

(Lavandulae Flos)

**Droga përbëhet nga lulet e thara, të shkëputura nga kalliri i livandos ose i trumzës së butë (*Lavandula officinalis* Chaix, familja Labiatae), e cila është një shkurre që kultivohet tek ne. Bima ka ngjyrë të hirtë, gjethe vizake, lule të vogla blu në lulesa kallinjsh të ngjeshur, por vende-vende të ndërprerë; lulëzon në qershor deri gusht.**

VETITË:

Në saje të esencës (të pasur me acetat linalili), tanineve, fitoncideve etj., lulet e livandos kanë veti të qetësojnë sistemin nervor qendror, të ulin deridiku presionin e ngritur të gjakut, të qetësojnë ngërçet e stomakut dhe të zorrëve, të rregullojnë veprimtarinë e zorrëve në rastet e heqjes së barkut dhe të fryerjes së tyre nga gazet; shtojnë jashtëqitjen e urinës. Duke u bazuar në vetitë e mësipërme, droga këshillohet si mjet që qetëson nervat, p.sh. në neurasteni, në rrahjet e forta të zemrës, në migrenë, në pështjellim dhe në pagjumësi. Lehtëson dhembjet që vijnë nga ngërçi. Këshillohet, gjithashtu, në çrregullimet e stomakut dhe të zorrëve, që vijnë nga heqja e barkut etj.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

3 lugë çaji me lule hidhen në një enë, ku përvëlohen me 1 gotë me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet 15-30 minuta në qetësi; lëngu kullohet dhe pihet 1 herë në dy ditë.





**Livandoja (67)**
**(lavandula officinalis)**

*Shënim:*

Duke destiluar lulet me avuj uji fitohet esenca e livandos, e cila përdoret gjerësisht në industrinë e profumeve. Esenca e livandos përdoret edhe në mjekësi; ajo hyn në përbërjen e lëngjeve fërkuese që përdoren për të qetësuar dhembjet dhe kruarjet. Esenca në dozën mbi 1 g shkakton trullosje.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 68. LULEBASANI (bar)

### (Hyperici Herba)

**Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore, e tharë, e lulebasanit ose e lulegjakut *(Hypericum perforatum* L., familja Hypericaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme, në zonat e ulëta, buzë rrugëve dhe në vende me barishte. Lulebasani ka kërcell deri 80 cm të lartë, gjethe të vogla të kundrejtuara vezake, heshtore ose vizake, jo të zgjeruara drejt majës, të shogëta, lule të verdha të renditura në lulesa melthi; lulëzon në prill deri gusht.**

VETITË:

Në saje të esencës, pigmenteve, rrëshirës dhe tanineve që përmban, bima është shumë e dobishme, sepse pengon zhvillimin dhe rritjen e mikrobeve (antiseptik) në plagë, puçrra dhe djegie; në këto raste këshillohet vaji i lulebasanit për përdorim të jashtëm që fitohet duke maceruar drogën (shih më poshtë). Veç kësaj, droga e përdorur nga goja, është e efektshme në proceset metabolike, në sëmundjet e traktit tretës, të mëlçisë, tëmthit, në hemorragjitë e traktit tretës dhe të mushkërive,





**Lulebasani (68)**
(Hypericum perforatum)

në pagjumësi dhe në sëmundje të veshkave. Ajo përmirëson qarkullimin e gjakut dhe qetëson gjendjet me tension nervor. Në saje të këtyre vetive, lulebasani përdoret si mjet sedativ, antiflogjistik dhe diuretik i lehtë në sëmundje të traktit tretës që vijnë nga pamjaftueshmëri e aktivitetit të stomakut, mëlçisë dhe tëmthit, në gjendje ngacmimi e ankthi, në rastet e gjumit të çrregullt, si dhe në sëmundje të veshkave. Mjekësia jonë popullore këshillon përdorimin e drogës për mjekimin e gastritit dhe të ulcerave të stomakut dhe të duodenit. Prania e pigmentit të kuq hipericinë që lokalizohet në gjendrra me ngjyrë të zezë në lule e gjethe të lulebasanit, i jep bimës veti fotosensibilizuese: kafshët me qime të bardha (dele, kuaj, gjedh) që hanë bimën dhe ndërkohë qëndrojnë në diell, goditen nga e ashtuquajtura «sëmundje e dritës», e cila shoqërohet me pezmatimin e lëkurës dhe të mukozave, me kruarje dhe çrregullime të tjera që mund ta çojnë kafshën deri në ngordhje.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me drogë të thërmuar zhytet në dy ose tri gota me ujë, zihet për 5-10 minuta dhe pastaj, pas një farë kohe, çaji që fitohet kullohet dhe pihet gjatë ditës. Mjekësia jonë popullore këshillon përgatitjen e bimës për mjekimin e djegieve, të plagëve dhe të hemorroideve në këtë mënyrë: 500 g bar lulebasani të freskët dhe të copëtuar zhyten në përzierjen e përbërë nga 1000 g vaj ulliri dhe 500 g verë të bardhë dhe lihen në qetësi 3 ditë. Pastaj përzierja ngrohet në një banjë uji (mbi ujë të valuar dhe jo drejtpërdrejt në zjarr) në një enë të gjerë deri sa vera të avullohet tërësisht. Mbetja vajore me ngjyrë si në të kuqe ruhet në shishe të vogla (10-20 g) të mbyllura mirë dhe përdoret në formë kompresash, duke vendosur copa pëlhure të njomura me vaj mbi sipërfaqet e dëmtuara të lëkurës (ka veprim qetësues lokal, të lehtë, por të vazhdueshëm, pakëson reaksionet e acarimit, ndihmon ripërtëritjen e indeve).



Vaji i lulebasanit përgatitet edhe pa verë në këtë mënyrë: 100 g bimë e lulëzuar e freskët hidhen në një shishe ku shtohen 250 g — 400 g vaj ulliri ose vaj liri, ose luledielli; shishja me vaj dhe me bimë lihet 14 ditë në vend me diell, duke e tundur herë pas here. Në vazhdim vaji kullohet dhe përdoret si më sipër.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 69. LULEDELJA (lule)

(Bellidis perennis Flos)

Droga përbëhet nga lulesat kaptina të thara të luledeles ose të luleshqerrës, ose të luledhenve (*Bellis perennis* L., familja Compositae), e cila është një bimë barishtore shumëvjeçare që takohet kudo në vendin tonë; bima jo më e lartë se 10 cm, me gjethe rrënjake, me kërcej të drejtë që përfundojnë me një kaptinë të përbërë nga lule tubike të verdha dhe lule në formë gjuhëze të bardha, nganjëherë rozë ose si në të kuqe; lulëzon mars-tetor.

VETITË:

Në saje të saponineve, esencës, mucilagjeve, taninëve, antoksantinës, pigmenteve flavonike etj., droga, në saje të vetive rrudhëse edhe ekspektorante të lehta, këshillohet në sëmundje të mushkërive dhe në pezmatime të rrugëve të sipërme të frymëmarrjes.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë çaji me drogë hidhet në një enë ku përvëlohet me gjysëm gote me ujë që zien. Ena mbulohet me kapak, lihet 15 minuta, pastaj përmbajtja kullohet



**Luledelja (69)**
(Bellis perennis)



dhe lëngu pihet i ngrohtë, i ëmbëlsuar sipas dëshirës. Pihen një deri tri doza të tilla në ditë.

**RUAJTJA:**

Në vende të thata droga ruan veprimin për dy vjet.

## 70. LULEDIELLI (lule)

(Helianthi Flos)

Droga përbëhet nga lulet e thara të lulediellit (*Helianthus annuus* L., familja Compositae), i cili kultivohet në shkallë të gjerë në vendin tonë.

**VETITË:**

Në saje të heterozideve flavonike (kuercimeritrinës, etj.), kolinës, betainës etj., lulet kanë veti të ulin temperaturën e lartë.

Ato përdoren edhe në hemikrani, në shqetësime nervore, çrregullime të stomakut, etj.

**PËRGATITJA E PËRDORIMI:**

1 lugë gjelle me drogë hidhet në një enë ku përvëlohet me 1 gotë ujë që zien. Ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja lihet 15 minuta, pastaj ajo kullohet dhe lëngu pihet. Merren 1-2 doza të tilla në ditë.

**RUAJTJA:**

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

# 71. LULEKUQJA (lule)

(Rhoeados Flos)

**Droga përbëhet nga petëlat e thara të lules së lulekuqes (*Papaver rhoeas*, L., familja Papaveraceae), e cila është një bimë barishtore njëvjeçare që takohet në arat e mbjella dhe në vende djerre. Lulet i ka me petëla të kuqe të zjarrtë, me një njollë të zezë përfundi; lulëzon në mars-korrik.**

VETITË:

Droga përmban kryesisht alkaloidin reoadinë, substanca mucilagjinoze, pigment antocianik etj. Në alkaloidet e saj nuk ka morfinë. Droga ka veti të qetësojë qendrën e frymëmarrjes, të qetësojë kollën dhe të mënjanojë ngacmimin e saj, të përmirësojë dhe të lehtësojë kollitjen. Këshillohet si ekspektorante në ftohje, në pezmatimin e rrugëve të frymëmarrjes, kryesisht tek fëmijë me pezmatim të bronkeve dhe me sëmundje të mushkërive.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

2 lugë çaji hidhen në një enë ku përvëlohen me 1/2 gote ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet gjysmë ore; pastaj lëngu kullohet dhe pihet i ëmbëlsuar sipas dëshirës. Pihen 1-3 doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---





**Lulekuqja (71)**
**(Papaver rhoeas)**

## 72. LULELEPURI (bar)

(Pulmonariae Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar, e tharë e lulelepurit *(Pulmonaria officinalis* L., familja Boraginaceae), e cila është një bimë barishtore shumëvjeçare, e rrallë deri e zakonshme tek ne nëpër pyje e shkurre të zonës alpine e subalpine. Bima e ka kërcellin 20-30 cm të lartë, gjethet me qime, vezake, me bisht të gjatë e me njolla të bardha, lulet ngjyrë rozë që bëhen blu; lulëzon në mars-maj.

VETITË:

Droga përmban kryesisht acid silicik, saponine, substanca mucilagjinoze, tanine etj.; ajo ka veti kundërpezmatuese, qetëson kollën e rrit aftësinë koaguluese të gjakut; ndihmon nxjerrjen (sekretimin) e lëngjeve nga organizmi. Në saje të këtyre vetive, bari i lulelepurit përdoret si ekspektorant kundër kollës, në rastet e pezmatimit të bronkeve, në sëmundje të mushkërive dhe në menstruacione të vështira. Në saje të kripërave të kaliumit, lulelepuri përdoret edhe si diuretik në sëmundjet e veshkave e të fshikëzës urinare, kurse në saje të alantoinës droga ka veti të ripërtërijë indet e humbura, prandaj përdoret për mjekimin e plágëve të ndryshme.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1-2 lugë supe me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet 1/2 litre me ujë që zien; ena lihet të qëndrojë 15 minuta; pastaj lëng, kullohet, ëmbëlsohet sipas dëshirës me mjaltë ose me sheqer dhe pihet gjatë ditës.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.





**Lulelepuri (72)**
(Pulmomaria officinalis)

## 73. LULESHTRYDHE (gjethe)

(Fragariae Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara të luleshtrydhes (*Fragaria vesca* L., familja Rosaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare e zakonshme në pyje e vende me bar. Luleshtrydhja i ka gjethet trishe, pushlore, me shtije lulore pak më të gjatë se gjethet, me lule të bardha me 5 petale; lulëzon në maj-qershor.

VETITË:

Gjethet e thara të luleshtrydhes, në sajë të substancave që përmbajnë (tanine, pak esencë me aromë limoni, vitaminë C, kripëra minerale, acid malik e salicilik etj.), përdoren në infeksionet e mukozës së zorrëve, që shoqërohen me heqje barku, në sëmundjet e veshkave dhe kundër gurëve të aparatit urinar, si dhe në rastet e urinimit me gjak.

Nga jashtë, lëngu i drogës rekomandohet për kompresa në hemoroide të gjakosura, për shpëlarjen e zgavrrës së gojës së infektuar dhe me erë të keqe, për mjekimin e ekzemës etj.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Në rastet e rënda të heqjes së barkut rekomandohet zierja e 100 deri 300 gjetheve të njoma (ose e 20 deri 60 g gjethe të thata) në 1 litër ujë; lëngu kullohet dhe pihet me lugë gjelle çdo 1 orë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.





**Luleshtrydhja (73)**
(Fragaria vesca)

## 74. LLOPOI (rizomë e gjethe)

(Petasitidis Rhizoma et Folium)

Droga përbëhet nga kërcelli nëntokësor (rizoma) dhe nga gjethet e thara të llopoit (*Petasites hybridus* L., ose *officinalis* Moench., familja Compositae), i cili është një bimë barishtore shumëvjeçare, që takohet tek ne kudo buzë përrenjsh. Bima ka rizomë të trashë, nga e cila del në pranverë një kërcell i drejtë që përfundon me një vile me kaptina të kuqërremta ose të bardha me nuancë trëndafili të zbetë; gjethet të gjitha rrënjake, me qime si pëlhurë marimange përposh, zhvillohen mbas luleve dhe kanë formë veshke — trikëndore ose vezake; ato që dalin në verë janë shumë të mëdha (45-80 cm); lulëzon në mars e në prill.

VETITË:

Rizoma përmban esencë, hidhëtina, substanca jargëzuese e tanine, si dhe petasinë, acid angelik, isopetasol, komponime me squfur etj.

Përsa i përket veprimit, ajo nuk është studiuar si duhet; ka veti spazmolitike dhe në saje të kësaj vetie është përdorur si qetësuese e kollës.

Këshillohet si qetësuese e ngërçeve në kollën e bardhë, në dridhje dhe në dhembje të muskulaturës së lëmuar gjatë vështirësive që shoqërojnë çrregullimet e cikleve mujore si dhe urinimin.

Nga jashtë këshillohet për mjekimin e ngërçeve të venave, të majasellit dhe të plagëve që shërohen me vështirësi.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë çaji me droga rizome të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë; përmbajtja zihet 5 minuta dhe lihet të ftohet; pastaj ajo kullohet dhe lëngu pihet i ëmbëlsuar ose jo, sipas dëshirës; merren 3 doza të tilla në ditë.





**Llopoi (74)**
(Petasites hybridus

Droga mund të merret edhe në formë pluhuri tri herë në ditë nga një lugë kafeje.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 75. MAJDANOZI (fryti, rrënja dhe gjethet)

(Petroselini, Fructus, Radix et Folium)

Bimës së majdanozit (*Petroselium hortense* Hoffm., familja Umbelliferae) i përdoren frytet, rrënjët dhe gjethet. Majdanozi kultivohet edhe tek ne për gjethet e tij aromatike, të cilat përdoren si erëza në gatimin e gjellëve.

VETITË:

Në saje të përmbajtjes së esencës (me apiol, miristicinë, pinen), glukozidit apiinë etj, të tri organet e bimës (fryte, rrënjë e gjethe) përdoren si mjete që shtojnë përkohësisht veprimtarinë nervore ose muskulore (stimulues), përmirësojnë oreksin dhe tretjen e ushqimit, rregullojnë dhe lehtësojnë ciklet e menstruacioneve, shtojnë sekretimin e urinës, ndihmojnë në largimin e gazeve nga zorrët e në mjekimin e plagëve dhe shërbejnë si mjete që pakësojnë qumështin tek gratë me fëmijë në gji.

Doza të larta të majdanozit shtojnë qarkullimin e gjakut në mukozën e traktit tretës dhe të uterusit. Në doza të larta majdanozi është i dëmshëm; rrit me tepricë gjakun në kokë dhe shkakton trullosje.

Çaji që fitohet duke zier 60 g rrënjë në 1 litër ujë përdoret në masën një filxhan kafeje pas buke në çrregullimin e mëlçisë, në mbajtjen e urinës, në çrregullimet e qarkullimit të gjakut, në sëmundje të veshkave



dhe të fshikëzës urinare, në gurët urinare, në kriza të veshkave, si dhe në pezmatime të prostatës, në çrregullime të menstruacioneve dhe në kriza të zorrëve.

Po për të njëjtat qëllime përdoren edhe frytet (1/2 lugë çaji me fryte të copëtuara përvëlohen në një enë me 1 gotë ujë që zien, lihen 30 minuta; çaji kullohet dhe pihet gjatë ditës) dhe gjethet (1 lugë me drogë të grimcuar përvëlohen në një enë me 1 gotë ujë që zien; çaji kullohet pas 1/2 ore; përdoren 3 doza të tilla në ditë).

Në goditjet, vendi i dëmtuar lyhet 3 herë në ditë me alkool të kamfuruar dhe pastaj mbulohet me llapa që fitohet duke zier gjethet e majdanozit në verë; sa herë të vendoset në vendin e goditur, llapaja duhet të ngrohet.

Gjethet e freskëta të majdanozit largojnë qumështin kur vihen mbi gjirin e grave lehona.

RUAJTJA:

Në vende të thata drogat ruajnë veprimin për 2 vjet.

---

## 76. MAJDANOZI I EGËR (bar)

(Adianti capillus veneri Herba)

**Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e tharë e fierit, i cili tek ne quhet majdanoz i egër (*Adiantum capillus-veneris* L., familja Polypodiaceae) dhe takohet në vende me hije dhe lagështi, veçanërisht në zonat fushore. Bima i ka gjethet të buta me bishta, me perimetër vezak-gjator, 2-3 herë pendore të çara; soret zhvillohen në verë.**

VETITË:

Në saje të përbërjes së saj, droga ka veti të nxjerrë gëlbazën nga mushkëritë, bronket dhe trakeja. Këshillohet si lëngëzuese dhe nxjerrëse e gëlbazës, në sëmu-



**Majdanozi i egër (76)**
(Adiantum capillus veneris)



ndjet e rrugëve të frymëmarrjes, si, p.sh., në pezmatimin e bronkeve, në kollë dhe në sëmundje nga të ftohurit.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë çaji me drogë të grimcuar hidhet në një enë, ku shtohet një gotë me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet 15 minuta, duke e përzier herë pas here; pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu pihet i ngrohtë dhe i ëmbëlsuar. Merren 1 deri 3 doza të tilla në ditë.

*Shënim:*

Në mjekësinë tonë popullore fieri i egër këshillohet si mjet që nxit të urinuarit, në rastet e gurëve në rrugët urinare. Për këtë qëllim përdoret çaji që fitohet duke zier 2 lugë gjelle me drogë të grimcuar në dy gotá me ujë, pasi kullohet; lëngu pihet gjatë ditës i ndarë në tri pjesë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për dy vjet.

---

## 77. MANAFERRA (gjethe)

(Rubi fruticosi Folium)

**Droga përbëhet nga gjethet e thara të manaferrës (*Rubus fruticosus* L., familja Rosaceae), e cila është shkurre shumë e përhapur gjithandej në vendin tonë.**



**Manaferra (77)**
(Rubus fructicosus)



VETITË:

Gjethet e thara të manaferrës që përmbajnë tanine, inozit, acide organike etj., përdoren në formë çaji kundër hemorragjive të brendshme, heqjes së barkut dhe hemorroideve. Çaji që përgatitet me gjethet e manaferrës përdoret në formë gargare kundër mahisjes së fytit, faringjitit, aftës dhe acarimit të mishrave të dhëmbëve.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë kafeje me drogë të grimcuar zihen 15 minuta në një gotë me ujë; çaji lihet në qetësi për një farë kohe, pastaj kullohet; pihen 2-3 doza të tilla në ditë.

*Shënim:*

1. Është vënë re se në mjekimin e heqjes së barkut te fëmijët e gjirit gjatë periudhës së verës rezultate të mira kanë dhënë gjethet dhe, veçanërisht, majat e degëve të njoma të manaferrës, të cilat përgatiten në formë çaji në këtë mënyrë:

10 g maja të degëve të njoma zihen 15-30 minuta në gjysmë litër ujë; çaji lihet në qetësi për një farë kohe, pastaj kullohet; ky lëng, me ngjyrë të verdhë, u jepet fëmijëve me lugë kafeje.

2. Majat e degëve të manaferrave rekomandohen nga mjekësia popullore si ndihmëse në mjekimin e sëmundjes së sheqerit: 10 g maja të kërcenjve zihen në 1 litër ujë; çaji pihet me gota brenda ditës.

---

## 78. MANI (gjethe e fryte)

(Mori Folium et Fructus)

Droga përbëhet prej gjetheve të thata të manit të zi e të bardhë si dhe prej fryteve të freskëta të tyre *(Morus nigra* L., e *Morus alba* L.. fam. Moraceae).

VETITË:

Gjethet e manit përmbajnë tanine, beta karotinë, argininë, malat e karbonat kalciumi etj., ndërsa frytet përmbajnë sheqerna, lëndë mucilagjinoze, tanine, acid citrik dhe malik etj. Gjethet e manit kanë veti rrudhëse, ndihmëse, antidiabetike, diuretike, hipotensive dhe zbutëse të kollës.

Frytet e manit janë laksative të lehta.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me gjethe të thata të copëtuara hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet 15 minuta, pastaj kullohet. Pihen 1-3 doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të freskëta dhe të thata droga ruan veprimin deri 18 muaj.

---

## 79. MANUSHAQJA (rrënjë dhe bar)

(Violae odoratae Radix et Herba)

Drogat përbëhen nga rrënjët dhe gjethet e thara të manushaqes ose të vjollcës *(Viola adorata* L., familja Violaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme në





**Manushaqja (79)**
(Viola odorata)

vende të veshura e me hije pranë gjerdheve, gëmushave, e në pyje. Bima i ka gjethet rozetore, kërcejtë të drejtë që përfundojnë me nga një lule ngjyrë manushaqe, me erë të këndshme; lulëzon nga janari në prill.

VETITË:

Si rrënja, ashtu edhe bari përmbajnë alkaloidin violinë që nxit të vjellët, alkaloidin odoratinë me veti hipotensive, saponina, si dhe pak esencë me përbërës acidin salicilik. Saponinat lehtësojnë nxjerrjen e gëlbazës dhe kollën. Droga është edhe diuretike. Në saje të këtyre vetive, ajo përdoret si ekspektorante, emetike e sektrolitike kundër kollës dhe si ndihmëse në nxjerrjen e gëlbazës, në kollën e keqe dhe në mahisjen e cipave mukoze të bronkeve. Rrallë herë përdoret si diuretike. Nga jashtë përdoret në formë banjash në plagë që shërohen me vështirësi dhe, së bashku me bishtkalin, në majasëll.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë me drogë të grimcuar imët hidhet në një enë ku shtohet gjysmë gote me ujë; ena mbulohet me kapak dhe lihet 6 orë duke e tundur herë pas here; pastaj lëngu kullohet dhe pihet. Merren 1 deri 2 doza të tilla në ditë.

Çaji mund të përgatitet edhe duke zier në një enë 1 lugë drogë të grimcuar në një gotë me ujë deri sa të mbetet gjysma e sasisë së lëngut, kullohet, embëlsohet ose jo, sipas dëshirës, dhe pihet. Për të nxitur të vjellët përgatitet po ky çaj duke përdorur në vend të një luge, dy-tri lugë gjelle me drogë të grimcuar.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.



## 80. MANUSHAQJA E EGËR (bar)

(Violae tricoloris Herba)

Droga përbëhet nga e tërë bima e lulëzuar, e tharë, e manushaqes së egër ose të menekshes së Stambollit ose të surratkës së egër (*Viola tricolor* L., familja Violaceae), e cila është bima barishtore një-, dy — ose shumëvjeçare dhe rritet në vende barishtore e gurishtore të thata, në ara, kullota e livadhe të vendit tonë. Bima i ka petëlat me ngjyra të ndryshme, dy të sipërmet zakonisht ngjyrë manushaqeje, tri të poshtmet të verdha; lulëzon prej prillit deri vonë në vjeshtë. (Viola arvensis Murr i ka të gjitha petalet e verdha).

VETITË:

Droga përmban saponine, esencë me derivate të acidit salicilik, alkaloidin violinë, musilagje, tanine, si dhe flavone (violakuercitrinë), glukozid antocianik në lule, në saje të të cilave lehtëson kollitjen, urinimin, përmirëson metabolizmin, veçanërisht tek fëmijët që kanë dëmtime të lëkurës, shpejton jashtëqitjen e lëndëve të dëmshme nga organizmi etj.; ajo vepron edhe kundër reumatizmit. Duke patur parasysh vetitë e përshkruara më sipër, manushaqja e egër këshillohet si ekspektorante, sekretolitike e diuretike në sëmundje të rrugëve të frymëmarrjes, në kollën e bardhë, në sëmundje të mushkërive që kanë të dëmtuar cipën mukoze, në sëmundje të fshikëzës urinare dhe për të lehtësuar urinimin, për të përmirësuar metabolizmin në reumatizëm dhe në podagër.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë çaji me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet një gotë me ujë që valon; ena mbulohet me kapak dhe lihet 15-30 minuta duke e tundur herë pas here; pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet sipas dëshirës dhe pihet. Merren 2-3 doza të tilla të ngrohta në ditë.



**Manushaqja e egër (80)**
(Viola tricolor)



Këshillohet që droga të përdoret e përzier me të tjera. Është provuar se ekstrakti alkoolik i drogës ka veprim më të fuqishëm se çaji ujor.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për dy vjet.

---

## 81. MANXURANA (bar)

(Majoranae Herba)

Droga përbëhet nga bima e tërë pa kërcell, e tharë, e manxuranës ose e majoranës (*Majorana hortensis Moench.*, familja Labiatae), e cila është bimë barishtore një — ose shumëvjeçare, që kultivohet tek ne. Bima ka kërcej të shumtë, 20-50 cm të gjatë, me gjethe të vogla vezake, me push gri, me lule shumë të vogla të bardha ose rozë, të cilat formojnë lulesë kalliri; lulëzon në qershor deri në gusht.

VETITË:

Në sajë të esencës, tanineve dhe lëndëve të hidhura, droga ka veti të shpejtojë dhe të ndihmojë tretjen duke nxitur formimin e lëngut të stomakut dhe duke larguar ngërçet. Në doza të larta ka, nganjëherë, veprim të lehtë trullosës. Ndihmon jashtëqitjen e urinës. Duke u mbështetur në vetitë e përshkruara, droga këshillohet si qetësuese e lehtë, diuretike, stomatike, dhe spazmotitike në çrregullime të sistemit neurovegjetativ, në dobësi nervore, në sëmundje të organeve tretëse, në fryrje të zorrëve, në heqje barku, në dhembje të zorrëve etj. Bari i manxuranës këshillohet të merret së bashku me lulet e kamomilit dhe gjethet e mendrës. Ai mund të përdoret edhe në sëmundje që vijnë nga të ftohurit. Veprimet e tij janë të njëjta me ato të rigonit. Sipas mjekësisë popullore aplikohet në formë llapaje për mjekimin e plagëve.



**Manxurana (81)**
(Majorana hortensis)



PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë kafeje me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja zihet për 5-10 minuta, pastaj ajo kullohet dhe lëngu pihet i ëmbëlsuar sipas dëshirës. Merren 2-3 doza të tilla në ditë. Kura vazhdon deri në përmirësimin e sëmundjes.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 82. MAREJA (gjethe)

(Arbuti Folium)

**Droga përbëhet nga gjethet e thata të maresë ose të koçimares (*Arbutus unedo* L., fam. Ericaceae), e cila është një shkurre apo dru deri 10 m i lartë, i shpeshtë nëpër shkurre të zonave me klimë mesdhetare.**

VETITË:

Droga përmban tanine, acid arbutolik, arbutinë, sakarozë, etj. Ka veti rrudhëse dhe antiseptike. Përdoret kundër heqjes së barkut, kundër pezmatimit të mëlçisë së zezë dhe për dezinfektimin e rrugëve të urinës.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

25 g drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohen 500 g ujë që zien; ena mbulohet me kapak, lihet 15 minuta dhe, në vazhdim, lëngu kullohet; pihen 3-4 filxhanë kafeje në ditë në rastet e pezmatimit të mëlçisë

dhe infeksionet e rrugëve të urinës. Në rastet e diarresë përdoret i njëjti çaj, por duke e zier në zjarr 10 minuta.

RUAJTJA:

Në vende të freskëta dhe të thata droga e ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 83. MELAKJA (rizomë)

(Caryophyllatae Rhizome et Herba)

**Droga përbëhet kryesisht nga rizoma me rrënjë të thara të melakes ose të geumit të qyteteve *(Geum urbanum* L., familja Rosaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare që rritet tek ne në vende të freskëta e me hije. Bima ka gjethe të ndara pendore (të dhëmbëzuara) ku segmenti i sipërm është më i madh se të tjerët; lulet janë të vogla, të verdha në majë të kërcellit dhe të degëve; lulëzon në maj-qershor.**

VETITË:

Rizoma dhe rrënjët pas tharjes marrin erën e kariofilit (xhenxhifilit), në sajë të një glukozidi të hidhur të quajtur geinë, i cili zbërthehet duke liruar eugenol me veti antiseptike dhe mpirëse të lehta. Droga përmban edhe tanine. Në saje të kësaj përmbajtjeje, droga ka veti dezinfektuese, anestitike të lehta dhe aromatizuese dhe përdoret për kufizimin e ngacmimit të muskulaturës së lëmuar, për ndalimin e diarresë, për hapjen e oreksit, kundër pezmatimeve të cipës mukoze të stomakut dhe kundër fryrjes së zorrëve.

Nga jashtë droga përdoret për gargarë në paradontozë dhe në sëmundje që vijnë nga pezmatimi i zgavrës së gojës. Këshillohet edhe për banja në rastin e hemorroideve dhe të sëmundjeve të lëkurës.





**Melakja (83)**
(Geum urbanum)

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë çaji me drogë të copëtuar hidhen në një enë ku shtohet gjysmë gote me ujë; ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja zihet për 15 minuta; pastaj ajo kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet dhe pihet. Merren dy doza të tilla në ditë, në mëngjez dhe në darkë. Droga mund të përdoret edhe në formë pluhuri duke marrë tri herë në ditë nga dy-tre gram drogë të pluhurosur.

Nga jashtë droga përdoret në formën e çajit të përshkruar më lart.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për dy vjet.

---

## 84. MËLQINJA (lëvore e rrënjëve dhe fryte)

(Berberidis Cortex et Fructus)

Drogat përbëhen nga lëvorja e rrënjëve dhe nga frytet, të thara të mëlqinjës (*Berberis vulgaris* L., familja Berberidaceae), e cila është një shkurre me gjemba deri 2,5 m e lartë; tek ne takohet aty-këtu në vende të shkreta të maleve të larta gëlqerore (1500-2000 m), sidomos të Shqipërisë së Veriut e të Mesme. Ndërsa gjethet e degëve të gjata të melqinjës janë të këmbyera, ato të degëve të shkurtra janë në tufa në sqetullat e gjembave; gjethet janë vezake të përmbysta, përposh me nervaturë të ngatërruara, me buzë të dhëmbëzuara imët; nga sqetullat e gjetheve dalin vile të vogla me shumë lule të verdha; frytet janë rrushqe të ngrënshme me ngjyrë të kuqe të hapur ose purpur; lulëzon në maj-qershor; frytifikon në gusht-shtator.

VETITË:

Lëvorja e rrënjëve të melqinjës përmban kryesisht alkaloide, prej të cilave më i rëndësishmi është berberina. Në saje të alkaloideve, droga përkatëse, në doza





**Mëlqinja (84)**
(Berberis vulgaris)

të ulëta, ka veti laksative, diuretike, koleretike dhe spazmolitike; përdoret në sëmundje të veshkave, në gurë të veshkave, në pezmatime të rrugëve urinare (gjithnjë sipas këshillës me mjekun). Tejkalimi i dozës së drogës mund të dëmtojë veshkat nga prania e berberinës, si dhe, pas një ngacmimi të përkohshëm të sistemit nervor qëndror, mund të paralizojë qendrën e frymëmarrjes dhe të qarkullimit të gjakut, mund të japë përgjumje, të vjella dhe diarre.

Frytet e freskëta përmbajnë sasi të vogla vitamine C dhe acide organike; kura me këto fryte ndikon mirë në qarkullimin e gjakut. Frytet përdoren për përgatitjen e çajrave të pasura me vitaminë C. Edhe frytet, krahas substancave të dobishme, përmbajnë edhe sasi të caktuara të alkaloidit berberinë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë çaji me drogë lëvore të grimcuara (afërsisht 2 g) hidhen në një enë ku shtohen dy filxhanë çaji me ujë dhe përmbajtja zihet 5-10 minuta; pas ftohjes çaji kullohet dhe pihet gjatë ditës i ndarë në tri pjesë.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura drogat ruajnë veprimin për 18 muaj.

---

## 85. MENDRA E BUTË (gjethe)

(Menthae piperitae Folium)

**Droga përbëhet nga gjethet e thara të mendrës së butë ose të dhjozmës (*Mentha piperita* L., familja Labiatae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e kultivuar në vendin tonë. Mendra e butë i ka lulet të kuqe manushaqe, të cilat në qerthuj**





**Mendra e butë (85)**
(Mentha piperita)

formojnë kallinj të zgjatur në majën e kërcellit dhe të degëve. E tërë bima ka erën karakteristike të mentës; lulëzon prej korriku në shtator.

VETITË:

Mendra e butë përmban esencë të pasur me mentol, substanca tanike, të hidhura etj.; është përdorur që prej shumë kohësh si medikament popullor. Përdoret si çaj për qetësimin e sistemit nervor, për largimin e gazeve nga zorrët, për nxitjen e zbrazjes së fshikëzës së tëmthit, kundër heqjes së barkut e marrjes së mendeve etj.

Kohët e fundit bëhen prova për përdorimin e drogës në uljen e presionit të gjakut; sigurisht mjekimi i hipertensionit duhet të bëhet vetëm nën mbikqyrjen e mjekut.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me mendër zhytet në dy gota (300 g) me ujë të valuar, ena mbulohet me kapak e lihet për t'u ftohur 5-10 minuta, duke e tundur herë pas here; çaji kullohet, ëmbëlsohet sipas dëshirës me sheqer ose me mjaltë dhe pihet. Gjatë ditës merren 2 ose 3 doza të tilla.

RUAJTJA:

Në vende të thata ruan veprimin për dy vjet.

---

## 86. MERSINA (gjethe)

(Myrti Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara të mërsinës *(Myrtus communis* L., fam. Myrtaceae), e cila është një shkurre deri 5 m e lartë, shumë e përhapur dhe gati kudo nëpër shkurretat dhe





**Mersina (86)**
(Myrtus communis)

pyjet e zonave me klimë mesdhetare detare në 600 m lartësi. Mërsina i ka degët me 4 qoshe, gjethet të kundrejta, vezake me majë ose heshtake, të lëkurta, buzë plota e bisht shkurtëra; lulet sqetullore njëshe, me 5 petëla të bardha, frytet rrushqe rruzullore ngjyrë qielli të zezë; lulëzon në korrik-gusht.

VETITË:

Në saje të tanineve, esencës me cineol, mirtenol, geravial, etj., vitaminë C, etj., droga ka veti rrudhëse, antiseptike, hemostatike etj. Gjethet e mërsinës përdoren në sëmundje të ndryshme të aparatit të frymëmarrjes (bronkit, trakeit, etj.), si dhe kundër diarresë dhe majasëllit; lehtësojnë edhe sëmundjen e diabetit, sepse pakësojnë sasinë e sheqerit në gjak.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

15-30 gjethe të copëtuara hidhen në një enë ku shtohet 1 litër ujë dhe përmbajtja valohet 5 minuta, ena mbulohet me kapak, lihet për 15 minuta, pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet sipas dëshirës; prej tij pihen 4-6 lugë gjelle në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të freskëta dhe të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 87. MËLLAGA (gjethe e lule)

(Malvae Folium et Flores)

Drogat përbëhen përkatësisht nga gjethet dhe lulet e thara të mëllagës (*Malva silvestris* L., familja Malvaceae), e cila është bimë barishtore dy ose shumëvjeçare, e zakonshme në zonat e





**Mëllaga (87)**
(Malva silvestris)

ulëta të vendit tonë. Mëllaga ka kërcell deri 1 m të lartë, me gjethe të këmbyera, rrotullore, me 5 deri 7 vriguj, me buzë të dhëmbëzuara; lulet që dalin nga sqetullat e gjetheve skajore i ka të mëdha, me ngjyrë rozë vjollcë, me deje me ngjyrë të kuqe; lulëzon në maj-shtator.

VETITË:

Bima përmban mucilagje dhe tanine në të gjitha organet e saj, por veçanërisht në gjethet dhe lulet. Këto të fundit përmbajnë edhe pigmente, vitamina etj. Si gjethet, ashtu dhe lulet merren në formë çaji kundër sëmundjeve të traktit tretës dhe të aparatit urinar, kurse nga jashtë përdoren për larje, gargarizëm, kundër acarimeve të lëkurës dhe të mukozave. Drogat përdoren, gjithashtu, për të shëruar difekte të ndryshme të mukozës së stomakut dhe të zorrëve; ato kanë veti absorbuese sikundër qymyri shtazor.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë çaji me drogë lule ose gjethe hidhen në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë që zien, përmbajtja lihet 15-30 minuta dhe çaji që fitohet kullohet e pihet i ëmbëlsuar sipas dëshirës, me mjaltë ose me sheqer; pihen 2-3 gota në ditë.

Çaji mund të përdoret edhe për shpëlarjen e fytit, të gojës, kurse lulet dhe gjethet përdoren në formë llapaje (pluhuri i zhytur në ujë të ngrohtë) kundër të thatëve (çibanëve) me dhembje etj., e cila i zbut dhe i qetëson ata.

RUAJTJA:

Në vende të thata ruan veprimin për 18 muaj.

---



## 88. MËLLAGA E BARDHË (rrënjë e gjethe)

(Althaeae Radix et Folium)

Drogat përbëhen përkatësisht nga rrënjët e prera, të qëruara dhe të thara, si dhe nga gjethet e mëllagës së bardhë ose të mollohires (*Althaea officinalis* L., familja Malvaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare dhe (tek ne) rritet në vende me lagështi, nëpër shkurret pranë buzës së detit, zakonisht në zonat e ulëta. Mëllaga e bardhë arrin deri 1,5 m lartësi; gjethet i ka të këmbyera, me bisht të gjatë, me llapë vezake me 3 deri 5 vriguj, të cekët, me buzë të dhëmbëzuara, të buta dhe të mbuluara me push të dendur si kadife; lulet i ka me bisht të shkurtër, sqetullore dhe skajore, me ngjyrë të bardhë rozë; lulëzon në qershor-shtator.

VETITË:

Rrënja përmban me shumicë mucilagje e pektina, amidon, sheqerna etj. dhe përdoret me sukses kundër pezmatimit të rrugëve të frymëmarrjes dhe të fytit, për të lehtësuar nxjerrjen e gëlbazës dhe, nga jashtë, për të shpëlarë fytin dhe hundën.

Në përgjithësi, si rrënja, ashtu dhe gjethet, përdoren si mjete ndihmëse, në pezmatimet e mukozës së organeve të frymëmarrjes dhe në astmën bronkiale. Drogat këshillohen gjithashtu në pezmatime të rrugëve urinare dhe të zorrëve, si dhe në diarre, veçanërisht në heqjet e forta të barkut tek fëmijët.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Këshillohet që çaji të përgatitet me rrugë të ftohtë. Për këtë qëllim, 1 lugë gjelle me rrënjë ose gjethe të thata e të prera hidhen në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë; përzierja lihet 6 orë; pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet sipas dëshirës.

Çaji i freskët pihet në doza të tilla disa herë në ditë. Për shpëlarjen e fytit ose për gargarë përdoret gjithashtu çaj i freskët, disa herë në ditë.



**Mëllaga e bardhë (88)**
(Althaea officinalis)



Meqenëse rrënjët e mëllagës së bardhë përmbajnë shumë amidon, çaji i tyre mund të përgatitet edhe duke i përvëluar ato me ujë që zien, por jo me zierje.

*Shënim:*

Në mjekësi përdoren edhe lulet e mëllagës së madhe (Althaea rosea (L). Cav.) që takohet në kopshte, e kultivuar si bimë zbukurimi, bima arrin deri 2 m lartësi dhe lulet i ka të mëdhaja (me diametër 6 cm ose më shumë kur janë të hapura) me ngjyrë rozë të gjallë deri të zezë vjollcë. Lulet (Flos Malvae arboreae), në saje të mucilagjeve, të pigmentit alteinë, të pektinave etj., përdoren si zbutëse në bronkit dhe si laksative të lehta; përdoren edhe kundër kollës; për këtë qëllim rekomandohet çaji që fitohet duke zier 2 lugë gjelle me lule në 1 gotë me ujë; pihen 2-3 doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata drogat ruajnë veprimin për dy vjet.

---

## 89. MËSHTEKNA (gjethe e sythe)

(Betulae Folium et Gemmae)

Drogat përbëhen kryesisht nga gjethet dhe nga sythet e thara të mështeknës ose të krahjetës *(Betula verrucosa* Ehrhw., sin B. *pendula* Rroth., fam. Betulaceae), e cila është një dru 15 m i lartë që tek ne takohet në zonën e ahut të Tropojës, Kukësit, Valbonës, Korabit etj. Mështekna i ka gjethet thuajse rombike, me majë të zgjatur, me dhëmbë të dyfishtë, në rrëzë të plota; lulet mashkullore i ka në gathë që zhvillohen që në vjeshtë dhe janë 2-3 herë më të gjatë se femëroret që dalin në pranverë; lëvorja e tij e bardhë sa është e re, ripet copa-copa; lulëzon në prill-maj.



**Mështekna (89)**
(Betula verrucosa)



VETITË:

Sythet përmbajnë deri 8% esencë (me betulol të lirë e të lidhur, me betulen etj.), kurse gjethet deri 0,05% esencë me ngjyrë kafe (me seskuiterpene). Përveç esencës, sythet dhe gjethet përmbajnë saponina, rrëshirë, vitaminë C, tanine katekike dhe flavonoide që shtojnë veprimin diuretik të drogave. Disa autorë mendojnë se sythet përmbajnë fitoncide me veti të forta baktericide.

Drogat përdoren si diuretike me efekt të mirë në sëmundjet e zemrës që shoqërohen me mbajtjen e ujit në organizëm, në rastet e albuminurisë, në gurët e veshkave, në reumatizëm, në gutë, në pezmatime e në dhembjen e kyçeve etj.; ndihmojnë me nxjerrjen e acidit urik e të kolesterinës pa acaruar parenkinën e veshkave. Sipas disa autorëve, gjethet dhe sythet e mështeknës ndikojnë në tretjen e gurëve të veshkave; këshillohen edhe në sëmundje të mëlçisë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

2-3 lugë çaji me drogë gjethe hidhen në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet 15 minuta, pastaj lëngu kullohet dhe ëmbëlsohet sipas dëshirës; për rritjen e efektit, gjatë përgatitjes së çajit shtohet një majë thike me sodë buke. Pihen dy doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të freskëta dhe pa lagështirë drogat ruajnë veprimin për 18 muaj.

## 90. MËTRIKU (bar)

(Vincae majoris Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar e tharë e metrikut (ose menekshe gomari) *(Vinca major* L., familja Apocynaceae), që është bimë barishtore shumëvjeçare me blerim të përhershëm; tek ne, zakonisht, me pakicë nga zonat e ulëta gjer në ato malore. Mëtriku ka kërcej që shtrihen mbi tokë ose qëndrojnë pak të ngritur, me gjethe të plota, vezake e të zgjatura, të kundrejta, me lulet që dalin nga sqetullat e gjetheve, ku kupa, me ndarje të ngushta e me thepa në majë, rrethon një kurorë pak tubike (si hinkë) me 5 petëla blu-vjollcë të përkulura e të cunguara; lulëzon nga shkurti në qershor.

### VETITË:

Droga përmban alkaloide, karoten, vitaminë C, saponine, tanine, pektinë, derivate flavonike, etj. Ndërmjet alkaloideve që janë izoluar deri më sot nga kjo drogë, më kryesorët janë vinkamajoridina, vinkamajina, rezerpinina, etj. Ka autorë që kanë provuar se metriku ka veti të ngjashme me ato të bimës Vinca minor L., e cila nuk është takuar në vendin tonë. Në sajë të tanineve, ekstraktet e drogës kanë veti hemostatike e rrudhëse; ato përdoren edhe për të pakësuar ngacmimin e kollës. Alkaloidet ulin presionin e lartë të gjakut. Në formë çaji, droga ndikon në ndalimin e hemoragjive me origjinë të ndryshme, si p.sh. në rrjedhjet e gjakut nga hunda, mishrat e dhëmbëve, organet gjenitale. Përdoret në pezmatimet e mukozës së zgavrës së gojës dhe në pezmatimet e bronkeve dhe të mushkërive. Po në formë çaji, bari i mëtrikut përdoret nga populli kundër pezmatimit të aparatit të tretjes dhe të aparatit gjenitourinar; përdoret nga gratë për pakësimin e qumshtit të gjirit. Nga jashtë droga përdoret në formë valese (dekokti) për mjekimin e acarimeve të gojës e të fytit (si gargarizëm), si dhe për shërimin e ekzemës e të sëmundjeve të tjera të lëkurës.





**Mëtriku (69)**
(Vinca major)

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë çaji me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet një filxhan me ujë që zien dhe përmbajtja lihet 15 minuta; pastaj ajo kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet sipas dëshirës e pihet; merren 2 doza të tilla në ditë.

Nga jashtë droga përdoret në formë valese që përgatitet duke zier 5 minuta 6 g drogë të grimcuar në 1 filxhan çaji me ujë.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura, droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 91. MILCA (gjethe)

(Melissae Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara të milcës ose të barit të bletës (*Melissa officinalis* L., familja Labiatae), që është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme tek ne nëpër gjerdhe dhe vende me hije; veçanërisht në zonat fushore. Milca ka kërcell të degëzuar, gjethe të kundërdrejtuara, në formë zemre, me buzë të dhëmbëzuara; lulet në fillim i ka të verdha, pastaj zbardhen ose marrin ngjyrë rozë; milca liron erë si të limonit kur fërkohet ndërmjet duarve; lulëzon gjatë verës.

VETITË:

Gjethet e milcës përmbajnë esencë me erë karakteristike si të limonit; ato ndihmojnë në prodhimin dhe sekretimin e tëmthit; ngadalësojnë rrahjet e forta të zemrës dhe ulin presionin e ngritur të gjakut, ndihmojnë kundër pagjumësisë me prejardhje nervore e në të gjitha krizat e ngërçet e barkut etj. Në saje të kë-





Milca (91)
(Mellissa officinalis)

tyre vetive, gjethet e milcës përdoren si sedative, karminative dhe spazmolitike në fryerjet e barkut nga gazet në katarre të lehta të zorrëve e të stomakut, si dhe për të nxitur rrjedhjen e tëmthit; qetëson neurozat kardiake, rrahjet e forta të zemrës dhe çrregullimet psikoneurotike.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohen dy gota me ujë të valuar; përmbajtja lihet për t'u ftohur 5-10 minuta, duke e tundur herë pas here; çaji kullohet, ëmbëlsohet sipas dëshirës (me mjaltë ose sheqer); pihen 2-3 gota në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për dy vjet.

---

## 92. MISRI (mustaqe)

(Maydis Sigma)

**Droga përbëhet nga krezat e gjata në formë fijesh (mustaqe) që dalin nga kallinjtë e misrit (*Zea mays* L., familja Graminaceae), që mblidhen para polenizimit (në kohën e lulëzimit të bimës) dhe thahen menjëherë në hije.**

VETITË:

Droga përmban saponine, glukozide flavonike, esencë, vaj yndyror, kripëra potasi, vitaminë K, etjera; ajo nxit urinimin dhe është e efektshme në cistitet kronike. Kohët e fundit është provuar se droga ndihmon në thërmimin e gurëve të veshkave që përbëhen nga



fosfate, urate e karbonate, por nuk është e efektshme në gurët oksalate. Në saje të këtyre vetive përdoret si mjet diuretik, forcues dhe kolagog në të gjitha rastet e mbajtjes së ujit në organizëm, në sëmundjet e rrugëve urinare e si mjet i padëmshëm dhe i efektshëm kundër majmërisë. Droga ka veti të shtojë sekretimin e tëmthit si rrjedhim këshillohet në sëmundjet e mëlçisë së zezë. Në saje të vitaminës K, mustaqet e misrit ndikojnë në pakësimin dhe ndalimin e hemorragjisë (në menstruacione të çrregullta, në menopauzë, etj). Duhet patur kujdes në sëmundjet e zemrës, sepse droga ngacmon muskulaturën e saj; mustaqet e misrit rrisin presionin e gjakut, prandaj nuk rekomandohen në persona që vuajnë nga kjo sëmundje.

Poleni i luleve të misrit ndihmon në mjekimin e sëmundjes së prostatës.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

3 g drogë hidhen në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë të ftohtë; përmbajtja zihet 4-5 minuta; pasi ftohet, lëngu kullohet dhe pihet. Merren 2-3 doza të tilla në ditë.

Poleni i misrit (ose i pishës) përdoret për parandalimin e sëmundjes së prostatës e si ndihmës në mjekimin e saj dhe përgatitet në këtë mënyrë: 1 lugë gjelle me polen dhe 1 lugë gjelle me mjaltë përzihen në 1/2 gote me ujë mineral; lëngu pihet një herë në ditë, në mëngjez esëll.

RUAJTJA:

Në vende të thata mustaqet e misrit ruajnë veprimin për 18 muaj.

---

## 93. MJEDHRA (gjethe e fryte)

(Rubi idaei Folium et Fructus)

Droga përbëhet nga gjethet dhe frytet e thara të mjedhrës (malinë, dredhëzë, manaferrë e butë), *Rubus idaeus* L., familja Rosaceae), e cila është shkurre e rëndomtë në lartësinë 800-1800 metra, në pyje të çlirëta në vende gurishtore. Mjedhra është 1-2 m e lartë, me gjethe të këmbyera tek pendore me 3-7 gjethëza, të sipërmet trishe; gjethet poshtë janë me push të imët dhe kanë ngjyrë gri, kurse përsipër janë të gjelbra; lulet shumë të vogla, të gjelbra në të bardha; fryti është një manëzë me ngjyrë të kuqe mjedhre shumë aromatike, lulëzon në maj-qershor; frytet piqen në korrik-gusht.

VETITË:

Gjethet e mjedhrës, në saje të tanineve, flavoneve, acideve të ndryshme organike (malik, tartrik, citrik, formik e salicilik), vitaminës C etj., kanë veti të mbledhin dhe të rrudhin mukozën e zorrëve, prandaj përdoren kundër heqjes së barkut. Droga përdoret si adstringjente dhe si diuretike dhe kolagoge e lehtë. Çaji i gjetheve të mjedhrës përmban substanca që stimulojnë muskulaturën e lëmuar (uterotonike), substanca me veprim spazmolitik dhe antikolinesterazik.

Frytet përmbajnë acid salicilik, malik, citrik, tartrik dhe kripëra të tyre, sheqerna, pektina, vitaminë C, etj.; përdoren si mjet që nxit djersitjen në rastet me temperaturë që vijnë nga të ftohtit.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë supe me gjethe të thata të grimcuara hidhet në një enë ku shtohet një gotë me ujë dhe zihet 15 minuta. Lëngu që fitohet pas kullimit pihet.

Merren 1 deri 3 doza të tilla në ditë. Çaji i fryteve përgatitet ashtu si ai i gjetheve.





**Manaferra e butë (93)**
(Rubus idaeus)

## RUAJTJA:

Në vende të thata drogat ruajnë veprimin për 2 vjet.

---

## 94. MURRIZI (lule, fryte)

(Crataegi Flores et Fructus)

Drogat përbëhen nga lulet, lulet me gjethe dhe frytet të thata të murrizeve dy — dhe njëbërthamëshe (*Crataegus oxyacantha* L., dhe *C. monogyna* Jacq., të familjes Rosaceae të cilat janë shkurre 5-6 m të larta, me gjemba therëse, me gjethe me 3-5 vriguj, me buzë të dhëmbëzuara, përposh të shogëta, përsipër të blerëta dhe të shkëlqyeshme; lulet e murrizave janë të bardha në vastakë të vegjël; frytet të rreme rreth 1 cm të gjata: C. monogyna ka në frytin e saj 1 bërthamë; takohet kudo në vendin tonë deri në 1600 m lartësi; C. oxyacantha ka 2-3 bërthamë dhe rritet i egër aty-këtu rrëzë pyjeve e nëpër vende të veshura me shkurre të Shqipërisë së Veriut; lulëzojnë në maj--qershor, prodhojnë në gusht.

## VETITË:

Drogat përmbajnë substanca flavonike, aminopurina, adeninë, adenosinë e guaninë dhe krategolaktone, derivate triterpenike (acid ursolik, oleanolik dhe krategik). Lulja është më e pasur në lëndë vepruese; frytet përmbajnë edhe vitaminë C, B, acid citrik etj.

Acidet triterpenike zgjerojnë arteret në përgjithësi dhe arteret koronare në veçanti (që furnizojnë muskulin e zemrës me gjak), dhe fuqizojnë muskulaturën e zemrës. Aminopurinat rregullojnë qarkullimin e gjakut. Drogat kanë veti qetësuese dhe ulin presionin e gjakut. Droga vepron pas një kohe të gjatë.

Duke u mbështetur në këto veti, drogat përdoren si mjete antisklerotike, hipotonike dhe sedative për fuqizimin e zemrës së dobësuar nga shqetësime nervore, në goditjet e forta të zemrës, në vështirësi në frymëmarrje,





**Murrizi (94)**
(Crataegus monogyna)

në rastet e presionit të ngritur të gjakut, në pagjumësi, në rastet e dhëmbjeve në zemër, dhe në rritje të ngacmueshmërisë. Drogat përdoren edhe në vështirësitë që shoqërojnë klimakterin. Me rezultate të mira mjekuese ato përdoren në format e lehta të pamjaftueshmërisë së koronareve, në çrregullimet që vijnë nga mos furnizimi i mirë me gjak i trurit, në dëmtimet e zemrës pas sëmundjeve infektive etj.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë çaji drogë të grimcuara (lule ose frytet) hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë që zien; ena mbulohet dhe lihet të ftohet; pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet ose jo, sipas dëshirës, dhe pihet.

Merren 2-3 doza të tilla në ditë.

Drogat e murrizit përdoren edhe në formë tinkture, e cila përgatitet kështu: 20 g lule ose fryte të grimcuara hidhen në një shishe ku shtohen 100 g alkool 60°; përmbajtja pas 10 ditësh kullohet dhe lëngu pihet, 20--25 pika në pak ujë 3 herë në ditë; rregullon të rrahurat e zemrës dhe lehtëson gjumin.

RUAJTJA:

Në vende të ajrisura. të freskëta dhe pa lagështirë, drogat ruajnë veprimin deri në 18 muaj.

---

## 95. NEJÇA E PËRDREDHUR (rizomë)

(Bistortae Radix)

**Droga përbëhet nga rizoma të thara të nejçes së përdredhur *(Polygonum bistorta L.,* familja Polygonaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme nëpër livadhe me lagështi**





**Nejçja e përdredhur (95)**
(Polygonum bistorta)

në zonën subalpine të vendit tonë. Bima ka rizomë të trashë, të përkulur dy herë, kërcell deri 1 m të lartë, të padegëzuar, me nyje, me gjethe trikëndëshe ose shigjetake, me lule rozë të renditura në një kalli të dendur cilindrik mbarues; lulëzon në qershor-gusht.

VETITË:

Përbërësit kryesorë të drogës janë taninet që kanë veti rrudhëse, gjë që e bën atë të efektshme kundër pezmatimit dhe kundër heqjes së barkut. Efektin e saj kundër diarresë e rrit, në një farë mase, edhe prania e nishestesë në drogë. Rizoma ka po aq tanine sa lëvorja e e dushkut, frytet e boronicës etj. Zëvendëson lëvoren e ratanies që është drogë importi. Në saje të vetive që u përshkruan, droga këshillohet kundër heqjes së barkut; shërben si mjet rrudhës dhe jargëzues në pezmatimet e cipës mukoze të zorrëve, kundër heqjes së barkut me origjinë të papërcaktuar, veçanërisht kundër diarreve me gjak.

Droga përdoret edhe në formë gargare në pezmatimet e zgavrës së gojës dhe të rrugëve të sipërme të frymëmarrjes.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1-2 lugë çaji me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku përvëlohen me gjysmë gote me ujë që zien; ena mbulohet me kapak, lihet 30 minuta; pastaj lëngu kullohet dhe pihet. Merren 2-3 doza të tilla në ditë deri në normalizimin e gjendjes. Çaji mund të përdoret edhe për gargarë, larje të gojës, etj.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---



## 96. NEJÇA SI PIPER UJI (bar)

(Polygoni hydropiperis Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar dhe e tharë e nejçes si piper uji (*Polygonum hydropiper* L., familja e Polygonaceae) e cila është bimë barishtore njëvjeçare nga e rrallë (zonë e Tiranës) deri e zakonshme (zonë e Korçës), në vende me lagështi buzë vijave me ujë dhe si bar i keq. Nejçeja si piper uji është deri 60 cm e lartë, me gjethe të shogëta, gjatore heshtore, të ngushtuara në të dy skajet, me këllef të formuar prej klyshëzash, me lule shumë të vogla, kallinj aq të çlirtë sa lejojnë pamjen e boshtit të tyre, i cili është i përkulur poshtë. Gjethet e freskëta kanë shije shumë djegëse, e cila zhduket kur ato thahen. Lulëzon në qershor-tetor.

VITITË:

Në saje të esencës (me përbërës kryesor poligononin), të heterozideve flavonike dhe të komponimeve antrakinonike, droga ka veti të lehtë ekspektorante, acaronlëkurën dhe e skuq atë (kur aplikohet për kohë të gjatë shkakton flluska); taninet i japin bimës veti rrudhëse dhe antiseptike, ndërsa heterozidi poligopiperinë nxit kontraksionet e uterusit; në saje të vitaminës K, droga ka edhe veti antihemoragjike. Përdorimi i drogës bazohet kryesisht në praninë e heterozideve flavonike, poligopiperinës dhe vitaminës. K. Në formën e ekstraktit të lëngët ajo përdoret si mjet hemostatik (në metroragji), uterotonik dhe si diuretik e hipotensiv ndërsa në formë përvalese (infuzi) përdoret në pezmatimet e rrugëve të sipërme të frymëmarrjes, në kollën e bardhë etj. Nga jashtë përdoret si mjet skuqës në pezmatimet dhe dhembjet e kyçeve, në artroza dhe në sëmundje të lëkurës. Nganjëherë përdoret edhe bari i freskët.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me drogë të grimcuar hidhet në një enë, ku shtohet një litër ujë që zien; ena mbulohet dhe lihet për 15 minuta. Pastaj lëngu kullohet, ëmbëlsohet sipas dëshirës dhe pihet. Merren 2-3 gota çaji në ditë.



**Nejçja si piper uji (96)**
(Polygonum hydropiperis)



RUAJTJA:

**Në vende të thata e të ajrisura, droga ruan veprimin për 18 muaj.**

---

## 97. NERENXA (lëvore)

(Aurantii amarum Pericarpium)

**Droga përbëhet nga lëvoret e fryteve të thara, të nërënxës (*Citrus amara* Lamk., familja Rutaceae) që është një dru i ngjashëm me portokallin; tek ne e rrallë në zonat ku kultivohen agrumet. Frytet e nërënxës janë si ato të portokallit, por me ngjyrë më të errët dhe shije të hidhur dhe nuk hahen.**

VETITË:

**Droga përmban esencë, glukozidet hesperidinë dhe neohesperidinë, substanca të hidhura të quajtura aurancíamarina, enzima, pektina etj. Në saje të kësaj përbërjeje, lëvoret e nërënxës kanë veti tonike dhe stomatike, prandaj përdoren për hapjen e oreksit, në dispepsi, në ethe etj. Droga përdoret edhe si korektuese e shijes dhe e erës.**

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

**30 g drogë e grimcuar hidhen në një shishe ku shtohen 100 g alkool 80°; përmbajtja lihet për 2 javë, duke e tundur herë pas here; pastaj lëngu kullohet dhe pihet kundër dhembjeve të stomakut e të zorrëve me dozën 30 pika në pak ujë. Po kjo tinkturë përdoret në dozën 15-20 pika në ujë filxhan me ujë, 1/2 ore para buke, për hapje oreksi.**

**Shënim:**

Nërënxës i përdoren edhe lulet, kryesisht si qetësuese e spazmolitike; tek fëmijët që s'kanë gjumë këshillohet çaji që përgatitet në këtë mënyrë: 5 g lule të thara hidhen në një enë ku shtohet 1 filxhan çaji me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja lihet për 15 minuta; në vazhdim çaji kullohet dhe përdoret para gjumit.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura droga ruan veprimin për 12 muaj.

---

## 98. NETULLA (lule)

(Verbasci Flos)

Droga përbëhet nga kurora e luleve, të thara të dy lloje netullave ose të llapusheve, ose të lulepeshkut *(Verbascum phlomoides* L. dhe *Verbascum thapsiforme* Schrad., familja Scrophulariceae), të cilat janë bimë barishtore dyvjeçare me push të dendur;. phlomoides takohet nëpër pyje të dendura dhe nëpër shkurre, ndërsa lloji tjetër në vende barishtore të thata, në shpate gurishtore dhe djerrishte; që të dyja në zonën subalpine të vendit tonë. Bimët në vitin e parë formojnë rozetën e gjetheve pranë rrënjës, kurse vitin e dytë nxjerrin një kërcell të drejtë deri 2 m të lartë me gjethe të këmbyera, të mëdha, me qime të ngjitura në dy anët; lulet të verdha floriri, thuajse pa bisht, renditen në një lulesë vile të gjatë, gati në formë kalliri; lulëzojnë në qershor-shtator.

VETITË:

Droga përmban kryesisht lëndë jargëzuese, flavonoide, pak esencë, sheqerna e saponine. Këto lëndë lehtësojnë kollitjen, zbusin kollën dhe përdoren kundër pez-





**Netulla (98)**
(Verbascum thapsiforme)

matimit të gojës e të fytit dhe për të liruar edhe ngërçin. Në saje të këtyre vetive, lulet e netullës këshillohen si mjet zbutës dhe ekspektorant në kollë, në kollë të bardhë, në pezmatimet e bronkeve dhe në bronkit astmatik. Në raste të veçanta përdoret edhe si diuretik. Zakonisht lulet e netullave kombinohen me droga të tjera.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Tri deri katër lugë çaji hidhen në një enë ku shtohet një gotë me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet për 15 minuta duke e tundur herë pas here; pastaj përmbajtja kullohet me napë (që të mos depërtojnë qimet e luleve, të cilat ngacmojnë kollitjen) dhe lëngu pihet gjatë ditës, i ndarë në 2-3 doza.

RUAJTJA:

Droga është shumë e ndjeshme ndaj lagështirës. Ajo duhet të ketë gjithnjë ngjyrë të verdhë floriri. Po të mos ruhet me kujdes dhe në vende pa lagështi, del jashtë përdorimi brenda 3 muajve. Prandaj pasi të thahet, duhet të ambalazhohet menjëherë dhe mirë në qeska igeliti. Në këtë mënyrë ruan veprimin për dy vjet.

## 99. PARIETARJA MJEKËSORE (bar)

(Parieteriae Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e terë. e lulëzuar dhe e tharë e parietarjes mjekësore ose e karafilegjenit (*Parietaria officinalis* L., familja Urticaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme nëpër mure, gërmadha, gjerdhe, etj. Bima ka gjethe vezake heshtake ose eliptike të ngushtuara në të dy skajet, me lule në cima çifte, pa bishta e në formë lëmushkësh; lulëzon në pranvere-vjeshtë.





**Parietarja mjekësore (99)**
(Parietarja officinalis)

VETITË:

Në saje të nitratit të kaliumit, droga ka veti të theksuara diuretike, si edhe veti zbutëse e cikatrizuese. Këshillohet si diuretik në gurët e fshikëzës, rërës, si dhe në rastet e mbajtjes së lëngjeve në organizëm, në nefrit, cistit e tjera. Në formë llapeje përdoret për mjekimin e plagëve dhe gjinjve të plasaritur.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku përvëlohet me një gotë ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet 15 minuta duke e përzier herë pas here. Pastaj lëngu kullohet dhe pihet. Merren 3 doza të tilla në ditë.

Për mjekimin e plagëve dhe të plasaritjeve të gjinjve, etj. merren dy grushta me gjethe të njoma të parietaries dhe zihen me një gotë me qumësht deri sa të avullojë lëngu; mbetja shtypet, mbështillet me napë dhe vihet mbi plagë. Ky mjekim bëhet 2 herë në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 100. PATA (bari)

(Polygoni Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e barit të patës ose nejçes së zogjve (*Polygonum aviculare* L., familja Polygonaceae), e cila është bimë barishtore një vjeçare, e zakonshme tek ne si bar i keq në toka të punuara e të papunuara. Bima ka kërcej zakonisht zvarritës deri 40 cm të lartë, të cilët kanë gjethe deri





**Pata (100)**
(Polygonum aviculare)

në majë; kërcejt kanë okre ngjyrë të bardhë argjendi në nyje; gjethet janë të këmbyera, eliptike, me buzë të plota; lulet të vetmuara ose disa së bashku me ngjyrë të bardhë ose rozë; lulëzon në qershor-tetor.

VETITË:

Kjo drogë përmban kryesisht tanine (me veprim hemostatik), rreth 1% acid silicik, mucilagje dhe glukozidin flavonik avikularinë, i cili ka veti diuretike. Sasinë më të madh të acidit silicik bima e përmban në shtator.

Më parë mendohej se bima, në saje të acidit silicik, duhej të vepronte në indin e mushkërisë, prandaj këshillohej si mjet ndihmës në mjekimin e tuberkulozit të mushkërive. Në përgjithësi ky veprim është i dyshimtë. Bima këshillohet si mjet rrudhës kundër heqjes së barkut, si nxitës i urinimit e ndihmës në ndërprerjen e gjakut, veçanërisht në hemorragjitë e mitrës. Përdoret në sëmundjet dhe në gurët e veshkave; rekomandohet për rritjen e metabolizmit në reumatizëm, në mjekimin e ekzemës, si dhe për të lëngëzuar gëlbazën e, si pasojë, për të lehtësuar kollitjen.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Tri lugë çaji me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku përvëlohen me një gotë ujë të valuar; ena mbulohet me kapak; përmbajtja lihet 15 minuta sa të ftohet, pastaj lëngu kullohet nëpërmjet një nape. Pihen 2 ose 3 gota ...aji në ditë.

...mund të përdoret edhe në formë pluhuri; ...ë nga një lugë kafeje, e shoqëruar

nejçe...
e cila ...
bar i ke...
zakonisht ...

...a droga ruan veprimin për dy vjet.



## 101. PELINI (bar)

(Absinthii Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e tharë e pelinit (*Artemisia absinthium* L., familja Compositae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare. Pelini është rreth 1 m i lartë, me gjethe të përhime; me lule të vogla në kaptina të verdha në të gjelbër, të bashkuara në vile; lulëzon në korrik-gusht. Tek ne takohet në vende barishtore e gurore, nëpër shkurre, etj. si në Nëmërçkë, Çajup, etj.

VETITË:

Në saje të substancave të hidhura dhe të esencës, pelini përdoret si mjet që shton rrjedhjen e lëngut të stomakut (duke përmirësuar oreksin) dhe përmirëson punën e mëlçisë. Esenca e pelinit përmban azulen me veti antiseptike, të ngjashme me kamazulanin e lules së kamomilit; duhet patur parasysh se, në saje të përbërësve të tjerë të esencës, siç janë tujoli, etj., pelini, në doza të mëdha, është i helmët dhe mund të dëmtojë trurin dhe të shkaktojë dridhje. Nuk duhet përdorur nga gratë shtatzëna.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një ose dy lugë kafeje (1,5-3 g) drogë e copëtuar hidhet në një enë ku shtohet gjysmë gote me ujë që zien; ena mbulohet me kapak, lihet të qëndrojë 15 minuta të ftohet, pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu pihet me lugë gjelle disa herë gjatë ditës, 1/2 ore para buke. Droga mund të përdoret edhe në formë pluhuri 3 herë në ditë nga 1 g, para buke.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.



**Pelini (101)**
(Artemisia absinthium)



## 102. PELINI I ZI (bari)

(Artemisiae vulgaris Herba)

**Si drogë përdoret bari i tharë i pelinit të zi ose i pelinit të rëndomtë (*Artemisia vulgaris L.*, famil;a Compositae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme tek ne, në zonën e ulët dhe malore, nëpër gardhe, shkurre, arra etj. Bima është deri 1.5 m e lartë, me gjethe të këmbyera pa bisht, të ndara pendore, me segmente të gjera; lulet në kaptina cilindrike 5 mm të gjata, të vendosura në melthe mjaft të degëzuara; lulëzon në gusht-shtator.**

### VETITË:

Pelini i zi përmban, në radhë të parë, esencë (me cineol, tujon, etj.), substanca të hidhura, sheqerna, vitamina A, $B_1$, $B_2$, C, etj. Ndryshe nga pelini, pelini i zi ka më pak idhëtime dhe esencë jo aq të dëmshme. Lëndët e hidhura dhe esenca e pelinit të zi nxisin prodhimin e lëngjeve tretëse, prandaj droga rekomandohet kur pritet oreksi. Droga ka edhe veti të normalizojë çrregullimet e menstruacioneve e të lehtësojë dhembjet që shoqërojnë nganjëherë këto çrregullime. Përdoret gjithashtu kundër parazitëve të zorrëve. Pelini i zi nuk duhet të merret në doza të larta dhe për një kohë të gjatë, sepse është i dëmshëm; helmimi shoqërohet me rënien e presionit të gjakut dhe me ngadalësimin dhe çrregullimin e ritmit të rrahjes së zemrës.

### PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një deri dy lugë çaji me drogë të copëtuar hidhen në një enë ku shtohet 1/2 litër ujë që zien; përmbajtja lihet 15 minuta, pastaj kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet sipas dëshirës me mjaltë ose me sheqer dhe merret me lugë gjelle disa herë në ditë para buke.



**Pelini i rëndomtë (102)**
(Artemisia vulgaris)



RUAJTJA:

Në vende të freskëta dhe të thata droga ruan vetitë e saj deri dy vjet.

---

## 103. — PISHA (sythe)

(Pini Turiones)

**Tek ne rriten shumë lloje pishash, por në mjekësi përdoret më shumë hartina (*Pinus sylvestris* L., familja Pinaeae), sidomos sythet e thara të saj.**

VETITË:

Sythet e pishës përmbajnë esencë (të pasur me pinene), rrëshirë, tanine, vitaminë C,K, etj., karotinë, glukozide etj. Në saje të kësaj përmbajtjeje, droga përdoret si zbutëse e pezmatimit të rrugëve të frymëmarrjes (kollë, bronkit, etj.) dhe si mjet diuretik që këshillohet në pielit, cistit e uretrit. Nga jashtë sythet e pishës përdoren në banja me veprim antiseptik e cikatrizues.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë kafeje me sythe hidhen në një enë ku shtohet një gotë me ujë që zien; ena mbulohet me kapak, lihet 15 minuta dhe pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu pihet 2 deri 3 doza të tilla të ngrohta gjatë ditës.

***Shënim:***

Në mjekësi përdoret edhe rrëshira vajore e pishës, e cila fillon të rrjedhë nga plagët e ndryshme të bëra mbi trupin e saj (rjepje të lëvores, hapje kanalesh, djegie kimike ose termike); procesi i plagosjes së bimës, që nxit formimin e rrëshirës quhet


**Pjepri i egër (104)**
(Ecbalium elaterium)



(sediment) që quhet *elater*, i cili përbën pjesën e përdorshme të bimës; në të ndodhen substanca vepruese siç janë elaterina, alfaelaterina (levogjine) dhe betaelaterina (dekstrogjine), elaterinidi, heterozidet e hidhura, kukurbitacina E etj.

Sasia e lëngut që nxirret nga shtrydhja e fryteve është reth 39-40% (ndaj fryteve); sasia e elaterit që fitohet nga sedimentimi i lëngut është, përkatësisht, 4 dhe 1,63‰ ndaj lëngut dhe fryteve.

Elateri është përbërje helmuese; ai ka veti purgative shumë të fuqishme (drastik), prandaj duhet të përdoret vetëm kur këshillohet nga mjeku. Elateri përdoret në dozën 0.05 g (të mbështjellë me pak bukë në formë piluleje) disa herë në ditë, por nën mbikqyrje të veçantë të mjekut, për të mënjanuar helmimet e rënda, nganjëherë vdekjeprurëse. Rekomandohet në kapsllëk këmbëngulës që shkaktohet nga atoni të zorrëve si dhe për ta çliruar sa më parë organizmin nga produktet e dëmshme të grumbulluara nga sëmundje të dëmshme, si uremi, cirrozë hepatike etj.

---

## 105. PLEPI I ZI (sythe e lëvore)

(Populi Gemmae et Cortex)

**Drogat përbëhen nga sythet dhe lëvoret e degëve të plepit të zi (*Populis nigra* L., familja Salicaceae), i cili është dru i bukur që arrin deri 20-25 m lartësi dhe tek ne takohet i zakonshëm buzë lumenjsh e përrenjsh të zonave të ulëta. Lulëzon në mars-prill.**

VETITË:

Drogat e plepit të zi përmbajnë kryesisht glukozidin salicinë e populinë, si dhe tanine, substanca flavonike, esencë, manit, gomë etj. Në saje të kësaj përmbaj-



**Plepi i zi (105)**
(Populus niger)



tjeje drogat shtojnë urinimin, rrudhin mukozat dhe pengojnë zhvillimin e mikroorganizmave (antiseptike).

Drogat përdoren në formë çaji si diuretike në sëmundjet e rrugëve të poshtme të urinës, në rastet e rritjes së prostatës si dhe në pezmatimin e fshikëzës së urinës. Sythet e plepit përdoren nga jashtë në formë pomade kundër majasellit dhe djegieve.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1-2 lugë çaji me sythe të grimcuara hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë që zien; ena mbulonet, lihet 15 minuta, pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet sipas dëshirës e pihet. Merren dy doza të tilla në ditë.

Çaji i lëvoreve përgatitet në këtë mënyrë: dy lugë çaji me drogë të copëtuar pasi hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji ujë zihen për 10 minuta; pastaj ena mbulohet dhe pas 15 minutave përmbajtja kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet sipas dëshirës dhe pihet. Merren dy doza të tilla në ditë.

Pomada përgatitet si vijon: 20 sythe plepi të coptuara hidhen në një enë ku shtohet 1 lugë çaji me alkool të përqëndruar; ena lihet e mbuluar për 24 orë; pastaj shtohen 100 g dhjamë derri të freskët dhe 5 g dyllë bletësh të cilët shkrihen duke e ngrohur enën për tri orë jo drejtpërsëdrejti në zjarr, por duke 'e zhytur atë në një enë tjetër me ujë që valon. Pas shkrirjes lëngu kullohet nëpër një napë dyshe dhe pastaj përzihet deri sa të formohet një pomadë e njëtrajtshme.

RUAJTJA:

Në enë të mbyllura mirë dhe në vende të freskëta dhe të thata, drogat ruajnë veprimin për 18 muaj.

---

## 106. PODIQJA (bar)

(Agrimoniae Herba)

Droga përbëhet nga pjesa e tërë mbitokësore e lulëzuar dhe e tharë e podiqes ose kallares (*Agrimonia eupatoria L.*, familja Rosaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme në vende barishtore në zonat e ulëta e subalpine të vendit tonë. Bima ka kërcell të drejtë, të qimëzuar në të kuqërremtë deri 1 m lartësi, me gjethe (kryesisht në pjesën e poshtme të kërcellit) që përbëhet nga 3 deri 4 çifte gjethëzash vezake të zgjatuara, të dhëmbëzuara, gri pushbuta; lulet i ka të shumta, të vogla, të verdha, të renditura me vile kallinjngjashëm; lulëzon nga qershori në gusht.

VETITË:

Bari i podiqes përmban kryesisht tanine dhe esencë, një hidhëtinë me përbërje të pastudiuar, pigmente flavonike dhe fitoncide (që veprojnë kundër myqeve të ndryshme). Në saje të këtyre përbërësvc, droga ka veti rrudhëse e dizinfektuese, prandaj përdoret kundër pezmatimit dhe diarresë. Ajo rrit rrjedhjen e tëmthit dhe jashtëqitjen e urinës. Duke patur parasysh sa u tha më sipër, këshillohet si mjet që hap oreksin e ndihmon tretjen, si dhe si mjet që nxit rrjedhjen e vrerit nga fshikëza e tëmthit. Këshillohet gjithashtu si mjet ndihmës kundër sëmundjeve të ndryshme të mëlçisë, të verdhtit e sëmundjeve të rrugëve të tëmthit, çrregullimeve të tretjes dhe të metabolizmit, heqjes së barkut dhe dobësisë së zorrëve.

Nga jashtë përdoret si rrudhës në rrufë për shpëlarjen e hundës, për gargarë, në proceset e pezmatimit të gojës, në pezmatimet e bajameve dhe në sëmundje të ndryshme të lëkurës. Nga jashtë mund të përdoret duke vënë drejtpërdrejt në plagë bimën e freskët e të shtypur, sigurisht pasi ato të jenë larë më parë.





**Podiqja (106)**
(Agrimonia eupatoria)

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë gjelle me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet një gotë me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet gjysmë ore duke e tundur herë pas here; pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu pihet. Merren 2-3 doza të tilla në ditë. Kura vazhdon deri sa të përmirësohet gjendja e të sëmurit.

Nga jashtë përdoret në formën e çajit ose të llapave të përshkruara më sipër.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 107. POLIPODA (rizomë)

(Polypodii Rhizoma)

Droga përbëhet nga kërcelli nëntokësor i tharë i polipodës (*Polypodium vulgare L.*, familja Polypodiaceae), e cila është një fier me rizomë zvarritëse, luspore, i përhapur tek ne kudo me pakicë nëpër mure, shkëmbinj etj. Bima i ka gjethet 10-30 cm të gjata, me bishta, gjatore, heshtore, me vriguj vezakë-heshtorë të fqinjëzuar në bazë.

VETITË:

Droga përmban një lëndë të hidhur me natyrë rrëshinore, saponinë, mucilagje dhe esencë; rrëshira e hidhur vepron kundër parazitëve të zorrëve, kurse mucilagjet dhe saponina ndikojnë në nxjerrjen e gëlbazës. Droga ndihmon rrjedhjen e tëmthit dhe ka veti të lehtë laksative. Zakonisht droga përdoret si ekspektorante dhe dezinfektuese e zorrëve, përkatësisht në pezmatimet e





**Polipoda (107)**
(Polypodium vulgare)

bronkeve dhe kundër askarideve. Në mjekësinë popullore, droga përdoret kundër sëmundjeve të fshikëzës së tëmthit dhe në kapsllëk.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë gjelle me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë që zien dhe përmbajtja lihet në qetësi, duke e përzier herë pas here 15 minuta, pastaj kullohet dhe lëngu pihet.

Droga mund të përdoret edhe në formë pluhuri, duke marrë 3 herë në ditë 1 deri 2 g rizomë-pluhur.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 108. PRASI

(Allium porrum)

Droga përbëhet nga gjethet e freskëta të prasit *(Allium porrum L.*, familja Liliaceae).

Edhe prasi, ashtu sikundër qepa, në gjendje të freskët ka veti bakteriostatike, nxit veprimin tretës të zorrëve, ndikon në uljen e presionit të gjakut etj. Prasi ka edhe veti diuretike (ndihmon në jashtëqitjen e uresë dhe të kripërave të natriumit) dhe, së bashku me qepën, rekomandohet si ndihmë kundër fryrjes së gjymtyrëve (edemave) në rastet ashitit, etj.

Në të gjitha rastet përdoret i freskët.

Farat e shtypura të prasit, të ziera në verë të bardhë, këshillohen kundër rërës në veshka dhe kundër dhembjeve therëse.



## 109. PULITHI (bar)

(Senecionis Herba)

Droga përbëhet nga bari i lulëzuar i thatë i pulithit ose i rrexuallit ose nga bari i gardalinave ***(Senecio vulgaris L.**,* familja Compositae), i cili është një bimë barishtore një vjeçare, e zakonshme tek ne kudo nëpër toka të punuara, buzë rrugësh etj. Bima është e shogët ose e mbuluar si me pëlhurë marimange; gjethet i ka në trajtë palle ose eliptike, dyfish të p,esëtuara, pa bisht, të këmbyera, me ngjyrë të gjelbër të gjallë dhe pak mishtore; kaptinat e luleve përbëhen nga lule tubike me ngjyrë të verdhë të çelur;fryti është aken shumë i qimëzuar; lulëzon në shkurt-dhjetor.

VETITË:

Droga përmban alkaloidet senecinë dhe senecioninë, rutinë, inulinë, etj.; sot përdoret rrallë për të qetësuar ngërçin e muskulaturës së lëmuar dhe për të ndaluar rrjedhjen e gjakut nga prejardhje të ndryshme (në gjinekologji, pas heqjes së dhëmbëve, bajameve etj.).

Vemë në dukje se alkaloidi senecionin, që përmban kjo bimë, bën pjesë në helmet e mëlçisë; senecionina shkakton trombozë në venat e mëlçisë, nekrozë në mëlçi dhe më vonë cirrkozë. Helmimi nga pulithi mund të shkaktohet nga përdorimi i qumështit të bagëtive që kanë ngrënë gjatë kullotjes këtë bimë ose nga përdorimi i bukës të përgatitur nga miell drithërash të përziera me sasi të mëdha frytesh pulithi.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura droga e ruan veprimin për 18 muaj.

---



**Pulithi (109)**
(Senecio vulgaris)



## 110. PURQARKU (bar)

(Nasturtii Herba)

Për qëllime mjekimi përdoret pjesa mbitokësore e lulëzuar, kryesisht e freskët, e purqarkut ose shelpit *(Nasturtium officinale R. R.*, familja Cruciferae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare që rritet e zakonshme në vende me lagështi buzë ujërave, nga zonat e ulëta deri në ato subalpine; bima është deri 0,9 m e lartë, me kërcell të vijëzuar të zbrazët, me gjethe teke pendore dhe me lule të bardha të renditura në vile; lulëzon nga prilli në shtator.

VETITË:

Në barin e bimës takohet glukozidi glukonasturtinë, nga zbërthimi i të cilit lirohet izotiocianti i feniletilit që përbën esencën e bimës, bima përmban lëndë të hidhura, vitaminat A, C dhe E, jod, hekur, mangan etj. Në saje të sasisë përkatësisht të lartë të vitaminës C, purqarku shërben si burim vitaminik, nxit oreksin, përmirëson çrregullimet e traktit tretës dhe shton prodhimin e tëmthit. Duke u mbështetur në vetitë e përshkruara, purqarku këshillohet si nxitës i rrjedhjes së tëmthit nga fshikëza përkatëse dhe si fuqizues i tretjes, si mjet ndihmës kundër gurëve të tëmthit dhe në sëmundjet e rrugëve biliare.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Bima e freskët përdoret si sallatë e pasur me vitaminë C.

Bima e tharë përdoret në këtë mënyrë: 1-2 lugë gjelle me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet gjysmë gote me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet për 30 minuta duke e tundur herë pas here; pastaj lëngu kullohet dhe pihet. Merren 3 doza të tilla në ditë.

Bima e freskët përdoret edhe në formë lëngu që



**Purqarku (110)**
(Nasturtium officinalis)



nxirret duke e shtrydhur atë: merren 3 herë në ditë nga 3 lugë gjelle të holluara në një gotë ujë. Lëngu i bimës mund të shkaktojë pezmatimin e cipës mukoze të fshikëzës urinare, prandaj ai duhet të përdoret me shumë kujdes.

Për të forcuar mishrat e dhëmbëve, si dhe për të nxitur formimin e pështymës, përtypen në gojë, çdo ditë, disa gjethe të freskëta të purqarkut.

---

## 111. QEPA

(Allii Cepae Bulbus)

Droga përbëhet prej kokës së qepës (*Allium Cepa L.*, familja Liliaveae).

VETITË:

Qepa ka veti të shtojë lëngun tretës të stomakut, të rrisë veprimtarinë e veshkave, (duke shtuar jashtëqitjen e urinës), të vrasë disa lloje mikrobesh. Në saje të këtyre vetive qepa përdoret kundër mbajtjes së ujit në organizëm (sidomos në pjesën e poshtme të trupit; ajo ndihmon tretjen e ushqimit, hapjen e oreksit; lehtëson të dalët jashtë, shëron plagët e ndryshme dhe sëmundjet e gojës. Këto veti ajo i ka në saje të lëndëve që përmban, sidomos të acideve organike dhe të vajit eterik (alile të sulfuruara) me veprim antibiotik. Qepa përmban edhe sheqerna, yndyra, proteina dhe pak vitamina si $B_1$, C etj. Luspat e anshme të kuqe të saj përmbajnë kuercetinë dhe acid protokatetik (të cilët kanë veti ngjyruese). Nga mjekësia popullore, qepa u këshillohet të sëmurëve që vuajnë nga prostata për të pakësuar frekuencën e të urinuarit.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Rezultate të mira, në indikacionet e përshkruara tek vetitë, arrihen duke përdorur disa kokrra qepë në ditë (sipas rastit, 2-6 kokrra qepë mesatare në ditë). Si mjet diuretik dhe sidomos kundër ashitit, mund të përgatitet një çaj mjekësor në këtë mënyrë: merren 300 g qepë, shtypen (në havan) derisa të kthehen në qull, pastaj në to shtohen 100 g mjaltë dhe 600 g verë të bardhë; të gjitha bashkë përzihen derisa të kthehen në një lëng të njëtrajtshëm dhe lihen kështu 24 orë; pastaj lëngu kullohet e pihet 2-4 lugë supe në ditë, para buke.

Qepa mund të përdoret edhe në formë alkoolature, e cila përgatitet në këtë mënyrë: merren 100 g qepë, copëtohen, zhyten në 100 g alkool 90° dhe lihen për 10 ditë. Pastaj lëngu filtrohet dhe përdoret në masën 2-4 lugë kafeje në ditë për të shtuar urinimin, si dhe në sëmundje të zorrëve. Luspat e anëshme të kuqe, të kuqe-vjollcë, etj. të thata të qepës, të 4-5 qepëve (50-100 g), zihen në xhezve me ujë. Çaji kullohet dhe pihet i ëmbëlsuar (në darkë), për qetësimin e kollës. Po ky lloj çaji: pihet edhe kundër heqjes së barkut, duke pirë 3 herë në ditë nga një gotë çaj para buke për 2 ditë rresht.

Në lëkurën e dëmtuar (goditje, qelbëzim, morth, etj.) vihet në formë llapaje qepë e grirë imët e përzier me pak kripë. Në venat e zgjeruara (varikse) vihet në formë llapaje për 8-10 orë, 1 kg, qepë e grirë imët (mënjanon mbushjen me gjak të venave, duke lehtësuar në këtë mënyrë të sëmurin).

Në gërvishtje të freskëta ose në plagë të shkaktuara nga shpuarja vihen drejtpërdrejt në plagë cipat e luspave të qepëve, të cilat lidhen mbi vendin e dëmtuar; në këtë mënyrë mënjanohen infeksionet kur mungojnë antibiotikët ose kemioterapeutikët.

Për të pakësuar frenkuencën e të urinuarit tek të sëmurët që vuajnë nga prostata, qepa përdoret në këtë mënyrë: 1 qepë ndahet në 4-5 pjesë, futet në një enë ku shtohet një gotë me ujë, lihet tërë natën; të nesërmen lëngu kullohet dhe pihet në mëngjes, esëll; kjo dozë përsëritet për 40 ditë me radhë.



Për të lehtësuar të sëmurët nga astma këshillohet shirupi që përgatitet në këtë mënyrë: 300 g sheqer hidhet në një enë e cila ngrohet mbi zjarr derisa sheqeri të shkrijë dhe të skuqet. Në këtë kohë në të shtohen 9 lugë gjelle me mjaltë (mundësisht i pavënë në zjarr), 2 kokrra qepë të grira imët dhe $1^1/_2$ litre ujë. Përmbajtja zihet derisa të shterrojë gjysma e lëngut dhe pastaj lëngu kullohet. Nga ky lëng (shirup) merren 3 lugë gjelle në ditë.

---

## 112. QERBASHI (Bar)

(Galegae Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar, e tharë e qerbashit ose e ballbreshkës, ose e kukurjakut (*Galega officinalis* L., familja Leguminosae), e cila është bima barishtore shumë vjeçare, e zakonshme tek ne, në vende barishtore me lagështi. Bima është deri 1 m e lartë e degëzuar, me gjethe tek pendore, me lule të bardha në të verdhë ose manushaqe në blu të renditura në vile në majë të degëve; lulëzon në maj--qershor.

VETITË:

Droga përmban alkaloidin galeginë, glukokinina, glukozidin flavonik, galuteolinë, substanca të hidhura, saponinë dhe tanine; ka veti të pakësojë nivelin e sheqerit në gjak, ndihmon dhe rrit aktivitetin e gjendrave të qumështit, si dhe ka veti diuretike. Bari i qerbashit këshillohet si laktagog, për nënat me fëmijë në gji që nuk kanë sasi të mjaftueshme qumështi; këshillohet gjithashtu si mjet ndihmës kundër sëmundjes së sheqerit.



**Qerbashi (112)**
(Galega officinalis)



PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Pesë deri tetë lugë me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku përvëlohen me një litër ujë që zien: Ena mbulohet me kapak dhe lihet për 30 minuta; pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet e pihet me filxhanë kafeje brenda ditës për shtimin e sasisë së qumështit tek nëna me fëmijë në gji. Po ky çaj me të njëjtën dozë, por i paëmbëlsuar, mund të përdoret për 8 ditë radhazi në sëmundjen e lehtë të sheqerit, në diabetin e pleqve, si dhe në diabetin rezistent ndaj insulinës; pastaj, pas një ndërprerjeje prej 8 ditësh, kura përsëritet.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 113. QINGLA (fryti e rrënja)

(Ebuli Fructus et Radix)

**Drogat përbëhen nga frytet dhe rrënjët e thara të qinglës (*Sambucus ebulus L.*, familja Caprifoliaceae), e cila është bimë barishtore deri 1,6 m e lartë që takohet me shumicë në vendin tonë rrëzë pyjesh, gardhesh etj. Qingla e ka trungun zvarritës, gjethet të shogëta, pendore me gjethëza heshtake të ngushta; lulet të vogla, të bardha, të renditura në ombrela kurse frytet baka të zeza; lulëzon në maj-korrik.**

VETITË:

Droga-rrënjë përmban një hidhëtinë të papërcaktuar, esencë, tanine, sasi të pakta të acidit cianhidrik dhe saponina; frytet përmbajnë acide organike. Rrënjët nxitin pështjellimin; në doza të larta shkaktojnë vjellje.



**Qingla (113)**
(Sambucus ebulus)



Qingla konsiderohet helmuese. Përdoret si mjet diuretik, si laksativ dhe diaforetik i lehtë në pezmatimet e rrugëve urinare, në pezmatimet e fshikëzës së urinës etj. (gjithnjë nën mbikqyrjen e mjekut, sepse droga është helmuese; në doza të mëdha mund të shkaktojë vjellje dhe diarre; ka patur raste helmimesh vdekjeprurëse tek fëmijët që kanë ngrënë fryte qingle).

Në disa vende frytet shfrytëzohen për ngjyrosjen e verave.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë çaji me drogë-rrënjë të grimcuara hidhen në një enë ku shtohet 1/2 litre ujë; përmbajtja lihet 15 minuta, pastaj ajo kullohet dhe lëngu pihet gjatë ditës i ndarë në 2-3 doza të barabarta.

RUAJTJA:

Në vende të thata e të ajrisura droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 114. RADHIQJA (rrënjë)

(Taraxaci Radix)

**Droga përbëhet nga rrënjët e pastruara dhe të thara të radhiqes ose të luleshurdhes (*Taraxacum officinale* Weber, familja Compositae), e cila është bimë barishtore, e zakonshme tek ne, nga zonat e ulëta deri në ato malore. Radhiqja nxjerr një rozetë gjethesh pranë rrënjës dhe disa kërcej cilindrikë të zhveshur që përfundojnë me kaptinë të verdhë; e tërë bima është e pasur me lëng të bardhë qumështor; lulëzon në pranverë deri vonë në vjeshtë.**



**Radhiqja (114)**
(Taraxacum officinale)



VETITË:

Rrënjët e radhiqes, në saje të acideve oksifenilacetik e dioksicinamik, kolinës, alkaloideve taraksastirol dhe homotaraksastirol, kripërave të potasit, rrëshirës, substancës së hidhur taraksacinë, etj., kanë veti të nxitin prodhimin e tëmthit (koleretik) dhe rrjedhjen e tij nga fshikëza përkatëse. Rekomandohet kundër mahisjeve të kanaleve të tëmthit, acarimeve të mëlçisë, gurëve të tëmthit, ku, veç të tjerave, pakëson krizat dhe përmirëson gjendjen e pamjaftueshmërisë së mëlçisë. Rrënjët lehtësojnë zbrazjen e fshikëzës së tëmthit, për pasojë edhe fazat e para të cirhozës. Në saje të vetive diuretike, droga rekomandohet në rastet e enjtjes së trupit nga mosdalja e ujit (hidrops).

Droga rekomandohet edhe në mjekimin e sëmundjeve të lëkurës (dermatozave) që vijnë nga rrjedhja e pamjaftueshme e tëmthit dhe e celuliteve që shkaktohen nga shtimi i kolesterolit në gjak.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me drogë të grimcuar zhytet në 1 ose 2 gota me ujë, zihet për 15 minuta; çaji kullohet dhe pihet 1 deri 3 herë në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 115. RIGONI (bar)

(Origani Herba)

Çaji përbëhet nga pjesa mbitokësore e rigonit të kuq *(Origanum vulgare L.*, familja Labiatae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme tek ne nëpër vende barishtore dhe pyjore deri në zonat malore. Rigoni ka kërcell të kuqërremtë dhe të drunjëzuar, me lule të vogla ngjyrë purpuri, të renditura në kallinj të stërgjatur në majë të kallinjve; lulëzon në qershor--gusht.

VETITË:

Bari i rigonit përmban esencë, substanca të hidhura, tanine etj.

Përdoret si mjet që ndihmon tretjen, nxjerrjen e gëlbazës, mjekimin e rrugëve të frymëmarrjes, të kollës së bardhë dhe si mjet që nxit urinimin e ndihmon djersitjen në rastet me rrufë e me grip.

Droga përdoret edhe kundër acarimeve të lëkurës dhe të mukozave.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë çaji me drogë të copëtuar hidhen në një enë ku shtohet 1/2 gote ujë të valuar; ena mbulohet me kapak, lihet 15 minuta (me përzierje të herëpashershme); përmbajtja kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet, sipas dëshirës, me sheqer ose me mjaltë. Pihen 1 deri 3 doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.





**Rigoni (115)**
(Origonum vulgare)

# 116. ROZMARINA (gjethe)

(Rosmarini Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara të rozmarinës (*Rosmarinus officinalis L.*, familja Labiatae), e cila është një shkurre, tek ne e shpeshtë nëpër kopshte, lulishte e parqe. Rozmarina është 1-2 m e lartë, me gjethe të qëndrueshme, vizake, lëkurore, sipër të gjelbra, përposh me ngjyrë argjendi; lulet i ka të vogla ngjyrë qielli (nganjëherë të bardha); lulëzon nga janari në nëntor.

VETITË:

Gjethet e rozmarinës, në saje të esencës (të pasur me pinen, kamfur, etj.), alkaloidit rozmaricinë etj. kanë veti të nxisin përkohësisht veprimtarinë e trurit, të frymëmarrjes dhe të qarkullimit të gjakut (eksitues), të lirojnë spazmat e muskulaturës së butë (spazmolitik), të nxisin zbrazjen e fshikëzës të tëmthit, të ndihmojnë në rregullimin dhe lehtësimin e menstruacioneve. Mjekësia jonë popullore (provuar dhe shkencërisht) e përdor këtë drogë kundër hipertensionit. Me gjethet e rozmarinës përgatiten preparate të ndryshme, të cilat përdoren nga jashtë për mjekimin e reumatizmit artikular të ndrydhjeve, kontuzioneve, puçrrave skrofuloze, plagëve dhe ekzemave. Në formë gargare përdoret për mjekimin e aftës dhe në formë ekstrakti alkoolik për masazhe të kokës kundër rënies së flokëve.

Në doza të larta, rozmarina mund të japë helmime; dëmton mukozën e zorrëve dhe të veshkave, jep gjendje dehjeje dhe dridhje; nuk duhet të përdoret në shtatzënësi.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë kafeje deri supe me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet një gotë me ujë të valuar; ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja lihet 15 minuta. Çaji, në dozën si më sipër, i ëmbëlsuar sipas dëshirës, pihet 1 deri 3 herë në ditë.





**Rozmarina (116)**
(Rosmarinus officinalis)

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 117. RREPA (rrënjë)

Për qëllime mjekësore përdoren rrënjët e freskëta të rrepës së zezë (*Raphanus sativus L.*, var. B — nigra Dc, familja Cruciferae), e cila është bimë barishtore një ose dyvjeçare, e kultivuar në disa varietete në vendin tonë.

Për qëllime mjekësore përdoret edhe lëngu i rrepës. Për të fituar lëngun rrënja qërohet, rendet dhe shtrydhet. Lëngu është mirë të lihet për disa orë në vend të ftohtë, sepse kështu humbet shijen e tij djegëse.

VETITË:

Rrënjët e freskëta të rrepës përmbajnë esencë me squfur (rafamol, etj.); krahas vitaminës C, ato përmbajnë edhe faktorin B, edhe substanca fitonciale. Ato nxitin formimin e tëmthit dhe urinimin. Njëkohësisht me tharjen e rrënjës pakësohet edhe veprimi i saj. Rrënjët e rrepës, përdoren si mjet koleretik kundër gurëve të tëmthit kur fillon ripezmatimi i fshikëzës përkatëse, si dhe për të lehtësuar tretjen e ushqimeve.

Substancat vepruese të rrepës, pasi përthithen nga trakti tretës, ngacmojnë lehtë mëlçinë dhe, në këtë mënyrë, shtojnë rrjedhjen e tëmthit. Këto substanca, në doza të vogla, nxisin prodhimin e tëmthit në mëlçi dhe, për pasojë, shtojnë sasinë e tij në fshikëz, ndërsa në doza të larta mund të shkaktojnë pezmatime, prandaj nuk aplikohen në doza të larta, kur mëlçia është e dëmtuar. Në gurët e tëmthit, rrepa këshillohet vetëm për një kohë të caktuar dhe në doza të vogla. Vlen të theksohet se kura me rrepë në sëmundjen e mëlçisë mënjanon shqetësimet alergjike si kruarjen, etj.



PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Merren nga goja 100 deri 200 g rrënjë të freskëta ose pjesë-pjesë 100 deri 150 g lëng në ditë (në rastin e fundit shija rregullohet me kripë ose me sheqer).

Një rrënjë rrepe mesatarisht e madhe jep deri një çerek litre lëng, pothuajse aq sa ç'është doza ditore. Pas një kure prej 4-5 ditësh bëhet një ndërprerje prej 2-3 ditësh. Kura zgjat 15-20 ditë dhe mund të përsëritet çdo 3 muaj.

*Shënim:*

Varieteti i bardhë, dhe ai i zi kanë të njëjtën vetı dhe vlerë farmakologjike.

---

## 118. RRËNJA DHE BUNGA (lëvore e gjethe)

(Quercus Cortex et Folium)

Nga llojet e shumta të dushqeve që rriten në vendin tonë, në mjekësi përdoren kryesisht drogat që përbëhen nga lëvoret (e trungjeve të reja dhe të degëve) dhe gjethet e thara të rrënjës (*Quercus robur L.*) e të bungës (*Q. petraea* Matt., të familjes Fagaceae). Rrënja tek ne takohet në vende fushore e në lugina të freskëta, zakonisht e rrallë, ndërsa bunga, në pyje të zonave malore, e shpeshtë.

VETITË:

Drogat lëvore përmbajnë deri 20% tanine, acid elagjik dhe galik të lirë, pak katekinë, flavonoidin kuercetinë, fitoncide etj.; gjethet përmbajnë thuajse të njëjtat substanca vepruese, por në sasi më të pakta.

Në sajë të përbërësve, drogat përdoren kundër katarreve të stomakut dhe të zorrëve, heqjes së barkut,



**Rrënja (118)**
(Quercus robur)



hemorragjisë, si dhe kundër helmatimeve me kripëra metalesh të rënda dhe me alkaloide.

Për përdorim të jashtëm, drogat përdoren në formë gargare në pezmatimet e cipës mukoze të gojës dhe të fytit, në djegie, kundër majasellit dhe djersitjes së këmbëve; në formë banjash përdoren në rastet e ngrirjes së gjymtyrëve.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë çaji me drogë lëvoreje të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë dhe përmbajtja zihet 15 minuta; pastaj ena hiqet nga zjarri, mbulohet me kapak, lihet të ftohet dhe pastaj lëngu kullohet; pihen 2-3 doza të tilla në ditë. Droga-lëvore mund të përdoret edhe në formë pluhuri duke marrë 5 herë në ditë nga një majë thike.

Për banja përgatitet çaj ashtu siç u përshkrua më sipër, por duke hedhur 500 g drogë në 4 litra ujë.

Droga-gjethe përdoret në formë çaji, duke zier 3 g gjethe të thara të grimcuara në 1 gotë me ujë. Pihen 2-3 doza të tilla gjatë ditës.

RUAJTJA:

Në vende të freskëta të ajrisura dhe të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 119. RRODHE E MADHE (rrënjë)

(Bardanae Radix)

**Droga përbëhet nga rrënjët e thara të rrodhes së madhe (*Arctium lappa L.*, familja compositae), e cila është bimë barishtore dyvjeçare; tek ne takohet në toka të papunuara, nëpër shkurre e pyje. Bima nxjerr në vitin e parë një rozetë gjethesh,**



**Rrodhja e madhe (119)**
(Arctium lappa)



ndërsa në vitin e dytë një kërcell deri 1 m të lartë; gjethet i ka vezake me buzë të dhëmbëzuara rrallë, përposh me push gri; lulet të gjitha tubike i ka në kaptina të rrumbullakëta (me diametër rreth 4 cm), me bishta të gjatë të renditur në vastakë; braktetë e pështjelles kanë majë gjembore si gremç; lulëzon në qershor-shtator.

## VETITË:

Në saje të mucilagjeve, esencës, tanineve, substancave minerale, glukozidit arkciinë, substancave fitoncide etj., droga përmirëson çrregullimet e traktit tretës, forcon qëndrueshmërinë e organizmit ndaj sëmundjeve dhe shton urinimin. Rrënjët e rrodhes së madhe këshillohen si mjet diuretik i lehtë në sëmundje që shoqërohen me mbajtjen e ujit në organizëm. Droga këshillohet edhe si mjet forcues në periudhat pas sëmundjeve të rënda dhe në lodhjet pranverore. Kohët e fundit droga po përdoret si mjet ndihmës kundër diabetit.

Por rrënjët e rrodhes së madhe përdoren kryesisht nga jashtë për mjekimin e sëmundjeve të lëkurës, ekzemës, proçeseve të qelbëzuara, plagëve që shërohen me vështirësi dhe në zbokthin e lëkurës së flokëve.

## PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë çaji me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë; përmbajtja zihet për 10-15 minuta, lihet të ftohet dhe në fund lëngu kullohet dhe pihet (i ëmbëlsuar ose jo sipas dëshirës). Merren 2 deri 3 doza të tilla në ditë.

Droga mund të përdoret edhe në formë pluhuri duke marrë 3 herë në ditë nga 2-3 g.

Për përdorim të jashtëm çaji përgatitet ashtu sikundër më sipër, por duke përdorur 2 herë më shumë sasi droge.

RUAJTJA:

Në vende të thata e të ajrisura droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 120. RRUSHQYQJA (bar)

(Sedi Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar dhe e tharë e rrushqyqes së athët (*Sedum acre L.*, familja Crassulaceae), e cila është bimë barishtore shumë vjeçare, (me shije djegëse si të piperit), e zakonshme deri e shpeshtë tek ne në shkëmbenj, mure, etj. Bima ka kërcej pak më të lartë se 12 cm, gjethe të tulta, eliptike (më të gjera nën pjesën e mesit), lule të verdha; lulëzon qershor-korrik.

VETITË:

Droga përmban alkaloide semadinë, rutinë, një hidhëtinë, tanine acide organike, etj. Në doza të caktuara droga ka veti të ulë presionin e ngritur të gjakut; në lëkurë shkakton skuqje. Në doza të larta, droga jep dhëmbje koke, të vjella dhe përgjumje të lehtë. Mendohet se skuqjen e lëkurës si dhe të syve e shkakton alkaloidi semadinë. Droga përdoret si hipotensive në arteriosklerozë dhe në presionin e ngritur të gjakut. Nga jashtë droga përdoret për mjekimin e plagëve të qelbëzuara dhe të puçrrave, hemorroideve dhe infeksioneve nga këpurdhat. Si skuqës droga përdoret më shpesh në formë pomade, e cila shkakton një furnizim më të mirë të lëkurës me gjak.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë çaji me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet 1 filxhan çaji me ujë që zien; përmbajtja lihet 15 minuta, pastaj kullohet dhe lëngu pihet i ëm-





**Rrushqyqja (120)**
(Sedum acre)

bëlsuar sipas dëshirës; merren dy doza të tilla në ditë.

Droga mund të përdoret edhe në formë pluhuri duke marrë 3 herë në ditë nga 1 g.

Në formën e çajrave më të përqëndruara, duke përdorur 2-3 herë më shumë drogë, bari i rrushqyqes përdoret nga jashtë për mjekimin e sëmundjeve të lëkurës.

***Shënim:***

**Çaji i drogës kur merret në doza të larta provokon të vjella; kjo veti shfrytëzohet nganjëherë gjatë helmimeve (për zbrazjen e stomakut).**

RUAJTJA:

**Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.**

---

## 121. SALEPI (pluhur)

(Salep Pulvis)

**Droga përbëhet nga zhardhokët e rinj të qëruar, të tharë dhe të pluhurosur të llojeve të ndryshme të gjinive *Orchis. Gymnadenia, Platanthera* etj. të familjes Orchidaceae. Saleporet rriten në vendin tonë në toka të lagështa, rrëzë pyjeve, në këneta e luadhe. Lulëzojnë në maj-korrik. Zhardhokët e rinj nxirren nga toka në fund të lulëzimit, pastrohen nga dheu me larje, zhvishen nga cipa e tapëzuar, përshkohen në pe, zhyten për disa minuta në ujë që valon për të prishur aftësinë mbirëse dhe thahen në ajër duke i varur në penjë.**

VETITË:

Salepi përmban kryesisht mucilagje dhe amidon; është i efektshëm në mjekimin e acarimit të mukozës së zorrëve dhe të stomakut, kundër katarreve dhe heqjes së barkut, veçanërisht tek fëmijët; salepi përdoret edhe si mjet mbrojtës dhe zbutës në katarret e rrugëve të sipërme të frymëmarrjes.





**Salepi (121)**
(Orchis morio)

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Për pije të zakonshme merret një lugë kafeje me pluhur salepi dhe përzihet me 1 litër ujë ose qumësht që valon dhe pastaj ëmbëlsohet me mjaltë ose sheqer. Pija e salepit pihet e ngrohtë, disa herë në ditë, e aromatizuar me erëza (në formë pluhuri).

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 122. SANZA (rrënjë)

(Gentianae Radix)

Droga përbëhet nga rrënjët e thara të sanzës (*Gentiana lutea* L., familja Gentianaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare e livadheve me lagështi të zonave malore 800 deri 2500 m të vendit tonë. Sanza ka kërcell të drejtë deri 1,5 m të lartë, gjethe të kundërta buzëplota, lule të verdha, në gjysmë vile në sqetullat e brakteve të sipërme; lulëzon qershor-gusht.

VETITË:

Kjo bimë e bukur e malësive tona, që mban emrin e mbretit ilir Genti, është njohur që në kohën e vjetër si mjet që nxit dhe përmirëson funksionet tretëse të organizmit. Rrënjët e sanzës përmbajnë kryesisht substanca glukozidike me shije të hidhur (gentiopikrinë, gentiamarinë dhe gentiinë) etj., në saje të të cilave përdoret edhe në mjekësi si mjet që shton sekretimin e lëngut gastrik dhe që gjallëron veprimin e organizmit. Droga nxit shumëzimin e rruzave të kuqe dhe të bardha të gjakut, duke ndihmuar, në këtë mënyrë, vetëmbrojtjen e organizmit; rekomandohet veçanërisht pas së-





**Sanza (122)**
(Gentiana lutea)

mundjeve të rënda, në anemi etj. Rrënja e sanzës njihet edhe si mjet që ul temperaturën e lartë. Gentiopikrina kalon edhe në qumësht duke i dhënë këtij shije të hidhur; kjo gjë duhet patur parasysh për nënat me fëmijë në gji.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Merren 10 g drogë e grimcuar, hidhen në 1 litër ujë dhe zihen për 15-20 minuta; pihen 2-3 filxhana me çaj në ditë, para buke. Po në dozat e mësipërme, droga përdoret edhe në katarret dhe dobësitë e stomakut. Droga mund të përdoret edhe në formë pluhuri 3 herë në ditë nga një majë thike, gjithnjë para buke.

Rrënja e sanzës hyn në përbërjen e disa preparateve fuqizuese që livrohen lirisht në farmacitë tona siç janë Amarotonicum Profarma (përdoret me pika para buke), Species Amaricanthes-Profarma (shih specie Nr. 161), Tonicum vinum Profarma përdoret me lugë gjelle, para buke) etj.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 123. SELVIJA (Boçe)

(Cupressi Fructus)

**Droga përbëhet nga boçet e thara të selvisë ose të qiparisit (*Cupressus sempervirens L.*, familja Cupressaceae), i cili është dru deri 30 m i lartë, me shumicë tek ne gjatë bregdetit Jon dhe në Vlorë. Frytet grumbullohen kur janë akoma të gjelbra e të tulta dhe thahen në hije.**



VETITË:

Në saje të esencës, tanineve katetike etj., frytet e selvisë kanë veti të fuqizojnë muskulaturën e fshikëzës së urinës, prandaj rekomandohen kundër urinimit në gjumë.

Droga ka gjithashtu veti të ngushtojë enët e gjakut, për pasojë përdoret edhe në mjekimin e sëmundjeve të sistemit venoz, siç janë majaselli, varriçet, etj.; në saje të veprimit rrudhës, droga përdoret kundër diarresë, etj.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

— 10 g drogë e copëtuar hidhen në një shishe ku shtohen 100 g alkool 60°; ena mbyllet me tapë dhe përmbajtja lihet për 7 ditë, duke e përzier herë pas here; pastaj përmbajtja kullohet (tinktura) dhe lëngu pihet në dozën nga 20 pika 3-4 herë në ditë pas ushqimit, kur ndodhin rrjedhje të brendshme gjaku me prejardhje të ndryshme; po kjo tinkturë, me dozën 15 pika para se të flemë, u jepet edhe fëmijëve që urinojnë në gjumë. Nga jashtë tinktura përdoret në formën e kompresave; copëra garze njomen me lëngun përkatës (50-100 pika tinkturë në 1 litër me ujë të ngrohtë) dhe vihen mbi varrice. Këto lahen me lëngun që përftohet duke zier 1 grusht me fryte të thata në 1 litër ujë.

Kundër heqjes së barkut përdoret çaji që përftohet në këtë mënyrë: 10 g drogë të copëtuara hidhen në një enë ku shtohen dy gota me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja, duke e përzier atë herë pas here, lihet 15 minuta, pastaj kullohet dhe lëngu pihet çdo 2 orë nga 1 lugë gjelle.

RUAJTJA:

Në vende të thata e të ajrisura droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 124. SENAMEQI (sena-gjethe)

(Sennae Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e senamqit ose të senës *(Cassia* angustifolia Vabl., *C. obovata* Colladon, Hayene dhe *C. acutifolia* Del., familja Leguminosae).

VETITË:

Në saje të heterozideve antrakinonike, gjethet e senës nxisin të dalët jashtë, pra përdoren kundër kapsllëkut; ka veprim të vonuar, meqenëse efekti i saj shfaqet, zakonisht, 10-12 orë pas marrjes. Nga droga përgatiten çajra kundër majasëllit dhe kapsllëkut.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Merret rreth 1 lugë gjelle me gjethe, të cilat përvlohen me 1 gotë ujë që valon; përzierja lihet deri sa të vaket, kullohet dhe pihet në darkë, e ëmbëlsuar me sheqer.

---

## 125. SINAPI (farë)

(Sinapis Semen)

Droga e sinapit përbëhet nga farat e sinapit të zi *(Brassica nigra* L.,Koch., familja Cruciferae). Sinapi është bimë barishtore njëvjeçare; bishtajat i ka me katër qoshe, të shogëta (me sqep konik) që përmbajnë 4-6 fara me ngjyrë të murrme të errët. Tek ne kultivohet; lulëzon në maj-korrik.

VETITË:

Farat e sinapit përmbajnë një lëndë vepruese glukozidike të quajtur sinigrinë, e cila nën ndikimin e një fermenti (mirozinë) zbërthehet duke liruar esencën e sinapit me erë të fortë shpuese dhe me veti irrituese për mukozat e syve, të hundës, gojës dhe lëkurës. Pikërisht në saje të kësaj esence (izotiocianati i alilit), që lirohet nga farat e sinapit (duke i shtypur dhe mbajtur në temperaturën 25-35°C në mjedis ujor), e cila ka veti të acarojë dhe të skuqë lëkurën, sinapi përdoret nga jashtë si mjet që tërheq gjakun në vendin ku vihet, duke aktivizuar qarkullimin e tij; në këtë mënyrë, pakëson ose zhduk dhembjet dhe ndikon në shpejtimin e shërimit të sëmundjeve nga të ftohurit (kongjestionale), të reumatizmit, etj.

Farat e sinapit përmbajnë edhe vaj të yndyrshëm, proteina, mucilagje etj.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Farat e sinapit të zi përdoren në formë mielli për llapa që shkaktojnë skuqje aty ku vendosen.

Llapaja përgatitet si vijon: 50 g miell sinapi përzihen me ujë gjysmë të vakur (25-35°C) derisa të formohet një brumë i butë, i cili mbështillet në një leckë dhe vihet mbi vendin që dhemb, ku lihet 15 minuta, pastaj hiqet. Është e këshillueshme që vendi, ku vihet llapaja, të lyhet paraprakisht me pak vaj.

Mielli i sinapit përdoret edhe për banja në mjekimin e ftohjeve, të nevralgjive, reumatizmit etj. Për këtë qëllim merren rreth 25 g miell sinapi, futen në një qese lecke, e cila zhytet në 2 litra ujë gjysmë të vakur (25-35°C); banja lokale zgjat rreth 1/2 ore. Për banja të përgjithshme veprohet në të njëjtën mënyrë, por duke përdorur sasi më të mëdha sinapi, në varësi të sasisë së ujit.

Duhet patur kujdes gjithnjë që farët e sinapit të mos bien në kontakt me ujë të valuar, sepse prishet fermenti dhe, për pasojë, nuk formohet esenca përkatëse që është mbartësja e veprimit të drogës.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 126. SOLIDAGIA SHUFËR ARTË (bar)

(Virgaurae Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar dhe e tharë e solidages (*Solidago vir-gaurea* L., familja Compositae), e cila është një bimë barishtore shumëvjeçare, me kërcell të fortë që mbaron me një vile të thjeshtë ose me një melth, të përbërë nga shumë vile. Gjethet i ka në formë vezake ose heshtore; luspat e pështjellës të qerpikta anash; lulet në kaptina, të verdha 6-10; ato të rrëzës me gjuhëza; lulëzon në korrik-tetor.

VETITË:

Droga përmban tanine, saponina të papërcaktuara kimikisht, substanca të hidhura, sasi të vogël esence, etj; ka veti diaforetike, diuretike të lehtë dhe rrudhëse.

Bari i solidages përdoret në sëmundjet kronike të veshkave, për pakësimin e jashtëqitjes së ujit nga organizmi, në çrregullimet metabolike, me rritjen e prostatës dhe si mjet antidiarroik. Nga jashtë, përdoret në formë banjash e kompresash në plagë që shërohen me vështirësi. Disa herë përdoret edhe bari i freskët, sidomos gjethet dhe rrënjët.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1-2 lugë gjelle me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë që zien dhe përmbajtja lihet 15 minuta; në vazhdim lëngu kullohet dhe pihet i ëmbëlsuar (sipas dëshirës) gjatë ditës;





**Solidagua shufërartë (126)**
(Solidago virgaurea)

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura, droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 127. SPECI DJEGËS (fryti)

(Capsici Fructus)

**Droga përbëhet nga frytet e thara të specit djegës *(Capsicum annuum L.*, familja Solanaceae), i cili është një bimë barishtore njëvjeçare, e kultivuar kudo në vendin tonë.**

VETITË:

Droga përmban, kryesisht, alkaloidin kapsaicinë, esencë, pigmente karotinoide (kapsantinë, kapsorubinë), vitamina dhe flavone. Në saje të kapsaicinës, speci djegës ngacmon lëkurën e cipën që mbulon sipërfaqen e brendshme të aparatit tretës dhe shkakton ndjenjën e të djegurit. Në doza të caktuara nxit rrjedhjen e lëngjeve të stomakut dhe rrit peristatikën dhe diurezen. Është provuar se pirja e një luge gjelle me lëng speci djegës shkakton një skuqje që vjen si pasojë e qarkullimit më të bollshëm të gjakut, i cili largon në këtë mënyrë lëndët e dëmshme nga trupi.

Në saje të këtyre vetive, speci djegës përdoret si mjet që hap oreksin, ndihmon tretjen, nxit zbrazjen e fshikëzës së tëmthit dhe shton daljen e lëngjeve nga trupi i njeriut.

Nga jashtë, speci përdoret si mjet që ngacmon lëkurën, që rrit qarkullimin e gjakut aty ku vendoset, që pakëson dhëmbjen dhe që ndikon në shpejtimin e shërbimit të sëmundjeve reumatizmale të podagrës dhe në zhdukjen e dhembjeve të tjera të kyçeve.



PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Nga goja speci djegës mund të përdoret në forma të ndryshme si pluhur, tinkturë, etj.

Në formë pluhuri përdoret 3 herë në ditë nga 0,1 g. Tinktura përgatitet duke hedhur në një shishe 10 g spec djegës të thatë ku shtohen 100 g alkool 60°; pas disa ditësh, duke u përzier herë pas here, lëngu kullohet; prej tij pihen 20-30 pika, 2-3 herë në ditë.

Nga jashtë përdoret tretësira alkoolike, e cila përgatitet duke lënë 6 speca djegës të freskët në 100 g alkool 80° për dy ditë, pastaj lëngu kullohet; me lëngun që fitohet lyhet ose fërkohet sipërfaqja e vendit ku ndjehet dhembja.

Në vendin tonë me spec djegës përgatitet preparati Linimentum Profarma, i cili jepet pa recetë mjekësore dhe përdoret për fërkim në nevralgji, mialgji, reumatizëm etj.

RUAJTJA:

Droga duhet të ruhet me kujdes, sepse ajo thith me lehtësi lagështi dhe shpesh preket nga insektet. Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 128. STËRKUNGULLI (rrënjë)

(Bryoniae albae Radix)

**Droga përbëhet nga rrënjët e stërkungullit ose të bar përdhesit *(Bryonia dioica* Jacq., familja Cucurbitaceae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare me rrënjë mishtore të mëdha, e zakonshme tek ne për gardhe të zonave fushore. Stërkungulli i ka kërcejtë të gjatë, të hollë, kacavjerrës, të pajisur me loze; thethet i ka të vrigëlluara pëllëmbore, në bazë si zemër; lulet të bleréta, në tufa sqetullore, kurse frytet sferike me sipërfaqe të lëmuar e me ngjyrë të kuqe, të lëngëta; lulëzon në maj-qershor.**



**Stërkungulli (128)**
(Bryonia dioica)



VETITË:

Droga përmban glukozidet brioninë, brionidinë, etj., tanine, substanca me natyrë rrëshinore, gjurma esence, fitosterina etj.; ajo ka veti të theksuara laksative dhe veti diuritike e emetike; lëngu i bimës ka veti të acarojë lëkurën dhe po të veprojë për një kohë të gjatë ka veti ta pezmatojë atë dhe të formojë flluska.

Stërkungulli përdoret shumë rrallë si mjet laksativ, sepse është helmues. Helmimi me stërkungull shoqërohet me ngacmimin e stomakut, nga dhembje të forta e të menjëhershme në zorrë, me temperaturë të lartë, me një shpejtim të frymëmarrjes dhe me gjakosjen e urinës.

Si mjet diuretik dhe antireumatizmal, droga përdoret në formë vere.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Vera përgatitet si vijon: 60 g drogë e grimcuar hidhen në një enë, ku shtohet 1 litër verë; përmbajtja lihet 24 orë dhe pastaj ajo kullohet dhe lëngu hidhet në shishe, e cila mbyllet mirë.

Vera pihet dy herë nga 1 lugë gjelle në ditë para buke, në drekë e në darkë.

Llapaja përgatitet si vijon: 30 g rrënjë të freskëta të stërkungullit shtypen dhe bëhen si qull, mbështillen me një copë napë dhe vihen në vendin e dëmtuar nga shëmbje e goditje. Llapaja ka veti skuqëse të forta, prandaj nuk duhet lënë mbi lëkurë për një kohë të gjatë.

RUAJTJA:

Në vende të thata e të ajrisura, droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 129. SUMULLBARI (frytet boçe)

### (Lupuli Strobili)

**Droga përbëhet nga frytat si boçe (që mblidhen në shtator) të thara të sumullbarit, ose të kulthit *(Humulus lupulus L.*, familja Cannabinaceae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare, e rrallë në gjerdhe të zonave të ulëta dhe e kultivuar si bimë industriale në Pogradec. Bima është kacavjerrëse; gjethet i ka të kundrejta me llapë pëllëmbëre vezake; lulet mashkullore i ka në vile, kurse femëroret në lëvarëza sferike; lulëzon në qershor-shtator.**

### VETITË:

Substancat vepruese të kësaj droge nuk njihen ende me saktësi. Droga përmban rrëshirë të përzjerë me lëndë të hidhura (humulon, lupulon, etj.), dhe esencë.

Në saje të esencës dhe lupulonit, droga ka veti të qetësojë sistemin nervor qendror, të lehtësojë gjendjen e padëshërueshme gjatë tensionit nervor dhe të sjellë gjumë. (Gjatë grumbullimit dhe përpunimit të boçeve ndjehet nganjëherë përgjumje që shkaktohet, në radhë të parë, nga lupuloni). Substancat e hidhura dhe esenca i japin drogës veti të hapë oreksin dhe të shtojë urinimin. Në saje të vetive që u përshkruan më lart, droga këshillohet si qetësuese në pagjumësi të lehta, në mbingacmueshmëri (gjithashtu të natyrës seksuale dhe histerike); këshillohet edhe si diuretik i lehtë në rastet e prostatës e si përmirësues i tretjes. Droga ka edhe veti fitoncide.

### PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Gjysmë luge çaji me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku përvëlohen me gjysmë gote ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet 15-30 minuta; përmbajtja kullohet dhe lëngu pihet para gjumit. Për përmirësimin e tretjes dhe të urinimit, mund të merren dy deri tri doza të tilla, zakonisht para buke.





**Sumullbari (129)**
(Humulus lupulus)

*Shënim:*

Sumullbarit i përdoren edhe gjendrat që bien në formën e një pluhuri të verdhë nga shkundja e fryteve boçe; pluhuri përdoret për të njëjtat qëllime, sikundër frytet, në dozën 0,5-1 g, 2-3 herë në ditë.

RUAJTJA:

Me kalimin e kohës, veprimi i drogës pakësohet me shpejtësi, veçanërisht kur ruhet në vende me lagështi dhe me dritë. Këshillohet që droga të mos përdoret më gjatë se 1 vit nga data e grumbullimit të saj.

## 130. SHAJA MJEKËSORE (bar)

(Boraginis Herba)

**Droga përbëhet nga majat e lulëzuara e të thara të shajes mjekësore ose të lëpushës *(Borago officinalis L.,* familja Boraginaceae), e cila është bimë e vendeve barishtore të zonave të ulëta të vendit tonë. Bima është 30-50 cm e lartë, me push të bardhë, therës; gjethet vezake me qime; lulet skajore blu në të kaltërt; lulëzon në qershor-shtator.**

VETITË:

Bari i shajes mjekësore përmban kryesisht substanca mucilagjinoze, si dhe saponine, gjurma esence, tanine, asparagine, acid silicik të tretshëm dhe substanca të tjera minerale në formën e kripërave të kalciumit e të kaliumit etj. Në saje të kësaj përmbajtjeje, bima ka veti laksative dhe kundër pezmatimit (në sëmundjet e rrugëve të urinës); ka edhe veti qetësuese dhe fuqizuese. Përdoret si mjet që nxit urinimin në pezmatimet e rrugëve urinare, ku shtimi i urinimit nëpër to pengon mekanikisht ngjitjen e infeksionit. Në raste të tjera përdoret për jashtëqitjen e lëndëve të dëmshme gjatë reu-





**Shaja mjekësore (130)**
(Borago officinalis)

matizmit dhe sëmundjeve të zemrës që shoqërohen me mbajtjen e ujit në organizëm. Nga jashtë, droga përdoret në formë llapaje si zbutëse dhe kundër pezmatimit.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë gjelle me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet 1 litër ujë që zien dhe lihen 45 minuta, pastaj lëngu kullohet, ëmbëlsohet sipas dëshirës dhe pihet gjatë ditës me filxhanë çaji. Kura vazhdon 3 deri 4 javë.

Nga jashtë përdoret llapa që përgatitet në këtë mënyrë: një grusht me gjethe të thata e të copëtuara valohen me pak ujë derisa ky të avullohet; pastaj mbetja në formë llapaje kalohet në një copë nape dhe vihet në vendin e dhembjes.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për dy vjet.

---

## 131. SHEGA (lëvore)

(Granati Cortex)

Droga përbëhet nga lëvorja e rrënjëve të shegës (*Punica granatum L.*, familja Punicaceae), e cila është shkurre deri 5 m e lartë; shega lulëzon në qershor korrik; në vendin tonë takohet në gjendje të egër, veçanërisht në zonën Milot-Lezhë-Shkodër; kultivohet kudo në zonat e ulëta.

VETITË:

Lëvoret e shegës përmbajnë alkaloide të avullueshme, prej të cilave peletierina dhe izopeletierina kanë veti të mbysin shiritin (krimb i gjatë) e zorrëve. Droga



përmban në sasira të mëdha edhe substanca tanike etj., në saje të të cilave perdoret kundër heqjes së barkut.

Kundër tenias (shiritit) përgatitet ky çaj: 60 deri 80 g lëvore të thara e të copëtuara futen në tri gota me ujë, pastaj në fillim me zierje të lehtë dhe në vazhdim me zierje më të fortë, lëngu shterohet derisa të ngelen dy gota; çaji pihet esëll në dy ose tri doza brenda 1 ore. Meqenëse çaji ka shije të papëlqyeshme, mund të ëmbëlsohet dhe të aromatizohet sipas dëshirës. Të sëmurëve u rekomandohet purgativi (p.sh. 30-50 g vaj recini) dy orë pas pirjes së çajit të lëvores së shegës për jashtëqitjen e parazitit të paralizuar.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 12 muaj.

---

## 132. SHELGU (lëvore)

(Salicis Cortex)

Droga përbëhet nga lëvorja e degëve dy-trevjeçare e shelgjeve të bardhë, të kuq dhe të thyeshëm (*Salix alba* L., *S. purpurea* L., *S. fragilis* L, familja Salicaceae), të cilët janë drurë me gjethe të këmbyera, të thjeshta, heshtake të dhëmbëzuara, të renshme, të përhapura në vende me shumë lagështi të zonës së ulët, me përjashtim të shelgut të kuq që ndeshet i zakonshëm buzë përrenjve në zonën e ahut.

VETITË:

Droga ka veprimin e salicilateve natyrore në saje të një heterozidi që quhet salicinë, i cili zbërthehet në organizimin e njeriut, duke liruar acid salicilik. Rekomandohet si ulës i temperaturës së lartë, kundër podagrës e reumatizmit kronik etj.



**Shelgu (132)**
(Salix alba)



Droga përdoret edhe në sëmundje nga të ftohtit, për të ulur temperaturën e ngritur dhe për të qetësuar dhëmbjet në nevralgji; ka veti qetësuese në pagjumësi, kryesisht te të sëmurët nevrastenikë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë çaji me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet një gotë me ujë; ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja zihet 15 minuta, pastaj kullohet dhe lëngu pihet i ëmbëlsuar sipas dëshirës. Pihen 1 deri 3 gota në ditë.

Nga jashtë përdoret për banjat e këmbëve në djersitjet e theksuara, në mjekimin e plagëve që shërohen me vështirësi etj., duke zier për këtë qëllim 30-40 g drogë në 1/2 litër uji. Në formën e ekstraktit alkoolik përdoret në masazhe kundër rënies së flokëve.

---

## SHËRBELA (gjethe)

(Salviae Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara të sherbellës ose të sfakës *(Salvia officinalis L.*, familja Laliatae), e cila është shkurrëz deri 1 m e lartë, shumë e zakonshme tek ne, nga zonat e ulëta deri në zonën e ahut. Shërbela i ka gjethet me bishta, vezake ose heshtake, të gjera, të trasha, të mbuluara me qime ngjyrë gri dhe me erë të rëndë karakteristike: lulet i ka në majë të bisqeve, të bashkuara nga 3-4 në sqetull të disa gjetheve të vogla dhe me ngjyrë manushaqe. Lulëzon nga maji në korrik.

VETITË:

Gjethet e sherbelës, në saje të esencës (të pasur në tujon), tanineve, substancave të hidhura etj., kanë veti të pakësojnë djersitjen (ky veprim shfaqet dy orë pas



**Sherbela (133)**
(Salvia officinalis)



pirjes së çajit dhe zgjat disa ditë) dhe të shtojnë qumështin te gratë me fëmijë në gji. Për të pakësuar djersitjen përdoret, në radhë të parë, në rastet e djersitjes së tepëruar gjatë natës, në klimakter, pubertet dhe në sëmundje të mushkërive. Droga është e efektshme kundër heqjes së barkut, veçanërisht kur diarreja shoqërohet me një dobësim të muskulaturës së traktit tretës (atoni gastro intestinale). Në formën e çajit rekomandohet në trazira nervore, në të marrët e mendve, e në gjendje ligështimi. Në saje të hormoneve që përmban, droga ka tek femrat veprim oestrogjen. Sherbela rekomandohet edhe si mjet që rregullon dhe lehtëson menstruacionet (amenore, dismenore, etj.) dhe fekondimin. Droga këshillohet edhe për të normalizuar çrregullime të tretjes dhe në sëmundje të fshikëzës së tëmthit dhe të mëlçisë.

Çaji i sherbelës pengon zhvillimin dhe rritjen e mikroorganizmave (antiseptik), prandaj përdoret në formë gargare dhe kolutoresh në acarimet e zgavrës së gojës dhe në hemorragjitë e mishrave të dhëmbëve. Në formën e ekstraktit alkoolik përdoret për t'i bërë masazh kokës në rastin e rënies së flokëve.

## PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me drogë të grimcuar zhytet në një gotë me ujë të valuar; ena mbulohet me kapak, lihet në qetësi 15 minuta, pastaj përmbajtja kullohet dhe çaji pihet në masën deri 2 doza të tilla në ditë.

Po ky çaj mund të përdoret nga jashtë për qëllime të ndryshme (të përshkruara në vetitë).

***Shënim:***

Meqenëse përmbajnë sasi të lartë tujoni (që është lëndë helmuese), gjethet e sherbelës nuk duhet të përdoren në doza të pakontrolluara dhe për një kohë të gjatë.

## RUAJTJA:

Në vende të thata droga e ruan veprimin për 18 muaj.

## 134. SHKUMBAKJA (rrënjë)

(Saponariae rubra Radix)

Droga përbëhet nga rrënjët e thara të shkumbakes ose lule-sapuni, ose barshkumësit (*Saponaria officinalis* L., familja Caryophylaceae), i cili është bimë barishtore shumëvjeçare e zakonshme në hendeqe e vende të lagëta dhe e kultivuar nëpër kopshte. Bima ka gjethe të kundërta, me 3 damarë, heshtore gjatore; lulet ngjyrë trandafili të çelur (më rrallë të bardha) i ka në cima në majë të kërcellit; lulëzon në qershor-gusht.

### VETITË:

Në saje të lëndëve shkumbëzuese (saponinave saporubinë, acid saporubinik, etj.), rrënjët e shkumbakes lehtësojnë nxjerrjen e gëlbazës, të urinës dhe të djersës. Në doza të larta ato janë dëmtuese dhe shkaktojnë të vjella; rrënjët ngacmojnë edhe cipën mbuluese të zorrëve. Në saje të vetive të përshkruara, droga këshillohet si lëngëzuese e gëlbazës dhe si djersitëse në sëmundjet e rrugëve të frymëmarrjes, p.sh. në pezmatimin e bronkeve, në kollë si dhe në sëmundje të shkaktuara nga të ftohurit. Veprimi i saj diuretik është i vogël.

Nga jashtë, droga përdoret kundër sëmundjeve të lëkurës, në ekzemë dhe në çibane.

### PËRGATITJA E PËRDORIMI:

1 lugë çaji me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet një gotë me ujë dhe përmbajtja zihet 5-10 minuta. Pas ftohjes, ajo kullohet dhe lëngu pihet në dozën 3-5 lugë gjelle në ditë. Po ky lëng mund të përdoret edhe nga jashtë për mjekimin e plagëve, ekzemeve, çibaneve, etj.

*Shënim:*

Lëngu që fitohet nga zierja e drogës në ujë, po të tundet, shkumbëzon shumë. Për të rritur tretshmërinë e saponineve, shtohet pak sodë buke.





**Shkumbakja (134)**
(Saponaria officinalis)

Në rast nevoje, për të njëjtat qëllime, mund të përdoret edhe bari i shkumbakes, i cili është më i varfër në saponine se droga-rrënjë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 135. SHPATORJA (rizomë)

(Iridis Rhizoma)

Droga përbëhet nga rizomat pa rrënjë, të lara, të qëruara dhe të thara të shpatores ose të luleshpatës, ose të zambakut të varreve (*Iris pallida* Lamarck, e egër nga zona e ulët deri te ajo subalpine dhe *Iris florentina L.*, dhe *I. germanica L.* të familjes Iridaceae, të kultivuara). Bimët janë barishtore shumëvjeçare, me gjethe të thjeshta në formë shpate, me kërcenj deri 1 m të lartë, të degëzuar në pjesën e sipërme përfundojnë me lule vjollce të hapur ose blu; lulëzojnë prill-maj.

VETITË:

Në saje të glukozidit iridinë, të esencës (me acid myristik, me iron që ka erë manushaqeje, etj.), të mucilagjeve dhe të mjaft acideve organike, droga ka veti fitoncide, pakëson ngacmueshmërinë lokale të lëkurës, zbut gëlbazën, lehtëson kollitjen, shton rrjedhjen e tëmthit. Në saje të këtyre vetive, këshillohet si mucilagjinoze, sekretolitike dhe ekspektorante kundër kollës, në pezmatimet dhe eksudat e rrugëve të frymëmarrjes dhe të sëmundjes së fshikëzës së tëmthit. Përdoret si përmirësues i erës së medikamenteve. Nga jashtë droga përdoret në formë pluhuri të imët për pudrosjen e lëkurës.





**Shpatorja (135)**
(Iris germanica)

## PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë çaji me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtihet 1 gotë me ujë që zien; përmbajtja kullohet pas 10 minutash dhe lëngu pihet menjëherë, i ëmbëlsuar sipas dëshirës; merren 1 deri 2 doza të tilla në ditë.

## RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 136. SHTOGU (lule dhe fryte)

### (Sambuci Flos et Fructus)

Droga përbëhet nga lulet dhe frytet e thara të shtogut të zi *(Sambucus nigra L.,* familja Caprifoliaceae), i cili është shkurre ose dru 3-4 m i lartë, i zakonshëm tek ne, nëpër gardhe, ledhe dhe nëpër pyje, nga zonat e ulëta deri në 1600 m. Shtogu i zi i ka gjethet të kundrejtuara, teke pendore, me 5-7 gjethëza vezake, me buzë të dhëmbëzuara si sharrë: lulet i ka të vogla aromatike, verdhoshe të bardha, të vendosura në vastak të gjerë e të shpeshtë; frytet i ka baka të vogla të zeza me 3 bërthama të zgjatura; lulëzon në prill-qershor.

## VETITË:

Lulet e shtogut, në saje të esencës, vitaminës P dhe C, tanineve, glukozideve rutinë dhe sambunigrinë, substancave të ngjashme me hormonet dhe mucilagjeve që përmbajnë, kanë veti zbutëse, ndihmojnë djersitjen dhe lirojnë spazmat e muskulaturës së butë, pra rekomandohen në sëmundjet e të ftohurit dhe në sëmundjet e rrugëve të frymëmarrjes që shoqërohen me temperaturë. Lulet përdoren edhe për të qetësuar dhembjet e traktit tretës dhe në rastet e fryrjes së zorrëve nga gazet.





**Shtogu (136)**
(Sambucus nigra)

Frytet përmbajnë acide organike, pigmente auftocianike, vitamina A e C, esencë, si dhe një faktor veprues që jep rezultate të mira në mjekimin e dhembjeve që shoqërojnë disa sëmundje. Frytet kanë veti të lehtë laksative. Efekt shumë të mirë terapeutik dhe veprim antinevralgjik kanë frytet në sëmundje që shoqërohen me dhembje të nervave periferike (ishias, dhembje të kolonës vertebrale, etj).

Çaji i drogës përdoret edhe në formë gargare në rastet e acarimit të fytit, bajameve dhe gojës.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një deri dy lugë çaji me drogë lule hidhen në një enë ku shtohet një gotë me ujë të valuar; ena mbulohet me kapak dhe përmbajtja e lihet në qetësi 15 minuta. Pastaj çaji kullohet dhe pihet i ngrohtë dhe i ëmbëlsuar sipas dëshirës, me mjaltë ose sheqer. Sipas nevojës mund të përdoren një deri tri doza të tilla në ditë.

Me frytet çaji përgatitet në këtë mënyrë: 1-2 lugë çaji me drogë hidhen në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë, zihet 3-5 minuta, kullohet dhe ëmbëlsohet sipas dëshirës. Nga ky çaj pihet 1 gotë në ditë, sidomos para gjumit.

Fryteve të njoma u përdoret lëngu, i cili përgatitet në këtë mënyrë:

20 g lëng i fryteve përzihet me 10 g verë të kuqe; përzierja e mësipërme pihet brenda ditës; kura vazhdon një ditë deri tri javë (deri në qetësimin e dhembjeve) të nervit trigemin e të nervit shiatik.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---



## 137. SHTRAPËRI (bari)

(Bursae pastoris Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore e lulëzuar e tharë e shtrapërës, *(Capsella bursa pastoris Moench.*, familja Cruciferae). Shtrapëri është bimë barishtore njëvjeçare, e cila tek ne takohet kudo; gjethet rrënjake i ka të plota, me dhëmbë, ose pendore të çara, ndërsa ato të kërcellit pështjellëse me veshëza; lulet të bardha ose rozë, mjaft të vogla, të renditura në vile në maje të kërcellit; frytin e ka silik trikëndësh, të cunguar në maje; lulëzon në mars-dhjetor.

VETITË:

Droga, në saje të aminoalkooleve (kolinë, acetilkolinë, tiraminë, etj.), substancave flavonike (diosminë, etj.), vitaminës K, etj., ndihmon në ndalimin e rrjedhjes së gjakut, veçanërisht nga mitra (kontrakton muskulaturën e lëmuar të uterusit, prandaj përdoret në obstetrikë). Përmbajtja e lartë e kripërave të kaliumit ndikon gjithashtu në ngushtimin e enëve të gjakut në muskulaturën e mitrës. Në rastet e hemorragjive të brendshme është i domosdoshëm këshillimi me mjekun. Duhet pasur kujdes në përdorimin e brendshëm të bimës, sepse në doza të larta është helmuese (helmimi shfaqet me paralizën e sistemit nervor qendror).

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Tri lugë çaji me drogë të grimcuar përvlohen me një gjysmë gote me ujë të valuar; ena mbulohet me kapak dhe lihet në qetësi 15 minuta; lëngu kullohet dhe pihet (i ëmbëlsuar) në sasinë një deri dy doza të tilla në ditë (për 10 ditë me radhë), para menstruacioneve, për të pakësuar hemorragjinë, në hemorragji uterine, etj.; përdoret gjithashtu në rastet e rërës në veshka dhe në sëmundjet e aparatit urinar.



**Shtrapëri (137)**
(Capsella bursa pastoris)



RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për një vit nga dita e grumbullimit.

---

## 138. TORILIS (fryte)

(Torilidis Fructus)

Droga përbëhet nga frytet e thara dhe të pluhurosura të bimës torilis (*Torilis nodosa Gaertn.*, familja Umbelliferae), e cila është bimë barishtore njëvjeçare, e shpërndarë në aty--këtu nëpër ara, në gjerdhe, anës rrugëve të zonës fushore. Karakteristikë e kësaj bime janë lulesat ombrella pa bishta, të vendosura jo në majë të kërcenjve dhe të degëve, por kundrejt gjetheve (të cilët janë dyfish pendore); frytet janë të vogla dhe të mbuluara në tërë sipërfaqen me gjemba therëse; lulëzon në maj.

VETITË DHE PËRDORIMI:

Droga këshillohet nga mjekësia popullore për mjekimin e lytheve (verruceve plane dhe vulgare).

Dozat për moshat e ndryshme jepen për 5 ditë rresht si vijon.

Për të rriturit: nga 1 pluhur x 3 g në mëngjez esëll.
» 11-16 vjeç : nga 1 pluhur x 2 g » » ».
» 8-10 vjeç : nga 1 pluhur x 1 g » » ».
Deri 7 vjeç : nga 1 pluhur x 0,5 g » » ».

Gjatë kurës nuk duhet të hahet 6 orë pas marrjes së dozës së parë, përveç një gote me ujë.

Lythet zhduken pa lënë cikatricë ose defekt në lëkurë, një muaj ose mesatarisht 56 ditë pas fillimit të kurës. Para rënies së lytheve, ndjehen kruarje të lehta që zgjasin 3-4 ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata e të ajrisura droga ruan veprimin për 6 muaj.

---



**Torilis (138)**
(Torilis nodosa)



## 139. TËMBLAGJAKU (bar)

(Chelidonii Herba)

Droga përbëhet nga pjesa mbitokësore, e lulëzuar dhe e tharë e tëmblagjakut ose e latrapecit të madh, ose e barit të jodit (*Chelidonium majus L.*, familja Papaveraceae) i cili tek ne rritet në vende gurishtore me lagështirë buzë arave, nga zonat e ulëta deri në ato subalpine. Tëmblagjaku është bimë barishtore shumëvjeçare me gjethe thellësisht të prera pendore; të buta, të gjelbra në blu ose të rimta nga poshtë. Lulet i ka të verdha, 2 deri 7 në ombrella të thjeshta përkundrejt gjetheve. Lulëzon në prill deri në verë.

VETITË:

Bima e freskët, në vendin e këputjes nxjerr një lëng qumështor në ngjyrë portokalli, i cili është i pasur me alkaloide. Ndër këto kelidonina dhe keleritrina kanë veti baktericide dhe veprojnë si helme në bërthamën e qelizave (pengues në zhvillimin e tumoreve). Alkaloide të tjera si homokelidonina, sanguinarina, etj. kanë veti të ngjashme me ato të hashashit. Në saje të kësaj përbërjeje, bari i tëmblagjakut vepron nëpërmjet sistemit nervor qendror si nxitës në muskulaturën e lëmuar të uterusit dhe në funksionin e zemrës, rrit presionin e gjakut dhe zgjeron enët e koronares, liron ngërçin e bronkeve dhe të zorrëve. Tëmblagjaku ka edhe veti fitoncide. Më parë është përdorur kundër kancerit të lëkurës. Studimet e fundit kanë vërtetuar se bima frenon rritjen e qelizave të tumoreve. Në saje të vetive të përmendura më sipër, tëmblagjaku këshillohet si qetësues e antispazmodik që lehtëson dhëmbjet e mëlçisë së zezë e shton rrjedhjen e tëmthit, kundër kollës së mirë e krizave të astmës, si qetësues i ngërçeve të stomakut dhe si qetësues i dhembjeve në sëmundjet e fshikëzës së tëmthit.

Bima është e helmët, prandaj duhet të përdoret vetëm me porosi të mjekut dhe nën mbikqyrjen e tij. Kujdes i duhet kushtuar veçanërisht lëngut të saj, i cili mund të shkaktojë sëmundje të lëkurës, nga pakujdesia edhe të syrit.



**Tëmblagjaku (139)**
(Chelidonium majus)



## PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Gjysmë luge kafeje me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet një gotë me ujë që zien; përmbajtja lihet të qëndrojë 15 minuta, pastaj lëngu kullohet; prej tij pihen 1-2 lugë gjelle çdo tri orë; në rast se dhembjet vazhdojnë doza e mësipërme përsëritet gjatë ditës.

Latrapeci mund të përdoret edhe në formë tinkture, e cila përgatitet si vijon: 10 g drogë e grimcuar dhe 20 g gjethe angjinareje (të thara e të copëtuara) hidhen në një enë ku shtohen 100 g alkool 70° përmbajtja lihet 10 ditë (duke e tundur herë pas here), pastaj kullohet dhe lëngu pihet (në dozën 15-20 pika) në pak ujë, 3 herë në ditë.

Latrapeci përpunohet në formë pomade në këtë mënyrë: 30 g drogë e pluhurosur përzihet në masë të njëtrajtshme me nga 15 g lanolinë e vazelinë, ku shtohen edhe 10 pika fenol. Plaga pasi lyhet me pomadë, mbështillet me napë dhe mbahet e lidhur për dy tri ditë; ky mjekim përsëritet derisa ajo të shërohet.

## RUAJTJA:

Në vende të thata e të ajrisura droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 140. TËRFILI I LIVADHEVE (lule)

(Trifolii pratensis Flos)

**Droga përbëhet nga lulesat kaptina, pa gjethe, të thara të tërfilit të livadheve (*Trifolium pratense L.*, familja Leguminosae), i cili është bimë barishtore njëvjeçare e rrallë deri e zakonshme kudo tek ne në vende barishtore. Bima ka rozetë gjethesh rrënjake dhe kërcell 15-30 cm të lartë me gjethe trishe dhe me kaptina sferike të përbëra nga lule të kuqe ose të bardha që mbështeten në brakte të mëdha; lulëzon në maj deri në shtator.**



**Tërfili i livadheve (140)**
(Trifolium pratense)



VETITË:

**Droga përmban glukozidin trikolinë, esencë, tanine, acide organike (salicilik, oksalik, kumarik, etj.), pigmente flavonike dhe rrëshinore, substanca estrogjene, etj.; ajo përdoret dhe kundër heqjes së barkut në diarre dhe si dezinfektues i lëkurës në ekzemë dhe në plagë të qelbëzuara. Në mjekësinë popullore përdoret për kompresa në shytet.**

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

**Dy lugë çaji me drogë hidhen në një enë ku shtohet 1 filxhan me ujë që zien; përmbajtja lihet 15 minuta, pastaj kullohet dhe lëngu pihet. Merren një ose dy doza të tilla në ditë.**

RUAJTJA:

Në vende të ajrisura dhe të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 141. TËRSHËRA (fryte)

(Avenae Fructus)

**Droga përbëhet nga frytet e tërshërës (*Avena sativa L.*, familja Graminaceae), e cila kultivohet në vendin tonë.**

VETITË:

Frytet e tërshërës. ndryshe nga ato të drithërave të tjera (me përjashtim të misrit) janë relativisht më të pasura në lipide (5%) dhe përmbajnë proteina (rreth

14%) glucide të ndryshme, (rreth 60%); ku kryesori është amidoni (55%). Tërshëra përmban edhe pak aveninë (ose glukovanilinë), një substancë fuqizuese (të muskulaturës së kuajve nëpërmjet eksitimit të sistemit nervor qendror) me strukturë ende të panjohur dhe një substancë estrogjene.

Tërshëra përdoret kryesisht si ushqim për kafshë; hyn në përbërjen e ushqimeve të fëmijëve. Ekstrakti i tërshërës përdoret në dobësitë e përgjithshme (asteni). Mielli i tërshërës ka veti antioksiduese; përbën një ushqim shumë të mirë për fëmijët si dhe për nënat me fëmijë në gji që nuk kanë qumësht në sasinë e duhur.

Duke përmbledhur vetitë e tërshërës, mund të thuhet se ajo është mjet fuqizues, pakëson ngacmimin, ndihmon thithjen e ushqimeve dhe ul pak presionin e ngritur të gjakut, qetëson në sistemin nervor. Tërshëra përdoret si sedative dhe forcuese në dobësi fizike e nervore; pengon dhe veprimtarinë e rritur të tiroides; përdoret në pagjumësi që vjen nga lodhja, në humbje të oreksit etj. dhe për kurë dietetike.

Supa me tërshërë, në saje të mucilagjeve përkatëse, është një ushqim i mirë për ata që kanë kaluar sëmundje të rënda. Tërshëra përdoret edhe për uljen e presionit të ngritur të gjakut.

### PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë supe me tërshërë kokërr zihen në dy gota me ujë derisa lëngu të shterojë përgjysmë, i cili pihet gjatë ditës i ndarë në tri pjesë të barabarta.

Kundër kapsllëkut dhe majasellit përdoret në mëngjes esëll 2 ose 3 filxhana me kafe të përgatitur me tërshërë të kavërdisur, të pluhurosur, ku mund të shtohet sheqer dhe pak qumësht.

---



## 142. THUNDËRMUSHKA (gjethe dhe lule)

(Farfarae Folium et Flos)

Droga përbëhet nga gjethet dhe lulet e thara të thundërmushkës (*Tussilago farfara L.*, familja Compositae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare që lulëzon ndër të parat në pranverë (shkurt-prill). Thundërmushka në fillim nxjerr kërcej të drejtë, të cilët janë me luspa vezake e heshtore dhe përfundojnë me një kaptinë të verdhë; gjethet, që dalin pas lulëzimit, janë të gjitha rrënjake, gati rrotullore si zemër, me buzë të dhëmbëzuara, në sipërfaqen e sipërme të gjelbra, kurse në të poshtmen të mbuluara me push të bardhë; bima takohet në toka argjilore dhe me lagështi, veçanërisht në vende të shembura e pa bimësi.

### VETITË:

Në saje të substancave mucilagjinoze, të esencës dhe të fitoncideve, gjethet dhe lulet e thara të thundërmushkës qetësojnë kollën e lehtësojnë nxjerrjen e gëlbazës në katarret akute të rrugëve të frymëmarrjes, jo në periudhën e inflamacionit fillestar, por në fazën e shtimit të sekretimeve dhe ndihmojnë në rrallimin e në lehtësimin e krizave të astmës. Përdoren edhe kundër gripit të rëndë dhe kollës së vazhdueshme. Gjethet kanë veprim të lehtë diuretik. Veçanërisht të efektshme janë llapatë me gjethe të freskëta kundër dhembjeve të kyçeve, reumatizmit, podagrës, goditjeve të kyçeve dhe sëmundjeve kronike të kyçeve zakonisht me karakter distrofik (artrozë). Mbi përdorimin e llapave, shih më poshtë.

### PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me drogë gjethe të thërmuara (5 g) zhytet në një gotë me ujë (150-200 g) dhe zihet 5 minuta; pastaj çaji kullohet dhe pihet i ngrohtë, i ëmbëlsuar sipas dëshirës, me mjaltë ose me sheqer.



**Thundërmushka (142)**
(Tussilago farfara)



Merren 1-2 doza të tilla në ditë. Kur përdoret drogë lule, çaji përgatitet jo me zierje, por duke i përvaluar lulet me ujë që zien.

Për largimin e dhëmbjeve të kyçeve etj., *gjethet e freskëta* të thundërmushkës përdoren si vijon: veçohen nga bishti, lahen me ujë të ftohtë dhe vendosen mbi kyçin (artikulacionin) me dy shtresa; gjethet vihen mbi kyçin me sipërfaqen e sipërme të gjelbër, mbështillen me bende dhe mbulohen me leckë të leshtë.

Nga jashtë, drogat përdoren si mjet antiflogjistik në pezmatimet e venave, në puçrra, në plagë që shërohen me vështirësi dhe në ekzema. Ndihmojnë epitelizimin pa granulim të tepëruar.

RUAJTJA:

Në vende të thata drogat ruajnë veprimin për 18 muaj.

---

## 143. TRËNDAFILI I EGËR (fryte)

(Cynosbati Fructus)

Droga përbëhet nga frytet e thara dhe të situra të trandafilit të egër (*Rosa canina L.*, familja Rosaceae), i cili është një shkurre deri 2-3 m e lartë, e shpeshtë në vendin tonë nëpër gëmushaja, gardhe etj., nga zonat e ulëta deri në 1600-2200 m. Trëndafili i egër ka gjethe teke pendore, me gjethëza vezake ose vezake-eliptike, të shogëta; lulet rozë ose bardhoshe; shtyllëzat me qime ose më rrallë të shogëta; frytet të rreme, kanë formë vezake, ngjyrë të kuqe, me bërthamë vezake të majëzuara, të forta; lulëzon në qershor-korrik, dhe frytifikon në vjeshtë.

VETITË:

Frytet e trëndafilit të egër përmbajnë sasi të mëdha vitamine C, vitaminë P, provitaminë A, acide organike, sheqer të invertuar, tanine esencë, etj. Në saje



**Trëndafili i egër (143)**
(Rosa canina)



të kësaj përmbajtjeje të larmishme, droga është përdorur prej shumë kohësh si medikament dhe si pije rifreskuese. Përdoret si mjet rrudhës kundër heqjes së barkut te fëmijët, kundër skorbutit (dobësi, anemi, prirrje për hemorragji në lëkurë e mukoza nga mungesa e vitaminës C) dhe për rritjen e rezistencës së organizmit ndaj disa sëmundjeve infektive si, p.sh., gripit etj. Frytet e trëndafilit të egër janë ndër burimet më të pasura të vitaminës C dhe rekomandohen si droga vitaminike veçanërisht në pranverë. Droga është e efektshme edhe në pezmatime të rrugëve urinare të sipërme dhe të poshtme. Çaji që përgatitet nga bërthamët përdoret më shpesh si mjet diuretik.

## PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Çaji përgatitet duke valuar 5-10 minuta në 1 gotë me ujë një lugë gjelle me fryte të coptuara. Këshillohet që frytet të hidhen në ujë në çastin kur ai fillon të ziejë (në enë cingoje) dhe zierja të bëhet e ngadalshme, sepse në këtë mënyrë ruhet pa u prishur deri në një farë shkalle vitamina C. Pas ftohjes çaji kullohet nëpër një copë nape dhe pihet menjëherë.

Doza të tilla çaji mund të merren 2-3 herë gjatë ditës.

***Shënim:***

Përmbajtja e vitaminës C rritet deri sa fryti të fillojë të piqet, kur ai ngjyroset plotësisht dhe forcohet; krahas pjekjes së tij, pakësohet edhe sasia e vitaminës C, e cila vazhdon të humbasë. Frytet e vjela para kohe nuk kanë sasinë e duhur të vitaminës C; kjo nuk shtohet më gjatë pjekjes së frytave, por pakësohet dhe gjatë ruajtjes së tyre, për një vit humbet rreth 50% e saj.

Përdoren fryte të plota ose të copëtuara dhe të pastruara nga bërthamat (akenet) dhe qimet. Çaji që përgatitet nga fryte të copëtuara (të cilat kanë shumë qime) duhet kulluar me kujdes nëpër një copë napë të ngjeshur (dendur).

## RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

## 144. TRUMZA (bar)

(Saturejae Herba)

**Droga përbëhet nga majat e lulëzuara të thara të trumzës ose shtërmenit (*Satureja montana L.*, familja Labiatae), i cili, është një gjysmëshkurre aromatike, me përhapje të gjerë në vendin tonë nëpër toka gëlqerore të zonave malore. Trumza i ka gjethet lëkurore, vezake heshtore, të qerpikta anash, me buzë të plota; lulet, 3-7 në sqetullat e gjetheve, janë të bardha, trëndafili ose vjollcë; kupa me grykë plot qime; lulëzon në korrik-tetor.**

VETITË:

Droga përmban esencë (me karvakrol e cimol), tanine etj., në saje të të cilave përdoret si mjet që nxit tretjen, largon gazet nga zorrët, nxit nxjerrjen e gëlbazës, ndalon heqjen e barkut, nxit sistemin nervor etj. Infuzi i drogës, në formë gargare, përdoret në acarimet e fytit.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një deri tri lugë kafeje me drogë të grimcuar përvlohen me një gotë me ujë që zien; ena mbulohet me kapak dhe lihet 15 minuta në qetësi. Pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu pihet i ëmbëlsuar. Merren tri doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vënde të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---





**Trumza (144)**
(Satureja montana)

## 145. ULLIRI (gjethe)

(Oleae Folium)

**Droga përbëhet nga gjethet e thara të ullirit *(Olea europea L.*, familja Oleaceae), që kultivohet gati në të gjitha krahinat me klimë mesdhetare të vendit tonë.**

VETITË:

Në saje të heterozideve (oleuropeozid dhe oleosid), të acidit glikolik etj., droga vepron shpejt dhe drejtpërdrejtë në hipertension, sidomos në fazën fillestare (në hipertoninë esenciale dhe aterosklerozë); efekti hipotensiv vjen nga veprimi i menjëhershëm i oleozidit dhe nga veprimi i vonuar dhe i tërthortë i acidit glikolik (diuretik).

Droga ka dhe veti të ulë ethet e të pakësojë sasinë e sheqerit në gjak (hipo-glicemizuese).

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

20 copë gjethe të thara zihen në 300 g ujë derisa ky i fundit të shterojë në 200 g, pastaj çaji ëmbëlsohet (sipas dëshirës) dhe pihet i ngrohtë; gjysma e sasisë pihet në mëngjez esëll dhe gjysma tjetër në mbrëmje para gjumit. Kura mund të vazhdojë 15-25 ditë dhe mund të përsëritet pas një pushimi prej disa ditësh.

RUAJTJA:

Në vënde të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.



## 146. URDHI (gjethe)

(Hederae Folium)

**Droga përbëhet nga gjethet e thara të urdhit *(Hedera helix L.*, familja Araliaceae), i cili është bimë kacavjerrëse e drunjëzuar, e zakonshme tek ne kudo, në pyje me hije, në shkëmbinj e mure dhe aty-këtu e kultivuar si shkurre zbukuruese. Urdhi i ka gjethet të këmbyera, me forma të ndryshme, të gjelbra të theksuara, lëkurore, lulet të vogla, të gjelbra, të renditura në ombrella të thjeshta; fryti është një drupë e vogël e zezë; lulëzon në shtator-tetor.**

VETITË:

Droga përmban kryesisht saponine, glukozidin hederinë, tanine; është vërtetuar edhe prania në të e acidit klorogjenik dhe e jodit; sasia e përbërësve varet nga lloji dhe vendi i rritjes së bimës.

Gjethet e freskëta shkaktojnë ngacmimin e lëkurës; në doza të larta ato mund të japin edhe helmime të lehta, ndërsa në doza të vogla zgjerojnë enët e gjakut, në doza të mëdha shkaktojnë të kundërtën, d.m.th. ngushtojnë arteriet dhe njëkohësisht ngadalësojnë rrahjet e zemrës. Gjethet e urdhit lehtësojnë gjithashtu spazmat bronkiale dhe kanë veti antinevralgjike me rezultate të mira në mialgji parastezike, shiatike, sakroiliake, reumatike, etj. Droga përdoret në formë çaji mjet që fuqizon veprimtarinë e zemrës dhe si mjet që nxit nxjerrjen e gëlbazës ose të eksudatit nga mushkëritë në pezmatimet kronike të aparatit të frymëmarrjes; përdoret edhe kundër parazitëve.

Gjethet e urdhit përdoren kryesisht nga jashtë, në formë banjash, llapash, etj., në dhembje të ndryshme reumatizmale, (shiatikut, të lumbagos), kundër kallove, fortësimit të lëkurës, si dhe si analgjezik në neurite, çibanë, celulite, etj.; veprimi nuk është vetëm antinevralgjik, por edhe mjekues.



**Urdhi (146)**
(Hedera helix)



PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Gjysmë luge çaji me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë; përmbajtja zihet 5 minuta, lihet të ftohet dhe kullohet; lëngu pihet gjatë ditës.

Nga jashtë, droga përdoret në forma të ndryshme:

— një grusht me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet 1/2 gote me uthull; përmbajtja lihet 2 ditë; pak nga kjo llapa mbështillet me një copë napë dhe vihet mbi pjesët e forcuara të lëkurës ose mbi kallo;

— disa gjethe të njoma shtypen dhe bëhen në formë qulli, i cili vihet mbi një copë nape e cila shtrihet mbi plagë të ndryshme dhe mbi ulçera varikoze.

***Shënim:***

Urdhit i përdoren edhe frytet në këtë mënyrë: 100 g fryte të shtypura hidhen në një enë ku shtohet 1 litër verë; përmbajtja lihet 7 ditë, duke e tundur herë pas here; pastaj lëngu kullohet dhe pihet në dozën 2 filxhane kafeje në ditë kundër ngacmimeve nervore, dhëmbjes së kokës dhe hidropetisë.

RUAJTJA:

Në vënde të ajrisura dhe të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 147. VADHJA E EGËR (fryti)

(Sorbi aucupariae Fructus)

**Droga përbëhet nga frytet e pjekura dhe të thara të vadhes (ose vodhes) së egër *(Sorbus aucuparia L.,* familja Rosaceae), e cila është dru deri 15 m i lartë, i zakonshëm tek ne nëpër pyje, veçanërisht të zonave malore; kultivohet nëpër kopshte e parqe.**



Vadhja e egër (147)
(Sorbus aucuparia)



**Vadhja e egër i ka gjethet e këmbyera, teke pendore, me 13-31 gjetheza përfundi asimetrike (të zgjatura me dhëmbëza të mprehta); lulet i ka të verdha, me erën e bajames së hidhur, të renditura në vastakë; frytet i ka baka të rrema, me lëng dhe me ngjyrë të kuqe; lulëzon në maj-qershor dhe frutifikon me gusht-tetor.**

## VETITË:

Droga përmban vitaminat P e C, karotenoidin sorbusinë, acidet sorbinik e parasorbinik, si dhe mjaft acide të tjera organike, tanine, pektina, sheqerna etj. Frytet kanë veti laksative të lehtë dhe diuretike. Në saje të këtyre vetive përdoren si mjet që rregullon veprimtarinë e zorrëve, si gjatë kapsllëkut, ashtu dhe gjatë heqjes së barkut; këshillohet dhe si nxitës i të urinuarit tek fëmijët. Është provuar, gjithashtu, veprimi i fryteve në pezmatimet e rrugëve të sipërme të frymëmarrjes. Frytet e vadhës së egër përdoren edhe si drogë polivitaminike në rastet e pakësimit dhe të mungesës së vitaminave në organizëm.

Duhet të tregohet kujdes në përdorimin e fryteve të freskëta, sepse ato mund të shkaktojnë helmim; acidi parasorbinik është gjithashtu deridiku i dëmshëm për organizmin.

## PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me fryte të copëtuara hidhen në një enë ku shtohet një filxhan çaji me ujë që zien; përmbajtja lihet të qëndrojë për 30 minuta, duke e tundur herë pas here, pastaj ajo kullohet dhe lëngu pihet gjatë ditës.

## RUAJTJA:

Në vende të thata e të ajrisura droga ruan veprimin për 12 muaj.

---

## 148. VALERIANA (rrënjë)

### (Valerianae Radix)

Droga përbëhet nga rizoma me rrënjë të valerianës ose haraqinës (*Valeriana officinalis L.*, familja Valerianaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare që tek ne takohet e rrallë në vende barishtore e në pyje të çlirta të zonës së dushkut e të ahut. Valeriana në vitin e parë nxjerr vetëm gjethe rrënjake, ndërsa në vitin e dytë kërcellin deri 1-1,5 m, të degëzuar në pjesën e sipërme; gjethet i ka tek pendore, lulet me ngjyrë rozë të zbetë, aromatike, të renditura në lulesë melthi; lulëzon nga qershori në korrik-gusht.

VETITË:

Droga përmban kryesisht esencë të pasur me kamfen, pinen, seskuiterpene, azulen etj., alkaloidet hatinin e valerin (vetëm në rrënjët e freskëta) dhe estere të acideve të ndryshme si, p.sh., të acidit valerianik, valepotriate, alkoole e ketone, p.sh. valenol etj. Acidi valerianik liron erën specifike të drogës. Valeriana ka veti qetësuese dhe hipnotike të lehta. Përdoret si sedativ dhe spazmolitik në pagjumësi të shkaktuara nga sforcime nervore dhe nga lodhje. Droga përdoret, gjithashtu, për të lehtësuar rrahjet e forta të zemrës, në neuroza të stomakut e të zorrëve, si dhe në rastet e fryrjes së zorrëve nga gazet.

Veprimi neurosedativ i drogës i kushtohet, kryesisht, pranisë së estereve dhe, në veçanti, valepotriateve. Valeriana vepron në të njëjtën mënyrë si rezerpina ose fenotiazinat, por në një shkallë më të dobët.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë çaji me drogë të grimcuar hidhet në një enë ku shtohet gjysmë gote me ujë që zien, ena mbulohet me kapak dhe lihet të qëndrojë 30 minuta; pas kullimit çaji pihet; merren 2 ose 3 doza të tilla në ditë.





**Valeriana (148)**
(Valeriana officinalis)

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 149. VERRIU I ZI (lëvore e gjethe)

(Alni Cortex et Folium)

Drogat përbëhen nga lëvoret e degëve të reja dhe nga gjethet të thara të vërriut të zi *(Alnus glutinosa* /L./ Gaetern., familja Betulaceae), i cili është një shkurre ose dru me lëvore të murrët, i zakonshëm tek ne deri në 1600 m lartësi. Verriu i zi i ka gjethet vezake të përmbysta si pykë ose gati të rrumbullakëta, shyte ose anëngrënë në maje, dyfish të dhëmbëzuara pa rregull, me 5-8 damarë anësorë; lulëzon në shkurt-mars.

VETITË:

Të dy drogat janë të pasura me tanine; lëvorja përmban një lëng ngjyruese etj. Në saje të përbërësve si lëvorja, ashtu edhe gjethet e verriut përdoren për mjekimin e mukozës së pezmatuar të gojës, për ndalimin e hemorragjisë nga mishrat e dhëmbëve, për shplarje vaginale në leukore etj. Nga mjekësia popullore, lëvorret e verriut këshillohen edhe për mjekimin e djegieve.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë kafeje me drogë të grimcuar hidhen në një enë ku shtohet një gotë me ujë; përmbajtja zihet për 5 minuta; pas ftohjes, ajo kullohet dhe lëngu përdoret për larjen e sipërfaqeve të dëmtuara, për gargarë etj.



RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura drogat ruajnë veprimin për 2 vjet.

---

## 150. VIDHI (lëvorja)

(Ulmi Cortex)

Droga përbëhet prej lëvoreve të thara të degëve të reja të vidhit *(Ulmus campestris* L., familja Ulmaceae), i cili është një dru, që tek ne, takohet i zakonshëm në shkurre, pyje etj. të zonave fushore. Vidhi i ka gjethet vezake me bazë josimetrike, me buzë dyfish të sharruara, të rrudhura; lulëzon në shkurt-mars.

VETITË:

Në saje të substancave regjëse (tanine rreth 3%) dhe mucilagjinoze, lëvorja e vidhit përdoret në çrregullimet e aparatit tretës, kundër diarresë, katarreve kronike të zorrës së trashë dhe në sëmundje të lëkurës (dermatite). Mjekësia popullore e përdor për mjekimin e djegieve dhe të dermatozave të ndryshme.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Për sëmundjet e traktit tretës (heqje barku etj.), droga përdoret në formë çaji që përgatitet duke zier një grusht me drogë në 1 litër ujë; pihet në masën 2-3 gota në ditë.

Për mjekimin e dermatozave merren 130 g drogë, copëtohen, zhyten në 2 litra ujë, zihen deri sa sasia e ujit të përgjysmohet dhe në fund lëngu kullohet. Nga ky lëng pihen 200 g në mëngjes dhe në mbrëmje.

Mjekësia popullore, lëngun e vakët e përdor edhe për të lyer disa herë në ditë vendin e djegur.

---

## 151. VISHNJA DHE QERSHIJA (bishta)

(Cerasi Petiolus)

Droga përbëhet nga bishtat e tharë të fryteve të vishnjes (*Cerasus vulgaris* Mill.) dhe të qershisë (*Cerasus avium* L., (Moench) (familja Rosaceae), të cilët janë drurë frytorë, të kultivuar thuajse kudo në vendin tonë.

VETITË:

Bishtat e vishnjeve dhe të qershive në saje të taninеve përdoren si astringjentë, kurse në saje të kripërave të potasit dhe të heterozideve flavonike përdoren si nxitës urinarë, duke ndihmuar kështu veprimtarinë e veshkave (në rastet kur diuretikët e tjerë kanë qenë të paefektshëm) dhe për të mjekuar rrugët urinare të acaruara.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

30 g bishta vishnje të thata zhyten në 1 litër ujë dhe lihen kështu për 2 orë, pastaj zihen 5-10 minuta dhe lëngu që fitohet pihet brenda 1 ose 2 ditëve.

RUAJTJA:

Në vënde të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 152. VJESHTULLA E BARDHË (degë e gjethe)

(Visci Herba)

Droga përbëhet nga degët me gjethe të thara, të vjeshtullës së bardhë (*Viscum album* L., familja Loranthaceae), e cila është shkurre me blerim të përhershëm që tek ne paraziton jo vetëm në drurët e bredhit dhe të pishës, por edhe në drurë të tjerë. Vjeshtulla është me degë të gjelbra, me gjethe të forta, të tulta,





Vjeshtulla (152)
(Viscum album)

të zgjatura, me buzë të plota, pa bisht dhe të kundërdrejtuara; lulet i ka dioike të verdha të gjelbra, frytet (baka të rreme) rruzullore, ngjitëse, me një farë brenda; lulëzon në mars-maj.

VETITË:

Droga përmban substanca që veprojnë kryesisht në uljen e presionit të gjakut (si p.sh. kolinë, acetilkolinë etj.), substanca që qetësojnë zemrën gjatë çrregullimeve nervore (si viskotoksinë, acid oleanik) etj. Në saje të përbërjes së saj, droga rekomandohet, në radhë të parë, për trajtimin e formave të ndryshme të hipertensionit (hipertension arterial nga ateroskleroza, nga hipertiroidizmi etj.), ku vepron si mjet që largon shenjat e sëmundjes. Në trajtimin e aterosklerozës, vjeshtulla mund të përdoret jo vetëm për të luftuar hepertensionin, por edhe si mjet që pakëson kolesterolin në gjak. Disa autorë kanë provuar se vjeshtulla jep rezultate të mira edhe në hipertensionin e ndërlikuar me nefrit dhe glomerulonefrit, ku janë vënë re përmirësime të theksuara të albuminurisë. Me këtë drogë janë arritur rezultate të mira edhe në albuminurinë e periudhës së shtatzënisë. Vjeshtulla ka edhe veti të nxitë urinimin duke ndikuar, kryesisht, në jashtëqitjen e uresë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Në familje, droga mund të përdoret kryesisht në formë pluhuri e çaji.

Në formë pluhuri përdoret 1-2 g drogë e grimcuar imët tri deri katër herë në ditë.

Në formë çaji përgatitet në këtë mënyrë: 8 g drogë të grimcuara imët hidhen në një enë ku shtohet 1/2 litre ujë të ftohtë dhe lihet 1 deri 2 ditë; pas kësaj kohe përmbajtja kullohet dhe çaji përdoret 3-4 herë në ditë në masën një gotë uji; çaji mund të ëmbëlsohet, sipas dëshirës, me sheqer ose mjaltë.



RUAJTJA:

Në vende të freskëta dhe të thata droga ruan veprimin për 2 vjet.

---

## 153. ZHUMBRICA (bar)

### (Serpylli Herba)

Droga përbëhet nga bari i lulëzuar dhe i tharë i zhumbricës (*Thymus longicaulis* Presl., sin *Th. serpyllum* Hal., familja Labiatae), i cili është një bimë barishtore shumëvjeçare, e përhapur në shkallë të gjerë tek ne në vende të thata gurishtore dhe në vende të veshura me bar, nga fusha deri në zonat malore. Zhumbrica ka kërcell shumë të degëzuar që zvarritet për tokë, por me degëza të shumta që ngrihen përpjetë, të pajisura me gjethe vezake të zgjatura ose heshtake dhe me lule të vogla manushaqe, të kuqërreme (rrallë të bardha), të renditura në vile të rreme, të afruara në një kaptinë të ndërprerë; është shumë aromatike; lulëzon thuajse tërë verën.

VETITË:

Bari i zhumbricës, në saje të esencës (me timol etj), tanineve, substancave të hidhura, flavoneve, substancave fitoncide etj. ndihmon në nxjerrjen e gëlbazës, në shtimin e rrjedhjes së lëngut të stomakut, në përmirësimin e tretjes, në qetësimin e spazmave të muskulaturës së lëmuar dhe në përmirësimin e çrregullimeve të stomakut e të zorrëve. Në përgjithësi, këshillohet në sëmundjet e rrugëve të frymëmarrjes dhe në kollën e bardhë. Këshillohet edhe në çrregullime të stomakut dhe në fryerje të zorrëve.

Në formë kompresash ose banjash, droga përdoret për mjekimin e plagëve të qelbëzuara.

---



**Zhumbrica (153)**
(Thymus longicaulis)



PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë kafeje me drogë të grimcuar zhyten në një gjysmë gote me ujë të valuar; ena mbulohet me kapak; përmbajtja lihet 15 minuta, pastaj ajo kullohet dhe lëngu pihet i ngrohtë dhe i ëmbëlsuar, sipas dëshirës, me mjaltë ose sheqer. Merren një deri tri doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata droga ruan veprimin për 18 muaj.

---

KAPITULLI VI

# PËRZIERJE DROGASH MJEKËSORE ME VEPRIM TË CAKTUAR (SPECIE)

## 154. PËRZIERJE ZBUTËSE DHE ANTISEPTIKE

(Species Emollientes Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Lule kamomili | (Flores Chamomillae) | 20% |
| Gjethe mëllage të bardhë | (Folium Althacae) | 20% |
| Lule mëllage | (Flores Malvae) | 20% |
| Farë liri | (Semen Lini) | 40% |

VETITË:

Kombinimi i drogave të mësipërme i jep species veti zbutës, d.m.th. veti që të pakësojë inflamacionin e indeve të acaruara të mukozave dhe të lëkurës.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

— Dy lugë çaji ( 5 g) nga përzierja e drogave të mësipërme hidhen në një enë ku shtohen 150 g (1 gotë) ujë të ftohtë; përzjerja lihet 8 orë. Pastaj lëngu kullohet dhe ruhet. Në mbetjen bimore hidhen 150 g ujë të valuar dhe përzierja zihet për pak kohë. Pas pak çaji i zier kullohet dhe përzihet me lëngun e parë. Çaji pihet në dy doza, në mëngjes dhe në darkë.

RUAJTJA:

Në vende të thata specia ruan veprimin për 18 muaj.

*Shënim:*

Kundër acarimit të fytit, me të njëjtën mënyrë përgatitjeje, mund të jepet edhe përzierja që vijon:

| | | |
|---|---|---|
| Gjethe thundërmushke | (Farfarae Folium) | 20% |
| Fryte kopre | (Foeniculi Fructus) | 10% |
| Gjethe mendre | (Menthae piperitae Folium) | 10% |
| Lule kamomili | (Chamomillae Flos) | 10% |
| Gjethe shërbele | (Salviae Folium) | 15% |
| Bar podiqeje | (Agrimoniae Herba) | 20% |
| Rrënjë mëllage të bardhë | (Althaeae Radix) | 15% |

## 155. PËRZIERJE KUNDËR ASTMËS BRONKIALE

(Antiasthmaticum Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Gjethe helmarine | (Belladonnae Folium) | 20% |
| Gjethe tatulli | (Stramonii Folium) | 60% |
| Gjethe matergone | (Hyoscyami Folium) | 10% |
| Nitrat potasi | (Kalium nitricum) | 10% |

VETITË:

Tymi që lirohet gjatë djegies së drogave të mësipërme ka veti të zgjerojë bronket e mushkërive, prandaj përdoret kundër gulçimit (astmës bronkiale).



PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Përzierja e bimëve të mësipërme pihet sipas nevojës, në formë cigaresh; përzierja mund të futet në çibuk dhe të pihet (tymoset) 2-3 herë në ditë. Përzierja e mësipërme mund të përdoret edhe duke djegur një sasi pluhuri në një lugë dhe duke thithur tymin që lirohet.

RUAJTJA:

Në vende të thata specia ruan veprimin për 18 muaj.

*Shënim:*

Si çaj kundër astmës bronkiale rekomandohet edhe përzierja e drogave që vijojnë:

| | | |
|---|---|---|
| Rrënjë mëllage të bardhë | (Althaeas Radix) | 30% |
| Bar xhumbrice | (Thymi longicauli Herba | 20% |
| Bar pezmi (bishtamithit) | (Millefolii Herba) | 15% |
| Gjethethundërmushke | (Farfarae Folium) | 15% |
| Lule mëllage | (Malvae Flos) | 16% |
| Lule lavandule | (Lavandulae Flos) | 5% |

Rrënja e mëllagës së bardhë, gjethja e thundërmushkës dhe lulet e mëllagës përmbajnë shumë mucilagje dhe substanca të tjera që ndihmojnë në mjekimin e astmës bronkiale. Gjethja e thundërmushkës është e efektshme kundër astmës, veçanërisht në fazën e afrimit të krizës. Zhumbrica, lavandula dhe bari i pezmit, në saje të esencave dhe të lëndëve të tjera që kanë, plotësojnë veprimin antiastmatik. Çaji i mësipërm, po të përdoret rregullisht, jep rezultate të mira kundër astmës bronkiale. Për këtë qëllim, dy lugë supe nga përzierja e drogave, hidhen në një enë ku shtohen 500 g ujë të ftohtë; ena mbulohet, përmbajtja zihet 5 minuta, lihet 1 orë për t'u ftohur, pastaj kullohet dhe lëngu pihet 4 herë në ditë nga një gotë para buke, i ëmbëlsuar me mjaltë ose sheqer.

## 156. PËRZIERJE FAMILJARE

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Gjethe manaferre | (Rubi fruticosi Folium) | 20% |
| Gjethe mjedhre | (Rubi idaei Folium) | 20% |
| Fryte trëndafili të egër | (Cynosbati Fructus) | 40% |
| Lule netulle | (Verbasci Flos) | 8% |
| Bar zhumbrice | (Serpylli Herba) | 12% |

VETITË:

Gjethet e mjedhrës e të manaferrës dhe frytet e trëndafilit të egër, në saje të vitaminës C dhe të acideve organike, i japin çajit shije të këndshme, kurse bari i zhumbricës, në saje të esencës, i jep atij aromë të mirë. Specia ka veti rifreskuese e rrit qëndresën e organizmit ndaj shumë sëmundjeve dhe e kombinuar me barëra të tjera, ndihmon në shërimin e sëmundjeve të ndryshme.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me specie shytet në 250 g ujë të valuar, ena mbulohet me kapak dhe lihet për ftohje gjysmë ore, duke e tundur herë pas here; përmbajtja kullohet dhe lëngu embëlsohet sipas dëshirës, me mjaltë ose sheqer.

Çaji i porsapërgatitur pihet disa herë në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata specia ruan veprimin për 2 vjet.



## 157. PËRZIERJE KUNDËR ACARIMIT TË FYTIT

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Gjethe thundërmushke | (Farfarae Folium) | 20% |
| Fryte kopre | (Foeniculi Fructus) | 10% |
| Gjethe mendre (dhiozmë) | (Menthae piperitae Folium) | 10% |
| Lule kamomili | (Chamomillae Flos) | 10% |
| Gjethe sherbele | (Salviae Folium) | 15% |
| Bar podiqeje | (Agrimoniae Herba) | 20% |
| Rrënjë mëllage të bardhë | (Athaeae Radix | 15% |

VETITË:

Gjethet e mendrës e të sherbelës, lulet e kamomilit dhe frytet e koprës, në saje të esencës dhe të substancave të tjera, kanë veti dezinfektuese dhe frenuese për infeksionet e zakonshme të fytit. Bari i podiqes shton veprimin e species kundër acarimit të fytit.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me specie hidhet në një enë ku shtohen 200 g ujë të valuar; ena mbulohet me kapak dhe lihet dy orë duke e tundur herë pas here; pastaj çaji kullohet dhe përdoret për të shpëlarë fytin disa herë në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata e të freskëta specia ruan veprimin për 18 muaj.

## 158. PËRZIERJE PËR GARGARË

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Gjethe sherbele | (Salviae Folium) | 35% |
| Gjethe mendre | (Menthae piperitae Folium) | 30% |
| Lule kamomili | (Chamomillae Flos) | 35% |

VETITË:

Drogat e mësipërme, në saje të esencave dhe të tanineve, kanë veti dezinfektuese dhe veprojnë kundër infeksioneve të fytit.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me specie zhytet në 20 g ujë të valuar; ena mbulohet me kapak dhe lihet 2 orë, duke e tundur herë pas here; pastaj çaji kullohet dhe përdoret për gargarë disa herë në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të freskëta specia ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 159. PËRZIERJE PËR ZBUTJEN E KOLLËS

(Species Althaeae Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Gjethe mëllage të bardhë | (Althaeae Folium) | 55% |
| Rrënjë mëllage të bardhë | (Althaeae Radixi) | 25% |
| Lule mëllage | (Malvae Flores) | 5% |
| Lule bliri | (Tiliae Flores) | 15% |



VETITË:

Rrënja dhe gjethet e mëllagës së bardhë dhe lulet e mëllagës përmbajnë substanca mucilagjinoze (jargëzuese) etj., të cilat zbusin dhe qetësojnë kollën, kurse lulet e blirit, në saje të esencës dhe të heterozidëve ndihmojnë gjithashtu, në sëmundje të shkaktuara nga të ftohtit, që shoqërohen me temperaturë (rrufë, kollë etj;).

Përzierja e drogave përdoret në formën e çajit me rezultate të mira jo vetëm në zbutjen e gëlbazës dhe të kollës, por edhe në sëmundjet e gojës dhe të fytit (në formë gargare).

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë supe (10 g) me specie hidhen në një enë ku shtohen 200 g (2 tasa) ujë të ftohtë, ngrohen, lihen të ziejnë 5 minuta, pastaj lëngu kullohet dhe ëmbëlsohet me mjaltë ose sheqer. Çaji i freskët, në dozë si më sipër, pihet 3-5 herë në ditë i ngrohtë.

Çaji i paëmbëlsuar mund të përdoret për gargarë.

RUAJTJA:

Në vende të thata specia ruan veprimin për 18 muaj.

***Shënim:***

Për të njëjtin qëllim, me të njëjtën mënyrë përgatitjeje e përdorimi, mund të jepet edhe çaji që vijon:

| | | |
|---|---|---|
| Lule netulle | (Verbasci Flos) | 10% |
| Lule mëllage | (Malvae Flos) | 10% |
| Lule mëllage të bardhë | (Althaeae Folium) | 10% |
| Gjethe thundërmushke | (Farfarae Folium) | 10% |
| Bar zhumbrice | (Thymi longicauli Herba) | 10% |
| Fryt anasoni | (Anisi Fructus) | 5% |
| Rrënjë mëllage të bardhë | (Althaeae Radix) | 20% |
| Rrënjë komballi | (Glycyrrhizae Radix) | 25% |

## 160. PËRZIERJE KUNDËR KOLLËS DHE INFLAMACIONEVE TË RRUGËVE TË FRYMËMARRJES

(Species Pectorales Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Lule mëllage | (Malvae Flores) | 1,25% |
| Lule lulëkuqeje | (Rhoeados Flores) | 1,25% |
| Elb | (Hordei Fructus) | 12,50% |
| Rrënjë mëllage të bardhë | (Altheaeae Radix) | 12,50% |
| Gjethe mëllage të bardhë | (Althaeae Folium) | 12,50% |
| Gjeth sherbele | (Salviae Folium) | 12,50% |
| Lule bliri | (Tiliae Flores) | 10,00% |
| Gjethe thundërmushke | (Farfarae Folium) | 10.00% |
| Bar Zhumbrice | (Thymi longicauli Herba) | 12,50% |
| Bar rigoni | (Origani Herba) | 10,00% |
| Fryt kopre | (Foeniculi Fructus) | 5,00% |

VETITË:

Rrënjët dhe gjethet e mëllagës së bardhë, lulet e mëllagës, lulëkuqja, gjethet e thundërmushkës etj., përmbajnë mucilagje dhe lëndë të tjera që lehtësojnë kollitjen. Zhumbrica, sherbela, rigoni, kopra dhe bliri, në saje të esencës, ndihmojnë në mjekimin e rrugëve të acaruara të frymëmarrjes. Lulëkuqja është qetësuese e lehtë, kurse elbi fuqizues i qarkullimit të gjakut dhe i frymëmarrjes. Këto droga, të kombinuara së bashku, mbrojnë më mirë mukozën nga ngacmimi dhe infektimi dhe kanë veti dezinfektuese dhe qetësuese. Prandaj, kombinimi i drogave të mësipërme në formë çaji ndihmon në qetësimin e kollës dhe në mjekimin e rrugëve të acaruara të frymëmarrjes.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me specie hidhet në një enë ku shtohen 200 g ujë të ftohtë; përmbajtja zihet 5 minuta, pastaj kullohet. Çaji rekomandohet të pihet i ngrohtë, 3-5 herë në ditë, i ëmbëlsuar me sheqer ose mjaltë.



RUAJTJA:

Në vende të thata specia ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 161. PËRZIERJE PËR OREKS

(Species Amaricanthes Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Bar pelini | (Absinthii Herba) | 32% |
| Bar kinëfushe | (Centauri Herba) | 32% |
| Lëvore portokalli | (Aurantii Cortex) | 18% |
| Rrënjë sanzi | (Gentianae Radix) | 18% |

VETITË:

Bari i pelinit, i kinëfushës dhe rrënja e sanzit përmbajnë substanca të hidhura, të cilat shquhen jo vetëm nga vetitë që ato kanë për hapjen e oreksit, por edhe nga vetitë për rritjen e aftësisë mbrojtëse të vetë organizmit, për përmirësimin e rrjedhjes së tëmthit etj. Lëvorja e portokallit, krahas substancave të hidhura, përmban edhe një esencë, e cila i jep species erë të këndshme.

Specia «për hapjen e oreksit» përbëhet nga përzierja e drogave të mësipërme, me shije të hidhur, të cilat, të kombinuara së bashku, përmirësojnë rrjedhjen e lëngut të stomakut. Për këtë arsye, çaji rekomandohet në rastet e humbjes ose të pakësimit të oreksit dhe për përmirësimin e tretjes së ushqimeve.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë supe (10 g) me specie hidhen në një enë ku shtohen 200 g ujë; përzjerja zihet 5-10 minuta. Pas pak kohe, çaji kullohet dhe pihet brenda ditës, 1/2 ore para buke, nga një tas dy herë në ditë.

RUAJTJA:

Në vënde të thata specia ruan veprimin për 18 muaj.

***Shënim:***

Si çaj kundër anemisë, që përdoret dhe përgatitet ashtu si çaji i mësipërm, mund të rekomandohet edhe çaji i përzierjes së drogave që vijojnë:

| | | |
|---|---|---|
| Rizomë kashtëfryze | (Calami Rhizoma) | 20% |
| Rrënjë radhiqeje | (Taraxaci Radix) | 20% |
| Fryt mjedhre | (Rubi idaei Fructus) | 15% |
| Lule kulumbrie | (Pruni spinosae Flos) | 15% |
| Bar hisli | (Urticae Herba) | 30% |

## 162. PËRZIERJE KUNDËR DHEMBJEVE DHE ÇRREGULLIMEVE TË STOMAKUT

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Lule kamomili | (Chamomille Flos) | 30% |
| Gjethe milce | (Melissae Folium) | 20% |
| Gjethe mendre (dhiozmë) | (Manthae piperitae Folium) | 20% |
| Rrënjë valeriane | (Valerianae Radix) | 30% |

Lulja e kamomilit, gjethja e mendrës dhe ajo e milcës përmbajnë esencë dhe substanca të tjera, të cilat veprojnë kundër gazeve të zorrëve dhe çrregullimeve të stomakut. Rrënja e valerianës, në saje të vetive qetësuese, ndihmon në zbutjen dhe në largimin e çrregullimeve të stomakut.

Përzierja, si më sipër, e drogave bimore mjekësore i jep çajit veti që të përmirësojë çrregullimet e stomakut dhe të zorrëve të shkaktuara nga prania e gazeve ose nga sëmundjet e aparatit tretës.



PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë kafeje me specie hidhen në një enë ku përvalohen me 200 g ujë që zien; ena mbulohet me kapak, lihet të ftohet dhe pastaj lëngu kullohet.

Çaji i porsapërgatitur pihet. Merren 3 doza të tilla në ditë gjysmë ore para buke.

RUAJTJA:

Në vende të thata specia ruan veprimin për 18 muaj.

## 163. PËRZIERJE KUNDËR ACARIMIT TË FSHIKËZËS SË TËMTHIT

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Bar podiqeje | (Agrimoniae Herba) | 15% |
| Bar bishtamithi | (Millefolli Herba) | 20% |
| Bar kinëfushe | (Centauri Herba) | 6% |
| Gjethe milce | (Melissae Folium) | 10% |
| Bar basani | (Hyperici Herba) | 10% |
| Gjethe sherbele | (Salviae Folium) | 25% |
| Lëvore drunakuqi | (Frangulae Cortex) | 6% |
| Gjethe mendre (dhiozmë) | (Menthae piperitae Folium) | 8% |

VETITË:

Drogat e mësipërme janë të padëmshme dhe ndihmojnë në mjekimin e acarimit të tëmthit. Bari i pezmit, kinëfushës, podiqes, gjethet e mendrës dhe drogat e tjera që hyjnë në përbërjen e çajit vetë ose të përzier, përmirësojnë gjendjen e acaruar të tëmthit dhe funksionin e organit të sëmurë. Përdorimi i rregullt i këtij çaji jep efekt të mirë e të sigurt. Acarimi i tëmthit është

sëmundje e shpeshtë dhe e rëndë, e cila mund të përmirësohet dhe të shërohet kur trajtohet me drogat e kombinimet që u përmendën më lart.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe me çaj zhytet në dy gota (300 g) ujë të valuar; ena mbulohet, lihet derisa të ftohet dhe, pastaj, përmbajtja kullohet. Pihet 2-3 herë në ditë, para buke.

RUAJTJA:

Në vende të thata e të freskëta specia ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 164. PËRZIERJE KUNDËR ACARIMIT TË RRUGËVE TË TËMTHIT

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Bar podiqeje | (Agrimoniae Herba) | 15% |
| Lule ake | (Helichrysi Flos) | 15% |
| Lule kamomili | (Chamomillae Flos) | 12% |
| Lëvore drunakuqi | (Frangulae Cortex) | 30% |
| Gjethe mendre (dhiozmë) | (Menthae piperitae Folium) | 20% |
| Bar pelini | (Absinthii Herba) | 8% |

VETITË:

Bari i podiqes, lulja e akes dhe lëvorja e drunakuqit, vetëm ose të kombinuar janë mjaft të efektshëm kundër sëmundjeve të tëmthit; për këtë qëllim janë përdorur qysh prej shumë kohësh. Lulja e kamomilit, gjethja e mendrës dhe bari i pelinit përmbajnë esencë, substanca të hidhura, tanine dhe substanca që plotësojnë veprimin e drogave të tjera duke e bërë çajin më të efektshëm kundër sëmundjeve të tëmthit. Përzierja e bimëve të mësipërme mjekësore ndihmon në mjekimin e acarimit të fshikëzës dhe të rrugëve të tëmthit. Përdorimi i çajit nxit rrjedhjen e tëmthit, ndihmon në zgjerimin e kanaleve dhe në zbrazjen e tij më të plotë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë supe specie hidhet në një enë ku shtohen dy gota (300 g) ujë të valuar; ena mbulohet me kapak dhe lihet në qetësi gjysmë ore; përmbajtja kullohet dhe lëngu ëmbëlsohet sipas dëshirës. Çaji i porsapërgatitur pihet në masën 2 deri 3 doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata specia ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 165. PËRZIERJE KUNDËR URINIMIT TË FËMIJËVE NË GJUMË

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Bar shtrapëre | (Bursae pastoris Herba) | 20% |
| Bar pate | (Polygoni avicularis Herba) | 20% |
| Bar këputje | (Equiseti Herba) | 20% |
| Bar lule basani | (Hyperici Herba) | 20% |
| Rrënjë valeriane | (Valerianae Radix) | 20% |

VETITË:

Specia përbëhet nga drogat bimore, të cilat, të përziera, si më sipër, janë të efektshme kundër urinimit të fëmijëve në gjumë. Bimët që hyjnë në përbërjen e çajit janë të padëmshme. Çaji duhet të përdoret vazhdimisht derisa të zhduket plotësisht sëmundja.

PËRDORIMI E PËRGATITJA:

Një lugë supe me specie hidhet në një enë ku shtohet 1 gotë me ujë të valuar; ena mbulohet me kapak, lihet në qetësi dy orë, pastaj përmbajtja kullohet dhe lëngu i porsapërgatitur, i ëmbëlsuar me sheqer ose me mjaltë, pihet 1-2 herë në ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata specia ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 166. PËRZIERJE KUNDËR ACARIMIT TË VESHKAVE DHE TË RRUGËVE URINARE

(Species Diureticae Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Gjethe mështekne | (Folium Betulae) | 20% |
| Rizomë grami | (Rhizoma Graminis) | 20% |
| Mustaqe misri | (Stigmata Maydis) | 20% |
| Fryte dëllinje | (Fructus Juniperi) | 10% |
| Qepë deti | (Bulbus Scillae) | 10% |



VETITË:

Kombinimi i bimëve mjekësore i jep çajit veti të mira kundër acarimit të veshkave dhe të rrugëve urinare. Në saje të drogave që përmban, çaji kundër acarimit të veshkave dhe të rrugëve urinare ka veti antiseptike, dezinfektuese dhe diuretike.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë supe (10 g) me specie hidhen në një enë ku shtohen dy gota (300 g) me ujë të ftohtë, të cilat lihen në qetësi gjatë natës. Në mëngjes, lëngu (i cili ruhet veçant) kullohet; në mbetjen e bimëve shtohen 3 gota me ujë (450 g), dhe zihen 5 minuta. Pas ftohjes, çaji kullohet, përzihet me lëngun e parë (gjithsejt rreth 750 g çaj lëng), ndahet në 3 pjesë dhe pihet i vakët, i paëmbëlsuar, para ose pas bukës.

RUAJTJA:

Në vende të thata specia ruan veprimin për 18 muaj.

*Shënim:*

Për të njëjtin qëllim, me të njëjtën mënyrë përgatitjeje e përdorimi mund të rekomandohet edhe përzierja e drogave që vijojnë:

| | | |
|---|---|---|
| Bishta qershije | (Cerasi Stipites) | 5% |
| Lëvozhga fasulesh | (Phaseoli Legumen) | 5% |
| Bar shtrapëri | (Bursa pastoris Herba) | 10% |
| Bar krisanteme | (Tanaceti Herba) | 5% |
| Fryte dëllinje | (Juniperi Fructus) | 15% |
| Gjethe gërdeci të rëndomtë | (Uvae ursi Folium) | 17% |
| Rrënjë gjuhënusje | (Ononidis Radix) | 10% |
| Gjethe hislli | (Urticae Folium) | 13% |
| Gjethe mendre (dhiozmë) | (Menthae piperitae Folium) | 5% |
| Rrënjë radhiqeje | (Taraxaci Radix) | 15% |

---

## 167. PËRZIERJE PËR DOBËSIM

(Species Obesitae Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Fryte dëllinje të zezë | (Juniperi Fructus) | 20% |
| Mustaqe misri | (Maydis Stigma) | 20% |
| Rrënjë gjuhënuseje | (Ononidis Radix) | 10% |
| Gjethe senameqi | (Sennae Folium) | 20% |
| Lëvore drunakuqi | (Frangulae Cortex) | 10% |
| Bar bishtamithi | (Millefolii Herba) | 20% |

VETITË:

Nga përzierja e këtyre bimëve përftohet një çaj, i cili përdoret për pastrimin e organizmit nëpërmjet nxitjes së urinimit, të të dalit jashtë dhe të djersitjes.

Mustaqet e misrit, frytet e dëllinjës së zezë dhe rrënjët e gjuhënuses, meqenëse shtojnë diurezën, ndihmojnë në mënjanimin e ujit nga indet dhe ndikojnë në rënien në peshë. Lëvorja e drunakuqit dhe gjethet e senameqit, në saje të antrakioneve, kanë veti laksative, nxisin prodhimin e tëmthit dhe shtojnë rrjedhjen e tij, duke përmirësuar, kështu, funksionet e mëlçisë. Veprimi i fundit përforcohet edhe nga prania në çaj e barit të bishtamithit, i cili qetëson ngërçet që japin kriza në mëlçinë e zezë, nxit rrjedhjen e tëmthit, etj.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me specie hidhet në një enë ku shtohet një gotë me ujë; përmbajtja zihet 15 minuta dhe çaji kullohet; pihen 2-3 doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vendet e thata dhe të ajrisura specia ruan veprimin për 18 muaj.



## 168. PËRZIERJE KUNDËR DIABETIT

(Species Antidiabeticae Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Gjethe boronice | (Myrtilli Fructus) | 20% |
| Lëvozhga fasuleje | (Phaseoli Legumina) | 20% |
| Gjethe manaferre | (Rubi fruticosi Folium) | 15% |
| Bar radhiqeje | (Taraxaci Herba) | 10% |
| Gjethe hislli | (Urticae Folium) | 15% |
| Bar qerbashi mjekësor | (Galegae Herba) | 20% |

VETITË:

Në këtë çaj janë përzier bimë që veprojnë drejtpërdrejt në uljen e sheqerit në gjak, me bimë që veprojnë në gjëndrat në tërësi. Bari i qerbashit mjekësor ka veti hipoglicemizuese, në saje të alkaloidit galeginë (derivat i guanidinës) që ndodhet më me shumicë në farat e bimës. Mjaft të efektshme kundër diabetit janë gjethet e hithrës (vërtetuar eksperimentalisht) dhe ato të boronicës kur përdoren në formën e çajit. Lëvozhgat e fasules, në saje të kripërave minerale, të aminoacideve etj., krahas veprimit antidiabetik, i japin çajit edhe veti diuretike e dliruese, të cilat përforcohen edhe nga prania e barit të radhiqes (luleshurdhës). Kjo përzierje e bën çajin të efektshëm për mjekimin e formave të lehta të sëmundjes së sheqerit.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me specie hidhet në një enë ku shtohet një gotë me ujë; përmbajtja zihet 15 minuta dhe pas ftohjes kullohet. Pihen 2-3 doza të tilla në ditë.

RUAJTJA:

Në vendet e thata dhe të ajrisura, specia ruan veprimin për 18 muaj.

## 169. PËRZIERJE KUNDËR SKLEROZËS

(Species antiscleroticae Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Bar bishtkali | (Equiseti Herba) | 40% |
| Bar vjeshtulli | (Visci albi Herba) | 20% |
| Bar lulebasani | (Hyperici Herba) | 20% |
| Lule murrizi | (Crataegi Flores) | 10% |
| Gjethe mështekne | (Betulae Folium) | 10% |

VETITË:

Në këtë çaj bie në sy kombinimi i drogave me veprim diuretik, spazmolitik dhe hipotensiv, të cilat duke ndihmuar nxjerrjen e helmeve nga trupi, ndikojnë tërthorazi në mjekimin e aterosklerozës, të reumatizmit dhe të sëmundjeve të lëkurës. Kështu, p.sh. gjethet e mështeknës karakterizohen nga veti diuretike, ndërsa bari i vjeshtullës karakterizohet edhe nga veti hipotensive. Bari i bishtkalit nxit urinimin dhe njëkohësisht ka veti hemostatike dhe rimineralizuese. Lulet e murrizit fuqizojnë dhe rrallojnë tkurrjet e zemrës, qetësojnë sistemin nervor simpatik dhe ngërçet (antispazmodik), zgjerojnë enët e gjakut që ushqejnë zemrën dhe ulin deri diku presionin e gjakut. Bari i lulebasanit është përzier në këtë specie në saje të vetive antispazmatike që kanë heterozidet e tij.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me specie hidhet në një enë ku shtohet një gotë me ujë të ftohtë, përzihet mirë dhe, pasi lihet dy orë në qetësi, përmbajtja ngrohet deri në valim; ena lihet e mbuluar me kapak 15 minuta në temperaturën e zakonshme dhe pastaj lëngu kullohet. Pihen 2-3 doza të tilla në ditë, të ëmbëlsuara simbas dëshirës, me mjaltë ose sheqer.



RUAJTJA:

Në vendet e thata dhe pa lagështirë, specia ruan veprimin për 18 muaj.

## 170. PËRZIERJE PËR TRETJE GURËSH

(Species antilitiasica Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Mustaqe misri | (Maydis Stigma) | 30% |
| Bar bishtkali | (Equiseti Herba) | 15% |
| Gjethe gërdeci | (Uvae ursi Folium) | 20% |
| Rrënjë gjuhënuseje | (Ononidis Radix) | 5% |
| Bar radhiqeje | (Taraxaci Herba) | 10% |
| Gjethe mështekne | (Betulae Folium) | 20% |

VETITË:

Nga përzierja e bimëve të përshkruara më sipër del një çaj, i cili shton mjaft urinimin, prandaj përdoret në gurët me natyrë fosfatesh, uratesh e karbonatesh. Mustaqet e misrit rrisin 3-5 herë diurezën, këshillohen jo vetëm kundër gurëve të veshkave, por edhe kundër acarimit të fshikëzës, urinimit me gjak etj. Rrënjët e gjuhënuses rekomandohen kundër rërës që formohet në veshka dhe në rrugët urinare, kurse bari i bishtkalit, në saje të kripërave të kaliumit dhe të esencës me veprim antimikrobik, përdoret si antiseptik e diuretik në sëmundjet e veshkave dhe të fshikëzës urinare. Veprimi diuretik i çajit rritet nga prania e bishtave të qershisë dhe e gjetheve të mështeknës. Çaji ka edhe veprim antiseptik në rrugët urinare, në sajë të gjetheve të gërdecit, të cilat e shtrijnë efektin e çajit edhe në cistite e uretritë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë supe me specie hidhen në një enë ku shtohen dy gota me ujë të ftohtë, të cilat lihen në qetësi gjatë natës. Në mëngjes lëngu kullohet dhe ruhet veçan; në mbetjen e bimëve shtohen tri gota me ujë dhe përmbajtja zihet pesë minuta. Pas ftohjes, çaji kullohet dhe përzihet me lëngun e parë (gjithsej bëhet rreth 5 gota lëng). Çaji ndahet në tri pjesë dhe pihet gjatë ditës i vakët i paëmbëlsuar para ose pas buke.

RUAJTJA:

Në vendet e thata dhe të ajrisura specia ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 171. PËRZIERJE PËR MËLÇINË

(Species Hepatica Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Bar lulebasani | (Hyperici Herba) | 20% |
| Bar e rrënjë luleshurdha | (Taraxaci Rad. et Herba) | 20% |
| Lëvore drunakuqi | (Frangulae Cortex) | 15% |
| Gjethe mendre | (Menthae Folium) | 10% |
| Bar njëmijëgjethëshi | (Millefolii Herba) | 15% |
| Fryte trëndafili të egër | (Cynosbati Fructus) | 10% |
| Mustaqe misri | (Maydis Stigma) | 10% |

VETITË:

Bimët e kombinuara në këtë çaj përmirësojnë punën e mëlçisë në saje të pranisë së luleshurdhës (radhiqes) dhe të barit të lulebasanit, që nxisin veprimtarinë e mëlçisë. Gjethet e mendrës dhe bari i njëmijëgjethëshit janë kolagogë të fuqishëm, si pasojë i krijojnë kushte të përshtatshme mëlçisë për të punuar normalisht. Mustaqet e misrit dhe lëvorja e drunakuqit me efektet e tyre diuretike e laksative, pastrojnë në rrugë të tërthortë mëlçinë nga lëndët e dëmshme. Frytet e trëndafilit të egër, në saje të përmbajtjes së vitaminave dhe, në radhë të parë, të vitaminës C, zgjerojnë enët e gjakut dhe nxisin ose rigjenerojnë indet e dëmtuara të mëlçisë. Esenca e mendrës dhe ajo e njëmijëgjethëshit, në saje të veprimit spazmolitik dhe antiseptik, lirojnë spazmat, lehtësojnë dhembjet e mëlçisë dhe përmirësojnë funksionin e saj



PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me specie hidhet në një enë ku shtohet një gotë ujë që valon, lihet 10 minuta dhe pastaj lëngu kullohet dhe ruhet mënjanë; në mbetje shtohet një gotë me ujë dhe përmbajtja zihet 5 minuta. Pas ftohjes, çaji kullohet dhe përzihet me lëngun e parë, ëmbëlsohet sipas dëshirës. Pihen 2 gota me çaj në ditë. Kura vazhdon 1 javë rresht në rastet e terapisë ndihmëse dhe 15-30 ditë në rastet e mjekimit parandalues.

RUAJTJA:

Në vendet e thata dhe të ajrisura specia ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 172. PËRZIERJE PËR SËMUNDJE TË TËMTHIT

(Species Cholagoga Profarma)

PËRBËRJA:

Bar dhe rrënjë radhiqeje (luleshurdhe) (Taraxaci Herba et

| | | | |
|---|---|---|---|
| Radix | | | |
| Gjethemendre | Menthae Folium | | 30% |
| Bar bishtamithi | (Millefolii Herba) | | 20% |
| Lëvore drunakuqi | (Frangulae Cortex | | 20% |
| Rrënjë sanze | (Gentianae Radix) | | 10% |
| Lule kamomili | (Chamomillae Flores) | | 10% |
| | | | 10% |

VETITË:

Çaji nxit kryesisht rrjedhjen e tëmthit, në saje të pranisë së luleshurdhës dhe të gjitheve të mendrës. Rrënjët e sanzës nxisin rrjedhjen e lëngjeve të stomakut, shtojnë lëngun e tëmthit dhe ndihmojnë, kështu, në funksionet e mëlçisë së zezë. Në saje të pranisë së lëvoreve të drunakuqit, përzierja e përshkruar më sipër përdoret edhe kundër kapsllëkut të shkaktuar nga pamjaftueshmëria e lëngut të tëmthit. Lulet e kamomilit dhe bari i bishtamithit plotësojnë efektin kolagog të gjithë përzierjes; veç kësaj, ato janë edhe kundër mahisjes së rrugëve biliare. Çaji në tërësi, duke mbajtur tëmthin në gjendje të holluar, pengon tërthorazi formimin e gurëve përkatës.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me specie përvalohet në një enë me një gotë ujë që zien; pas 10 minutash, lëngu kullohet dhe ruhet mënjanë; në mbetjen e bimëve shtohet një gotë me ujë dhe përmbajtja zihet 5 minuta. Pas ftohjes, lëngu kullohet dhe përzihet me të parin. Doza e mësipërme pihet në 2 kohë sa më pak e ëmbëlsuar. Kura vazhdon 7 deri 8 ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura specia ruan veprimin për 18 muaj.

---



## 173. PËRZIERJE PËR FORCIM FLOKËSH — PROFARMA

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Gjethe mështekne | (Betulae Folium) | 25% |
| Gjethe hithre | (Urticae Folium) | 35% |
| Lëvore shelgu | (Salicis Cortex) | 15% |
| Lule kamomili | (Chamomillae Flores) | 15% |
| Lule lavandule | (Lavandulae Flores) | 10% |

VETITË:

Bimët e kombinuara si më sipër japin një çaj për pastrimin dhe forcimin e rrënjëve të flokëve. Gjethet e hithrës dhe lëvorja e shelgut ngacmojnë lëkurën e kokës, si rrjedhim shpejtojnë qarkullimin e gjakut në atë zonë, forcojnë rrënjët e flokëve e ndihmojnë rritjen e tyre, mënjanojnë formimin e zbokthit, etj. Prania e luleve të kamomilit dhe të lavandës i japin çajit jo vetëm veti antiseptike, kundër shkaktarit të zbokthit, por edhe veti pastruese të sipërfaqes së kokës, aromatizuese etj. Prania e gjetheve të mështeknës i përforcon vetitë kryesore të çajit.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Dy lugë gjelle me specie përvalohen me gjysmë litre ujë që zien, pas 10 minutash (në enë të mbuluara me kapak), lëngu kullohet dhe ruhet mënjanë; në mbetjen e bimëve shtohet gjysmë litre tjetër me ujë dhe përmbajtja zihet 5 minuta. Pas ftohjes, lëngu kullohet dhe përzihet me lëngun e parë. Me këtë sasi lëngu (rreth 1 litër) të vakët, shpëlahet koka duke fërkuar lehtë lëkurën e saj. Flokët lihen të lagur 5 minuta. Pastaj, flokët thahen pa u fshirë; kura vazhdon 1 deri 2 herë në javë, deri në zhdukjen e zbokthit.

P…JTJA:

…vende të thata dhe të ajrisura specia ruan ve-…n për 18 muaj.

---

## 174. PËRZIERJE KUNDËR DJERSITJES DHE MAHISJES SË KËMBËVE

(Species Antihydrotica Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Gjethe arre | (Juglandis Folium) | 15% |
| Lule kamomili | (Chamomillae Flores) | 15% |
| Lëvore shelgu | (Salicis Cortex) | 15% |
| Lëvore dushku | (Quercus Cortex) | 20% |
| Gjethe mështekne | (Betulae Folium) | 10% |
| Gjethe mendre | (Menthae Folium) | 10% |
| Gjethe sherbele | (Salviae Folium) | 15% |

VETITË:

Kjo specie përdoret për banja të këmbëve, të cilat lehtësojnë dhembjet e tyre të shkaktuara nga lodhja e reumatizmi dhe mënjanojnë djersitjen e fortë. Këto veti lëngu i fiton në saje të pranisë së luleve të kamomilit e të mendrës (qetësuese, spazmolitike e antiseptike) dhe të lëvoreve të shelgut e të gjetheve të arrës (antireumatike, antipiretike, antiinflamatore, etj.). Veprimi kundër djersitjes përforcohet nga prania e gjetheve të sherbelës dhe lëvoreve të dushkut, ndërsa veprimi qetësues nga gjethet e mështeknës. Pas banjës ndjehet menjëherë një çlodhje, freski dhe lehtësim i dhembjeve të këmbëve, si rrjedhim i qarkullimit më të mirë të gjakut, rigjenerimit të dëmtimeve të lehta të lëkurës dhe veprimit qetësues të çajit.



PËRGATITJA E PËRDORIMI:

2-3 lugë gjelle me specie përvalohen me gjysmë litre ujë që zien; pas 10 minutash (në enë të mbuluara me kapak) lëngu kullohet dhe vihet mënjanë; në mbetjen e bimëve shtohet gjysmë litre tjetër me ujë dhe përmbajtja zihet 5 minuta. Pas ftohjes, lëngu kullohet dhe përzihet me lëngun e parë. Banjat bëhen duke zhytur këmbët në lëngun e përftuar (të ngrohur në temperaturën që durohet) dhe duke i fërkuar ato me duar afro 10 minuta. Banjat përsëriten sa herë ndjehet nevoja e tyre.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura specia ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 175. PËRZIERJE KUNDËR HEQJES SË BARKUT

(Species Antidiarrhoica Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| **Fryte boronice** | **(Myrtilli Fructus)** | **30%** |
| **Lëvore dushku** | **(Quercus Cortex)** | **20%** |
| **Gjethe sherbele** | **(Salviae Folium)** | **30%** |
| **Rrënjë potentile** | **(Tormentillae Rhizona)** | **20%** |

VETITË:

Përzierja e mësipërme përbëhet nga bimë që veprojnë kundër heqjes së barkut me rrugë të ndryshme, por me efekt mjaft të mirë. Në saje të tanineve në frytet e boronicës, në lëvoret e dushkut dhe në rrënjët e

potentilës, çaji ka veti të rrudhë mukozat e zorrëve dhe, si pasojë, të mënjanojë mahisjen e tyre. Përzierja ka edhe veti të lehtësojë dhembjet që shoqërojnë diarrenë e të normalizojë të dalët jashtë. Prania e gjetheve të sherbelës i jep çajit edhe veti antiseptike e antifermentative, si dhe veti që të mënjanojnë grumbullimin e gazeve në zorrë.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me specie përvlohet me 1 gotë me ujë, që valon, pastaj lihet të qëndrojë (në enë të mbuluar) 5 minuta dhe lëngu kullohet e vendoset mënjanë; në mbetjen e bimëve shtohet një gotë tjetër me ujë dhe përmbajtja, pasi zihet 10 minuta dhe lihet njëfarë kohe për ftohje, kullohet dhe përzihet me lëngun e parë. Doza e mësipërme e çajit pihet me gllënjka. Merren 2-3 doza të tilla në ditë. Kura vazhdon deri në ndërprerjen e diarresë dhe në normalizimin e të dalit jashtë.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura specia ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 176. PËRZIERJE LAKSATIVE

(Species Laxativa Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Lëvore drunakuqi | (Frangulae Cortex) | 30% |
| Lule shtogu | (Sambuci Flores) | 20% |
| Gjethe senameqi | (Sennae Folium) | 20% |
| Bar bishtamithi | (Millefolii Herba) | 10% |
| Bar kulpre | (Aristolochiiae Herba) | 10% |
| Fryte anasoni | (Anisi Fructus) | 10% |



VETITË:

Bimët e kombinuara si më sipër plotësojnë veprimin laksativ, antiseptik, zbutës dhe antiinflamator në rrugët e poshtme të tretjes. Duke nxitur lëvizjet peristaltike të zorrëve (sidomos të zorrëve të trasha), çaji lehtëson dhe normalizon të dalët jashtë. Lëvorja e drunakuqit dhe gjethet e senameqit, të pasura me antrakinone, nxisin drejtpërdrejt lëvizjen peristaltike të zorrëve, ndërsa lulet e shtogut ndihmojnë në zbutjen e mukozës së zorrëve dhe në hollimin e masave të patretura ushqimore. Prania e barit të kulprës përforcon veprimin laksativ dhe spazmolitik. Bari i bishtamithit dhe frytet e anasonit i japin çajit veprim antifermentativ dhe qetësues.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me specie përvlohet me një gotë me ujë që valon (në enë të mbuluar me kapak), pastaj lihet të qëndrojë 5 minuta, kullohet dhe lëngu ruhet mënjanë; në bimët që ngelen, shtohet edhe një gotë tjetër me ujë dhe përmbajtja zihet 5 minuta. Në vazhdim çaji kullohet, përzihet me lëngun e parë dhe pihet i ndarë në dy doza. Kura zakonisht vazhdon 3-4 ditë.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura specia ruan veprimin për 18 muaj.

---

## 177. PËRZIERJE QETËSUESE

(Species Sedativa-Nervina Profarma)

PËRBËRJA:

| | | |
|---|---|---|
| Rrënjë valeriane | (Valerianae Radix) | 40% |
| Gjethe mendre | (Menthae piperitae Folium) | 10% |
| Lule kamomili | (Chamomillae Flores) | 20% |
| Gjethe milce | (Melissae Folium) | 10% |
| Lule sumullbari | (Lupuli Strobili) | 20% |

VETITË:

Veprimi relativisht i fuqishëm qetësues i valerianës, në këtë specie shoqërohet me vetitë e lehta hipnotike e qetësuese të sumullbarit, me vetitë spazmolitike dhe sedative mjaft të mira të kamomilit dhe të gjetheve të mendrës, si dhe me vetitë e lehta, gjumësjellës të barit të milcës. Bimët e kombinuara plotësojnë veprimin e njëra-tjetrës dhe i japin, në këtë mënyrë, çajit një efekt të plotë qetësues në neurozat e ndryshme, në pagjumësi nervore, në lodhje nervore që shoqërohen me pagjumësi dhe dhembje koke.

PËRGATITJA E PËRDORIMI:

Një lugë gjelle me specie hidhet në një enë ku shtohet një gotë me ujë të ftohtë. Pasi lihet 6-8 orë, duke e përzier herë pas here, lëngu kullohet dhe pihet i ëmbëlsuar sipas dëshirës. Merren 2 doza të tilla në ditë, në mëngjes dhe në darkë para buke.



Çaji mund të përgatitet si më sipër dhe duke përdorur ujë të valuar në vend të ujit të ftohtë, por veprimi i tij është më i lehtë.

RUAJTJA:

Në vende të thata dhe të ajrisura çaji ruan veprimin e tij për 18 muaj.

---

KAPITULLI VII

# BIMË MJEKËSORE ME VEPRIM SHUMË TË FORTË HELMUES

Në këtë kapitull përshkruhen disa bimë mjekësore të vendit tonë, të cilat kanë vlerë të madhe mjekësore. Meqenëse janë shumë helmuese, ato përshkruhen vetëm nga mjeku dhe merren nën mbikqyrjen e tij.

## 178. BOÇKA (qepa)

(Scillae Bulbus)

Droga përbëhet nga rriska të thara të qepës së boçkës ose qepës së detit (*Scilla maritima* L., familja Liliaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e përhapur tek ne në shpate gëlqerore të zonës së makjes, nga Karaburuni në Konispol. Bima ka nën tokë një qepë vezake, të veshur nga jashtë me cipa të lëkurta me ngjyrë të kuqe (varieteti me cipa të bardha është shumë i rrallë tek ne): në pranverë nxjerr mbi tokë gjethe vezake heshtake (deri 25-30 cm të gjata), të cilat thahen kur fillon lulëzimi i bimës; lulet janë të bardha, të renditura në vile konike në pjesën e sipërme të kërcellit të drejtë; lulëzon në fund të verës.

VETITË:

Droga jonë që përbëhet kryesisht nga varieteti i kuq përmban hererozidin shilirozid dhe sasi të pakta shilareni A, proshilaridine A dhe shiliglaukozidi, substancë të hidhur me veprim diuretik (shilipikrinë), një pigmet flavonik,





Boçka (178)
(Scilla maritima)

substanca mucilagjinoze etj. Varieteti i kuq i boçkës ka veti topicide (minj mbytëse), e cila i përket shilirozidit. Droga e nxjerrë nga varieteti i kuq përdoret për përgatitjen e ushqimeve joshëse, të aromatizuara edhe me esencë anasoni, për mbytjen e minjve.

Nga substancat vepruese të boçkës, kohët e fundit vlerësohet shumë proshilaridina A, e cila ka veti të thekSuara kardiotonike edhe kur merret nga goja; ky heterozid (proshilaridina A te ne qarkullon në formë tabletash me emrin Talusin).

Droga që nxirret nga varieteti i bardhë ndryshon prej atij të kuq nga përbërja kimike e përbërësve kryesorë; ajo ka veti diuretike dhe përdoret në pamjaftueshmërinë e punës së zemrës, në hidropizi, në nefritet kronike etj. *Në të gjitha rastet, droga përshkruhet vetëm nga mjeku dhe merret nën mbikqyrjen e tij* në formë pluhuri (0,3 deri 0,9 g), tinkture (1 deri 3 g) ose ekstrakti. Kohët e fundit, nga varieteti i bardhë izolohen heterozidet e dyta të tij, të cilat përdoren nga goja (si tableta dhe lëngje) dhe në venë.

---

## 179. BRIRI I THEKRËS (brirë, skleroce)

(Secale cornutum)

Droga përbëhet nga faza e dimërimit të këpurdhës, që parazíton në kallinjtë e thekrës dhe që njihet me emrat kllogjen ose munk i thekrës *(Claviceps purpurea* Tulasne, familja Hypocreaceae); kjo fazë dimëruese e këpurdhës ka pamjen e brirëve të vegjël, 1-2 cm të gjatë, thuajse cilindrikë, të përkulur në formë harku, me ngjyrë të zezë manushaqe, të cilët quhen skleroce; këta formohen mbi kallinjtë e thekrës dhe në fund të verës bien në tokë ku dimërojnë. Kjo këpurdhë takohet tek ne si infeksion spontan nëpër arat e mbjella me thekër, ku edhe grumbullohet (si në Korçë, Peshkopi, Kukës, etj.). Sklerocet mblidhen në kohën e pjekurisë së tyre drejtpërdrejt nga kallinjtë e thekrës dhe thahen me kujdes në vende të ajrisura.





**Briri i thekrës (179)**
(Claviceps purpurea)

**VETITË:**

Droga përmban kryesisht alkaloide të ndryshme (ku më të rëndësishmit janë ato të grupit të ergotaminës, ergotoksinës dhe ergometrinës), si dhe amina me veprim fiziologjik (si histaminë, tiraminë, kolinë, etj.), yndyrë, acid laktik, fitosterina, pigmente etj. Droga dhe preparatet e saj kanë këto tri veti kryesore: — të nxisin fibrat e lëmuara dhe veçanërisht ato të uterusit duke rritur kontraksionet e muskulaturës së tij, pra veti të shpejtojnë procesin e lindjes; — të ngushtojnë enët periferike të gjakut dhe, në rradhë të parë, ato të uterusit, pra veti të ndalojnë hemorragjinë uterine; — të prishin veprimin e simpatikut, pra veti të kundërta me ato të adrenalinës. Brirët e kllogjenit të thekrës dhe alkaloidet e tij janë shumë helmuese, prandaj përdoren vetëm nën mbikqyrjen e kujdesshme të mjekut kurues. Me drogë përgatiten medikamente të ndryshme si tinkturë (2-3 g për një dozë), ekstrakt i lëngut (15-30 pika një herësh deri në rreth 100 pik' në ditë), ekstrakt i butë, ekstrakt i lëngët për përdorim në formë injeksioni nën lëkurë (ergotinum 1-2 ml) etj. Sot droga shfrytëzohet kryesisht për izolimin e alkaloideve totale (ergotal), si dhe të alkaloideve të veçanta, si ergometrinë, ergotaminë etj., të cilat përdoren drejtpërsëdrejti në terapi dhe shërbejnë për përgatitjen e shumë derivateve gjysmësintetike.

Me brirët e kllogjenit të thekrës përgatiten një radhë preparatesh, të cilat në vendin tonë qarkullojnë me emrat Ergotamin tartrat, Ergotinum Profarma, Clavititrat Profarma Metranofarma, etj.

Helmimi me bririn e thekrës ngjet kur ai përdoret për një kohë të gjatë në bukë të përzier gabimisht me drogë. Ky helmim shkaktohet kryesisht nga ngushtimi i paprapsueshëm i enëve të gjakut, gjë që çon në vdekjen e organeve nga mungesa e të ushqyerit me gjak.

---





**Helmarina (180)**
(Atropa belladonna)

## 180. HELMARINA (gjethe dhe rrënjë)

(Belladonnae Folium et Radix)

Droga përbëhet nga gjethet dhe rrënjët e thara të helmarinës (*Atropa belladonna* L., familija Solanaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, që rritet tek ne nëpër ahishte të rralla, buzë rrugëve të pyjeve, etj. Helmarina arrin deri 2 m lartësi; gjethet i ka vezake deri eliptike me majë të mprehtë, lulet të vetmuara, me bisht të gjatë, me kupë pesëpjesëshe të qëndrueshme dhe me kurorë tubike si kambanë, me ngjyrë kafe në vjollcë nga jashtë, gri të verdhë nga brenda, me nervurë të kuqe; frytin e ka pakë rruzullore (si qershi), në fillim të gjelbër që nxihet krahas me pjekjen e tij; lulëzon në qershor-korrik.

VETITË:

Droga-gjethe përmban mbi 0,3%, alkaloide totale (ndër të cilat kryesorët janë atropina e hiosciamina), kurse droga rrënjë 0,3-1% alkaloide totale. Rreth 90% e tyre përbëhen nga 1 – hiosciamina dhe pjesa tjetër nga atropina, skopolamina, beladonina etj.

Në saje të hiosciaminës dhe atropinës si rrënjët, ashtu edhe gjethet e helmarinës kanë veti parasimpatikolitike, pra ndikojnë në të gjitha organet dhe sistemet, funksioni i të cilave ndodhet nën kontrollin e parasimpatikut. Helmarina dhe atropina zgjerojnë beben e syrit (midriazë), pakësojnë rrjedhjen e pështymës, të lëngut gastrik dhe të djersës nga gjëndrrat përkatëse, shpeshtojnë rrahjet e zemrës në njisinë e kohës, lirojnë ngërçin e muskulaturës së lëmuar, zgjerojnë bronket e vogla duke përmirësuar, kështu, ajrosjen e mushkërive. Drogat (gjethe dhe rrënjë) përdoren përgjithësisht si spazmolitike dhe qetësuese, si mjete që kufizojnë sekretimin e gjëndrrave dhe që lirojnë spazmat e muskulaturës së lëmuar. Në formën e ekstrakteve të ndryshme, gjethet e helmarinës hyjnë në përbërjen e preparateve «Triplex Profarma», «Bellaform Profarma», «Fegabil Profarma», etj.





**Landro (181)**
(Nerium oleander)

Gjethet dhe rrënjët e helmarinës përdoren vetëm në rastet kur përshkruhen nga mjeku, sepse janë helmuese. Me recetë mjekësore drogat e helmarinës përshkruhen në formë tinkture (10-20 pika 2-3 herë në ditë), ekstrakti të trashë dhe të thatë (0,01-0,03 g 2-3 herë në ditë). etj. Droga-gjethe hyn në përbërjen e specieve antiastmatike.

---

## 181. LANDRO (gjethe)

(Oleandri Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara (të mbledhura në vjeshtë) të landros, ose marshallijës, ose zakumit, ose helmësit (*Nerium oleander* L., familja Apocynaceae), i cili është një shkurre me blerim të përhershëm që tek ne rritet e egër në Borsh dhe takohet e kultivuar si bimë zbukuruese në parqe e kopshte. Landroja i ka gjethet të kundrejta ose trishe lëkurore, heshtore të zgjatura shumë, lulet ngjyrë rozë (më rrallë të bardha), të mëdha e me erë, të renditura në vastakë skajorë: frytin e ka folikul me fara të shumta me qime e me xhufkë në majë; lulëzon në maj dhe gjatë verës. E gjithë bima është e helmët.

VETITË:

Droga përmban heterozide kardiotonike (si oleandrinë, adinerinë, neriantinë), etj.; ajo shfrytëzohet, në radhë të parë, për izolimin e oleandrinës së pastër, e cila përdoret në formë tretësire ose tabletash për mjekimin e sëmundjeve të zemrës. Si oleandrina, ashtu dhe vetë droga fuqizojnë veprimtarinë e zemrës; veprojnë shpejt dhe jashtëqiten brenda një kohe të shkurtër. Droga përdoret vetëm nën mbikqyrjen e mjekut kurues në formë infuzi (0,5%), pluhuri (0,05-0,5 g në ditë), ekstrakti të lëngët (0,1-0,15 g në ditë), tinkture (nga 20 pika 2-3 herë në ditë).





**Lotzoja (182)**
(Convallaria majalis)

## 182. LOTZOJA (bar)

(Convallariae Herba)

Droga përbëhet nga bari i lulëzuar dhe i tharë i lotzojës ose parlotes *(Convallaria majalis* L., familja Liliaceae), e cila është një bimë e vogël barishtore shumëvjeçare deri në 20 cm e lartë, e rrallë tek ne në pyje, sidomos në ahishte. Lotzoja ka dy gjethe gjatore eliptike, me bisht të gjatë dhe lule në formë kambane, të bardha, të renditura në vile në kërcelllin e drejtë të bimës; lulëzon në maj-qershor.

VETITË:

Droga përmban heterozide kardiotonike (ku më i fuqishmi është konvalatoksina), saponina, etj. dhe është shumë helmuese, thuajse dy herë më shumë se luletogzi leshtor. Lotzoja përdoret vetëm me porosi të mjekut dhe nën mbikqyrjen e tij si mjet kardiotonik dhe si diuretik në pamjaftueshmërinë e zemrës, në hidroipizi dhe në aritmi; përshkruhet në formë tikture (0,5 deri 2 g) ose në formë ekstrakti ujor (0,5 deri 1,5 g) etj.

---

## 183. LULETOGZI LESHTOR (gjethe)

(Digitalis lanatae Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara të luletogzit leshtor ose lulefilxhanit, ose pleçit të gjasë *(Digitalis lanata* Ehrh., familja Scrophulariaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e përhapur thuajse kudo tek ne në shkurreta, pyje etj. Në vitin e parë bima nxjerr mbi tokë vetëm rozetën e gjetheve pranë rrënjës, ndërsa vitin e dytë një kërcell të drejtë të padegëzuar, me push në pjesën e sipërme dhe me ngjyrë manushaqe nga fundi; gjethet i ka të shogëta, të poshtme gjatore, të sipërmet heshore, me buzë të plota, lulet në vile të dendura në majë të kërcellit; kupa është leshtore, kurse kurora e verdhë e murrët me damarë blu; bràktetë janë shumë më të gjata se kupa dhe gati të barabarta me kurorën, lulëzon në qershor-gusht.





**Luletogzi leshtor (183)**
(Digitalis lanata)

## VETITË:

Droga përmban kryesisht heterozide kardiotonike (heterozidet e para si lanatozidet A,B;C,D, dhe E, si dhe heterozidet e dyta e të treta që lindin nga zbërthimi gradual i të parave), saponine steroidike, përzierje flavonoidesh etj.; ajo ka veprim të fuqishëm kardiotonik dhe rekomandohet për të sëmurë që vuajnë nga zemra. Vetë droga si dhe preparatet e saj janë shumë helmuese, prandaj ato përdoren vetëm nën mbikqyrjen e kujdesshme të mjekut kurues. Prej gjetheve të luletogzit leshtor përgatiten preparate të lëngshme për përdorim të brendshëm; të tilla janë, p.sh., Lanatosidi ABC, Lanatosidi C, Neo – Adigani, etj.

---

## 184. FIERI MASHKULL (rizomë)

### (Filicis maris Rhizoma)

Droga përbëhet nga rizomat e pastruara prej rrënjëve të vogla, luspave, pjesëve të thara të rizomës dhe të bishtave të fierit mashkull (*Dryopteris filix mas* L., Schot, familja Polypodiaceae), i cili tek ne takohet në pyje dhe në vende me hije të zonës së ahishtes. Bima ka nën tokë një rizomë zvaritëse, e cila në gjithë gjatësinë e saj mbulohet nga mbetjet e bazës së bishtave të gjetheve të vjetra; rizoma në pjesën e përparme të saj përfundon me gjethe, të cilat sa janë të pahapura, kanë formë spirale të ngjashme me dorezën e një bastuni, ndërsa kur hapen kanë pamjen e gjetheve të përbëra dyfish pendore. Në periudhën e zhvillimit të plotë të gjetheve, në sipërfaqen e poshtme të vrigujve, shfaqen organe të vogla të murrëta, të mbuluara nga një cipë e hollë në formë veshke.

## VETITË:

Tërësia e substancave vepruese të drogës quhet «filicinë brute» dhe përbëhet nga përzierje substancash polifenolike, të cilat janë derivate të floroglucinës; veç kë-





**Fieri mashkull (184)**
(Dryopteris filix mas)

tyre, droga përmban edhe substanca tanike, acid filikotanik, esencë, yndyrë, sheqerna etj. Substancat vepruese të drogës kanë veti të paralizojnë fijet e muskulaturës së lëmuar, ashtu dhe terminacionet motorike te invertebrorët; kjo veti helmuese shfrytëzohet në mjekësi kundër shiritit (tenias) të njerëzve dhe të kafshëve.

Droga përdoret nën mbikqyrjen e mjekut kurues në formën e ekstraktit eterik të butë në dozat 4 deri 8 g njëherësh. Kura duhet shoqëruar me purgativ (zakonisht kripë), meqenëse droga vetëm e paralizon parazitin dhe nuk e mbyt atë, prandaj ai duhet të nxirret jashtë organizmit sa më parë.

---

## 185. MATERGONA (gjethe)

(Hyoscyami Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara të matergonës ose barit të trashë, ose kruspullukut (*Hyoscyamus niger L.*, familja Solanaceae), i cili është bimë barishtore një ose dyvjeçare, me pakicë deri e zakonshme tek ne në zonat e papunuara, buzë rrugëve, në vende të braktisura etj. Matergona arrin deri 1 m lartësi; gjethet e sipërme i ka pa bisht, kurse të poshtmet me bisht, vezake të zgjatura, të vrigulluara; lulet i ka sqetullore, me kupë në formë katruveje dhe me kurorë si hinkë e gjerë me 5 petëla të verdha që përshkrohet nga një rrjetë damarësh vjollcë të errët; fryti është kapsule dykthinëshe me fara të vogla në formën e veshkës; lulëzon gjatë verës.

### VETITË:

Droga përmban mbi 0,05% alkaloide (me hiosciaminë dhe skopolaminë), vitaminë C, yndyrë, fitoncide etj. Veprimi i gjetheve të matergonës përputhet në përgjithësi me atë të helmarinës; por ndryshon nga veti sedative, të cilat i kushtohen pranisë skopolaminës. Droga këshillohet veçanërisht në eksitimet motorike (dridhje, gjendje maniakale, parkinsonizëm, etj.) që shfaqen në disa forma së-





**Matergona (185)**
(Hyoscyamus niger)

mundjesh. Droga hyn në përbërjen e preparatit «Neurokol Profarma» që përdoret si sedativ.

Gjethet e matergonës përdoren vetëm kur përshkruhen nga mjeku, sepse janë helmuese. Në këto raste ato tërhiqen nga farmacitë me recetë mjekësore në formën e ekstraktit të butë dhe të thatë, (0,03 g përnjëherë), të tinkturës (deri 10 pika në ditë), të vajit të matergonës (Oleum Hyoscyami) për fërkim (me veti qetësuese) etj. Droga hyn në përbërjen e specieve antiastmatike si, p.sh., në çajin «Pulvis antiasthmaticus Profarma».

---

## 186. SHPENDRA (rrënjë e rizomë)

(Hellebori odori Radix et Rhizoma)

Droga përbëhet nga rrënjët dhe rizomat e thara të shpendrës ose taçes (*Helleborus odorus W.* et K., familja Ranunculaceae), e cila është një bimë barishtore shumë vjeçare, e zakonshme kudo në vende pyjore.

Shpendra i ka gjethet këmbake që dalin nga rizoma ose më rrallë nga baza e kërcellit, me 7 deri 11 gjethëza heshtore të zgjatura, me qime nga ana e poshtme (qëndrojnë gjatë gjithë dimrit); lulet i ka të mëdha, me rrethlule prej 5 pjesësh me ngjyrë të gjelbër ose të kuqërremtë; lulëzon në dhjetor-prill.

VETITË:

Është provuar se droga që rritet tek ne përmban heterozide kardiotonike, saponina, vaj yndyror etj. dhe ka veti fuqizuese dhe rregulluese në funksionin e zemrës së sëmurë. Glukozidet e shpendrës veprojnë në mënyrë specifike në muskulaturën e zemrës dhe si narkotike e anestetike lokalë; disa autorë vënë në dukje se veprimi i shpendrës në zemër qëndron ndërmjet atij luletogzit leshtor dhe strofantinës.



Rizomat dhe rrënjët e shpendrës përdoren në shkallë të gjerë nga mjekësia jonë popullore si laksativë, antiulcerozë dhe qetësuese të dhembjeve të dhëmballëve.

---

## 187. SHTARA (rizomë me rrënjë)

(Veratri Rhizoma cum Radicibus)

Droga përbëhet nga rizoma me rrënjë e tharë e shtarës (*Veratrum album L.*, familja Liliaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme tek ne më livadhe me lagështi në zonën e ahut ose sipër saj, në kullota verore të zonës subalpine etj. Shtara ka një kërcell të drejtë deri 1,5 m të lartë, me gjethe të këmbyera eliptike shumë të gjera, të plota që mbështjellin kërcellin; lulet i ka të bardha nga brenda dhe si të gjelbra nga jashtë ose si të verdha në të dyja anët, të renditura në melthe. Lulëzon në korrik-gusht.

VETITË:

Droga përmban rreth 1,5% alkaloide totale (gjithsejt mbi 20, të grupeve jer-veratrum dhe se-veratrum), acide organike, amidon, rrëshira, lipide etj..; është përdorur qysh në mesjetë për të luftuar parazitët, në saje të veprimit helmues kundër kafshëve me gjak të ftohtë. Kohët e fundit janë studiuar vetitë hipotensive të drogës; dozat terapeutike janë zakonisht të afërta me dozat helmuese, prandaj përdorimi i drogës dhe i alkaloideve të saj shoqërohet me fenomene anësore; alkaloidet e drogës nuk veprojnë drejtpërsëdrejti në enët e gjakut, as në ganglionet, por ulin presionin e gjakut nëpërmjet veprimit reflektor. Sot droga shfrytëzohet, kryesisht, për nxjerrjen e alkaloideve (kryesisht protoveratrinave A e B), të cilat përdoren në rastet më të rënda të hepertensionit arterial, si dhe në rastet kur medikamentet e tjera janë të paefektshme ndaj hipertensionit.



**Shtara (187)**
(Veratrum album)



Droga është helmuese, prandaj duhet të përdor[...] mbykqyrjen e rreptë të mjekut kurues; është përdo[...] prej shumë kohësh në formë pluhuri (0,03-0,10 g) ose tinkture në reumatizëm, në podagër etj.; nga jashtë, në formë pomade ose infuzi (0,5%) është përdorur kundër zgjebes dhe sëmundjeve të lëkurës (kundër kruajtjeve); në formë pudre dhe infuzi përdoret kundër insekteve që parazitojnë në leshin e bagëtive.

---

## 188. TATULLA (gjethe)

(Stramonii Folium)

Droga përbëhet nga gjethet e thara të tatullës (*Datura stramonium L.*, Solanaceae) e cila është bimë barishtore njëvjeçare, e zakonshme tek ne, në zonat e ulëta. Tatulla arrin deri 1 m lartësi; gjethet i ka të mëdha, vezake, me bisht të gjatë, me buzë të prera në dhëmbë të mprehtë; lulet i ka të bardha, të mëdha, me bisht të shkurtër, të vetmuara, frytet kapsulame shumë gjemba që hapen me 4 flegra dhe që përmbajnë shumë fara të zeza me formë veshke; lulëzon në qershor e vjeshtë.

VETITË:

Droga është helmuese, meqenëse përmban alkaloide hiosciaminë, atropinë dhe skopolaminë. Tatulla përdoret vetë ose e përzier me droga të tjera kundër dhembjeve të ngërçit (shtërngimi) të muskujve të organeve të brendshme dhe kundër astmës, meqenëse lehtëson vështirësitë dhe krizat e frymëmarrjes.

Meqenëse kufizon sekretimin e gjendrave bronkiale dhe zgjeron bronket, tatulla përdoret në bronkitin astmatik kronik dhe në astmë; hyn në përbërjen e cigareve kundër astmës, si dhe në specien kundër astmës bronkiale (shih Nr. 155)

Tatulla është bimë helmuese.



**Tatulla (188)**
(Datura stramonium)



**PËRGATITJA E PËRDORIMI:**

Kjo drogë hyn në përbërjen e cigareve dhe të çajrave kundër astmës. Përshkrimi i saj në forma mjekesore bëhet vetëm nga mjeku.

---

## 189. XHERROKULLI (farë dhe qepë-zhardhok)

### (Colchici Semen et Bulbus)

**Drogat përbëhen nga farat dhe qepë-zhardhokët e tharë të xhërrokullit ose kaçesë *(Colchicum autumnale* L., familja Liliaceae), e cila është bimë barishtore shumëvjeçare, e zakonshme tek ne në livadhet me lagështi dhe në pyjet e vendeve malore. Bima ka një cikël zhvillimi karakteristik: në fillim të shtatorit nxjerr mbi tokë një ose disa lule lila-rozë, në formë hinke të zgjatur, që nuk shoqërohen me gjethe; pas tharjes së luleve, bima zhduket nga sipërfaqja dhe shfaqet në pranverë duke nxjerrë një rozetë gjethesh vezake heshtore me majë, të cilat rrethojnë një kapsule trikthinëshe që mbyll brenda 60-80 fara, sferike të murrëta, me sipërfaqe të kokrrizuara. E gjithë bima është e helmët.**

**VETITË:**

Si farat, ashtu edhe qepë-zhardhokët e xhërrokullit përmbajnë ***alkaloide shumë helmuese***, ndër të cilët kryesori është kolkicina. Sot farat përdoren kryesisht për izolimin e kolkicinës dhe të alkaloideve të tjera, të cilat përdoren nën mbikqyrjen e rreptë të mjekut për mjekimin e reumatizmit (kryesisht kundër krizave të podagres, dhe për mjekimin e kanserit të lëkurës, në formë tabletash ose injeksionesh, ashtu dhe në formë pomade.



**Xhërrokulli (189)**
(Colchicum autumnale)



## DIFTUESI TERAPEUTIK SIPAS ORGANEVE TË ORGANIZMIT DHE DISA SHENJAVE TË SËMUNDJES

(Numri përbrinjë bimës tregon renditjen e saj në pjesën e posaçme dhe jo faqen e broshurës)

E N Ë T E G J A K U T . . . : — *Kundër aterosklerozës (antiskletorike):* Grami (35), Argjinarja (4), Hudhra (45), Lakra (62), Limoni (65), Murrizi (94), Vjeshtulla (152), Rrushqyqja (120).

— *Kundër tensionit të lartë të gjakut (hipotonike):* Hudhra (45), Fasulja (lëvozhga) (25), Leonuri i zemrës (63), Metriku (90), Rozmarina (116), Ulliri (145), Murrizi (94), Nejçja si piper uji (96), Prasi (108), Rrushqyqja (120), Vjeshtulla (152), Grami (35) si dhe Limoni (65), Mani (78), Bushi (16), Tërshëra (141), Shtara (187).

— *Për rritjen e presionit të gjakut:* Çaji i Evropës (17), Elbi (24), Kafeja (46).

— *Zgjerues të enëve të zemrës:* Leonuri i zemrës (63), tëmlagjaku (139).

— *Përmirësuese të qarkullimit venoz:* Gështenja e kalit (34) Grunamadhi (36), Kufilma (57).

— *Ngushtues i enëve periferike:* Briri i thekrës (179).

E T H E T . . . : — *Kundër temperaturës së lartë* (antipiretike): Lule dielli (70), Mjedhra (93), Bliri (13), Trëndafili i egër (143), Kinëfusha (53), Shtogu i zi (136), Shelgu (132). Bushi (16), Gjembgomari (39), Sanza (122), Limoni (65).

— *Kundër etheve të Maltës:* Kemasheni me qime (51)

FLOKËT....: — *Kundër rënies:* Masazhe me ekstrakte alkoolike nga lëvorja e shelgut të bardhë (132), gjethe rozmarine (116), gjethe sherbele (132), gjethe hithre (44).

FYTI....: — *Kundër anginës (bajameve):* Çaji kundër acarimit të fytit (157), Çaji për gargarë (158), Çaji për zbutjen e kollës (159), Arra (5), Gjethedelli (40), Bishtamithi (12), Luleshtrydhja (73), Nejça e përdredhur (95), Mëllaga (87), Mëllaga e bardhë (88), Podiqja (106), Manaferra (77), Trumza (144), Kamomili (41), Shtogu (136).

GRIPI...: *Ndihmëse në grip:* Çaji i Evropës (17), Dafina (20), Rigoni (115), Trëndafili i egër (143), Mëllaga (87), Bliri (13), Thundërmushka 142), Zhumbrica (113).

GJAKU...: a) *rruaza të kuqe:*

— *Kundër koagulimit të gjakut:* Gështenja e egër (34), Grunamadhi (36).

— *Kundër anemisë (hemopoetike, antianemike:* Pelini (101), Hithra (44), Sanza (122), Bishtamithi (12).

— *Kundër hemorragjisë (hemostatike):* Bishtamithi (12), Boronica (14), Hithra (44), Manaferra (77), Bargjaku (7), Fshesa e keqe (31), Metriku (90), Nejça si piper uji (96), Pulithi (109); Briri i thekrës (179).

b) *rruaza të bardha:*

— *Nxitës i formimit të rruazave të bardha:* Fshesa e keqe (31), Kinëfusha (53), Këputja (52), Sanza (122).

GJËNDRA...: — *Kundër pakësimit të qumështit te gratë me fëmijë në gji (galaktagoge):* Hithra (44). Anasoni (3). Kopra e egër (55). Qerbashi (112), Tërshëra (141).

— *Kundër djersitjes së tepërt (antihidrotike):* Sherbela (133), Rrënja e Bunga (118).

— *Me veprim në tiroide:* Likopësi (64). Limoni (65).

— *Për nxitjen e rrjedhjes së gjëndrave të zorrëve dhe të pankreasit (digjetive):* Çaji për hapjen e oreksit (161), Dafina (20), Hudhra (45), Pelini (101), Kinëfusha (53), Sanza (122), Pelini i zi (102), Çikorja (19), Mendra (85).

— *Për nxitjen e djersës:* Bliri (13), Dyдhëmbëshi tripjesësh (23), Frashëri i bardhë (29), Gjarpri mjekësor (37), Mjedhra (93), Qingla (112); Rigoni (115), Shkumbakja (134), Shtogu (136).

— *Për pakësimin e qumështit te gratë me fëmijë në gji;* Majdanozi (75), Metriku (90).

GOJA...: *Kundër acarimeve të gojës dhe kundër aftës:* Arra (5), Bishtmithi (12), Boronica (14), Limoni (65), Melakja (83), Metriku (90), Podiqja (106), Rozmarina (116) Rrrënja e Bunga (118), Sherbela (133), Verriu i zi (149), Zhumbrica (153).

LËKURA....: *Kundër ekzemës:* Arra (5), Bushi (16), Çikorja (19); Hithra (44), Kinëfusha (53), Luleshtrydhja (73), Metriku (90), Pata (100), Radhiqja (114), Rrodhe e madhe (119).

*Kundër djegieve:* Bishtamithi (12), Gjethedelli (40), Kamomili (47), Lulebasani (68), Rrënja e Bunga (118), Vërriu i zi(149), Vidhi (150).

*Kundër morthit:* Arra (5), Bishtamithi (12), Qepa (111), Shtrapëri (137). Sherbela (133).

*Kundër goditjeve (kontuzioneve):* Hithra (44), Liri (66), Lulebasani (68), Qepa (111).

*Kundër pezmatimit lokal, plagëve (antiflogjistike):* Arrsi (6), Bar veshi (10), Fikujku (27), Grunamadhi (36), Gjethedelli (40), Kamomili (48), Kapinoku (48), Këputja (52), Kumaku (59) Lulebasani (68) Lulelepuri (72), Llopoi (74), Parietarja mjekësore (99), Pisha (103), Podiqja (106), Qepa (111), Rozmarina (116), Rrodhja e madhe (119), Rrushqyqja (120), Rigoni (115), Solidago shufër artë (126), Tërfili i livadheve (140), Vërriu i zi (149), Vidhi (150), Zhumbrica (153).

*Kundër lytheve — (antiveru'..oze):* Fiku (26), Kumaku (59), Tëmblagjaku 139), Torilis nodosa (138).

*Me veprim rrudhës (astringjent, që lokalisht ngushton arteret dhe pakëson kështu sekrecionet:* Arra (5), Bar majasëlli (8), Boronica (14), Manaferra (77), Pata (100); Sherbela (133), Thundërmushka (142).

*Me veprim skuqës të lëkurës:* Sinapi (125), Speci djegës (127).

*Me veprim mucilagjinoz, zbutës (emoliente):* Gjethedelli (40), Liri (66), Mëllaga (85), Mëllaga e bardhë (88), Salepi (121), Shaja mjekësore (130), Thundërmushka (142), Çaji zbutës dhe antiseptik (54).

METABOLIZMI....: *Përmirësimi i proceseve metabolike:* Dydhëmbëshi tripjesësh (23), Fomi mjekësor (28), Fshesa e keqe (31), Gjineshtra ngjyruese (41), Likopësi (64), Lulebasani (68), Manushaqja e egër (80), Pata (100), Solidago shufër artë (126).

MËLÇIA....: *Kundër çrregullimeve të mëlçisë:*

— *Për të nxitur zbrazjen e fshikëzës së tëmthit (kolagoge):* Angjinarja (4), Çikorja (19), Grami (35), Mendra (85), Pelini (101), Qepa (111), Radhiqja (114), Rozmarina (116), Sanza (122), Tërshëra (141).

— *Për të ndihmuar në prodhimin e tëmthit (Koleretike):* Akja (2), Angjinarja (4), Drunakuqi (22), Kapinoku (48), Kokocelli (54), Milca (91), Pelini i zi (102), Pjepri i egër (104), Radhiqja (114), Rozmarina (116), Rrepa (117).

*Ndihmëse në sëmundjen e sheqerit (antidiabetike): Angjinarja* (4) *Boronica* (14), *Fasulja* (25) Hithra (44), Kinëfusha (53), Mani (78) Mersina (86), Qerbashi mjekësor (112), Rrodhja e madhe (119), Tërshëra (141), Ulliri (145).

— *Ndihmëse në sëmundjet e mëlçisë;* Grunamadhi (36), Gjembgomari (39), Kumaku (59), Lulebasani (68), Podiqja (106).



MUSHKËRITË.... — *Kundër astmës (antiasmatike):* Tatulla (188), Thundërmushka (142), Urdhi (146), Valeriana (146), Çaji kundër astmës bronkiale (155), Helmarina (180), Matergona — (185). — *Kundër bronkitit dhe katarreve të rrugëve të frymëmarrjes:* Aguliçja (1), Dafina (20), Fiku (26). Gjethedelli (40), Metriku (90), Pisha (103), Vadha e egër (147), Zhumbrica (153), Çaji kundër kollës (160).

— *Mjete mbrojtëse dhe zbutëse (mucilagjinoze,* emoliente): Bliri (13), Dëllinja (21), Elbi (24); Gështenja (33), Gjethdelli (40), Mëllaga e bardhë (88), Rigoni (115), Salepi (121), Trumza (144), Thundërmushka (142), Zhumbrica (153), Çaji për zbutjen e kollës (159).

— *Mjete që ndihmojnë nxjerrjen e gëlbazës (ekspektorante):* Aguliçja (1) Anasoni (3) Bari i shpretkës (9), Ftoi (30), Gështenja (33), Gështenja e egër (34), Gjethedelli (40), Hudhra (45), Kapinoku (48), Kopra e egër (55), Kufilma (57), Luledelja (69), Lulekuqja (71), Zhumbrica (153), Çaji kundër kollës (160), etj.

— *Kundër kollës (antitusike):* Gështenja (33), Lulekuqja (71), Lelelepuri (72), Llapoi (74), Majdanozi i egër (76), Mani (78), Manushaqja (79), Manushaqja e egër (80). Mërsina (86). Mëllaga (87). Mëllaga e bardhë (88). Netulla (98), Polipoda (107). Rigoni (115), Shkumbajka (134), Shpatorja (135). Thundërmushka (142), Urdhi (146), Zhumbrica (153), Çaji kundër kollës etj. (160).

NERVAT.... — *Kundër dhembjeve me origjinë nervore (antinevralgjike):* Urdhi (146).

*Kundër marrjes së mendve:* Mendra (85), Milca (91), Sherbela (133).

— *Kundër pagjumësisë (hipnotike):* Bliri (13), Likopësi (64) Milca (91), Murrizi (94) Sullumbari (129), Trëndafili i egër (143), Valeriana (48).

— *Kundër gjendjes së ngacmuar (si sedative):* Kamomili (47) Leonuri i zemrës (63), Likopëzi (64), Livandoja (67), Lulebasani (68), Mendra (88) Murrizi (94), Sumullbari (129), Tërshëra (141), Valeriana (148).
— *Nxitëse të sistemit nervor qendror (analeptike, tonike):* Çaji i Evropës (17), Kafeja (46), Rosmarina (116).

ORGANET GJENITALE FEMËRORE... — *Nxitja e funksioneve seksuale (estrogjene):* Sherbela (133).
— *Kundër acarimit të rrugëve gjenitale:* Arra (5).
— *Lehtësues të menstruacioneve:* Karajpeli (49), Lulelepuri (72), Llopoi (74).
— *Ndihmëse për ndalimin e hemorragjisë nga mitra jashtë periudhës së menstruacioneve (menostatike):* Luleshtrydhja (73), Manaferra (77), Nejçja si piper uji (96), Shtrapera (137), Briri i thekrës (179).
— *Tonizues i uterusit:* Mjedhra (93), Nejçja si piper uji (96), Briri i thekrës (179).
— *Ndihmëse në rregullimin dhe lehtësimin e menstruacioneve (emenagoge):* Bishtamithi (12), Kamomili (47), Lulebasani (68), Majdanozi (75), Nejça si piper uji (96), Pelini i zi (102), Rozmarina (116).

REUMATIZËM.... — *Kundër reumatizmit dhe artritit:* Bari i shpretkës (9), Dëllinja (21), Gështenja (33), Gjuhënusja (42), Hithra (44), Karajpeli (49), Kufilma (57), Limoni (65), Manushaqja e egër (80), Mështekna (89), Rozmarina (116), Sinapi (125), Speci djegës (127), Stërkungulli (128), Shelgu (132), Shtogu (136), Thundërmushka (142), Urdhi (146).
— *Kundër podagrës (gutës):* Bushi (16), Fikujku (27), Frashëri i bardhë (29), Fshesa e keqe (31), Mështekna (89), Shelgu (132), Xhërrokulli (189).



RRUFA... : — *Ndihmëse kundër rrufës:* Çaji për pije familjare (156), çaji për zbutjen e kollës (159), Bliri (13), Çaji i malit (18), Rigoni (115), Shtogu (136), Thundërmushka (142), Gjethedelli (40).

STOMAKU.... — *Kundër dhëmbjes dhe çrregullimeve:* çaji kundër dhembjes së stomakut (162), Anasoni (2), Hudhra (45), Kopra e egër (56).
*Kundër prerjes së oreksit, për çeljen e oreksit (stomakike):* çaji për hapjen e oreksit (161), Kinëfusha (53), Arra (5), Arrsi (6), çikorja (19), Karajpeli (49), Kopra e egër (56), Majdanozi (75), Melakja (83), Nërënxa (97), Pelini (101), Pelini i zi (102), Radhiqja (114), Purqarku (110), Qepa (111), Prasi (108), Speci djegës (127), Sumbullbari (129), Zhumbrica (153), Sanza (122), Podiqja (106).
— *Kundër pakësimit të lëngut të stomakut (digjestive):* Çaji për oreks (161), Kinëfusha (53) Arra (5), çikorja (19), Pelini (101), Radhiqja (114), Sanza (122), etj., (shih dhe Gjëndrat).
— *Kundër aciditetit të tepëruar të stomakut:* Liri (66), Tatulla (188), Helmarina (180), Bari i trashë (185).
— *Kundër puçrrës së stomakut (antiulçeroze):* Gjethedelli (40), Hithra (44), Hudhra (45), Lakra (62), Liri (66), Lulebasani (68), Mëllaga e bardhë (88), Qepa (111), Milca (91) Sherbela (133).
— *Kundër të vjellave (antivomitike):* Bliri (13), Kamomili (47), Mendra (85), Milca (91), Sherbela (133), Valeriana (148.

SPAZMA... : *Kundër shtërngimit të muskulaturës që shoqërohet me dhembjen e organeve të brendshme (spazmolitike):* Bishtamithi (12), Bliri (13), Fikujku (27), Grunamadhi (36), Herniarja (43), Kamomili (47), Kumaku (59), Livandoja (67), Llopoi (74), Lajthia (61). Manxurana (81), Melqinja (84), Mendra (85), Milca (91), Pulithi

(109), Rozmarina (116), Rigoni (115), Shtogu (136), Tatulla (188), Tëmlagjaku (139), Zhumbrica (153), Helmarina (180), Matergona (185).

SYTË....: *Kundër konjunktivitit:* Bari i veshit (10), Gjethedelli (40), Kamomili (47), Kokoçelli (54).

SHPRETKA....: *Kundër zmadhimit të shpretkës:* Bari i shpretkës (9).

TËMTHI....: *Kundër çrregullimeve të fshikëzës së tëmthit* Angjinarja (4), Kinëfusha (53), Mendra (85), Çikorja (19), Pelini (101), Radhiqja (114), Rozmarina (116), Sanza (122), çaji kundër acarimit etj (163), Çaji kundër acarimit të rrugëve të tëmthit etj. (164).

— *Ndihmëse kundër gurëve të tëmthit:* Akja (2), Angjinarja (4), Bari i shpretkës (9), Gjuhënusja (42), Purqarku (110), Radhiqja, (114), Rrepa (117).

— *Për rritjen e prodhimit të tëmthit (Koleretike):* Akja (2), Angjinarja (4), Arrsi (6), Bërshëlliza (11), Gjëmbgomari (39), Kocoçelli (54), Kumaku (59), Mendra (85), Mëlqinja (84), Pelini i zi (102), Pelini (101) Podiqja (106), Purqarku (110), Radhiqja (114), Rozmarina (116).

— *Për lehtësimin e rrjedhjes së tëmthit (kolagogë):* Akja (2), Angjinarja (4), Çikorja (19), Gjëmbgomari (39), Kinëfusha (53), kokoçelli (54), Mendra (85), Milca (91), Pelini (101), Polipoda (107), Radhiqja (114), Rozmarina (116), Sanza (122), Speci djegës (127), Tëmblagjaku (139), Ulliri (145).

VESHI....: *kundër acarimit dhe dhembjes së veshit:* Bari i veshit (10).

VESHKAT DHE RRUGËT URINARE....: *Dezinfektuese të aparatit urinar:* Gërdeci (32), Mareja (82).

— *Kundër acarimit të veshkave dhe të rrugëve urinare:* Trëndafili i egër (143, Vjeshtulla e bardhë (152), Çaji përkatës (166).



— *Kundër mbajtjes së urinës (diuretike):* Akja (2), Angjinarja (4); Arrsi (6), Dëllinja (21), Dydhëmbësi tripjesësh (23), Fasulja (25), Fomi mjekësor (28), Frashëri i bardhë (29), Fshesa e keqe (31), Grami (35), Gjembardha (38), Gjineshtra ngjyruese (41), Gjuhënusja (42), Herniarja (43), Hithra (44), Kafeja (46), Karrota (50), Kemashemi me qime (51), Këputja (52), Kokoçelli (54), Kulumbria (58), Kungulli (60), Lajthia (61), Leonuri i zemrës (63), Lulebasani (68), Lulelepuri (72), Majdanozi i egër (76), Mani (78), Manushaqja (79), Manushaqja e egër (80), Manxurana (81), Mëlqinja (84), Mështekna (89), Misri (92), Nejçja si piper uji (96), Parietarja mjekësore (99), Pata (100), Pisha (103), Plepi i zi (105), Podiqja (106), Prasi (108), Qingla (112), Radhiqja (114), Rrodhja e madhe (119), Solidago shufër artë (126), Stërkungulli (128), Sumullbari (129), Shaja mjekësore (130), Trëndafili i egër (143), Trumza (144), Ulliri (145), Vadha e egër (147), Vishnja — bishta (151), Vjeshtulla e bardhë (152), çaji kundër acarimit të veshkave etj. (166), Boçka (178).

— *Kundër gurëve të veshkave dhe ndihmëse në krizat përkatëse:* Bari i shpretkës (9), Dydhëmbëshi tripjesësh (23), Dëllinja (21), Grami (35), Gjarpri mjekësor (37), Gjembardha (38), Gjethedelli (40) Hithra (44), Kemasheni me qime (51), Luleshtrydhja (73), Majdanozi (75), Majdanozi i egër (76), Misri (92), Parietarja mjekësore (99), Prasi (108), Shtogu (136), Vishnja (151).

— *Kundër mosmbajtjes së urinës:* Gërdeci (32), Mëllaga (87), Qepa (111), Çaji përkatës (165).

— *Kundër acarimit të prostatës:* Grami (35), Gjethedelli (40), Hithra (44), Majdanozi (75), Misri (92).

— *Kundër acarimit të fshikëzës, kundër cistitit:*

Gërdeci (32), Gjuhënusja (42), Kulumbria (58), Misri (92), Pisha (103), Plepi i zi (105).
— *Kundër albuminurisë:* Angjinarja (4), Mështekna (89) Vjeshtulla e bardhë (152).
— *Kundër azotemisë:* Kemasheni me qime (51).
— *Kundër urinimit të pavullnetshëm të fëmijëve në gjumë:* Selvia (123), Çaji përkatës (165).

VITAMINIKE....: Hithra (44), Karrota (50), Lakra (62), Limoni (65) Purqarku (110), Trëndafili i egër (143), Vadhja e egër (147).

ZEMRA...: — *Për të përmirësuar qarkullimin e gjakut:* Hudhra (45), Leonuri i zemrës (63), Rozmarina (116), Vjeshtulla (158).
— *Kundër dobësimit, që gjallëron organizmin (tonizuese, kardiotonike):* Çaji i Evropës (17), Kafeja (46),Murrizi (94), Urdhi (146).
— *Për të përmirësuar punën e zemrës së sëmurë:* Boçka (178), Landro (181), Lotzoja (182), Luletogzi (183), Shpendra (186).
— *Kundër çrregullimeve me origjinë nervore (kardiosedative):* Milca (91), Valeriana (148), Leonuri i zemrës (63).

ZORRËT....: — *Kundër heqjes së barkut (antidiarroike):* Arra (5), Bargjaku (7), Bishtamithi (12), Boronica (14), Çaji i Evropës (17), Elbi (24), Ftoi (30), Gjethedelli (40), Hudhra (45), Kapinoku (48), Karota (50), Lajthia (61), Luleshtrydhja (73), Manaferra (77), Manxurana (81), Mareja (82), Mersina (86), Mendra (88), Mjedhra (93), Nejçja e përdredhur (95), Pata (100) Padiqja (106), Rrënja e Bunga (118), Salepi (121), Selvia (123), Solidago shufër artë (126), Shega (131), Sherbela (133), Tërfili i livadheve (140), Trëndafili i egër (143), Vidhi (150).
— *Kundër kapsllëkut (laksative):* Bërshëlliza (11), Drunakuqi (22), Fiku (26), Fomi mjekësor (28), Kufilma (57), Kulumbria (58), Liri



(66), Mani (78), Mëllaga (87), Pjepri i egër (104), Polipoda (107), Qingla (112), Senameqi (124).
— *Kundër majasëllit (antihemorroidale);* Bar majasëlli (8), Bishtamithi (12), Drunakuqi (22), Gështenja e egër (34), Çrunamadhi (36), Gjembgomari (39), Lajthia (61), Luleshtrydhja (73), Manaferra (77) Melakja (83), Mërsina (86), Plepi i zi (105), Rigoni (115), Rrënja dhe Bunga (118), Rrushqyqja (120), Selvia (123), Senameqi (124).
— *Për largimin e gazeve nga zorrët (karminative):* Anasoni (3), Dafina (20), Kamomili (47), Livandoja (67). Majdanozi (75), Melakja (83), Mendra (85), Valeriana (148).
*Kundër kolitit;* Bari i majasëllit (8), Borziloku (15), Kopra e egër (55), Koriandri (56).
— *Kundër parazitëve të zorrëve:* Hudhra (45), Karajpeli (49), Kopra e egër (55), Kungulli (60, Pelini i zi (102), Polipoda (170), Shega (131), Fieri mashkull (184).

SHTOJCË: — *Kundër insekteve:* Shtara (187).
— *Kundër minjve:* Boçka (178).

## *FJALORTHI I TERMAVE MJEKËSORE QË JANË PËRDORUR NË TEKST*

**ABSES** — hapësirë e kufizuar e mbushur me qelb që formohet nga shkatërrimi i indeve.
**AFTË** — pezmatim i gojës me flluska që pasohen me plasaritje sipërfaqësore.
**AFRODIZIAK** — mjet medikamentoz që nxit dhe rrit ndjenjën seksuale.
**AKNE** — sëmundje inflamatore e gjëndrave të yndyrës.
**AKUT** — gjendje e një sëmundjeje me zhvillim të shpejtë.
**ALBUMINURI** — prania e albuminës në urinë.
**ALERGJI** — ndjeshmëri e rritur e fituar nëpërmjet ekspozimit të përsëritur ndaj në alergjeni të veçantë.
**AMARA** — mjete medikamentoze me shije të hidhur që shtojnë sekretimin e lëngut të stomakut dhe përmirësojnë oreksin.
**AMAROTONIK** — mjet medikamentoz që përmirëson oreksin dhe funksionin e stomakut në saje të shijes së hidhur.
**AMENORE** — mungesë menstruacionesh ose ndërprerje jo normale e tyre.
**ANAFILAKTIK** — që i përket anafilaksisë, d.m.th. shtimit të ndjeshmërisë ndërmjet ekspozimit të përsëritur.
**ANALEPTIK** — mjet medikamentoz që fuqizon veprimtarinë e zemrës, të qarkullimit të gjakut dhe të frymëmarrjes nëpërmjet nxitjes së sistemit nervor qendror.
**ANALGJEZIK** — mjet medikamentoz që pakëson dhembjen,
**ANEMI** — sëmundje që karakterizohet me uljen e rruazave të kuqe të gjakut dhe të sasisë së hemoglobinës.
**ANESTETIK** — mjet medikamentoz që shkakton humbjen e ndjeshmërisë lokale ose të përgjithshme.
**ANTIACID** — mjet medikamentoz që ul aciditetin e lartë të lëngut të stomakut.
**ANTIANEMIK** — mjet medikamentoz kundër anemisë.
**ANTIARTRITIK** — mjet medikamentoz kundër podagrës dhe reumatizmit kronik.
**ANTIASTMATIK** — mjet medikamentoz kundër astmës bronkiale dhe spazmave.
**ANTIBAKTERIAL** — që shkatërron ose pengon rritjen dhe shumëzimin e baktereve.
**ANTIDIABETIK** — mjet medikamentoz kundër diabetit; pakëson, sasinë e sheqerit në gjak.

**ANTIDIARROIK** — mjet medikamentoz kundër diarresë.
**ANTIDOT** — mjet medikamentoz kundër helmeve.
**ANTIEMETIK** — mjet medikamentoz kundër të vjelltit.
**ANTIFLOGJISTIK** — mjet medikamentoz kundër pezmatimeve dhe gjendjeve me ethe.
**ANTIHELMINTIK** — mjet medikamentoz kundër parazitëve të zorreve.
**ANTIHEMORAGJIK** — mjet medikamentoz që ndalon hemoragjinë.
**ANTIHEMOROIDALE** — mjet medikamentoz kundër majasellët.
**ANTIHIDROTIK** — mjet medikamentoz kundër djersitjes.
**ANTIMIKOTIK** — mjet medikamentoz që lufton myqet, mikozën.
**ANTINEVRALGJIK** — mjet medikamentoz kundër nevralgjisë.
**ANTIPIRETIK** — mjet medikamentoz që ul temperaturën e ngritur të trupit.
**ANTIPRURIGJINOZ** — mjet medikamentoz kundër kruarjeve.
**ANTISEPTIK** — që ndalon kalbëzimin ose që pengon zhvillimin e mikroorganizmave, por që nuk i shkatërron medoemos ato.
**ANTISKLEROTIK** — mjet medikamentoz kundër sklerozës.
**ANTISPAZMODIK** — mjet medikamentoz që liron ngërçet e muskulaturës së butë.
**ANTITERMIK** — që ul temperaturën e lartë.
**ANTIULCEROZ** — mjet medikamentoz që ndihmon shërimin e ulcerave të stomakut dhe të duodenit.
**ANTIVERRUKOZ** — shih nekrotizues.
**APERITIV** — mjet medikamentoz që hap dhe shton oreksin.
**AROMATIK** mjet medikamentoz që shërben për aromatizim (erëzë).
**ARTRIT** — pezmatim i kyçeve.
**ARTRITIZËM** — grumbullim i acidit urik në kyçe (diatezë podagrike), si dhe predispozicion për sëmundje të kyçeve.
**ASHIT** — grumbullim i lëngut seroz në bark.
**ASTRINGJENT** — mjet medikamentoz që rrudh mukozën dhe lëkurën, (lokalisht ngushton arteriet dhe pakëson, kështu, sekretimet).
**ATEROSKLEROZË** — dëmtim i arterevе të mëdha e mesatare, që karakterizohet nga grumbullimi i kolesterolit dhe materialit dhjamor në shtresën e brendshme të tyre.
**ATONI** — dobësim i tonit dhe i forcës normale të muskujve dhe të organeve, të stomakut, të zorrës etj.
**BAKTERICID** — mjet medikamentoz që mbyt mikrobet.
**BAKTERIOSTATIK** — mjet që pengon zhvillimin e baktereve.
**BALSAMIK** — që zbut acarimin e organeve.
**BEKIK** — mjet medikamentoz që qetëson kollën.
**BLEFARIT** — pezmatim i qepallave.
**BRONKIT** — pezmatim i bronkeve.



**BRONKO-PNEUMONI** — pezmatim i bronkeve të holla dhe i mëshikëzave pulmonare.
**BRUCELOZE** — ethe e maltës.
**CIKATRIZUES** — që shpejton mbylljen e plagëve.
**CIRROZË** — sëmundje e mëlçisë që karakterizohet nga formimi i puçrrave të kuqërreme të saj.
**CISTIT** — acarim i mëshikëzës së ujit.
**DEODORANT** — që largon erën.
**DEPURATIV** — mjet medikamentoz që pastron organizmin; dlirues.
**DERMATIT** — pezmatim i lëkurës.
**DERMATOPLASTIK** — mjet medikamentoz që ndihmon në shërimin dhe granulimin e plagëve.
**DESODORANT** — (deodorant), mjet që largon erën.
**DEZINFEKTUES** — mjet që mbyt mikroorganizmat patogjene.
**DIAFORETIK** — djersitës; mjet medikamentoz që shton djersitjen.
**DIARRE** — shpeshtim i të dalit jashtë dhe lëngështim i masave fekale.
**DIATEZË** — prirje e organizmit për t'u prekur nga disa sëmundje.
**DIGJESTIV** — mjet medikamentoz që ndihmon tretjen e ushqimeve.
**DISMENORE** — menstruacione me dhembje.
**DISPEPSI** — tretje e vështirë, dëmtimi i funksionit digjestiv të traktit tretës.
**DIURETIK** — mjet medikamentoz që shton sekretimin e urinës.
**DIZENTERI** — sëmundje infektive që prek kryesisht zorrën e trashë e që karakterizohet nga diarreja me gjak e jarge, nga dhembje e barkut etj.
**DRASTIK** — laksativ i fuqishëm.
**EDEMA** — zakonisht termi përdoret për të treguar grumbullimin e madh të lëngjeve nën lëkurë.
**EKSPEKTORANT** — mjet medikamentoz që nxit nxjerrjen e gëlbazës ose të eksudatit nga mushkëritë, bronket dhe trakeja. Nganjëherë termi përdoret për të gjitha barnat që qetësojnë kollën (antitusika).
**EKZEMË** — sëmundje e lëkurës që karakterizohet nga dëmtime të shumëllojshme; fshikëza dhe inflitrate, rrjedhje sekrecionesh të lëngëta, zhvillim koresh dhe nga shenja të tjera lokale (të krojtura etj.) dhe të përgjithshme.
**EKSITUES** — mjet medikamentoz që nxit funksionet jetësore ose ato të trurit; nxitës.
**EMENAGOG** — mjet medikamentoz që rregullon dhe lehtëson menstruacionet.
**EMETIK** mjet medikamentoz që provokon të vjella.
**ENFIZEMË** — fryerje të indeve dhe e organeve nga futja e ajrit ose nga zhvillimi i një gazi.

**EMOLIENT** — mjet medikamentoz që pakëson pezmatimin e indeve të acaruara; zbutës, që liron tensionin e lëkurës dhe të mukozave.
**ENTEROKOLIT** — pezmatim i njëhershëm i zorrës së hollë dhe të trashë.
**ERITEMË** — skuqje e lëkurës nga zgjerimi i kapilarëve të saj për shkaqe të ndryshme.
**FEBRIFUG** — shih antipiretik.
**FLEBIT** — pezmatim i venave.
**FLEGMONË** — pezmatim me qelb i indit të nënlëkurës.
**FISURË** — e çarë, e plasur.
**FITONCID** — antibiotik i përftuar nga disa bimë të larta.
**FLEBIT** — pezmatim i enëve venoze të gjakut (venave).
**FURUNKUL** — çiban, i thatë.
**GALAKTAGOG** — mjet medikamentoz që nxit formimin dhe sekretimin e qumështit te gratë me fëmijë në gji.
**GANGRENË** — vdekje e indeve, zakonisht në përmasa të mëdha.
**GASTRIK** — që i përket stomakut.
**GASTRIT** — pezmatim i stomakut.
**GLAUKOMË** — gjendje patologjike që karakterizohet nga rritje e tensionit brenda syrit.
**GUTË** — shih podagër.
**HEMORAGJI** — rrjedhje gjaku; dalje e gjakut nga enët.
**HEMOROIDE** — majasëll, zgjerim varikoz i venave të fundit të zorrës së trashë, nga të cilat shpesh rrjedh gjak.
**HEMOSTATIK** — mjet medikamentoz që ndalon hemorragjinë (hemostiptik).
**HEPATIT** — pezmatim i mëlçisë.
**HIDRAGOG** — mjet medikamentoz që largon ujin nga organizmi (diaforetik, diuretik dhe laksativ i lehtë).
**HIDROPIZI** — grumbullim i lëngjeve në zgavrat e mbullura të organizmit sidomos në kavitetin peritoneal.
**HIPEREMIK** — mjet medikamentoz që nxit një qarkullim të bollshëm të gjakut.
**HIPERTONI** — tension i lartë i gjakut.
**HIPNOTIK** — mjet medikamentoz që shkakton gjumë.
**HIPOTONIK** — mjet medikamentoz që ul presionin e gjakut (hipotensiv).
**IKTER** — të verdhëtit.
**ILEUS** — bllokim, mbyllje e zorrës.
**INSEKTICID** — mjet që mbyt insektet.
**INTOKSIKACION** — helmim.
**ISHIAS** — dhembje gjatë rrjedhjes së nervit ishiatik.
**KARBUNKUL** — infeksion nekrotik i lëkurës dhe i indit nën të, të shkaktuar zakonisht nga stafilokoku.
**KARDIAK** — mjet medikamentoz që forcon veprimtarinë e zemrës.
**KARDIOSEDATIV** — mjet medikamentoz me veprim qetësues në zemër.



**KARDIOTONIK** — mjet medikamentoz që fuqizon veprimtarinë e zemrës.
**KARDIOVASKULAR** — që i përket zemrës dhe enëve të gjakut.
**KARMINATIV** — mjet medikamentoz që largon gazet nga zorrët.
**KATAPLAZMË** — medikament i butë si brumi, që vendoset mbi një pjesë të lëkurës, midis dy bezeve, për të zbutur pezmatimet (llapa).
**KLIMAKTER** — tërësi e ndryshimeve endokrine, trupore dhe psikike që vërehen te femrat ose te meshkujt gjatë shuarjes së aktivitetit seksual.
**KOLAGOG** — mjet që nxit zbrazjen e fshikëzës së tëmthit.
**KOLECISTIT** — pezmatim i fshikëzës së tëmthit.
**KOLERETIK** — mjet medikamentos që ndihmon për prodhimin e tëmthit në mëlçi.
**KOLIT** — pezmatimi i zorrës së trashë.
**KOMPRESË** — leckë e lagur me ujë ose me lëng që vihet në një vend të sëmurë të trupit.
**KONJUNKTIVIT** — pezmatim i konjunktivës së syrit.
**KONSTIPACION** — kapsllëk.
**LAKTAGOG** — shih galaktagog.
**LAKSATIV** — mjet medikamentoz që nxit të dalët jashtë; mjet kundër kapsllëkut; purgativ i lehtë.
**LEUKORE** — sekrecione të bardha që nxirren nga organet seksuale të femrës.
**LINIMENT** pomadë e lëngët që përdoret për të fërkuar ose lyer pjesë të ndryshme të trupit.
**MENOSTATIK** — mjet medikamentoz që ndihmon ndalimin e hemorragjisë jashtë kohës së menstruacioneve.
**METABOLIZËM** shkëmbim i lëndëve në organizëm.
**METRORAGJI** — hemorragji uterine e çrregullt, sidomos gjatë menstruacioneve.
**NARKOTIK** mjet medikamentoz që shkakton dremitje, gjumë dhe përdoret për narkozë.
**NAUZE** ndjenjë për të vjellë.
**NEFROLITIAZË** — sëmundje e shkaktuar nga prania e gurëve në veshka.
**NEFRIT** — pezmatim i veshkave.
**NEKROZË** — vdekje e indeve, zakonisht e grupeve të veçanta të qelizave, në vende të kufizuara.
**NERVIN** — mjet medikamentoz që vepron në sistemin nervor.
**NEVRALGJI** — dhembje në periferinë e një nervi të caktuar, por jo nga sëmundje nervore.
**OBSTIPANT** — mjet medikamentoz që shkakton kapsllëk.
**ODONTALGJI** — dhembje dhëmbësh.
**OKSITOCIK** — mjet medikamentoz që shpejton procesin e lindjes.
**OTALGJI** — dhembje e veshit.
**OTIT** — pezmatim i veshit.
**PATOGJEN** — që shkakton sëmundje.

**PEKTORAL** — mjet medikamentoz që vepron kundër kollës (shih ekspektorant).
**PELAGËR** — tërësi shenjash klinike me shfaqje në lëkurë, në aparatin tretës dhe në sistemin nervor si pasojë e mungesës së vitaminës PP.
**PERISTALTIKË** — lëvizje e zorrëve, e stomakut etj. nga tkurrjet e muskulaturës së tyre, në formë valësh.
**PLEURIT** — pezmatim i pleurës.
**PNEUMONI** — pezmatim i mushkërive.
**PODAGËR** — sëmundje e kuçeve që karakterizohet nga grumbullimi i acidit urik në të dhe nga dhembiet.
**PUBERTET** — pjekuri seksuale, i rritur, i pjekur,
**PURGATIV** — mjet medikamentoz, me veprim laksativ të fortë.
**RAKIT** — gjendje e sëmurë e organizmit që shkaktohet nga pamjaftueshmëria e vitaminës D, sidomos te fëmijët dhe që karakterizohet nga çrregullime të formimit të kockës.
**REUMATIZËM** — sëmundje që karakterizohet nga pezmatimi i formacioneve me ind kunjunktiv (sidomos i kyçeve dhe i muskujve).
**REVULSIV** — mjet medikamentoz që shton qarkullimin në lëkurë dhe shkakton skuqjen e saj (rubefacient).
**SEDATIV** — mjet medikamentoz që qetëson në tërësi, që pakëson ngacmueshmërinë e sistemit qendror.
**SILIKOZË** — sëmundje e mushkërive e shkaktuar nga pluhuri i biosidit të cilicit që thithet me anën e frymëmarrjes.
**SKROFULOZË** — tuberkulozë e gjëndrave limfatike.
**SKLEROZË** — shih aterosklerozë.
**SKORBUT** — sëmundje e shkaktuar nga mungesë e vitaminës C; karakterizohet nga dobësia, anemia, prirja për hemorragji në lëkurë dhe mukoza.
**SPAZMOLITIK** — antispazmodik; mjet medikamentoz që liron ngërçin e muskulaturës së lëmuar.
**SPAZMË** — ngërç, shtrëngim, tkurrje e vrullshme dhe pavullnetshme e ndonjë muskuli.
**STIMULUES** — Shih eksitues.
**STOMAKIK** — mjet medikamentoz që hap oreksin dhe ndihmon tretjen.
**STOMATIT** — pezmatim i mukozës së gojës.
**TENICID** — mjet medikamentoz që mbyt shritin (tenien).
**TRAUMË** — dëmtim, goditje, plagë.
**TONIK** — mjet medikamentoz që gjallëron, tonizon organizmin duke përtërirë forcat.
**TONSILIT** — pezmatim i bajameve (tansileve), kryesisht me karakter kronik.
**TROMBOZË** — formimi ose prania e një koaguli gjaku në ndonjë enë gjaku ose në ndonjë zvagër të zemrës.
**TROMBOFLEBIT** — pezmatim i pareteve të venave i shoqëruar me koagula gjaku (trombe).



**URTIKARIE** — reaksion vaskular i lëkurës që shoqërohet me skuqje të sipërfaqes së lëkurës që kruhet dhe zhduket pa lënë gjurmë.
**VARICE** — Zgjerim i çrregullt i venave.
**VAZOKONSTRIKTORE** — mjet medikamentoz që ngushton enët e gjakut.
**VERRUKË** — lez, lyth.
**VEZIKANT** — mjet medikamentoz që prodhon mbi lëkurë flluska me lëng.
**VOMITIV** — mjet medikamentoz që provokon të vjella.
**ZBUTËS** — mjet medikamentoz që pakëson pezmatimin e indeve të acaruara; që liron tensionin e lëkurës dhe të mukozave.